KOMUNITETI MYSLIMAN I SHQIPËRISË

# E DREJTA ISLAME
# (FIKH)
# I

Tekst mësimor për shkollat e mesme fetare Islame

Përkthyes: Dr. MITHAT HOXHA

STAMBOLL, 2013

# PJESA I
# E DREJTA ISLAME (FIKH)

## ÇËSHTJET

A. Përkufizimi, tematika dhe qëllimi i shkencës së fikhut
B. Historia e shkencës së fikhut
C. Shkollat juridike (medhhebet)
D. Njohuri të përgjithshme mbi burimet
E. Vendi i fikhut mes shkencave të tjera Islame
F. Veçoritë e shkencës së fikhut

## PUNË PËRGATITORE

1. Mësoni nga fjalori kuptimin e fjalës "fikh".
2. Diskutoni mbi kuptimin e hadithit profetik, "Allahu, për kë të dojë dobi, atë e bën të ditur (fakih) në fe!"
3. Mësoni nga një libër fikhu se si e kanë përkufizuar këtë shkencë imam Adhami dhe imam Shafiiu.
4. Mblidhni të dhëna mbi tematikën e shkencës së fikhut duke shqyrtuar një libër fikhu nga biblioteka juaj e shtë-pisë ose e shkollës.
5. Nga librat me tematikë nga fikhu, kërkoni të dini lidhjen e shkencës së fikhut me shkencat e tjera Islame.
6. Kërkoni të mësoni se ç'shkolla juridike ka në vendin tonë.
7. Pse në Islam kanë dalë shkolla të ndryshme?
8. Kërkoni të mësoni katër shkollat e mëdha dhe prijësit e tyre.
9. Kërkoni të dini pse Libri, Sunneti, Mendimi i Njerëzishëm dhe analogjia janë quajtur, në fushë të së drejtës Islame, "argumente themelore"?
10. Ku i kërkoni përgjigjet mbi çështjet fetare?

# A. PËRKUFIZIMI, TEMATIKA DHE QËLLIMI I FIKHUT

## I. Kuptimi leksikor dhe terminologjik i fikhut

Fjala arabishte fikh (فقْه) që është paskajore e foljes "fekuhe" (فَقُهَ), do të thotë *kuptoj, konceptoj, marr vesh, njoh*. "Fikh" i thuhet edhe kuptimit të qëllimit të fjalëve që thotë një njeri që po flet ose po bisedon me dikë. Me këtë kuptim është përdorur kjo fjalë në ajetin e mëposhtëm:

فَمَالِ هَؤُلاَءِ الْقَوْمِ لاَ يَكَادُونَ يَفْقَهُونَ حَدِيثًا

**"... atëherë, ç'po ndodh me këta njerëz që nuk duan të kuptojnë (fikh) asgjë nga sa u thuhet?"[1]**

Kurse si term, fjala "fikh" do të thotë "njohje e konkluzioneve dhe vendimeve [2] fetare me argumente". [3]

## II. Përkufizimi i fikhut sipas imam Adhamit

Sipas imam Adhami Ebu Hanifesë, i cili është imami i shkollës besimore-juridike hanefite, fikhu është njohja nga një person me argumente e konkluzioneve dhe vendimeve besimore-juridike pro (interesave) dhe kundër (interesave të) tij. Ky pëkufizim i imam Adhamit është një përkufizim i përgjithshëm. Sipas këtij përkufizimi, në fikh futen konkluzionet dhe vendimet besimore (itikadí), adhurimore (ibadet) dhe praktike (amelí).

---

1 Kurani, En-Nisa: 78.

2 Fjala arabisht "hukm", që përdoret në terminologjinë përkatëse në arabisht, do të thotë, njëkohësisht, "konkluzion dhe vendim". Në origjinalin e kësaj shkence ashtu si dhe të të gjithë terminologjisë fetare-shkencore arabe, fjala "hukm" emërton konkluzionin e dhënë për një çështje të caktuar dhe vendimin përkatës fetar-shkencor e juridik për atë çështje. Prandaj ne kemi përdorur si përgjegjëse të fjalës arabishte "hukm" në shqip, "konkluzion dhe vendim" (Përkthyesi).

3 Në këtë kuptim, fikhu është e drejta Islame (Përkthyesi).

### III. Përkufizimi i fikhut sipas imam Shafiiut

Sipas imam Shafiiut, i cili është imami i shkollës besimore-juridike shafiite, fikhu është njohja nga një person me argumente e konkluzioneve dhe vendimeve fetare-praktike në lidhje me aktet e njeriut. Në këtë përkufizim, me aktet e njeriut nënkuptohen çështje të tilla, si: namazi, agjërimi, martesa, ndarja, shitblerja, etj.

Ndërsa në përkufizimin e fikhut nga imam Adhami, në fikh futen çështjet lidhur me besimin, këto nuk zënë vend në përkufizimin e imam Shafiiut.

### IV. Tematika e shkencës së fikhut

Shkenca e fikhut ka për tematikë konkluzionet dhe vendimet praktike (amelí) të fesë. Këto konkluzione dhe vendime ndahen në katër pjesë:

1. Adhurimet (ibadát): Konkluzionet dhe vendimet lidhur me adhurime të tilla, si: namazi, agjërimi, zekati, haxhi dhe sadakaja.

2. Ndërveprimet njerëzore-materiale (muamelát): Konkluzionet dhe vendimet, që rregullojnë marrëdhëniet ndërnjerëzore, si: porosia, trashëgimia, shit-blerja, etj. dhe që përmbajnë parimet moralo-etike.

3. Ndërveprimet martesore-familjare me kontratë (munakehát): konkluzionet dhe vendimet lidhur me të drejtën familjare, me martesën dhe ndarjen.

4. Sistemi ndëshkimor-penal (ukubát): Konkluzionet dhe vendimet mbi kundërvajtjet dhe fajet e personit përgjegjës fetarisht dhe juridikisht si dhe ndëshkimet përkatëse.

Tërësia e këtyre konkluzioneve dhe vendimeve përbëjnë tematikën e shkencës së të drejtës Islame (fikh).

### V. Qëllimi i shkencës së fikhut

Qëllimi i krijimit të njeriut është ta besojë Allahun dhe ta adhurojë Atë. Nisur nga kjo, njeriu ka, para Zotit, detyra që duhet t'i kryejë. Njeriu ka një sërë detyrash dhe përgjegjësish edhe para vetes, edhe para shoqërisë mes së cilës jeton. Po t'i mbajmë parasysh këto veçori, marrëdhëniet e njeriut me qeniet mund t'i mbledhim në tre grupe:

1. Marrëdhëniet e njeriut me Allahun. Allahu i Lartë që e ka krijuar njeriun si qenien më eprore dhe e ka pajisur me cilësi të veçanta, qeniet e tjera i ka krijuar për

t'i bërë shërbim njeriut, kurse njeriun, për ta adhuruar Atë. Kur njeriu të bëjë siç i thonë urdhrat e Allahut dhe të ruhet prej gjërave që ka ndaluar Ai, jo vetëm që do të çojë në vend qëllimin e krijimit të vet, por edhe, në përfundim të kësaj, do të sigurojë lumturinë në këtë botë dhe në jetën e pasme (áhiret).

2. Marrëdhëniet e njeriut me vetveten. Njeriu është përgjegjës edhe ndaj vetvetes. Përdorimi prej tij i trupit, shëndetit, aftësive dhe gjërave që zotëron, ashtu siç e kërkojnë konkluzionet, urdhrat dhe vendimet e Allahut, janë kërkesë dhe domosdoshmëri e kësaj përgjegjësie. Kur njeriu e çon në vend këtë përgjegjësi, arrin lumturinë në këtë botë dhe në áhiret.

3. Marrëdhëniet e njeriut me shoqërinë. Njeriu ka përgjegjësi dhe detyra edhe ndaj shoqërisë. Nëse çdo njeri do t'i çonte në vend përgjegjësitë dhe detyrat e veta ndaj shoqërisë, mes njerëzve do të kishte miqësi, vëllazëri, drejtësi dhe kënaqësi.

Konkluzionet dhe vendimet fetare që rregullojnë marrëdhëniet e njeriut, i studion shkenca e të drejtës Islame (fikh).



# B. HISTORIA E SHKENCËS SË FIKHUT

## I. Lindja e shkencës së fikhut

Shkenca e fikhut, e filluar me detyrën profetike të Hz. Muhammedit (a.s.), pati vazhduar të zhvillohej gjatë gjithë jetës së tij. I Dërguari i Allahut zotëronte vahjin (zbulesën hyjnore), që përbënte burimin e së drejtës Islame si dhe konceptualitetin Islam, konkluzionet dhe argumentet e tij. Veprimtaria e Profetit dhe e sahabeve mbështetej në zbulesën hyjnore.

Peniudha afro 13-vjeçare që kaloi Profeti në Mekë, nuk qe aq e dendur me veprimtari juridike, sepse periudha e Mekës ishte periudha e vahjit (zbulesës) mbi parimet e besimit dhe moralit. Torturimi i myslimanëve nën shtypjen e Kurejshve ishte veçoria më dalluese e kësaj periudhe. Gjithashtu, myslimanët nuk kishin ende një shoqëri të organizuar.

Edhe pse shumica e madhe e vahjit pati ardhur në periudhën e Mekës, qëllimi kryesor, për shkak të presioneve të shfaqura, ishte heqja e besimit të gabuar dhe e politeizmit dhe vendosja e besimit monoteist (tevhid).

### 1. Dokumenti i parë i shkruar i të drejtës Islame: Besëlidhja e Parë Akabe

Marrëveshja e bërë në Akabe nga Profeti me përfaqësuesit e Medines, mund të quhet si dokumenti i parë i shkruar në fushë të së drejtës. Nenet e kësaj marrëveshjeje janë këto:

1. Të adhurohet një Allah i vetëm.
2. Të mos vidhet.
3. Të mos vriten fëmijët.
4. Të mos kryhen marrëdhënie jashtëkurore, të mos bëhet prostitucion.
5. Të mos shpifet për gruan e ndershme.
6. Të mos thuhet gënjeshtër.
7. Medinasit i japin fjalën Profetit, se nuk do ta kundërshtonin Allahun.

Në emër të medinasve, këtë marrëveshje e nënshkruan 12 myslimanët e parë medinas.

Në këtë mes, pas këtij takimi dhe lidhjeje të parë me medinasit, Profeti kërkonte për Islamin dhe myslimanët një mjedis të ri vendosjeje dhe përhapjeje. Në këtë kuadër përpjekjesh, ai e solli Medinen në një vend të përshtatshëm për shtetin që do t'i hidheshin themelet për herë të parë. Allahu (xh.xh.) u dha lejë emigrimi (hixhreti) të Dërguarit dhe shokëve të tij me qëllim që t'i ftonin medinasit në Islam dhe ta bënin Medinen qendër të shtetit Islam.

### 2. Parimet juridike të vëna nga Hz. Muhammedi në Medine

Pas hixhretit u ndje nevoja urgjente e përgatitjeve juridike për drejtimin e shtetit Islam që ishte ende në formim e sipër. Parimet besimore dhe moralo-etike të fesë vazhduan të zhvilloheshin edhe në Medine duke iu shtuar çështjet praktike të jetës së përditshme. Lidhur me këtë, në periudhën e Medines, Profeti (a.s.) i pati lënë amanet bashkësisë (ummetit) së tij parimet juridike mbi çështjet e mëposhtme:

Parimet mbi të gjitha lojet e adhurimeve dhe veprimeve.

Parimet mbi luftën dhe marrëdhëniet ndërkombëtare. Statusi i vendeve të ngadhnjyera, vendimet mbi ndarjen e plaçkës së luftës (gánimet).

Konkluzionet dhe vendimet mbi rregullimin familjar, marrëdhëniet bashkëshortore, të drejtat e bashkëshortëve, ndarjen (shkurorëzimin) dhe periudhat e saj, mbi të drejtat e fëmijëve.

Konkluzionet dhe vendimet mbi trashëgiminë.

Konkluzionet dhe vendimet mbi fajet dhe masat ndëshkimore përkatëse (ukúbat).

Parimet mbi marrëdhëniet epror-nëpunës dhe raportet ndërmjet tyre.

Allahu nuk e ka lënë asnjë aspekt të jetës pa konkluzionin dhe vendimin përkatës për të. Pothuajse për çdo fushë ka komunikuar konkluzione të shkurtra dhe thelbësore. Në rastet për të cilat s'kishte ajet, Profeti (a.s.) vendoste vetë. Dhe kjo ka nxjerrë në shesh Sunnetin që është burimi i dytë themelor i fesë.

Para vdekjes së të Dërguarit të Allahut (a.s.), parimet e së drejtës Islame (fikh) përbëheshin prej Kuranit dhe Sunnetit. Me ajetin në vazhdim, Allahu pati bërë të ditur se Islami ishte plotësuar: **"Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë time dhe zgjodha për ju Islamin fé."**[4]

4 Kurani, El-Maide: 3.

Hz. Muhammedi (a.s.) porosit kështu: *"Po ju lë juve një amanet të tillë që, përsa kohë të jeni të lidhur fort pas tij, kurrë s'keni për ta shmangur udhën. Ky amanet është Libri i Allahut dhe Sunneti i të Dërguarit të Tij!"*[5]

Në periudhën e parë të fikhut, ajetet juridike zbuloheshin menjëherë pas një ngjarjeje. Këto ngjarje përbënin shkakun e zbritjes (sebebu nuzul) së ajeteve përkatëse. Edhe hadithet ishin, në përgjithësi, të tilla që përbënin përgjigje për pyetjet e bëra dhe ngjarjet e ndodhura. Edhe këto (pyetjet dhe ngjarjet) përbënin shkakun e shprehjes (sebebu vurud) të haditheve përkatëse.

## II. Periudhat që ka kaluar shkenca e fikhut

Ashtu siç ndodh në çdo sistem juridik, në të cilin zhvillimet kalojnë nëpër disa periudha, edhe zhvillimet në të drejtën Islame (fikh), lidhur me veprimtaritë e përcjelljes (nakl), sistemimit shkrimor (tedvin) dhe opinionit (ixhtihad), kanë kaluar nëpër disa periudha.

Këto janë, sipas radhës, kështu:

1. Periudha e zbulesës hyjnore (vahj).

2. Periudha e sahabeve.

3. Periudha e tabiinëve.

4. Periudha e Etbau't-Tabiin.

5. Periudha e imitimit dhe stanjacionit (qëndrimit vendnumëro).

6. Periudha e legjislacionit.

### 1. Periudha e vahjit dhe veçoritë e saj

Fillimi i kësaj periudhe është viti 610 e.r. kur Hz. Muhammedi (a.s.) u bë profet. Kurse fundi është viti 632 e.r., viti i 11 hixhri. Kjo periudhë ka zgjatur 22 vjet, 2 muaj e 22 ditë. Pjesa e parë e kësaj periudhe, e përbërë prej 12 vjet, 5 muaj e 13 ditë, ka kaluar në Mekë, kurse pjesa e dytë, e përbërë prej 9 vjet, 9 muaj e 9 ditë, në Medine.

Veçoritë kryesore të kësaj periudhe janë:

Burimi i të drejtës Islame (fikh) është vahji, zbulesa hyjnore. Konkluzionet e ardhura edhe në formë fjale dhe kuptimi bashkë (ajet), edhe në formë vetëm kupti-

5 Ebu Davud, Menasik, 56.

mi (sunnet), përbënin burimin e fikhut. Çdo urdhër dhe ndalim që i zbritej, Profeti edhe e përjetonte vetë, edhe ua kumtonte sahabeve, shokëve të vet. Sahabet e mësonin praktikimin e fesë duke e dëgjuar dhe parë nga vetë Profeti dhe e zbatonin, pastaj, në jetën e tyre.

Një veçori tjetër e periudhës së vahjit është kjo: konkluzionet dhe vendimet besimore, praktike dhe moralo-etike të Kuranit, me sunnetin e Profetit, u sollën në gjendje të zbatueshme e të jetueshme në kuptimin e përsosur të tyre.

Në këtë periudhë, krahas sigurimit të lumturisë së njeriut, veprimtaritë juridike, me veçorinë e tyre të vështirësimit të shkallëzuar, kishin për qëllim edhe që njerëzit t'i mësonin dhe përvetësonin lehtësisht konkluzionet dhe vendimet. Si në Kuran, ashtu edhe në Sunnet, konkluzionet dhe vendimet nuk kanë ardhur për një çast. Zhvillimet janë kryer me ndërprjerje dhe dalëngadalë.

Një tjetër veçori është edhe dëshira e Allahut për t'u bërë lehtësi njerëzve. Në Kuran urdhërohet: **"Allahu dëshiron lehtësi për ju, jo vështirësi!"**[6] Edhe hadithi profetik porosit: "Lehtësoni, mos vështirësoni; përgëzoni, mos nxisni urrejtje!" Kështu, në fe është vënë si synim parimi i lehtësisë.

Një veçori tjetër e periudhës së vahjit është edhe fakti që një pjesë e konkluzioneve dhe vendimeve fetare të mbështetura mbi vahjin, me kohë janë abroguar (nxjerrë nga veprimi) me një tjetër konkluzion dhe vendim fetar të njëvlefshëm të mbështetur po ashtu në vahj ose me një ajet (nas) më të fuqishëm.

Libri, i cili përbënte burimin e konkluzioneve dhe vendimeve fetare, me urdhrin e Profetit (a.s.), është shkruar dhe mësuar përmendsh. Kurse Sunneti vetëm mësohej përmendsh dhe përcillej (rivajet) me korrektesë.

### 2. Periudha e sahabeve (kalifëve rashidinë) dhe veçoritë e saj

Kjo periudhë fillon me mbylljen e periudhës së vahjit (zbulesës hyjnore) dhe vazhdon gjer në vitin 40 hixhri (660 e.r.).

Gjatë periudhës së katër kalifëve, zbatimet juridike (teshri) vazhduan të zhvilloheshin edhe më tej, sepse pas Profetit (a.s.) nisën të shfaqen dallime në pikëpamje. Së bashku me popujt që hynin në Islam dhe vendet që i bashkoheshin Islamit, dolën në shesh çështje të reja që kishin të bënin me traditat dhe mendimet. Ja, pra, për t'u dhënë përgjigje të gjitha këtyre, ndihej nevoja e studimeve mbi të drejtën.

6 Kurani, El-Bekare: 185.

Në këtë periudhë u dhanë ide (opinione) të reja (ixhtihad), duke u mbetur besnik Kuranit dhe Sunnetit. Kështu, dhënia e idesë së re ose opinionit (ixhtihad) ka dalë në shesh si një rrugë më vete e të drejtës Islame për të dhënë një konkluzion dhe për të marrë një vendim juridik. Ndërsa një pjesë e sahabeve juristë parapëlqenin të heshtnin kur nuk e gjenin ndonjë konkluzion të kërkuar në Sunnet, një pjesë tjetër i drejtoheshin mendimit (re'j) dhe analogjisë (kijás).

Metoda e punës e sahabeve ishte kështu: për një çështje, pasi t'i drejtoheshin Kuranit, më parë, e, pastaj, Sunnetit, e të mos gjenin as aty gjë që të kishte të bënte me çështjen në fjalë, përdornin opinionin. Në kohën e kalifëve Ebu Bekr dhe Omer, veprimtaria juridike kryhej nga një kuvend i caktuar. Çështjet që i kalonin kuvendit, diskutoheshin dhe arrihej në një vendim. Opinioni mund të ishte edhe i grupit, por edhe vetëm i kalifit ose i një personi kompetent. Diskutimet në kuvend ndryshonin sipas rëndësisë së çështjes.

Për shembull, për çështjen nëse tokat e Irakut të porsamarra në kohën e Hz. Omerit duhet të ndaheshin midis luftëtarëve (muxhahid) apo t'u liheshin ish pronarëve në shfrytëzim duke u quajtur pronë e thesarit të shtetit, është marrë vendim pas diskutimeve shumë të gjata.

### 3. Periudha e tabiinëve dhe veçoritë e saj

Kjo periudhë, e cila quhet edhe periudha e themelimit të së drejtës Islame (fikh), shtrihet në vitet 41-120 hixhri (660-738 e.r.) Në periudhën e tabiinëve u ndoq rruga e sahabeve. Tabiinët nuk synuan ndonjë dallim të dukshëm prej sahabeve sepse prej sahabeve i patën mësuar dhe marrë njohuritë juridike. Juristët tabiinë, pasi e kërkonin zgjidhjen në Kuran dhe Sunnet dhe s'gjenin aty ndonjë konkluzion dhe vendim në lidhje me çështjen, vepronin me opinion sipas shkakut të çështjes.

Veprimtaria dhe veçoritë e kësaj periudhe lidhur me shkencën e fikhut mund të renditen shkurt kështu:

1. Zgjerimi i fushës së të drejtës dhe shtimi i kontradiktave (çështjeve) juridike.
2. Përhapja e rivajeteve të haditheve dhe ndikimi i kësaj mbi shkencat e tjera.
3. Krijimi i medreseve ehli hadith dhe ehli re'j.
4. Fillimi i shkrimit të hadithit dhe sunnetit.

**4. Periudha e imamëve muxhtehidë (etbau't-tabiin) dhe veçoritë e saj**

Kjo periudhë shtrihet mes viteve 120-350 hixhri (738-960 e.r.). Në këtë periudhë, shkenca e fikhut arriti pjekurinë, u përgatitën juristë të mëdhenj dhe filluan të formohen shkollat juridike, u përgatitën specialistë të hadithit e të metodës së hadithit, shkencat e fikhut e të metodës së fikhut u shkruan e u bënë libër, fikhu u bë shkencë më vete. Veçanërisht, në këtë periudhë, Sunneti, si burimi i dytë themelor i fikhut, u shkrua plotësisht dhe u bë libër.

Duke u nisur nga produktiviteti i veprimtarive juridike në periudhën e etbau-tabiinëve, kjo periudhë e fikhut dhe periudhë historike e zhvillimit të shkencave Islame është emërtuar edhe "Periudha e artë e të drejtës Islame", "Periudha e shkrimit", "Koha e muxhtehidëve (ideatorëve)", "Periudha e lindjes së shkollave juridike-fetare". Njohuri të hollësishme mbi këtë periudhë do të jepen në pjesën e veçantë kushtuar kësaj teme.

**5. Periudha e imitimit dhe stanjacionit**

Periudha e imitimit fillon më 350 hixhri (960 e.r.) dhe vazhdon gjer në pushtimin e Bagdatit nga Hulagu më 656 hixhri (1258 e.r.). Me termin "stanjacion (vendnumëro)" këtu nuk është fjala për stanjacionin e vetë fikhut (të drejtës Islame). E drejta Islame pati arritur pjekurinë e plotë qysh në kohën e Profetit (a.s.). Këtu është fjala për stanjacionin në përgatitjen e juristëve.

Juristët patën parapëlqyer të mjaftoheshin vetëm me pikëpamjet juridike të shkollave të caktuara. Ata nuk qenë ndarë prej shkollës që patën filluar të ndjekin dhe nuk i patën hyrë punës për të nxjerrë një konkluzion të ri. Për më tepër, juristët e kësaj periudhe patën dhënë fetvá (vendim juridiko-fetar) për ta mbyllur portën e opinionit (ixhtihad) dhe i patën ngrirë veprimtaritë juridike të bazuara mbi mendimin dhe opinionin. Shkaku thelbësor i kësaj është se patën nisur të japin opinion edhe intrigantë me ide të prishura. Kështu, njerëzit qenë orientuar të ndiqnin një shkollë juridike-fetare të caktuar.

Disa prej shkaqeve që në periudhën e stanjacionit juristët u orientuan kah imitimi, janë këto:

Kalifët abasitë nuk i mbështetnin veprimtaritë studimore juridike.

Shkollat juridike qenë shkruar dhe dokumentuar plotësisht dhe në mënyrë të detajuar.

Dëshira dhe vendosmëria e shkencëtarëve për të studiuar dhe kërkuar qe dobësuar, ndjenja e besimit tek ta qe pakësuar.

Në këtë periudhë u bënë edhe studime të dobishme lidhur me shpjegimin e teksteve të së drejtës (fikh), me argumentimin e ideve dhe mendimeve, etj. Juristët përcaktuan se cilat qenë pikëpamjet e dobëta, e cilat pikëpamjet e fuqishme, duke treguar edhe dobësitë e secilës. Tekstet bazë u pajisën dhe u plotësuan me kritika dhe anëshënime.

**6. Periudha e legjislacionit (Periudha e Re) dhe veçoritë e saj**

Veçoritë e kësaj periudhe, e cila fillon me rënien e Bagdatit në vitin 1258 e.r. dhe vazhdon gjer në ditët e sotme, janë:

1. Në veprimtaritë juridike është shënuar prapambetje, kurse në imitim është shënuar zhvillim.

2. Ka ndodhur lidhja pas një shkolle të caktuar.

3. Juristët të cilët në veprimtarinë juridike kanë zbatuar metodën e shkrimit (hartimit) përsëpari, tekstet dhe shprehjet e errta e të mjegullta i kanë përmbledhur në formë të kuptueshme. Këto përmbledhje janë emërtuar "tekste". Nga trajtimi dhe përmirësimi kritik i teksteve dhe shprehjeve juridike të vjetra, kuptimi i të cilave nuk qe i qartë, doli në shesh kritika e teksteve. Ndërkaq, kritikat u mbështetën me anëshënime.

4. Përgatitja e librave të vendimeve juridike-fetare (fetvá). Për zgjidhjen e lehtë të çështjeve juridike të shfaqura në jetën e shoqërisë, u shkruan libra fikhu në formë pyetje-përgjigje ose vetëm me përgjigje si dhe të veçantë për çdo shkollë ose kompleks. Në këta libra janë treguar edhe argumentet juridike dhe rregullat e tyre.

Gjer në fund të shekullit të XIX-të, është parapëlqyer përfitimi prej librave të caktuar të fikhut pa i hyrë punës ligjësuese. Librat me tekstet përkatëse u kanë shërbyer myftinjve dhe kadinjve si një manual juridik.

Shteti osman ngriti me juristët Islamë më të shquar një ekip manualesh me qëllim për të përcaktuar konkluzionet e fikhut lidhur me veprimtarinë praktike (muámelát). Ky ekip filloi punën në vitin 1869 dhe, pas shtatë vjet pune, paraqiti një manual prej 1851 nenesh. Ky manual i përbërë prej disa librash, u përgatit libër pas libri. Libri i përfunduar hynte në përdorim me vendim të sulltanit.

Këtë veprimtari legjislative të shtetit osman e patën marrë si shembull edhe disa vende të tjera Islame.

**III. Këshillat juridike dhe moralo-etike të Profetit**

Në Islam është e pamundur të mendohen drejtësia me moralin veç e veç. Ndarja e konkluzioneve të ajeteve dhe haditheve në juridike dhe moralo-etike nuk është e drejtë. Sepse Allahu nuk ka bërë një ndarje si me thikë mes jetës së kësaj bote dhe jetës së pasme (áhiretit). Përkundrazi, duke e quajtur jetën si një të vetme, këtë botë e ka cilësuar si ara ku mbillet bota tjetër. Prandaj konkluzionet hyjnore i përfshijnë në të njëjtin çast edhe aspektet juridike, edhe aspektet moralo-etike të jetës. Ajetet e mëposhtme janë argument për këtë:

**"Ç't'ju japë i Dërguari, atë merreni; ç't'ju ndalojë ai, prej asaj ruhuni!"**[7]

Dhe

**"Ai nuk flet sipas dëshirës së vet. Ajo që thotë ai, nuk është gjë tjetër veç asaj që i është zbritur!"**[8]

Në këto ajete parashtrohet metoda ligjvënëse e të Dërguarit të Allahut. Sipas këtij parimi, është e qartë se Hz. Muhammedi (a.s.) ka dhënë vendime sipas vullnetit hyjnor.

Ja disa nga këshillat juridike dhe moralo-etike të Profetit (a.s.):

*"Islam do të thotë moral i bukur!"* Në këtë këshillë, fjala "Islam" përmban moralin e bukur, besimin, adhurimin dhe drejtësinë.

Sipas Ebu Dherit: ‘I thashë të Dërguarit të Allahut: *"O i Dërguari i Allahut, a po më bën mua vali?" Ai më vuri dorën në sup dhe më tha: "O Eba Dher! Ti je i dobët. Kjo detyra e valiut është një amanet. Me të vërtetë, në ditën e kiametit, ajo është e poshtër dhe të bën të pendohesh. Vetëm nëse e merr me të vërtetë dhe e bën ashtu si duhet atë që të bie përsipër!"*[9]

Sipas Abdullah b. Themures: "I Dërguari i Allahut më tha kështu: *"O Abderrahman! Mos e kërko emirllëkun, sepse, po t'u dha duke e kërkuar, mbetesh i vetëm, por po t'u dha kur s'e do, gjen ndihmë për të!"*

Profeti (a.s.) gjithashtu ka shpjeguar se nëpunësi i shtetit nuk mund të marrë dhurata, nuk mund ta shpenzojë pa vend dhe shpërdorojë mallin e shtetit, se gjykatësit, të cilët kërkojnë mundësi për t'ua hequr ndëshkimet myslimanëve, do të ishte më mirë të gaboheshin në falje se sa në ndëshkim.

7 Kurani, El-Hashr: 7.

8 Kurani, En-Nexhm: 3-4.

9 Muslim, Imare, 13.

Në këtë çështje, Profeti ka pranuar si kriter në krye nënshtrimin e plotë ndaj Allahut, diturinë, moralin e bukur dhe kompetencën. Në të kundërt, punët e shtetit nuk do të kryheshin dhe do të shfaqeshin shprehi të këqija, si: mita (rushfeti), shpërdorimi, padisiplinimi, etj. Kështu, nuk do të kishte përparim as në krijimin e një mjedisi sigurie e qetësie, as në punët e shtetit.

## C. Ç'ËSHTË SHKOLLA JURIDIKE-FETARE (MEDHHEB)

Emërtimi në origjinal i shkollës juridike-fetare është medhheb. Kuptimi leksikor i fjalës medhheb (shumës: medhahib) e cila rrjedh nga rrënja *dhehab, është rrugë, mendim, pandehmë. Kurse kuptimi terminologjik i saj është rrugë besimore ose juridike e formuar prej ideve, opinioneve dhe mendësive të ideatorit të saj.* Terminologjia e filozofisë me të cilën është mësuar lexuesi dhe studiuesi shqiptar, përmban termat shkollë, *sistem, rrymë, fraksion. Kështu, termat me kuptimin më të gjerë e përmbledhës që shërbejnë për të emërtuar një strukturë ideore, janë sistem dhe shkollë.* Kjo përputhet edhe me kuptimin që bart termi rrugë si më sipër. Me termin rrugë kuptohet pikërisht një tërësi idesh e plotë dhe e sistemuar që ka një fytyrë të vetën e përfundimtare. Ndërkaq, edhe përgjegjësja e drejtpërdrejtë e fjalës medhheb në frëngjisht është ècole që do të thotë *shkollë*.

Pikëpamjet e një ideatori (muxhtehid) lidhur me çështjet e besimit (itikadí), formon shkollën e tij besimore (itikadí), kurse pikëpamjet lidhur me çështjet e superstrukturës (fer'í-amelí), shkollën e tij juridike (fikhí), si, p.sh., shkolla juridike-fetare hanefite, shkolla juridike-fetare maturidite, etj.

## D. SHFAQJA E SHKOLLAVE JURIDIKE-FETARE

Në kohën e Profetit (a.s.), kur ndonjëri prej myslimanëve haste në ndonjë vështirësi dhe nuk e kuptonte dot konkluzionin dhe vendimin e fesë, shkonte te Profeti, e pyeste dhe e mësonte. Edhe pas vdekjes së Profetit (a.s.), në periudhat e sahabeve e të tabiinëve, dijetarët më të shquar ua shpjegonin myslimanëve çështjet që nuk i kuptonin, ashtu siç ua kishte mësuar Profeti atyre vetë si dhe duke iu drejtuar Kuranit dhe Sunnetit. Si rezultat i ngadhnjimeve, kufinjtë e vendit Islam u zgjeruan. Ndërkohë, rreth imamëve Ebu Hanife, Malik, Shafii dhe Ahmed b. Hanbel nisën të formohen grupime. Me kalimin e kohës, këto grupime morën trajtën e një shkolle. Kështu, dolën në shesh shkollat juridike-fetare hanefite,

shafiite, malikite dhe hanbelite. Ndërkaq, dasitë, mosmarrëveshjet apo kontradiktat mes shkollave juridike-fetare në fjalë nuk qenë në bazën e fesë, por në superstrukturën e saj.

## E. SHKAQET E KONTRADIKTAVE MES SHKOLLAVE JURIDIKE-FETARE

Çdo ideator (muxhtehid) mund të bëjë arsyetim e të parashtrojë ide duke i mbetur besnik Kuranit dhe Sunnetit. Të gjithë ideatorët, si në çështjet besimore, ashtu edhe në ato praktike, kanë menduar në të njëjtën mënyrë dhe kanë paraqitur të njëjtin opinion. Ndërkaq, në çështjet juridike të konsideruara si hollësi, kanë paraqitur opinione dhe pikëpamje të ndryshme. Ashtu siç u tha edhe më lart, fakti që ideatorët kanë paraqitur dhe mbrojtur opinione të ndryshme, është bërë shkak për shfaqjen e shkollave juridike-fetare. Dhe tani le t'i radhisim shkaqet më të rëndësishme të kontradiktave në disa çështje.

### I. Kontradiktat e shfaqura në pikën e kuptimit të Kuranit

Një pjesë e ajeteve të Kuranit janë me kuptim të drejtpërdrejtë (muhkem), kurse një pjesë tjetër, me kuptim të figurshëm (muteshabih). Komenti (tefsir) dhe interpretimi (tevil) i ajeteve me kuptim të figurshëm në përgjithësi i lihet Allahut, kurse ajetet me kuptim të drejtpërdrejtë mund të komentohen dhe interpretohen. Disa prej ajeteve me kuptim të drejtpërdrejtë janë të përjashtuar (mensúh), disa, përjashtues (násih), disa janë të përgjithshëm (ámm). disa, të posaçëm (háss), etj. Ja, pra, juristët kanë rënë në kundërshti me njëri-tjetrin për shkak të rasteve të tilla dhe kanë parashtruar dhe mbrojtur pikëpamje të ndryshme. Për shembull, në Kuran ndodhet fjala *kur'u*[10] (8). Hanefitët e kanë kuptuar dhe komentuar këtë fjalë si hajd (të përmuajshme, menstruacione), kurse shafiitët, si *tuhr* (pastërti). Po kështu, fjalën lems të Kuranit, shafiitët e kanë marrë me kuptimin hakikat (e vërtetë), kurse hanefitët, me kuptimin *mexhaz* (figurë, metaforë jo e vërtetë).[11] (9) Prandaj, shafiitët kanë arritur në konkluzionin se abdesti i femrës prishet me të prekur, kurse hanefitët, në konkluzionin se abdesti i femrës prishet me marrëdhënie seksuale.

10 Kurani El-Bekare: 228.

11 Kurani, El-Maide, 6.

### II. Kontradiktat në lidhje me Sunnetin

Siç dihet, në periudhat e para, hadithet rrëfeheshin dhe përcilleshin edhe me gojë, edhe të shkruara. Për këtë arsye, vetëm një pjesë e vogël e haditheve ndodhej jashtë njohjes së ideatorëve. Është e natyrshme që ideatori të cilit nuk i përcillej një hadith i caktuar, të shfaqte një ide të ndryshme nga ideatorët të cilëve u ishte përcjellë ai hadith. Nga ana tjetër, nga që një pjesë e haditheve e kishin origjinën kategorike dhe, një pjesë tjetër, hipotetike, çdo shkollë vepronte, rregullisht, sipas haditheve kategorike, kurse, për të vepruar sipas haditheve hipotetike, vinte disa kushte. Kështu, shkollat juridike-fetare vazhduan të vepronin sipas haditheve hipotetike që bartnin kushte të caktuara të vëna prej tyre. Gjithashtu, fjalët e haditheve, në lidhje me kuptimin e tyre, ashtu siç pati ndodhur me fjalët e Kuranit, qenë bërë shkak për lindjen e kontradiktave.

### III. Kontradiktat në lidhje me thëniet dhe fetvátë e sahabeve

Ndërsa disa prej ideatorëve i pranonin absolutisht fjalët e sahabeve, disa të tjerë kanë mbajtur qëndrime të ndryshme lidhur me këtë çështje. Kështu, malikitët kanë parapëlqyer t'i marrin fjalët e sahabeve për analogji. Në ndryshim me ta, shafiitët, kanë mbajtur një qëndrim të lirë për të vepruar ose jo në bazë të fjalëve të sahabeve. Kurse hanefitët i kanë konsideruar fjalët e sahabeve si dokument.

### IV. Kontradiktat në lidhje me zakonet dhe traditat

Malikitët qenë lidhur ngushtë pas zakoneve dhe traditave të medinasve duke i quajtur ato, *"amelu ehli Medine"* (veprimi i medinasve). Edhe shkollat e tjera patën pranuar se si zakonet dhe traditat e medinasve, si ato të zonave të tyre, mund të merren si dokumente sipas kushteve të caktuara.

## F. SHPËRNDARJA GJEOGRAFIKE E SHKOLLAVE JURIDIKE-FETARE

Siç u bë e ditur edhe pak më lart, shkollat juridike-fetare u përhapën në botën Islame duke filluar nga shek. II hixhri dhe secila shkollë mblodhi përkrahës në zonat e veta.

### I. Vendet ku u përhap shkolla hanefite

Shkolla hanefite u përhap në të gjitha vendet ku shtrihej sundimi i shtetit abasit. Në kohën e shtetit abasit, emërimi i Ebu Jusufit si kryekadi pati ndikuar në përhapjen e kësaj shkolle sikur kjo të ishte shkolla zyrtare e shtetit. Prandaj dhe populli pati treguar interesim të madh për këtë shkollë. Në Irak, Turqi, Kaukaz, Azi e Mesme, Ballkan (Shqipëri, Kosovë, Bosnjë-Hercegovinë) dhe Siri, shkolla hanefite u pranua gjerësisht nga populli dhe u praktikua. Sot supozohet se 2/3 e myslimanëve të botës janë antarë të shkollës hanefite.

### II. Vendet ku u përhap shkolla shafiite

Shkolla shafiite është përhapur veçanërisht në Egjipt, sepse aty patën kaluar kohët e fundit të jetës së imam Shafiiut dhe aty e pati formuar ai shkollën e tij të re. Shkolla shafiite, e cila e pati ruajtur autoritetin e saj mbi popull edhe në periudhën e shtetit fatimit të lidhur pas shiizmit, qe mbështetur nga shteti ejjubit. Edhe memlukët, ashtu si ejjubitët, e patën pranuar shkollën shafiite si shkollën zyrtare të shtetit. Ndërkaq, sulltani memluk, Zahir Bajbars, pati parashtruar mendimin që kadinjtë të emëroheshin nga të katër shkollat. Në Damask, në fillim populli qe lidhur pas shkollës evzaite, e cila sot s'ka më ndjekës. Më pas, ndjekësit e saj hynë në shkollën shafiite. Në juglindje të Turqisë dhe në zonat e Anadollit lindor, në zonat Sixhistan dhe turkistan të Iranit, shkolla shafiite qe përhapur së bashku me shkollën hanefite.

### III. Vendet ku u përhap shkolla malikite

Shkolla malikite pati gjetur mundësi përhapjeje në Egjipt, Afrikë (Tunizi, Algjeri, Marok, Sudan) dhe në Andaluzi. Në zonën e Hixhazit hasen një numër i vogël personash ndjekës të shkollës malikite. Si shkolla zyrtare e shtetit anadaluzian emevit, malikizmi pati pasur një ndikim të madh mbi popullsinë e atjeshme.

### IV. Vendet ku u përhap shkolla hanbelite

Shkolla hanbelite është e përhapur veçanërisht në zonën e Hixhazit. Sot në Arabinë Saudite, shumica e madhe e popullsisë është e lidhur pas shkollës hanbelite.

# G. NJOHURI TË PËRGJITHSHME MBI BURIMET

Konkluzionet e fesë Islame mbi këtë jetë dhe jetën e pasme (áhiret) sigurohen nga katër burime që janë, me radhë, **Libri, Sunneti, mendimi i njëzëshëm** (ixhmá) dhe **analogjia** (kijás). Këto quhen "**edille-i erbaa**" (katër argumentet) ose **edille-i sher'ijje**" (argumentet juridike). Nga ana tjetër, këto quhen "**asli delil**" (argumente themelore). Përveç këtyre janë edhe argumentet dytësore të quajtura "**fer'i delil**": mesalihi mursele, istihsan, sher'u men kablena (argumentet e feve para Profetit Muhammed), thëniet e sahabeve dhe istis'háb. Këto argumente do t'i shqyrtojmë shkurtimisht më poshtë.

### I. Kuptimi i argumentit

Argument (delil) do të thotë udhërrëfyes, shenjë; argument quhet gjëja që shërben për vërtetimin e një pretendimi. Si term i fikhut, argumenti është "**gjëja që, kur mendohet dhe kërkohet mbi të, e çon personin në një përfundim dhe konkluzion juridiko-fetar (sher'î)".**

Nëse konkluzioni juridiko-fetar i arritur me anë të një argumenti është kategorikisht i drejtë, ky konkluzion quhet "**dije, shkencë**" (ilm), kurse argumenti vetë quhet "**argument kategorik**" (kat'î delil). Nëse ka mundësi që konkluzioni të jetë i gabuar, pra nëse konkluzioni nuk është kategorikisht i drejtë, quhet "**supozim, pandehmë**" (dhann), kurse argumenti vetë quhet "**argument i supozuar**" (dhannî delil).

### II. Llojet e argumenteve

Nga këndvështrime të ndryshme, llojet e argumenteve janë:

#### a. Nga këndvështrimi i kontradiktës dhe marrëveshjes për t'u quajtur argument

1. Argumentet me marrëveshje: Libri (Kurani) dhe Sunneti. Të gjithë dijetarët myslimanë i kanë pranuar këto si argummente juridiko-fetare.

2. Argumentet e pranuara nga shumica e myslimanëve si argumente juridiko-fetare: mendimi i njëzëshëm (ixhmá) dhe analogjia (kijás). Disa harixhitë dhe disa prej mutezilitëve nuk e pranojnë mendimin e njëzëshëm si argument.

3. Argumentet zakone dhe tradita, istihsan, istis'háb, qëllimet mursel, sheriati i paraardhësve, sedd-i zera dhe pikëpamja e sahabeve të papranuara si argumente nga një pjesë myslimanësh që e pranojnë analogjinë si argument.

**b. Argumentet nga këndvështrimi i mbështetjes në përcjellje (nakl) dhe në opinion (re'j)**

**1. Argumentet e përcjella (naklí):** Libri dhe Sunneti. Ndërkaq, sipas atyre që i pranojnë si argument pikëpamjet e sahabeve, mendimin e njëzëshëm (ixhmá) dhe sheriatin e paraardhësve, edhe këto janë argumente të përcjella.

**2. Argumentet racionale (aklí):** analogjia. Sipas atyre që i pranojnë si argument istihsanin, qëllimet mursel dhe istis'hábin, edhe këto janë argumente racionale.

**c. Argumentet sipas nivelit të tyre**

**1. Argumentet themelore:** Libri dhe Sunneti. Kurani është vahj (revelacion, zbulesë) me fjalë e me kuptim. Kurse Sunneti është shpjegimi i Kuranit i bërë nga ana e Profetit Muhammed duke u mbështetur në zbulesën hyjnore dhe frymëzimin hyjnor. Kurani dhe Sunneti janë që të dy shpallje hyjnor. Vetëm Kurani dhe Sunneti kanë në Islam të drejtë dhe kompetencë të japin konkluzion në mënyrë të pavarur. Nga kjo anë, të dy janë themelorë. Për rrjedhojë, meqë të gjitha argumentet e tjera janë të detyruara të mbështeten në Kuran dhe Sunnet, janë dytësore.

**2. Argumentet dytësore:** mendimi i njëzëshëm (ixhmá), analogjia (kijás), istihsan, istis'háb, sheriati i parardhësve, pikëpamjet e sahabeve, zakonet dhe traditat, sedd-i zera. Këta nuk janë themelorë, domethënë të pavarur, pasi nuk mund të japin konkluzione pa u mbështetur në Libër dhe Sunnet. Këto janë argumente në plan të dytë, pra, dytësore. Disa dijetarë, duke u mbështetur në mendime dhe ide të ndryshme, i kanë nxjerrë argumentet themelore në katër. Këtë parim e kanë përvetësuar edhe dijetarët hanefitë. Edhe ne do t'i trajtojmë argumentet sipas kësaj.

## H. LIBRI (KURANI)

### I. Përkufizimi i Librit (Kitabit, Kuranit)

Fjala arabishte **kitab** që ka për përgjegjëse në shqip fjalën **libër**, do të thotë **gjë e shkruar**. Në metodën juridike, kur thuhet *Kitab,* nënkuptohet *Kurani.* Fjala *Kitab* për Kuranin është përdorur edhe në traditën fetare Islame shqiptare.



Si term, për Kuranin janë bërë përkufizime të ndryshme. njëri prej këtyre është kështu: "Kurani është një tekst i pashoq e i mahnitshëm, i zbritur nga Allahu Profetit Muhammed (a.s.) arabisht, i përcjellë nga Profeti gojarisht dhe i shkruar në formë libri.

Duke e zbërthyer pak këtë përkufizim, mund t'i mësojmë edhe veçoritë e Kuranit.

- Kurani është fjala e Allahut e zbritur profetit Muhammed (a.s.).

- Kurani është i shkruar në libra që ndodhen në dorë të myslimanëve. Ai është ashtu siç ka ardhur nga Allahu. Nuk ka variant më të plotë ose më të mangët të Kuranit, sepse Allahu vetë ka dhënë garanci se do ta ruajë Kuranin nga cenimi gjer në kiamet: **"Pa dyshim, Ne e kemi zbritur Kuranin dhe, pa dyshim, Ne jemi garant për të!"**[12] (10)

- Kurani është fjalë e Allahut si nga ana leksikore, ashtu dhe nga ana kuptimore. Sipas kësaj, porositë (hadithet) e Profetit nuk mund të jenë Kuran edhe nëse përputhen plotësisht me të si kuptim, sepse fjalët (ana leksikore) e porosive (hadītheve) të Profetit janë të tijat.

- Kurani ka ardhur nga Profeti gjer në ditët tona me rrugën tevatur (përcjellje gojore e miratuar nga një bashkësi e madhe), duke u përcjellë nga brezi në brez.

12 Kurani, El-Hixhr: 9.

Numri shumë i madh i rrëfyesve, ndarja dhe largësia mes zonave ku janë ndodhur dhe kanë vepruar bashkësitë e bën të pamundur që këto të jenë marrë vesh fshehtas mes tyre për të bërë rrëfim dhe përcjellje të gënjeshtërt.

- Kurani është mrekulli, domethënë e lë njeriun të mrekulluar, të mahnitur. Njerëzimi ka qenë i paaftë për të paraqitur një tekst të ngjashëm me të. Kurani i pati sfiduar në atë kohë arabët që nuk besonin duke u propozuar të paraqisnin të ngjashmin e tij dhe ata s'patën mundur t'i përgjigjeshin një sfide të tillë. Pastaj u pati propozuar të paraqisnin dhjetë sure e, më në fund, vetëm një sure të ngjashme suret e Kuranit dhe ata përsëri s'patën mundur të bënin gjë.

- Në shumë anë të tij, Kurani zotëron cilësi mahnitëse për njeriun. Prandaj ka ndodhur që shumë jomyslimanë kanë hyrë në Islam duke u lidhur pas Kuranit. Disa prej këtyre cilësive mund t'i radhisim kështu:

1. Shprehja e mahnitshme e Kuranit si dhe koherenca e shprehjes së tij megjithëse qe zbritur me ndërprerje kohore të gjata dhe për më shumë se 22 vjet, megjithëse trajton çështje dhe konkluzione nga më të ndryshmet.

2. Kurani pati parashikuar disa ngjarje që do të ndodhnin në të ardhmen dhe, kur erdhi koha, ato ndodhën krejt ashtu siç i pati parashikuar Kurani.

3. Kurani flet për ngjarje të panjohura të popujve të vjetër, për të cilët arabët e kohës kur u zbrit Kurani, nuk kishin asnjë lloj njohurie; drejtësia e informacionit përkatës të dhënë nga Kurani është vërtetuar me zbulimet arkeologjike të kohëve tona.

4. Kurani ka prekur disa të vërteta mbi cilësitë e natyrshme të ligjeve të natyrës të panjohura më parë, të nxjerra në shesh nga kërkimet dhe zbulimet shkencore moderne të ditëve të sotme.[13] [(11)]

### II. Konkluzionet që përmban Kurani

Konkluzionet që përmban Kurani janë tre llojesh:

#### 1. Konkluzionet besimore (itikadí)

Janë konkluzionet mbi besimin nga personi përgjegjës te Allahu, engjëjt, librat, profetët, dita e áhiretit, kazaja dhe kaderi. Konkluzionet mbi besimin kanë ardhur më shumë në periudhën e Mekës me qëllim për t'i pastruar njerëzit prej opinioneve, bindjeve e besimeve të kota e bestytnive.

13 shih Kurani, El-Enbija: 30; El-Hixhr: 22.

**2. Konkluzionet moralo-etike (ahlakí)**

Janë konkluzionet mbi fuqizimin e besimit, mbi njeriun e sinqertë, të devotshëm e të virtytshëm, mbi përftimin e qëndrimeve dhe sjelljeve më të mira e më të bukura në marrëdhëniet njerëzore. Në këtë lloj futen ajetet që përmbajnë rrëfimet shembullore mbi profetët, ajetet që bartin kuptim nxitës ose pengues.

**3. Konkluzionet praktike (amelí)**

Janë konkluzionet mbi çështjet praktike të cilat rregullojnë aktet njerëzore si adhurimi, fjala, veprimi, puna si dhe tërë jetën shoqërore. Këto janë ajetet që hyjnë në fushën e shqyrtimit të së drejtës Islame (fikh) dhe të metodës juridike.

Një klasifikim i tillë mund të bëhet edhe për hadithet profetike.

Konkluzionet praktike të Kuranit mund të shqyrtohen duke i ndarë në dy pjesë: a) konkluzionet mbi adhurimet; b) konkluzionet mbi veprimet.

**a) Konkluzionet mbi adhurimet.** Urdhrat mbi farzet Kurani i ka bërë shkurt duke ia lënë formën, hollësitë dhe zbatimin sunnetit. Format dhe mënyrat e kryerjes së adhurimeve si namazi, agjërimi, haxhi, zekati, kushtimi, betimi janë zbatuar dhe përjetuar personalisht nga Profeti dhe i janë treguar ummetit. Hadithet në vijim e shprehin hapur se zbatimi i adhurimeve duhet marrë nga Profeti: **"Si ta fal unë namazin, ashtu faleni edhe ju!"** Dhe: **"Adhurimet në lidhje me haxhin merrini prej meje!"** Nga ana tjetër, edhe zihari i parashikuar për të kompensuar të metat ose gabimet në adhurim ose veprim, betimi si dhe kefaretet (shpërblimet) për vrasje pa dashje të një besimtari, kanë cilësinë e adhurimit.

**b. Konkluzionet mbi veprimin.** Janë konkluzionet mbi çështjet jashtë adhurimit, si veprimtaria juridike, marrëveshjet dhe kontratat, faji, ndëshkimi, etj. Këto rregullojnë marrëdhëniet mes individëve, mes individit e shoqërisë dhe mes shoqërive. Konkluzionet praktike mund t'i ndajmë në grupe si më poshtë:

*1. E drejta e familjes.* Në Kuran, konkluzionet mbi familjen janë më të detajuara se konkluzionet mbi çështjet e tjera. Mes këtyre mund të përmendim konkluzionet mbi martesën, ndarjen, ushqimin, kujdestarinë, periudhën e pritjes pas ndarjes, trashëgiminë, prejardhjen, etj.

*2. E drejta qytetare.* Janë konkluzionet mbi ndërveprimet njerëzore që kanë për qëllim të rregullojnë marrëdhëniet materiale mes individëve, si: shitblerja, qiraja, ndërrimi, pengu, dorëzania, ortakëria, borxhi dhe garancia si dhe të mbrojnë çdo njeri që ka të drejtë.

*3. E drejta penale.* Këtu futen fajet e individit dhe ndëshkimet përkatëse. Konkluzionet penale kanë për qëllim të mbrojnë pasurinë, jetën, nderin, prejardhjen dhe mendjen. Ndëshkimi i përcaktuar në ajete dhe hadithe quhet "**had**", kurse ndëshkimet si ato për vjedhjen, grabitjen, piratërinë, përdorimin e pijeve alkoolike që vë shteti Islam për të mirën e përgjithshme dhe sigurimin e rregullit publik, quhen "**ta'zir**", si paralajmërimi, rrahja, internimi dhe burgimi.

*4. E drejta e gjykimit.* Konkluzionet mbi gjykimin kanë për qëllim të rregullojnë veprimtarinë e domosdoshme të gjykimit të çështjeve, të dëshmisë, betimit, vendimit juridik, për rrjedhojë, për të realizuar drejtësinë mes njerëzve.

*5. E drejta administrative.* Konkluzionet e kësaj fushe mbështeten në parime të tilla si drejtësia, këshillimi, paqëtimi, ndihma reciproke dhe mbrojtja. Drejtësia është parimi kryesor që duhet të ndjekë me përparësi administrata shtetërore. Në Kuran ka ajete që urdhërojnë drejtësinë: **"Pa dyshim, Allahu urdhëron t'ia jepni amanetin atij që e meriton dhe, në gjykimin mes njerëzve, të gjykoni me drejtësi!"**[14] **"Pa dyshim, Allahu urdhëron drejtësinë, mirësinë dhe ndihmën për të afërmin!"**[15] [(13)] Edhe parimi i këshillimit është ndihmësi më i mirë për administratën shtetërore në përcaktimin e metodave të drejtim-administrimit. Në Kuran urdhërohet kështu: **"Punët e tyre bëhen me këshillim mes tyre."**[16] [(14)] **"Këshillohu me ta për punët. Dhe, kur të marrësh vendim, mbështetu te Allahu!"**[17]

Siç kuptohet nga teksti i ajetit të parë si më sipër, ai pohon se administrimi Islam mbështetet në parimin e këshillimit mes myslimanëve. Nga ana tjetër, nënkuptohet se shoqëria myslimane duhet të zgjedhë e të sjellë në krye të punës një ekip që ta kontrollojë kryetarin e shtetit Islam e ta ndihmojë për rregullimin e punëve të shtetit.

*6. E drejta ndërshtetërore.* Kurani ka sjellë edhe konkluzione parimore që rregullojnë marrëdhëniet me shtetet jomyslimane. Në ajete kërkohet të respektohen marrëveshjet ndërshtetërore e ndërkombëtare.

*7. E drejta ekonomike e financiare.* Këtu futen konkluzionet mbi të drejtën e të varfërit mbi mallin e të pasurit, llogaritja e të ardhurave e shpenzimeve, etj.

14 Kurani, En-Nisa: 58.

15 Kurani, En-Nahl: 90.

16 Kurani, Esh-Shura: 38.

17 Kurani, Al-i Imran: 159.

### III. Shpjegimi kur'anor i konkluzioneve

Me stilin e tij të veçantë, Kurani i ka prekur të gjitha çështjet themelore që kanë të bëjnë me jetën e njeriut. Allahu (xh.xh.) ka urdhëruar: **"Ta zbritëm ty këtë Libër ku çdo gjë shpjegohet qartë."**[18]

Kurani i parashtron konkluzionet në dy mënyra:

1. Kurani i trajton me hollësi disa çështje juridike dhe konkludon mbi to. Numri i këtyre lloj ajeteve është i paktë. Për këtë lloj parashtrimi mund të jepen si shembuj raportet përpjestimore në të drejtën trashëgimore, madhësia e disa gjobave, kurorëzimi-shkurorëzimi (martesa-ndarja), etj.

2. Disa konkluzione Kurani i parashtron shkurt dhe përmbledhtas pa dhënë hollësi duke ia lënë parashtrimin dhe shpjegimin e detajuar sunnetit, domethënë Profetit. Kjo është mënyra e parashtrimit të përdorur përgjithësisht nga Kurani. Për shembull, Kurani është mjaftuar të thotë "merr zekat nga mallrat"[19] pa dhënë njohuri të gjerë mbi zekatin, duke ia lënë këtë si dhe shpjegimet e nevojshme Profetit. Edhe lidhur me ndëshkimin ekuivalent të quajtur "kisas", Kurani ka ndjekur të njëjtën metodë, ka thënë "në kisas ka për ju jetë"[20] si dhe "për të vrarët, kisasi është bërë farz për ju"[21] [(19)], por nuk ka shpjeguar kushtet e kisasit, të cilat i ka deklaruar sunneti.

Duke parashtruar konkluzionet, Kurani përdor një stil që është i posaçëm për të. Për aktet që kërkon të kryhen, Kurani përdor një stil nxitës, kurse kundërvënien ndaj konkluzioneve dhe urdhrave të tij e përshkruan me stil keqësues. Për aktet që ka kërkuar të kryhen, vende-vende ka urdhëruar,[22] disa herë ka bërë të ditur se ato janë të shkruara e të detyruara (farz)[23] dhe, disa herë të tjera, ka premtuar mirësi (sevap), pagesë, shpërblim.[24] Duke parashtruar aktet që kërkon të mos kryhen, disa herë përdor një stil që i ndalon ato drejtpërdrejt,[25] kurse, disa herë të tjera, kërcënon e premton ndëshkim.[26] Nisur nga kjo, për ata që merren me nxjerrjen e konkluzi-

18 Kurani, El-En'am: 38.

19 Kurani, Et-Teube: 103.

20 Kurani, El-Bekare: 179.

21 Kurani, El-Bekare: 178.

22 shih Kurani, Et-Talak: 2.

23 shih Kurani, El-Bekare: 183.

24 shih Kurani, En-Nisa: 14.

25 shih Kurani, El-En'am: 151.

26 shih Kurani, En-Nisa: 10, 14.

oneve nga Kurani, është e domosdoshme dhe e pashmangshme t'i njohin shumë mirë këto çështje.

## I. SUNNETI

### I. Përkufizimi i Sunnetit

Si fjalë, sunnet do të thotë shprehi, mënyrë, rrugë, zakon, traditë. Si term i së drejtës Islame, sunnet janë "fjalët, aktet dhe pohimet jashtë Kuranit të Profetit". Prandaj sunneti është një prej argumenteve dhe burimeve të konkluzioneve juridiko-fetare.

Në përcaktimin e konkluzioneve praktike, sunneti është, pas Kuranit, burimi i dytë të cilit i drejtohet. Këtë e tregojnë Kurani, mendimi i njëzëshëm (ixhmá) dhe gjykimi i shëndoshë. Siç bën të ditur Kurani, në çdo çështje ku ka konkluzione fetare, fjalët e Profetit mbështeten në zbulesën hyjnore: **"Ai** (Muhammedi) **nuk flet sipas mendjes dhe dëshirës së vet. Fjala e tij s'është gjë tjetër veç zbulesës hyjnore të përcjellë atij!"**[27]

Allahu i Lartë e ka ngarkuar të dërguarin e vet me detyrën për ta parashtruar Kuranin, për t'i shpjeguar konkluzionet e tij duke urdhëruar: **"Ne ta zbritëm Kuranin që t'u shpjegosh njerëzve hapur se ç'u është zbritur atyre!"**[28] Kështu, Allahu e prezanton sunnetin si plotësues të Kuranit, si shpjegues të domosdoshëm që ai të mund të kuptohet mirë.

Në ajete të ndryshme të librit të Tij, Allahu (xh.xh.) ka bërë të ditur se menjëherë pas Tij duhet t'i tregohet bindje Profetit, se bindja ndaj tij është bindje ndaj Allahut, për rrjedhojë, sunneti është, pas Kuranit, burimi i dytë i konkluzionit. **"Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut!"**[29] **"Bindjuni Allahut, bindjuni të Dërguarit! Nëse bini në kundërshtim për një çështje dhe i besoni Allahut dhe ditës së áhiretit, çojani atë çështje Allahut dhe të Dërguarit të Tij** (vendosni sipas Kuranit dhe sunnetit)!"[30]

27 Kurani, En-Nexhm: 3, 4.

28 Kurani, En-Nahl: 44.

29 Kurani, En-Nisa: 80.

30 Kurani, En-Nisa: 59.

**"Ç't'ju japë i Dërguari, atë merreni** (bëni si ju thotë ai)**. Dhe ruhuni prej gjërave që jua ka ndaluar ai!"**[31] **"Kur Allahu dhe i Dërguari i Tij vendosin për një punë, myslimani dhe myslimania nuk mund të kenë pëlqime të tjera** (në kundërshtim me atë vendim)**!"**[32]

Qysh nga koha e Profetit (a.s.) e gjer në ditët tona, myslimanët kanë qenë dhe janë të një mendimi se mbështetja në sunnet për kuptimin dhe mësimin e konkluzioneve juridiko-fetare si dhe për të vepruar sipas tyre, është detyrim (farz). Sahabet dhe të gjithë myslimanët pas tyre nuk kanë parë ndonjë ndryshim mes konkluzioneve të Kuranit dhe konkluzioneve të sunnetit. Edhe atëherë, edhe sot mbisundon mendimi se duhet mbështetur në të dy dhe duhet vepruar sipas të dyve, sepse burimi i të dyve është zbulesa hyjnore.

## II. Llojet e Sunnetit

Sipas cilësisë, sunneti ndahet në verbal, praktik dhe i miratuar në heshtje.

**1. Sunneti verbal (kavlí).** Sunneti verbal janë fjalët jashtë Kuranit të thëna nga Profeti me qëllime të ndryshme e me raste të ndryshme. Sunneti verbal quhet **hadith**. Hadithi quhet edhe **lajm** (haber). Sunneti verbal është i shumtë në numër. Disa prej sunneteve verbale janë këto:

"Ndëshkimi i vrasjes me dashje është kisas (vrasje)."

"Është i ndaluar dëmtimi i dikujt tjetër ose vetëdëmtimi si dhe përgjigjja ndaj dëmtimit me dëmtim!"

"Nëse dikush nga ju sheh një gjë të papranueshme nga Islami, ta prapësojë me dorë. Po të mos ketë mundësi për këtë, ta prapësojë me fjalë. Dhe po të mos ketë mundësi as për këtë, ta prapësojë me zemër. Ky është besimi më i dobët."

**2. Sunneti praktik (fiilí).** Janë disa prej akteve dhe veprimeve të Profetit (a.s.). Të gjitha aktet e Profetit nuk janë të një cilësie. Përsa i përket cilësisë së tyre si burim konkluzioni, janë disa llojesh:

- Aktet njerëzore natyrore, si: ngrënia, pirja, ecja, lodhja, gjumi, etj. Këto janë mubah dhe nuk përbëjnë burim për konkluzione.

- Aktet posaçërisht të veçanta për Profetin, të cilat nuk mund të merren si shembull nga myslimanët, si agjërimi i vazhdueshëm, namazet e natës (tehexhxhud)

---

31 Kurani, El-Hashr: 7.

32 Kurani, El-Ahzab: 36.

e të duhasë (paraditës) që janë farz për të. Myslimanët nuk mund ta ndjekin Profetin në këto akte.

- Aktet si shpjegim i një ajeti lakonik shumë të shkurtër të Kuranit, veprimet treguese e konkretizuese si për mënyrën e faljes së namazit, kryerjes së haxhit, etj. Këto akte janë për myslimanët burim konkluzionesh, bartin vlerë vendimtare ligjvënëse. Ummeti është i detyruar ta ndjekë Profetin në këto akte.

- Aktet, për të cilat është bërë e qartë niveli i tyre i përgjegjësisë për myslimanët, domethënë, nëse ato janë për myslimanët farz, vaxhib, mendub apo mubah. Këto janë për myslimanët burim konkluzionesh, sepse Allahu i Lartë ka urdhëruar: **"Pa dyshim, te i Dërguari i Allahut ju keni shembullin më të bukur!"**[33] Këto lloj aktesh të Profetit janë të detyrueshme për myslimanët.

- Aktet që përmbajnë qëllimin e tij për t'iu afruar Allahut, por që e kanë të paqartë konkluzionin, domethënë cilësinë ligjore, si disa adhurime të bëra jo vazhdimisht. Për myslimanët këto janë mustehab. Kurse aktet që nuk dihet e nuk kuptohet se kanë për qëllim afrimin te Allahu, janë për myslimanët mubah, si shitblerja, marrëveshjet për ortakëri toke. Edhe pse i ka bërë vetë këto, Profeti nuk u ka thënë myslimanëve "bëjini!"

**3. Sunneti i miratimit të heshtur (takrirí).** Ky sunnet është moskundërshtimi, miratimi i heshtur nga Profeti i fjalëve të thëna ose akteve të kryera në prani të tij si dhe i fjalëve dhe akteve ku s'ka qenë dëshmitar por i ka mësuar në mungesë.

### III. Elementët e hadithit (rrëfyesi, dëshmia, teksti)

Ata që e kanë përcjellë hadithin duke nisur që nga Profeti, quhen **rrëfyes (raví)**, të gjithë rrëfyesit që e kanë përcjellë hadithin nga Profeti e gjer në shkrimin e tij në një libër, quhen **dëshmi, prova (sened)** të hadithit, kurse vetë hadithi, domethënë fjalët e tij, quhet **tekst (metn).**

Sipas dëshmisë së shkëputur ose të pashkëputur, sunneti ndahet në **musned** dhe **mursel,** kurse sipas numrit të madh ose të vogël të rrëfyesve, ndahet në **mutevatir, meshhur** dhe **ahad.**

33 Kurani, El-Ahzab: 21.

**IV. Kushtet që kërkohen te rrëfyesi i hadithit**

Si fjalë, raví do të thotë rrëfyes, kurse si term i fikhut, quhet secili prej personave që e ka përcjellë një hadith nga Profeti e gjer në shkrimin e tij të rregullt. Plotësimi i kushteve të mëposhtme për rrëfyesin është kusht për pranimin e hadithit.

**1. Rrëfyesi duhet të ketë zhvillim mendor normal.** Rrëfyesi duhet të jetë i rritur, domethënë të ketë arritur moshën e pubertetit dhe të ketë zhvillim mendor normal. Rrëfimi i personit ende të parritur si dhe me të meta mendore (prapambetje mendore, konfuzion mendor, çmenduri) është i papranueshëm.

**2. Rrëfyesi duhet të jetë mysliman.** Rrëfimi në çështje fetare i personit jomysliman është i papranueshëm.

**3. Rrëfyesi duhet të jetë njeri i drejtë.** Rrëfyesi duhet t'i zotërojë kërkesat, dëshirat dhe pasionet njerëzore. Ai duhet të njihet si njeri që u shmanget gjynaheve të mëdha, që përpiqet të mos bëjë gjynahe të vogla, që ruhet nga qëndrime, sjellje e veprime që shprehin karakter të ulët e të shformuar.

**4. Rrëfyesi duhet të ketë aftësi përvetësuese e ruajtëse:**

a) Të jetë i aftë ta dëgjojë lajmin në mënyrë të plotë pa i shpëtuar asgjë.

b) Të jetë i aftë ta kuptojë plotësisht lajmin për ta përcjellë atë gjithashtu me kuptimin e plotë të tij.

c) Të përpiqet ta mësojë përmendsh lajmin me fjalët që e ka dëgjuar.

d) Të jetë i aftë për ta ruajtur plotësisht lajmin në kujtesë gjersa t'ia përcjellë dikujt tjetër.

**V. Sunneti sipas numrit të rrëfyesve**

Sipas numrit të rrëfyesve, sunneti ndahet në mutevatir, meshhur dhe ahad.

**1. Sunneti mutevatir** (i grupit). Është sunneti i parë ose i dëgjuar nga vetë Profeti, i përcjellë nga një grup shoqëror që e ka të pamundur të merret vesh në mes të vet për të gënjyer; kjo përcjellje nga grupe shoqërore me të njëjtat cilësi nga njëri te tjetri përfundon kur sunneti në fjalë merr formë të shkruar. Sunneti i përcjellë me rrugën tevatur është "verbal (kavlí)" dhe "praktik (fiilí)". Sunneti verbal është i përbërë prej fjalëve dhe idesë moralo-shpirtërore.

**2. Sunneti meshhur** (i personave të njohur). Është sunneti i përcjellë nga një numër personash i kufizuar (1-3 vetë), pra numri i rrëfyesve nuk arrin nivelin teva-

tur, por në kohë të tabiinëve dhe të etbai tabiinëve, ky sunnet është përcjellë në nivelin tevatur. Përkatësia e këtij sunneti ndaj Profetit nuk është e prerë, domethënë nuk dihet me siguri të plotë nëse është përcjellë nga Profeti, sepse rrëfyesit që e kanë përcjellë këtë sunnet prej tij, nuk janë aq sa rrëfyesit e sunnetit mutevatir. Ndërkaq, dihet me siguri të plotë se ky sunnet u përket sahabeve, të cilët janë rrëfyesit e parë të sunnetit.

Sipas metodës hanefite, sunneti meshhur (i njohur) është i nivelit të sigurisë faktike (jakin), domethënë, pothuajse i nivelit tevatur. Personi që nuk e pranon këtë sunnet, e thënë ndryshe, pretendon se nuk i përket Profetit, është konsideruar mëkatar sepse, me këtë pretendim, tabiinët dhe etbai tabiinët akuzohen për gabim.

**3. Hadithi ahad** (i pak personave). Është sunneti i përcjellë nga Profeti e më tej prej rrëfyesish, numri i të cilëve nuk ka arritur nivelin tevatur ose meshhur. Të tilla janë hadithet e përcjella nga Profeti gjer në shkrimin e tyre nga një një ose disa vetë duke mbetur numri i rrëfyesve për çdo herë gjithmonë po kaq.

"Ahad" është shumësi i fjalës "ehad" që do të thotë "një i vetëm". Sipas metodistëve të fikhut, nëse ky sunnet i quajtur "lajmi i vahidit", domethënë "lajmi i një njeriu", bart kushtet e duhura që duhet të plotësojë lajmi ahad në hadithin e vërtetë (sahih), merret për bazë në konkluzionet praktike (amelí), por nuk merret për bazë në konkluzionet besimore (itikadí).

*Kushtet që kërkohen në hadithin ahad.* Përveç katër kushteve themelore që duhet të plotësojë rrëfyesi, në hadithin ahad janë kërkuar veçanërisht edhe këto kushte:

- Rrëfyesi i parë që e ka përcjellë hadithin nga Profeti, duhet të jetë në të gjitha aspektet jurist (fakih), domethënë të jetë me të vërtetë i aftë për të dhënë ide (ixhtihad) dhe të jetë i njohur për përcjellje hadithi. Rrëfimi (rivajeti) i rrëfyesit që plotëson këto kushte, pranohet si argument edhe nëse është apo s'është në përputhje me analogjinë.

- Nëse rrëfyesi i parë nuk është jurist, por njihet për përcjellje hadithi, rrëfimi i tij pranohet si argument nëse përputhet me analogjinë, në të kundërt, nuk pranohet.

- Rrëfimi i rrëfyesit që s'është jurist dhe s'njihet për përcjellje hadithi, por dihet vetëm se ka përcjellë disa hadithe, pranohet si argument vetëm nëse përputhet me analogjinë. Ndërkaq, hadithi i përcjellë nga rrëfyesi me këto cilësi, nuk është pranuar nga sahabet, është i papranueshëm.

- Sunneti nuk duhet të ketë të bëjë me një çështje shumë të përsëritur, sepse do të duhej që sunneti i tillë (sunneti mbi një çështje shumë të njohur e të përsëritur) të përcillej jo me rrugën ahad, por në mënyrën tevatur ose meshhur.

Duhet që rrëfyesi të mos sillet në kundërshtim me rivajetin që ka përcjellë vetë.

**VI. Sunneti sipas zinxhirit të rrëfyesve**

Sunneti ose hadithi, sipas plotësisë apo mangësisë së rrëfyesve në dëshminë e tij, ndahet në musned dhe mursel:

**1. Hadithi musned**. Është hadithi që në dëshminë e tij s'ka asnjë rrëfyes mangut. Ky quhet edhe **muttasil, i pandërprerë.**

**2. Hadithi mursel**. Është hadithi që në dëshminë e tij ka mangësi rrëfyesish, që nuk i ka rrëfyesit të plotë. Ky quhet edhe **munkati, i ndërprerë.**

**VII. Vendi i Sunnetit në fe dhe vlera argumentuese e tij mbi konkluzionet fetare**

Nëse sunneti i Profetit, i cili është, për myslimanët, burimi i dytë konkluzionesh pas Librit të Allahut, trajtohet sipas konkluzioneve juridiko-fetare (sher'í) që zotëron, na dalin para sysh katër lloje sunneti:

1. Disa konkluzione të sunnetit janë në përputhje të plotë me konkluzionet e Kuranit dhe i mbështesin ato, si "domosdoshmëria për t'iu nënshtruar vetëm Allahut", "duhet patjetër të respektojmë urdhrat dhe ndalimet e Islamit", etj.

2. Disa konkluzione të sunnetit shtjellojnë kuptimin e Kuranit dhe komentojnë ajetet lakonike (muxhmel), si ato që tregojnë se si duhet bërë haxhi, etj.

3. Disa konkluzione të sunnetit përcaktojnë kufijtë e konkluzioneve të përgjithshme të Kuranit (tahsis), u vënë kushte konkluzioneve të tij absolute (takjid) duke i shtjelluar, kështu, ato.

4. Disa herë sunneti bën konkluzione që nuk ndodhen në Kuran, sepse Sunneti, ashtu si Kurani, është i pavarur të nxjerrë konkluzione më vete. Në këtë çështje, Kurani dhe Sunneti kanë cilësi të përbashkëta. Profeti thotë: "Kini vëmendjen, mua më është dhënë Kuran dhe (sunnet) si ai!" Ja disa prej këtyre lloj konkluzionesh: "Ngrënia e shpendve grabitqarë, e kafshëve të egra të familjes së qenit dhe e gomarit të butë është haram.", "Gjyshes i jepet pjesë nga trashëgimia.", etj.

# J. MENDIMI I NJËZËSHËM (IXHMA)

## I. Përkufizimi, kushtet dhe llojet e mendimit të njëzëshëm (ixhmá)

### a. Përkufizimi i mendimit të njëzëshëm (ixhmá)

Si fjalë, **ixhmá** do të thotë "tregoj vendosmëri, vendos". Kurse si term, ixhmá "është, në një periudhë kohe çfarëdo pas vdekjes së Profetit, marrëveshja e njëzëshme e të gjithë ideatorëve myslimanë mbi një konkluzion juridiko-fetar të caktuar".

### b. Kushtet e mendimit të njëzëshëm

Për t'u realizuar, mendimi i përgjithshëm duhet të plotësojë këto kushte:

1. Duhet të jetë marrëveshje e njëzëshme e ideatorëve.

2. Në marrëveshje duhet të marrin pjesë të gjithë ideatorët e kohës.

3. Ideatorët duhet të jenë myslimanë.

4. Është kusht që, në një moment të caktuar, të gjithë ideatorët të kenë të njëjtën pikëpamje mbi një konkluzion të caktuar. Por nuk është kusht që, pas marrëveshjes, të mos ndryshojnë pikëpamjen e vet ose të vdesin duke i mbetur besnik të njëjtës pikëpamje.

5. Tematika e marrëveshjes së njëzëshme duhet të jetë një konkluzion juridiko-fetar mbi nivelet e përgjegjësisë, si farz, haram, mandub, etj. Mjekësia, fizika, sporti, bujqësia, etj. nuk mund të jenë tematikë e marrëveshjes së njëzëshme.

6. Marrëveshja e njëzëshme duhet t'i përkasë një kohe pas vdekjes së Profetit.

Mendimi i njëzëshëm i arritur me një marrëveshje të njëzëshme duke bartur kushtet që duhet të plotësojë, shërben si argument për konkluzionin juridiko-fetar që është bërë temë e marrëveshjes. Për myslimanin, mendimi i njëzëshëm (ixhmá) është një provë kategorike së cilës i duhet nënshtruar, domethënë është burim konkluzioni.

Argumentet sipas të cilave nuk duhet vepruar në kundërshtim me mendimin e njëzëshëm:

- Allahu i Lartë urdhëron:

**"Kush i del kundër Profetit pasi t'i jetë bërë e qartë rruga e drejtë, dhe shkon në një rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve, Ne e lëmë atë aty ku është kthyer. Ç'vend i keq që është ai!"**[34]

Pasi myslimanët të bien në marrëveshje për një çështje, ajo bëhet rruga e tyre.

- Profeti ka bërë të ditur se bashkësia myslimane nuk ka për të bërë marrëveshje mbi një gabim, mbi një mbrapshti dhe ka thënë: *"Ummeti im nuk bën marrëveshje në të keqe!"*

- Marrëveshja e ideatorëve mbi një çështje tregon se ata mbështeten mbi një themel juridiko-fetar që përbën argument të prerë për atë çështje. Sepse nuk mund të jepet e të zhvillohet një ide në bazë të dëshirave e qejfeve ose, e thënë ndryshe, në mënyrë subjektive. Ekzistojnë metoda të vendosura, parime dhe kufij të përcaktuar e të qartë që nuk i lënë shteg subjektivitetit të idesë dhe ideatimit. Bashkimi mbi një çështje i të gjithë personave me mendime të njëjta do të thotë se ekziston një argument i prerë (kategorik) që i çon të gjithë ata në të njëjtin konkluzion. Pa dyshim, nuk mund të mendohet gjë më e natyrshme se pranimi dhe ndjekja e mendimit të njëzëshëm (ixhmá) që është domosdoshmëri e një argumenti të tillë.

**c. Llojet e mendimit të njëzëshëm**

**1. Mendimi i njëzëshëm i deklaruar (sarih).** Ky quhet edhe mendim i njëzëshëm (ixhmá) verbal (kavlí) ose praktik (fiilí). Është mendim i njëzëshëm i hapur. Si term, do të thotë që "ideatorët t'i thonë hapur pikëpamjet e tyre mbi një çështje juridiko-fetare çfarëdo dhe, pastaj, të bien në marrëveshje të gjithë mbi të njëjtën pikëpamje. Kjo marrëveshje ka rrugë realizimi të ndryshme. Kjo marrëveshje është një argument i formës së prerë, i paanulueshëm e i pakundërshtueshëm.

**2. Mendimi i njëzëshëm i heshtur (sukutí).** Është mendimi i njëzëshëm (ixhmá) i mbështetur në heshtjen. Është rasti kur ideatori e parashtron pikëpamjen e tij mbi një çështje të caktuar, kurse ideatorët e tjerë, megjithëse nuk kanë asnjë pengesë, nuk shprehin pikëpamje mbi çështjen në fjalë. Konkluzioni dhe niveli i këtij mendimi të njëzëshëm si argument janë të diskutueshëm.

34 Kurani, En-Nisa: 115.

## II. Mbështetja dhe konkluzioni i mendimit të njëzëshëm

### a. Mbështetja e mendimit të njëzëshëm

Mendimi i njëzëshëm duhet të ketë patjetër një mbështetje (themel) juridiko-fetare. Kjo mbështetje mund të jetë, disa herë, Libri, disa herë sunneti e, disa herë, opinioni (ixhtihad) ose analogjia.

**1. Mendimi i njëzëshëm i mbështetur mbi Librin.** Është mendimi i njëzëshëm i vendosur duke u mbështetur në Kuran. Për shembull, ligji që ndalon martesën mes nënës dhe djalit dhe mes babës dhe vajzës, është mbështetur mbi ajetin, **"është bërë haram për ju të martoheni me nënat dhe vajzat tuaja!"**[35] (33) Ky ajet është mbështetje (bazë) për mendimin e njëzëshëm (ixhmá) mbi çështjen e "ndalimit (haram) të martesës së një mashkulli me nënat dhe gjyshet pavarësisht se sa barqe më sipër janë ato, si dhe me vajzat dhe mbesat pavarësisht se sa barqe më poshtë janë ato". Pohimit "nënat" në ajet i është shtuar me mendim të njëzëshëm interpretimi "gjyshet", kurse pohimit "vajzat", interpretimi "mbesat".

**2. Mendimi i njëzëshëm i mbështetur në Sunnet.** Janë marrëveshjet e arritura duke u mbështetur në Sunnetin e Profetit. Prova si dhe dokumenti i mendimit të njëzëshëm të sahabeve mbi çështjen e dhënies gjyshes një të gjashtën pjesë të trashëgimisë, është hadithi, *"i Dërguari i Allahut i dha gjyshes një të gjashtën pjesë"*. Ndërsa ky hadith qe, gjersa u arrit mendimi i njëzëshëm, një argument hipotetik (dhanní), pas formimit të mendimit të njëzëshëm u ngjit në nivelin e argumentit të prerë, kategorik (kat'í).

**3. Mendimi i njëzëshëm i mbështetur në analogji dhe opinion.** Është mendimi i njëzëshëm i mbështetur jo në Libër dhe Sunnet, por në opinion dhe analogji si një pjesë e tij. Për shembull, sahabet kanë arritur në mendimin e njëzëshëm (ixhmá) se "dhjami i derrit është haram". Mbështetja e këtij mendimi të njëzëshëm është analogjia mes dhjamit të derrit dhe mishit të derrit, domethënë se sahabet kanë bërë analogji me konkluzionin se "mishi i derrit është haram".

### b. Konkluzioni i mendimit të njëzëshëm (ixhmá)

Konkluzioni dhe vendimi mbi çështjen e vendosur me mendim të njëzëshëm të shprehshëm (sarih) e të heshtur (sukutí) është i formës së prerë, kategorik, sepse mendimi i njëzëshëm shpreh një fakt kategorik. Po të merret vesh me rrugën teva-

35 Kurani, En-Nisa: 23.

tur se ekziston mendim i njëzëshëm i deklaruar (sarih) mbi një konkluzion, mohimi i këtij konkluzioni e nxjerr personin prej Islamit. Por mohimi i konkluzionit mbi të cilin mësohet me rrugën tevatur se ka mendim të njëzëshëm të heshtur (sukutí), nuk e nxjerr personin nga Islami.

**III. Rëndësia dhe dobitë e mendimit të njëzëshëm**

Ekziston gjithmonë mundësia që konkluzioni i arritur nga ideatori (muxhtehid) si një person e vetëm, të jetë i drejtë ose i gabuar. Nisur nga kjo, të gjitha konkluzionet juridiko-fetare me opinion (ixhtihad) të cilat nuk mbështeten në zbulesën hyjnore (vahj), janë hipotetikë (dhanní). Ndërkaq, megjithëse konkluzioni i ideatorit të vetëm duket më bindës për drejtësinë e tij nëse me të bashkohet në këtë konkluzion edhe një ideator tjetër, mundësia që konkluzioni në fjalë të jetë i gabuar, nuk është mënjanuar. Por nëse mbi një konkluzion të caktuar bien në një mendje të gjithë ideatorët e njohur, kjo duhet quajtur si argument se mbi atë konkluzion nuk ka mendim tjetër të njëzëshëm. Meqë në këto kushte mënjanohet mundësia që ky konkluzion të jetë i gabuar, ky fakt përbën provë për drejtësinë e tij.

Kështu, konkluzioni hipotetik me opinion, i cili ka mundësi të jetë i gabuar, ka fituar formë të prerë me anë të mendimit të njëzëshëm, për drejtësinë e të cilit s'ka dyshim, dhe myslimanët që e kanë pranuar këtë konkluzion të formës së prerë, veprojnë sipas një konkluzioni, drejtësia e të cilit është e sigurtë. Kështu, morali fetar i myslimanëve është lartësuar, pyetja dyshuese e mundshme "vallë, me të vërtetë është i drejtë?" mbi konkluzionin hipotetik u është fshirë nga mendja dhe ata kanë filluar nga zbatimi i diçkaje që besojnë se është e formës së prerë.

Në mënyrë të veçantë, meqë mendimi i njëzëshëm anulon zbatimet dhe praktikat e konkluzioneve të ndryshme (për një çështje të caktuar) të lindura nga ndryshimet në pikëpamje, është një forcë që siguron bashkimin dhe unitetin e myslimanëve.

Ndërkohë që me ndërprerjen e zbulesës hyjnore (vahjit) pas vdekjes së Profetit u mbyll baza e burimit të konkluzionit të formës së prerë, mendimi i njëzëshëm (ixhmá) u bë pothuaj një dhunti hyjnore që i dha vazhdimësi burimit të konkluzionit të formës së prerë. Duke arritur në një mendim të njëzëshëm në përputhje me kushtet përkatëse, ideatorët u ofrojnë myslimanëve një favor që shpreh konkluzion të formës së prerë.

# K. ANALOGJIA (KIJAS)

## I. Përkufizimi, pjesët përbërëse dhe konkluzioni i analogjisë

Si fjalë, kijás (*analogji*) do të thotë *njëvlershmëri, matje, krahasim,* etj. Si term i fikhut, analogjia është "dhënia e konkluzionit mbi një çështje, mbi të cilën nuk ka konkluzion të hapur në Libër, Sunnet dhe Mendimin e Njëzëshëm (ixhmá), duke u nisur nga ngjashmëritë shkakësore të saj me një çështje të ngjashme që ndodhet në njërin nga këto burime". Kuptimi i këtij përkufizimi është kështu:

Ligjëvënësi (Allahu dhe Profeti), me anë të një dogme (nass), domethënë me anë të një ajeti/hadithi ka dhënë një konkluzion mbi një çështje të caktuar. Ideatori (muxhtehid) e njeh shkakun themelor të këtij konkluzioni. Ndërkaq, ndodh një ngjarje e dytë mbi të cilën nuk ka ndonjë konkluzion as me ajet, as me hadith, as me mendim të njëzëshëm (ixhmá). Por ideatorit i duhet të konkludojë mbi të. Duke e shqyrtuar me kujdes ngjarjen e dytë, ideatori gjen se mes dy ngjarjeve ka ngjashmëri (njëvlershmëri, ekuivalencë) të shkakut kryesor. Për rrjedhojë, ideatori jep për ngjarjen e dytë konkluzionin e ngjarjes së parë. Kjo mënyrë konkludimi quhet "konkludim me analogji".

Analogjia ka katër elementë përbërës:

**1. Baza e analogjisë (asl** ose **meksiun alejh).** Është çështja për të cilën ka një konkluzion me ajet ose hadith dhe mbi të cilën ngrihet analogjia. Është **subjekti i analogjisë.**

**2. Konkluzioni i çështjes bazë (hukmu asl).** Konkluzioni mbi një çështje ose ngjarje, i dhënë me ajet ose hadith (nass, dogmë).

**3. Plani dytësor ose objekti i analogjisë (fer').** Është çështja ose ngjarja mbi të cilën nuk ka ndonjë konkluzion me ajet ose hadith. Konkluzioni i çështjes bazë kërkohet t'i jepet çështjes së dytë që është objekti i analogjisë.

**4. Shkaku (il'let).** Është shkaku themelor i konkluzionit bazë. Ky shkak themelor ndodhet i njëjtë edhe në objektin e analogjisë. Prandaj kërkohet që konkluzioni bazë të jepet edhe për çështjen e dytë që është objekt i analogjisë. Konkluzioni i dhënë me analogji mbi çështjen e dytë është rezultat i analogjisë (si rrugë logjike) dhe element përbërës i analogjisë.

Pas këtyre parashtrimeve e shpjegimeve, mund të japim këtë shembull të analogjisë:

Pirja e verës është haram. Ky konkluzion jepet nga ajeti i 90 i sures El-Maide të Kuranit. Në këtë ajet, Allahu i Lartë e ka karakterizuar verën si një ndyrësirë të veprimtarisë djallëzore dhe na ka urdhëruar që, për të shpëtuar, të ruhemi prej saj. Në këtë rast, pirja e verës ose çështja e pirjes së saj është baza (e analogjisë). Vlerësimi i verës si haram është *konkluzioni i çështjes bazë.* Shkaku themelor i këtij konkluzioni është cilësia e verës si dehëse. Ndërkaq, nuk ka ndonjë dogmë, pra ajet ose hadith, mbi çështjen e pirjes së birrës së nxjerrë prej elbit. Në këtë rast, birra *është plani i dytë* ose *objekti i analogjisë.* Edhe pirja e birrës shkakton dehje. Pra, edhe birra është dehëse. Kështu, me që vera dhe birra kanë të njëjtën cilësi, konkluzioni i dhënë mbi verën si haram duke u mbështetur mbi këtë cilësi, vlen edhe për birrën. Si të njëjta në cilësi, vera dhe birra bëhen të njëjta edhe në konkluzionin mbi përdorimin e tyre. Kjo ngjashmëri ose ekuivalencë si dhe kjo mënyrë konkludimi quhet analogji.

## II. Kushtet dhe vlera e analogjisë si argument

Për të qenë e pranueshme, analogjia duhet të plotësojë disa kushte. Krahas kushteve të veçanta që kërkohen në secilin prej elementëve përbërës të analogjisë, kushti themelor i analogjisë është që "analogjia të bëhet prej ideatorit". Analogjia e bërë prej një imituesi nuk ka ndonjë vlerë shkencore dhe fetare. Kurse kushtet e tjera janë këto:

**1. Kushti i bazës së analogjisë:** Baza e analogjisë s'duhet të jenë plani i dytë ose objekti i një analogjie tjetër, pra nuk duhet të jetë rezultat analogjie.

**2. Kushtet që duhet të plotësojë konkluzioni i bazës së analogjisë:**

a) Duhet të jetë një konkluzion juridiko-fetar praktik (amelí) i vendosur me një dogmë (nass) të Librit ose Sunnetit. Sipas disa dijetarëve, nëse konkluzioni i bazës është i vendosur me mendimin e njëzëshëm (ixhmá), mund të ngrihet një analogji mbi të. Por nëse konkluzioni i bazës është vendosur me analogji, mbi këtë bazë analogjike nuk mund të ngrihet një analogji e dytë.

b) Konkluzioni duhet të mbështetet mbi një shkak të kuptueshëm me mendje. Nuk mund të bëhet analogji nëse shkaku është i pakuptueshëm me anë të mendjes.

c) Shkaku i konkluzionit mundësisht të gjendet te objekti i analogjisë.

d) Konkluzioni i bazës nuk duhet të jetë privat, special.

**3. Kushtet që duhet të plotësojë objekti i analogjisë:**

a) Mbi konkluzionin e objektit të analogjisë nuk duhet të ketë ndonjë dogmë (nass).

b) Shkaku i konkluzionit të bazës duhet të ndodhet edhe te objekti i analogjisë. Analogjia e ngritur në mungesë të shkakut analog me shkakun e bazës quhet "analogji e paqëlluar" (kijás maa'l-fark).

**4. Kushtet që duhet të plotësojë shkaku**

Para se të kalojmë në trajtimin e kushteve që duhet të plotësojë shkaku i analogjisë, është e dobishme të jepen njohuri mbi vetë shkakun si momenti më i ndjeshëm i analogjisë dhe urtësinë mbi të cilën mbështetet ajo.

Në Islam, konkluzionet kanë vetëm një qëllim: paqësimin dhe dobinë e njeriut. Me cilësinë e tij si sigurues i dobisë për njeriun dhe largues i të keqes dhe dëmit, çdo konkluzion Islamik është burim i një të mire. Dobitë dhe dëmet për të cilat bëjmë fjalë, mund të jenë materiale, të kësaj bote si dhe shpirtërore, të botës tjetër.

Paqësimi (masllahat) dhe interesi (menfaat) që janë shkaku i vërtetë i çdo konkluzioni fetar, quhen urtësi (hikmet). Ndërkaq, urtësitë disa herë janë jo të qarta e të përcaktueshme lehtë, janë të mbyllura e subjektive që ndryshojnë nga një person te tjetri. Feja nuk i ka varur konkluzionet e saj nga urtësitë subjektive, nuk ka thënë se, "po të ketë urtësi, ka edhe konkluzion, po të mos ketë urtësi, nuk ka konkluzion"! Kështu, feja ka parashtruar një cilësi objektive që, në përgjithësi, e tregon hapur ekzistencën e urtësisë, një cilësi objektive që përcaktohet lehtë dhe e ka varur konkluzionin nga kjo cilësi. Emri i kësaj cilësie është **shkak (il'let).**



Në këto kushte, shkaku është "cilësia objektive" e cila realizon qëllimin e konkluzionit dhe tregon ekzistencën e dobisë subjektive të emërtuar "urtësi", e cila është shenjë treguese e urtësisë, nga e cila varet konkluzioni që jepet. Po pati shkak, ka edhe konkluzion; po s'pati shkak, s'ka as konkluzion. Ndryshe nga urtësia, shkaku është i hapur dhe përcaktimi i tij është i mundur. Këtë cilësi objektive të hapur, metodistët e fikhut e kanë emërtuar si **"pikëlidhje të konkluzionit"** (menat)**, si "vendi i supozuar ku ndodhet konkluzioni"** (mazinne)**, si "shkaku i konkluzionit"** (il'let)**, etj.**

Pasi e kemi kuptuar marrëdhënien mes urtësisë dhe shkakut, mund t'i trajtojmë kushtet që duhet të plotësojë shkaku për të ngritur një analogji.

**a) Shkaku duhet të jetë i dallueshëm.** Shkaku duhet të ndodhet edhe në bazën e analogjisë, edhe në objektin e saj, gjë që nënkupton se ai është i dallueshëm me anë të organeve të shqisave. Për shembull, dehja është një shkak i dallueshëm.

**b) Shkaku duhet të jetë konkret dhe i qëndrueshëm** (madbut). Shkaku duhet të jetë përmasor, duhet të ketë cilësinë që të bartë një të vërtetë të caktuar dhe të mos ndryshojë në varësi të personave dhe situatave. Për shembull, i tillë është akti i (krimit të) vrasjes. Për këdo dhe kurdoherë, krimi i vrasjes përbën një faj.

**c) Konkluzioni i shkakut duhet të jetë i përshtatshëm** (munasib) **e i matur** (mulajim). Për shembull, vrasja me paramendim dhe për armiqësi e hakmarrje përbën një shkak të përshtatshëm e të matur për të konkluduar për të dënimin me kisas.

**d) Shkaku duhet të ketë karakter përfshirës.** E thënë ndryshe, shkaku s'duhet të mbetet kurrë i posaçëm vetëm për bazën e analogjisë. Për shembull, i tillë është shkaku dehje. Shkaktimi i dehjes është veti e përgjithshme e të gjitha pijeve alkoolike si vera, votka, rakia, birra, etj.

**e) Shkaku duhet të gëzojë cilësinë e besueshmërisë fetare.** E thënë ndryshe, nuk duhet të ekzistojë ndonjë argument fetar mbi abrogimin e vlershmërisë së shkakut në fjalë.

Megjithëse ideatorët e shkollave juridike-fetare zahirite, mutezilite dhe xhaferite, duke paraqitur justifikime të ndryshme, nuk e kanë parë analogjinë si provë, domethënë si burim konkluzioni juridiko-fetar, shumica e madhe e myslimanëve, mbështetur në argumentet e mëposhtme, e kanë pranuar analogjinë si provë dhe e kanë zbatuar këtë praktikisht në konkluzionet e tyre.

Në prag të dërgimit të Muad b. Xhebelit si gjykatës në Jemen, mes Profetit (a.s.) dhe tij është zhvilluar kjo bisedë:

I Dërguari i Allahut (a.s.):

"Me çfarë do të vendosësh?"

Muad b. Xhebel:

"Me Kuranin. Po s'gjeta gjë aty, me Sunnetin. Po s'gjeta gjë edhe aty, me opinionin tim!"

Dhe i Dërguari i Allahut e ka pranuar këtë mënyrë gjykimi dhe vendimi (dhënie konkluzioni) duke falënderuar Allahun.[36] Kështu, është dukshëm se analogjia është një opinion (ixhtihad) dhe se Profeti e ka këshilluar në mënyrë të hapur.

Sahabet jepnin opinionin e tyre për ngjarjet dhe çështjet e reja, disa konkluzione i ballafaqonin me disa konkluzione të tjera duke gjetur analogjitë mes tyre, e vlerësonin një gjë me të ngjashmen e vet. Për shembull, Ibni Abbasi, pasi ka dëgjuar se Profeti **"e ka ndaluar shitjen e prodhimeve ushqimore pa i magazinuar (pas blerjes)"**, ka thënë: "Çdo gjë do ta trajtoj si dhe prodhimet ushqimore!" Pra, Ibni Abbasi ka dashur të thotë: "Konkludoj se është e ndaluar shitja e çdo lloj prodhimi menjëherë pas blerjes, pa u magazinuar!" Ky është një konkluzion i dhënë nga Ibni Abbasi me analogji.

### III. Llojet e analogjisë

Sipas fuqisë, dobësisë dhe njëvlefshmërisë së shkakut të bazës e të objektit, analogjia ndahet në tre lloje:

**1. Analogjia më e mirë ose më e fuqishme:** kur shkaku i objektit të analogjisë është më i fuqishëm se shkaku i bazës së analogjisë.

**2. Analogjia e njëvlershme (nominale):** kur shkaku i objektit të analogjisë është i njëvlershëm me shkakun e bazës së analogjisë.

**3. Analogjia më e dobët:** kur, ndryshe nga analogjia më e mirë, shkaku i objektit të analogjisë është më i dobët e më pak i dallueshëm se shkaku i bazës së analogjisë.

Në mënyrë të veçantë, sipas faktit që shkaku kuptohet apo jo menjëherë nga ideatori dhe sipas nevojës që paraqet shkaku për të menduar dhe kërkuar mbi të, analogjia ndahet në:

36 Tirmidhi, Ahkam, 3.

**1. Analogji e hapur (xhelí):** kur ideatori i kupton menjëherë shkakun. Dhe kur thuhet "analogji", për këtë lloj analogjie bëhet fjalë.

**2. Analogji e mbyllur (hafí):** kur ideatori nuk e kupton menjëherë shkakun, por i duhet të mendojë dhe kërkojë mbi të. Kjo quhet edhe **istihsan.** Llojet *xhelí* dhe *hafí* të analogjisë do të trajtohen gjerësisht në vijim në temën "istihsan".

## L. VENDI I FIKHUT MES SHKENCAVE TË TJERA ISLAME

Shkencat ndahen në shkenca racionale (aklí) dhe shkenca tradicionale (naklí). Shkencat racionale i përftojnë njohuritë me anë të vëzhgimit, provës dhe eksperimentit (përvojës), si matematika, fizika, kimia, biologjia, etj. Njohuritë e këtyre provohen, eksperimentohen, zhvillohen me anë të arsyes dhe arsyetimit, perceptohen me anë të pesë shqisave. Kurse shkencat tradicionale (naklí - të përcjella) janë themelore, njohuritë e tyre nuk sigurohen me anë të arsyes dhe përvojës, por mbështeten në përcjelljen, vijnë me rrugën e përcjelljes.

Të tilla janë rregullat e fesë, shkencat gjuhësore dhe letrare, tefsiri, hadithi, fikhu, etj. Në të vërtetë, në një farë mase, edhe arsyeja ka vend në këto shkenca. Megjithatë, arsyeja e vetme nuk mund të gjejë dhe kuptojë parimet e tyre. Shumica e tyre njihen me anë të përcjelljes. Burimi i tyre është hyjnor.

### I. Lidhjet e shkencës së fikhut me shkencat racionale

Nga shkencat racionale, fikhu ka lidhje të pjesshme veçanërisht me filozofinë dhe logjikën. Fikhu që është e drejta Islame, bën shpjegime për të vërtetuar drejtësinë e konkluzioneve, për të treguar se ku mbështetet dhe për të sqaruar arsyet e saj, parashtron dobinë e konkluzioneve dhe vendimeve juridike për njeriun dhe shoqërinë. Duke e bërë këtë, fikhu përfiton nga metodat e filozofisë.

Në të drejtën Islame, në çështjet për të cilat në Kuran dhe Sunnet nuk ka konkluzione të hapura, kërkohet ndihma e pikëpamjes (re'j) dhe e opinionit (ixhtihad). Kur një jurist (fekih) parashtron pikëpamjen e tij mbi një çështje, duke marrë për bazë Kuranin dhe Sunnetin, përdor edhe arsyen dhe logjikën e vet. Sepse në çështjet fetare, konkluzioni i parashtruar është kusht jo vetëm të jetë në përputhje me Kuranin dhe Sunnetin, por edhe të mos bjerë në kundërshtim me arsyen dhe logjikën. Ja, pra, në këtë pikë, fikhu merr parasysh rregullat e shkencës së logjikës.

Një tjetër shkencë racionale me të cilën ka lidhje fikhu, është edhe sociologjia. Pas Kuranit, Sunnetit, mendimit të përgjithshëm të njëzëshëm (ixhmá - konsens) dhe analogjisë (kijás), fikhu e quan si një burim në përcaktimin e konkluzionit edhe traditën zakonore popullore. Në këtë pikë ngre lidhje fikhu me sociologjinë, sepse sociologjia është shkenca që ka për tematikë traditën popullore, besimet fetare, doket dhe zakonet e popullit.

Shkenca e fikhut ka lidhje shumë të afërt edhe me gjuhësinë, e cila quhet shkencë ndërmjetësuese. Për të nxjerrë konkluzione nga ajetet, duhet njohur shumë mirë gjuha arabe, sepse gjuha e Kuranit është arabishtja. Për rrjedhojë, fikhu ka lidhje edhe me gjuhësinë.

**II. Lidhjet e shkencës së fikhut me shkencat tradicionale**

Lidhjet e fikhut me këto shkenca mund t'i parashtrojmë kështu:

**a. Me tefsirin.** Shkenca që shpjegon në mënyrë të gjerë ajetet e Kuranit, quhet tefsir. Fikhu, i cili ka për burim kryesor Kuranin, kur parashtron konkluzionet e tij, përfiton nga tefsiri. Shkenca e tefsirit e merr Kuranin ajet për ajet dhe ajetet, fjalë për fjalë, dhe i shqyrton brenda metodave dhe rregullave të caktuara, parashtron shkaqet e zbritjes së ajeteve. Në këtë mënyrë, fikhu i shpjegon gjerësisht kuptimet që përmbajnë ajetet. Njohuritë e dhëna në këto shqyrtime dhe shpjegime dhe komentet e bëra mbi ajetet janë shumë të rëndësishme për përcaktimin e konkluzioneve juridike (fikhì).

**b. Me hadithin.** Hadithi ka për tematikë fjalët, veprimet dhe pohimet e Profetit. Hadithi përcakton dhe parashtron nivelet dhe cilësitë konkluduese të këtyre fjalëve, veprimeve e pohimeve. Kështu, kur ka për të nxjerrë konkluzione nga Sunneti, fikhu përfiton nga shkenca e hadithit.

**c. Me bio-bibliografinë (siiret).** Siiret quhet bio-bibliografia e Profetit ose shkenca që merret me studimin e jetës, moralit, sjelljeve, drejtimit shtetëror, luftërave të Profetit, vlerësimeve që pati bërë ai përballë ngjarjeve të ndryshme. Kur fikhu kërkon të nxjerrë konkluzione nga Sunneti, merr për bazë edhe të dhënat e bio-bibliografisë së Profetit. Sepse Sunneti është, në fikh, burim kryesor. Edhe sunneti i Profetit duhet mësuar prej hadithit dhe bio-bibliografisë së tij.

**d. Me akaidin dhe kelamin.** Akaidi ka për tematikë bazat e besimit të fesë Islame, kurse kelami ka për synim dhe qëllim t'i mbrojë ato baza përballë ideve të kundërta që mund të parashtrohen mbi to. Shkenca e akaidit, gjithashtu, flet për grupimet besimore në të cilat janë ndarë njerëzit, përshkruan cilësitë e personave të

quajtur besimtar (mumin), hipokrit ose hezitant (munafik), i zvetënuar (fasik) dhe mohues (qafir). Fikhu ka lidhje me akaidin dhe kelamin edhe nga që merret me studimin e fjalëve dhe sjelljeve që e çojnë njeriun në mohim (kufr).

## M. VEÇORITË E SHKENCËS SË FIKHUT

E drejta Islame, fikhu, ka disa veçori që janë të posaçme për të. Më të rëndësishmet prej tyre janë këto:

**a. Ka për burim vahjin** (zbulesën hyjnore). Burimet themelore të fikhut janë Kurani dhe Sunneti. Për rrjedhojë, konkluzionet dhe vendimet juridike Islame mbështeten në themel në këto dy burime. Edhe kur ka për t'u parashtruar një konkluzion nga ana e ideatorëve Islamë (muxhtehid) në çështjet për të cilat nuk është konkluduar hapur në Kuran dhe Sunnet, duhet marrë për bazë Kurani dhe Sunneti. Është kusht që konkluzionet e përcaktuara nga ideatori të jenë në përputhje me këto dy burime.

**b. Përfshin gjithë jetën.** Feja e dërguar nga Allahu, së bashku edhe me bazat e saj të besimit, përfshin të gjitha anët e jetës së njeriut. Dhe shkenca e cila përcakton konkluzionet dhe vendimet fetare që rregullojnë marrëdhëniet e njeriut me njerëzit e tjerë dhe shoqërinë, është fikhu. Krahas kësaj, fikhu bën të ditura edhe konkluzionet lidhur me marrëdhëniet me shtetin dhe ato ndërshtetërore. Për rrjedhojë, fikhu është një shkencë me objekt të gjerë.

**c. Është i lidhur me moralin dhe etikën.** Të gjitha konkluzionet e parashtruara nga fikhu janë në përshtatje me parimet moralo-etike. Shkenca e fikhut i jep përparësi mbrojtjes së drejtësisë së pranuar si të mirë nga morali, qëndrimeve dhe sjelljeve të tilla si virtyti, ndershmëria, respekti për të drejtat e personit, etj. Fikhu ka për synim krijimin e dashurisë, respektit, sigurisë, ndihmës reciproke dhe solidaritetit mes njerëzve, parandalimin e padrejtësive. Të gjitha konkluzionet e fikhut lidhur me adhurimin, veprimin dhe ndëshkimin janë të tilla që mbrojnë këto vlera moralo-etike dhe realizojnë synimet e karakterit moralo-etik.

**d. Ruan të mirën dhe interesin edhe të individit, edhe të shoqërisë.** Fikhu u jep vlerë në të njëjtin nivel interesave të individit dhe shoqërisë dhe vihet në mbrojtje të tyre. Trajtimi i tregtisë (shitblerjes) si hallall (e bekuar, e lejuar), por i kamatës si haram (e dënueshme, e ndaluar), fiksimi, kur të jetë i domosdoshëm, i çmimeve nga shteti si dhe kufizimi i fitimit nga shitja janë masa praktike që mbrojnë interesat

e individit. Edhe ndalimi i tregut të zi, mitës (rushfetit), akaparimit (për ta shitur me çmim më të lartë në kushte krize ekonomike), dredhisë, mashtrimit, janë gjëra në dobi të individit dhe shoqërisë. Rregullimi i të drejtës së familjes, marrja nën mbrojtje e jetës private, ruajtja e të drejtave të fqinjit, ndalimi me ashpërsi i të këqijave që shkaktojnë grindje, mosshkuarje, shqetësim dhe pasiguri në shoqëri, si krimi, vjedhja, prostitucioni, shpifja, etj., janë konkluzione dhe vendime për të mirën edhe të individit, edhe të shoqërisë.

**e. Konkluzionet e fikhut janë gjithmonë të përshtatshme për zbatim.** Një pjesë e konkluzioneve të fikhut nuk ndryshojnë asnjëherë. Kurse një pjesë tjetër mund të ndryshojë sipas kohës dhe kushteve. Në mënyrë të veçantë, fikhu u jep juristëve (specialistëve të së drejtës Islame) që kanë kushtet e duhura për këtë, të drejtën për të përcaktuar konkluzionet lidhur me situatat dhe ngjarjet e reja. Si rrjedhojë e kësaj veçorie, fikhu, në çdo kohë dhe në cilatdo kushte, mund të parashtrojë konkluzionet e praktikueshme.



## PËRMBLEDHJE

1. Thoni kuptimin leksikor dhe terminologjik të fikhut.

2. Thoni përkufizimin e fikhut sipas imam Adhamit.

3. Si e ka përkufizuar fikhun imam Shafiiu? Thojeni me një fjali.

4. Tregoni tematikën e shkencës së fikhut.

5. Thoni qëllimin e shkencës së fikhut.

6. Ç'do të thotë "shkencë racionale (aklí)"?

7. Bëni përkufizimin e shkencës tradicionale (naklí).

8. Tregoni lidhjen e shkencës së fikhut me filozofinë.

9. Tregoni lidhjen e shkencës së fikhut me logjikën.

10. Tregoni lidhjen e shkencës së fikhut me sociologjinë.

11. Tregoni lidhjen e shkencës së fikhut me psikologjinë.

12. Shpjegoni lidhjen e shkencës së fikhut me tefsirin.

13. Tregoni lidhjen e shkencës së fikhut me hadithin.

14. Tregoni lidhjen e shkencës së fikhut me biobibliografinë (sijer) e Profetit.

15. Shpjegoni shkurt lidhjen e shkencës së fikhut me akaidin dhe kelamin.

16. Tregoni veçoritë e shkencës së fikhut.

# PJESA II
# ADHURIMI

## ÇËSHTJET

A. Përkufizimi dhe llojet e adhurimit
B. Synimet e adhurimit
C. Dobitë dhe vlerat e adhurimit

## PUNË PËRGATITORE

1. Mësoni nga një fjalor arabisht kuptimin e fjalës "ibadet" (adhurim).
2. Plotësimi i çdo konkluzioni të fesë a përfshihet në adhurim? Shfaqni mendimet tuaja mbi këtë çështje.
3. Allahu i Lartë urdhëron: **"Unë i krijova xhindët dhe njerëzit vetëm për të më adhuruar Mua!"** (Kurani, Edh-Dharijat: 56) Diskutoni nën dritën e këtij ajeti rëndësinë e adhurimit si qëllim i krijimit të njeriut.
4. Merrni të dhëna mbi llojet e adhurimit nga një libër ilmihali.
5. Ç'ndjeni në botën tuaj të brendshme kur kryeni një adhurim? A ju jep adhurimi qetësi dhe lumturi?
6. Veçoni nga një libër hadithi disa hadithe që tregojnë mbi dobitë dhe vlerat e adhurimit në bashkësi (me xhemaat) dhe shkruajini në fletore.

# A. PËRKUFIZIMI DHE LLOJET E ADHURIMIT

## I. Kuptimi leksikor dhe terminologjik i fjalës "adhurim"

Kuptimi leksikor i fjalës "ibadet" (adhurim), që është paskajorja e foljes ara bishte (عَبَدَ), është kryerje e detyrës së robit, bindje, nënshtrim.

Kurse kuptimi terminologjik i fjalës "ibadet" (adhurim) është zbatimi i urdhrave të Allahut për pëlqim të Tij si dhe largimi nga ndalimet e Allahut gjithashtu për pëlqim të Tij.

Ky përkufizim shpreh kuptimin terminologjik të "adhurimit". Sipas kësaj, të gjitha konkluzionet dhe urdhrat e Allahut futen brenda fushës së adhurimit. Ndërkaq, kreu i adhurimit është besimi monoteist (tevhid). Konkluzionet dhe urdhrat e Allahut janë ose për kryerjen e një gjëje ose për moskryerjen e saj. Ashtu siç është adhurim të bësh ato që urdhëron Allahu për t'u bërë, është adhurim edhe të mos bësh ato që urdhëron Allahu për të mos u bërë.

## II. Vlera psikologjike e adhurimit

Adhurimi ndikon pozitivisht mbi psikologjinë e njeriut. Për rrjedhojë, secili prej adhurimeve ka vlerë dhe rëndësi psikologjike. Për shembull, namazi e qetëson shumë shpirtin e njeriut. Njeriu që qëndron para Allahut me qëllim për të çuar në vend detyrën e robit ndaj Tij, përfton prej kësaj, domethënë prej ndodhjes para Allahut, shije dhe kënaqësi morale e shpirtërore. Edhe pas faljes së namazit njeriu vazhdon të jetë i qetë e i kënaqur që e ka kryer këtë detyrë të rëndësishme.

Adhurimi fuqizon mendimin e së mirës, bukurisë dhe drejtësisë te njeriu, e pengon atë për t'iu nënshtruar dëshirave të këqija të vetvetes (nefsit, egos). Ky ajet e shpreh këtë funksion të namazit si adhurim: **"...pa dyshim, namazi bëhet pengesë për paturpësinë dhe të keqen..."**[37] Njeriu që pengohet nga të këqijat që do t'u shkaktonin dëm vetes dhe njerëzve të tjerë, është i qetë në ndërgjegje.

37 Kurani, El-Ankebut: 45.

Njeriu që beson me të vërtetë, ndjen, si domosdoshmëri të këtij besimi, nevojën për ta adhuruar Allahun. Njeriu që e plotëson këtë nevojë duke e adhuruar Allahun që e ka krijuar dhe që ia ka falur çdo gjë që zotëron, është i qetë e i kënaqur që e ka çuar në vend detyrën e robit ndaj Tij.

Qëllimi i fesë së dërguar nga Allahu, është t'ia mundësojë njeriut lumturinë në këtë botë e në jetën e pasme (áhiret). Meqë zbatimi i urdhrave të fesë është adhurim, njeriu që i zbaton urdhrat e fesë arrin lumturinë në të dyja jetët.

Agjërimi që është njëri prej adhurimeve të detyrueshme (farz), duke e fuqizuar vullnetin, i jep mundësi njeriut të marrë nën kontroll kërkesat dhe dëshirat e vetes (nefsit, egos). Njeriu që e fuqizon vullnetin në saje të agjërimit, gjatë gjithë jetës sillet me kujdes ndaj urdhrave të Allahut dhe përpiqet t'i zbatojë ato.

Agjërimi e zbut zemrën e njeriut, ia vë në lëvizje ndjenjat e dhembshurisë, dashurisë dhe mëshirës. Atëherë njerëzit sillen ndaj njëri-tjetrit më me respekt e mëshirë; respekti dhe mëshira e njerëzve ndaj njëri-tjetrit bën që ata të jenë të qetë e të lumtur.

Zekati e mbron njeriun nga koprracia, ia zhvillon ndjenjat e bujarisë dhe ndihmës, siguron dashurinë dhe lidhjen mes të pasurve e të varfërve. I pasuri që jep zekat, bëhet i mëshirshëm ndaj të varfërit. Edhe i varfëri nuk ushqen urrejtje dhe armiqësi ndaj të pasurit, nuk ia vë syrin mallit dhe pasurisë së tij. Dhe kjo zhvillon ndjenjat e e dashurisë dhe besimit mes njerëzve.



Edhe adhurimi i haxhit ka ndikime psikologjike pozitive. Besimtarët e li-dhur pas fesë së vërtetë Islame të Allahut që s'ka të dytë e të ngjarë, bashkohen në haxh me të njëjtin qëllim dhe besim. Shumë myslimanë, me vetëdijen dhe emocionet e adhurimit, i drejtohen Allahut duke iu lutur dhe duke i kërkuar falje. Pastaj, në jetën që i ka mbetur, me sa të jetë e mundur bën kujdes që të mos bëjë mëkat. Edhe kjo e qetëson njeriun shpirtërisht. Të gjitha këto veçori ndikojnë pozitivisht mbi psikologjinë e njeriut.

### III. Llojet e adhurimit

#### a. Adhurimet sipas kryerjes

Sipas mënyrës së kryerjes, adhurimet ndahen në tre lloje:

1. *Adhurimet* e bëra me trup, si: namazi, agjërimi, këndimi i Kuranit.

2. *Adhurimet* e bëra me pasuri, si: zekati, sadakaja, fitri, kurbani.

3. *Adhurimet* edhe me trup, edhe me pasuri, si haxhi, xhihadi, umreja.

Secili nga adhurimet ka vlerën dhe rëndësinë e vet. Edhe pse të ndryshëm sipas mënyrës së kryerjes, të gjitha janë urdhra të fesë dhe të gjitha i përftojnë njeriut të mira (sevap).

#### b. Adhurimet sipas formës dhe kushteve

1) Adhurimet me formën dhe kushtet të përcaktuara

Janë adhurimet si namazi, agjërimi, haxhi dhe zekati, që futen në kushtet e Islamit. Forma dhe kushtet e adhurimeve të këtij grupi janë përcaktuar nga vetë Profeti.

2) Adhurimet me formën dhe kushtet të papërcaktuara

Përveç adhurimeve me formën dhe kushtet të përcaktuara si më sipër, njeriu ka edhe përgjegjësi të tjera para Krijuesit që duhet t'i plotësojë. Këto quhen shkurt *"punë të mira"* (ameli salih).

Ameli salih: Fjala "amel" do të thotë veprim, punë, akt. Kurse fjala "salih" do *të thotë i mirë, i dobishëm*. Kështu, puna e mirë përmbledh të gjitha veprimet dhe sjelljet e mira, të bukura, të pëlqyeshme e të dobishme si adhurim e si moral, të cilat i sigurojnë personit lumturinë e jetës së pasme (áhiret). Puna e mirë mund të jetë edhe adhurimi, por mund të jetë edhe ndihma dhe mirësia ndaj nevojtarëve, lufta (xhihadi) në rrugën e Allahut, lufta kundër dhunës dhe padrejtësisë, ndihma recip-

roke mbi bazën e drejtësisë, mirësisë dhe devotshmërisë. Veçanërisht, tërësia e sjelljeve të porositura nga Allahu i Lartë dhe i Dërguari i Tij, Hz. Muhammedi (a.s.), si fitimi i lejuar (hallall), çuarja në vend e detyrave ndaj familjes, farefisit dhe shoqërisë, futet te punët e mira.

Në Kuran, "amelu's-salih" përmendet afërsisht në nëntëdhjetë vende. Ajetet që bëjnë fjalë për punën e mirë, përgjithësisht fillojnë duke prekur së pari besimin dhe lidhur me të: **"... ata që besojnë dhe bëjnë punë të mira..."** Kjo tregon se besimi dhe puna e mirë janë një e tërë e pandarë. Shkurt, ashtu si nuk ka dobi puna e mirë pa besim, ashtu dhe besimi i pashoqëruar me punë të mira nuk e shpëton njeriun nga ndëshkimi i xhehennemit.

Që myslimani t'i ketë të gjitha punët të tilla që të futen te punët e mira, duhet që t'i përmirësojë dhe zbukurojë të gjitha sjelljet e veta që kanë të bëjnë me jetën e kësaj bote e të áhiretit. Ky është besimi dhe puna e mirë që kërkon Islami prej besimtarëve. Me të vërtetë, Allahu i përshkruan kështu në Kuran njerëzit që do të arrijnë shpëtimin:

**"Betohem në kohën se, pa dyshim, njeriu është në humbje. Veç atyre që besojnë, që bëjnë punë të mira, që e këshillojnë njëri-tjetrin për drejtësi dhe durim!"** [38] **"Pa dyshim, ata që besojnë dhe bëjnë punë të mira, janë më të dobishmit e krijesave!"** [39]

Siç kuptohet edhe nga këto ajete, krahas besimit duhet patjetër edhe punë e mirë. Dhe kjo do të thotë që urdhrat dhe ndalimet e Islamit të zbatohen në të gjithë botën, që njerëzit të bëjnë të gjitha përpjekjet, që u vijnë për dore për t'u bërë zotërues të jetës së vet.

## B. SYNIMET E ADHURIMIT

### I. Adhurimi bëhet për të fituar pëlqimin e Allahut

Synimi i vërtetë që duhet të ndiqet në adhurim, është fitimi i pëlqimit të Allahut. Pëlqimi i Allahut fitohet duke e kryer adhurimin vetëm për Allahun. Vetëm Allahu është i denjë për t'u adhuruar. Është Ai që krijon, që jep pjesë nga të mirat (nimet), që mban gjallë, që bashkon me jetën e amëshuar. Në individualitetin, atributet, aktet e veta, Ai s'ka shok e të ngjarë, prandaj në adhurim nuk duhet men-

38 Kurani, El-Asr: 1-3

39 Kurani, El-Bejjine: 7.

duar askush e asgjë tjetër krahas Tij e veç Tij. Të bësh adhurim duke synuar jo pëlqimin e Tij, por interesa materiale ose duke synuar pëlqimin e njerëzve, është një lloj politeizmi. Myslimani duhet të ruhet prej synimeve e sjelljeve të tilla dhe adhurimet t'i bëjë vetëm për të çuar në vend urdhrin e Allahut dhe për të fituar pëlqimin e Tij!

Ky ajet bën të ditur qëllimin dhe synimin, që duhet ndjekur në adhurim: **"Thuaj: "Pa dyshim, namazi, adhurimi, jeta dhe vdekja ime janë vetëm për Allahun, Zotin e botëve!"** [40]

### II. Adhurimi bëhet sepse është urdhër i Allahut

Synimi i parë që duhet ndjekur në adhurim, është zbatimi i urdhrit të Allahut, sepse adhurimi bëhet se është urdhër i Allahut.

Bindja ndaj urdhrit të Allahut është domosdoshmëri e pozitës së robit ndaj Tij.[41] Njeriu duhet t'u bindet urdhrave të Zotit të tij të Lartë që e ka krijuar atë dhe i ka dhënë ekzistencë kur nuk ekzistonte, që ka krijuar çdo gjë që i duhet dhe ia ka vënë në përdorim, si dhe duhet të ruhet prej ndalimeve të Tij. Ky është qëllimi i krijimit të njeriut. Njeriu që e beson Allahun, duhet t'i çojë në vend urdhrat e Tij!

### III. Adhurimi bëhet për të fituar xhennetin

Njeriu ka dëshirë që në jetën e pasme (áhiret) të shmanget nga ndëshkimi i Allahut e të hyjë në xhennet. Për ta arritur këtë dëshirë, çdo mysliman përpiqet t'i çojë në vend detyrat që i takojnë në këtë botë. Dhe i lutet Allahut për të hyrë në xhennet.

Në ajetet si më poshtë bëhet e ditur se njeriu, i cili adhuron ngaqë ka urdhëruar Allahu dhe për të fituar pëlqimin e Tij, në áhiret do të hyjë në xhennet.

**"Më të dobishmit ndër njerëzit janë ata që besojnë dhe bëjnë punë të mira. Shpërblimi i tyre te Allahu do të jenë xhennete të Adnit nën të cilat rrjedhin lumenj dhe ku ata do të rrinë përgjithmonë!"**[42]

**"... dhe u thuhet atyre: "Ja, për ju një xhennet! Ju u bëtë trashëgimtarë për punët e mira që keni bërë!"**[43]

40 Kurani, El-En'am: 162.

41 Kurani, Edh-Dharijat: 56.

42 Kurani, El-Bejjine: 7-8.

43 Kurani, El-A'raf: 43.

# Lexim letrar
# Njeriu lartësohet për te Allahu me adhurim

Adhurimi është lartësimi i shpirtit drejt Allahut. Për njeriun, adhurimi është, veçanërisht në kohë krizash e turbullie, ngushëllimi e qetësimi më i madh, mbështetje shpirtërore, burim qetësie e force.

**Synimi i adhurimit është përmendja e Allahut dhe, duke e parë veten para Tij, thyerja e forcës së dëshirave e pasioneve shtazore, vështrimi i njerëzve dhe lidhja pas tyre me ndjenjat e mëshirës, dhembshurisë dhe dashurisë, mbajtja pastër vazhdimisht e trupit dhe shpirtit.** Çdo njeri ka nevojë për këtë. Le të jetë njeriu i pasur apo i varfër, i fuqishëm apo i dobët, është vazhdimisht nevojtar për mbështetje moralo-shpirtërore dhe energji. Këtë e ndjen çdo njeri në jetë dhe kur mbetet vetëm me vetveten si dhe e di në saje të përvojës.

Herë-herë na ndodh që asnjë dëfrim të mos na dëfrejë, që asnjë shërim të mos na i heshtë dhimbjet. Ata që pandehin se kurrë s'kanë për t'u rrëzuar, vjen një ditë e rrëzohen, ata që pandehin se nuk do t'ia kenë nevojën askujt, vjen një ditë e përpëliten në nevojë. Ashtu si shëndeti dhe sëmundja, edhe gëzimi dhe dëshpërimi janë për njeriun. Na ndodhin çaste të tilla të mërzitshme e të shqetësuara kur edhe njerëzit më të afërt, madje, i ndjejmë larg dhe biem në krizë. Ja, pra, atëherë dhe, për fat të keq, vetëm atëherë ndjejmë nevojë për mbështetje shpirtërore. Feja dhe pasuria shpirtërore janë krejt si shëndeti që s'i dihet vlera kur jemi shëndosh!

Prehjen e brendshme dhe qetësinë shpirtërore, për të cilat kanë nevojë, njerëzit do t'i kërkojnë gjithmonë në fe dhe në të fshehtën e shpirtërores. Duhet të dihet mirë se për njerëzit që bartin në shpirt mundësinë për të besuar, asgjë s'mund ta mbushë vendin e besimit te Allahu! Dhe asnjë doktrinë politike apo shoqërore nuk mund ta arrijë forcën dhe qëndrueshmërinë e fesë si një vlerë disiplinore e brendshme. Ndërkaq, kjo forcë disipline e fesë si dhe e fshehta e krijimit prej saj te

njeriu e qetësisë dhe prehjes së brendshme fshihen te adhurimi. Individi mund ta arrijë thellësinë e kësaj të fshehte vetëm me adhurim.

Shkurt, adhurimi, duke e afruar individin te Krijuesi i tij, i jep atij një forcë moralo-shpirtërore të pasur si dhe i jep zhvillim te njeriu ndjenjës së të shenjtës. Njeriu lartësohet për te Allahu me adhurim dhe lutje. Në saje të kësaj force e të kësaj ndjenje, individi gjen lehtësisht në vetvete qëndresë ndaj një mijë e një vështirësive të jetës!

Po ta shohim çështjen me vëmendje, do të vëmë re se ata që s'kanë forcë shpirtërore, në kohë krizash shpirtërore e kërkojnë shpëtimin ose duke e ngushëlluar veten me dëfrime të ulta, ose duke bërë vetëvrasje. Janë ata që në ditë të mira s'u japin asnjë vlerë vlerave moralo-shpirtërore, të cilët para një fatkeqësie sëmuren nga dëshpërimi e vdesin.

Nuk është parë që një besimtar i vërtetë të jetë njeri i ulët e nuk është dëgjuar që të sëmuret nga dëshpërimi e të kërkojë të bëjë vetëvrasje. Sepse në sytë e besimtarit të vërtetë nuk e vlen të biesh në dëshpërim për jetën shumë të shkurtër dhe kënaqësinë që kalon shpejt të një bote të përkohshme.

Prandaj ndodh që kur në një vend këputen lidhjet moralo-shpirtërore, marrin udhë dëfrimet e ulta dhe krimi, shtohen vetëvrasjet dhe njerëzit bëhen ujq për njëri-tjetrin. Askush nuk beson më te njëri-tjetri!

Mirëpo është krejt e çuditshme që nuk kërkohet të dihet se cilat janë shkaqet e vërteta të të gjitha këtyre poshtërsive dhe mjerimeve. Secili e akuzon dhe e bën me turp tjetrin. Por askush nuk rri të mendojë se nga rrjedh turpi i vërtetë. Të jemi të sigurt se shkaku i vërtetë është boshllëku moralo-shpirtëror, turpi i vërtetë është mungesa e vlerave moralo-shpirtërore dhe e ndjenjës së përgjegjësisë. Shkaku themelor është braktisja nga njerëzit e adhurimit të Allahut!

Ja, pra, porosia këmbëngulëse e mjekut, që i sëmuri të përdorë disa ilaçe, nuk bëhet prej tij për nevoja apo interesa vetjake, por për dobinë e të sëmurit dhe për shërimin e tij. Ashtu si nuk ka kuptim të pyesësh mjekun për dhënien e ilaçeve, po aq pa kuptim është të mendosh për urdhrat e Zotit pa adhurim.

Për të fituar pëlqimin e Allahut e për të arritur shpëtimin në áhiret, njeriu duhet t'i kryejë adhurimet në kohë e pa të meta.

## C. DOBITË DHE VLERAT E ADHURIMIT

### I. Adhurim ka në të gjitha fetë hyjnore

Feja hyjnore është tërësi e ligjeve hyjnore të dërguara njerëzve me ndërmjetësinë e profetëve. Qysh nga Hz. Ademi, njeriu i parë dhe profeti i parë, të gjithë profetët u kanë kumtuar njerëzve urdhrat dhe ndalimet e Allahut. Në të gjitha fetë e kumtuara nga profetët, së bashku me parimet e besimit, ndodhen edhe urdhra mbi adhurimet. Fundja, qëllimi i krijmit të njeriut është besimi dhe adhurimi i Allahut!

Me ndërmjetësinë e profetëve, Zoti ua ka bërë të ditur njerëzve se cilat janë adhurimet që duhet të kryejnë. Konkluzionet, vendimet dhe urdhrat lidhur me adhurimet ndodhen në të gjitha librat e shenjtë. Fakti që sot hebrenjtë dhe krishterët kanë vendet e tyre të adhurimit dhe që ata kryejnë adhurime sipas tyre, tregon se adhurim ka pasur edhe në fetë para Islamit. Për këtë flasin edhe ajetet e Kuranit:

**"Dikur ne patëm marrë fjalën prej të bijve të Izraelit, se ata do të adhuronin vetëm Allahun dhe se do të silleshin mirë ndaj prindërve, të afërmëve, jetimëve, të varfërve dhe i patëm urdhëruar ata të thonë fjalë të mira, të falin namazin, të japin zekatin..."**[44]

"(Isai) **tha kështu: "Unë jam robi i Allahut. Ai më dha libër (ungjill) mua dhe më bëri të dërguar.... Dhe më urdhëroi namazin dhe zekatin sa të jem gjallë!"**[45]

Shihet se adhurimi është urdhëruar jo vetëm për ummetin, bashkësinë e profetit tonë, Hz. Muhammedit (a.s.), por edhe për bashkësitë e tjera.

### II. Adhurimi fuqizon zemrën dhe besimin

Kushti i parë për të qenë mysliman është të kesh një besim të sinqertë e të shëndoshë, të pastruar prej të gjitha dyshimeve. Për pranimin e adhurimeve të bëra te Allahu, duhet më parë të kesh besuar.

Mes besimit dhe adhurimit ka një lidhje shumë të ngushtë. Adhurimet kanë një

44 Kurani El-Bekare: 83.

45 Kurani, Merjem: 30-31.

funksion maturues mbi besimin. Hadithi profetik në vijim e tregon hapur lidhjen dhe marrëdhëniet mes besimit dhe adhurimit dhe nënvizon domosdoshmërinë e adhurimeve për përsosjen e besimit.: *"A e dini se ç'është besimi? Besimi është të dëshmosh se s'ka zot tjetër veç Allahut, se Muhammedi është robi dhe i dërguari i Allahut, të falësh namaz, të japësh zekat, të agjërosh në muajin e ramazanit, të paguash (në thesarin e shtetit) një të pestën e plaçkës së zënë në luftë!"*[46]

Edhe mbrojtja e besimit, vazhdimësia dhe fuqizimi i tij bëhen të mundur në saje të adhurimeve, sepse, meqë adhurimet janë urdhri i Allahut dhe bëhen me qëllim për të fituar pëlqimin e Tij, ia kujtojnë njeriut Allahun vazhdimisht. Edhe besimi i njeriut që nuk e nxjerr nga mendja Allahun, forcohet, edhe njeriu që bën adhurim, e shijon besimin. Profeti ynë ka thënë kështu: *"Janë tre gjëra që, kush i bën ato, e shijon besimin. Besimin e shijon ai që e di se s'ka zot tjetër veç Allahut, që s'adhuron tjetër veç Allahut dhe që çdo vit e jep zekatin me gjithë zemër!"*[47] Nga ana tjetër, shijimi i besimit siguron pjekurinë dhe fuqizimin e tij. Qëndrimi i njeriut pesë herë në ditë para Allahut e bën atë ta ndjejë më mirë madhështinë dhe fuqinë e Allahut. Njeriu i cili para Allahut e ndjen se sa i dobët është, për çdo çast të jetës e ndjen se është nevojtar për Të. Në përfundim të kësaj, atij i forcohet besimi dhe dashuria për Allahun. Njeriu i cili, me anë të agjërimit, e pengon veten prej ushqimit për pëlqim të Allahut, e kupton vlerën e të mirave që i ka dhënë Ai. Njeriu mendon se, po të mos ia jepte Allahu, vetë nuk do të mund t'i siguronte e, kështu, e beson Allahun dhe lidhet pas Tij në mënyrë më të vetëdijshme.

Edhe ajeti kur'anor, **"Allahu e forcon orientimin (besimin) e atyre që ecin në rrugë të drejtë!"**[48] , e pohon se adhurimet e forcojnë besimin. Sepse të ecësh në rrugë të drejtë do të thotë të çosh në vend urdhrat e Allahut dhe të ruhesh prej gjërave që ka ndaluar Ai. Edhe zbatimi i urdhrave të Allahut dhe ruajtja nga gjërat e ndaluara prej Tij është adhurim.

Adhurimet e forcojnë zemrën e njeriut. Zemra kënaqet vetëm duke e kujtuar Allahun dhe duke e adhuruar Atë. Me të vërtetë, Allahu ka thënë: **"...ta dini se zemrat gjejnë qetësi vetëm duke e kujtuar Allahun!"**[49] Zemra e njeriut që bën adhurim, ndjen kënaqësi morale-shpirtërore nga ky adhurim dhe e shtyn njeriun për të bërë edhe më shumë adhurim. Në përfundim të kësaj, besimi i njeriut forco-

46 Sahîhu'l-Buharî, Kitabu'l-iman, 40; Sahîhu'l-Muslim, Kitabu'l-iman, 17. Sünenü't-Tirmidhi, Babü'l-iman, 2614; Sünenü'n-Nesai, Kitabu'l-iman, 120.

47 Sünenü Ebi Davud, Kitabu'z-Zekat, 1582.

48 Kurani, Merjem: 76.

49 Kurani, Er-Ra'd: 28.

het dhe njeriu s'bart më qëllime dhe ndjenja të këqija në zemër, nuk u bën të këqija as vetes, as të tjerëve. Ai sillet ndaj qenieve me mëshirë e dhembshuri, ndaj njerëzve ushqen dashuri dhe respekt.

Adhurimi mbron besimin. Njeriu që adhuron, e ka zemrën dhe besimin të fuqishëm, prandaj ai ruhet prej çdo lloj sjelljeje që ia dëmton besimin.



**III. Adhurimi lartëson vlerën dhe moralin e njeriut**

Njeriu është qenia më e nderuar mes krijesave. Fakti që Allahu i Lartë e ka krijuar gjithësinë për njeriun, që i ka vënë qeniet në shërbim të tij, flet për vlerën e njeriut te Allahu dhe tregon se është një qenie e nderuar.

Ndërkaq, njeriu mund ta ruajë këtë nder e këtë vlerë nëse beson dhe kryen adhurimet përkatëse. Për këtë bën fjalë ky ajet: **"Pa dyshim, Ne e krijuam njeriun në formën më të bukur. Pastaj e zbritëm atë në nivelin më të ulët. Por për ata që besojnë dhe bëjnë punë të mira, ka gjithmonë një shpërblim që nuk shterron!"**[50] Ata që kanë rënë në nivelin më të ulët, nuk janë të gjithë njerëzit, por njerëzit që s'besojnë e që s'bëjnë adhurim!

50 Kurani, El-Huxhurat, 13.

Këtu kuptojmë se vlerën e njeriut e lartësojnë besimi dhe adhurimi. Njeriu që bën adhurim, duke e ditur se është nën vëzhgimin e vazhdueshëm të Allahut, ruhet nga qëndrimet dhe sjelljet që ia rrëzojnë vlerën dhe që nuk përputhen me dinjitetin njerëzor.

Çdo njeri, pavarësisht nga emri, seksi, raca, ngjyra, është robi i Allahut, kështu që të gjithë njerëzit janë, si njerëz, të barabartë. I bardhi ndaj zezakut, zezaku ndaj të verdhit, arabi ndaj joarabit, etj., nuk kanë asnjë përparësi. Megjithëkëtë, para Allahut, një pjesë njerëzish pranohen si më me vlerë e më të lartë se të tjerët. Dhe këta nuk janë nga ndonjë racë apo komb i caktuar, janë vetëm më të devotshmit. Këtë çështje e shpjegon ky ajet:

**"O njerëz! Pa dyshim, Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre. Dhe, për t'u dalluar nga njëri-tjetri, ju ndamë në fise e kombe. Pa dyshim, më i çmuari prej jush te Allahu është ai që e ka më shumë frikë Atë. Pa dyshim, Allahu di dhe ka informacion për çdo gjë!"**[51]

Këtë çështje e ka trajtuar edhe Profeti ynë në hutben e tij të lamtumirës: *"O njerëz! Dijeni se Zoti juaj është një. Edhe ati juaj është një. Të gjithë jeni bij të Ademit, kurse ai është prej dheu. Më i vlefshmi prej jush pranë Allahut është më i devotshmi prej jush. Arabi nuk ka asnjë përparësi ndaj joarabit. Përparësia është vetëm me devocion!"*[52] Shihet se vlera e njeriut matet me devocionin e tij. Njeriu më me vlerë te Allahu është njeriu më i devotshëm. Devotshmëria (takva) është frika nga Allahu dhe adhurimi i Tij ashtu siç duhet.

Vlera e njeriut që bën adhurim rritet jo vetëm para Allahut, por edhe para njerëzve. Njeriu që çon në vend detyrat e veta ndaj Allahut, zë në shoqëri një vend të nderuar, sepse ai nuk u bën keq të tjerëve, i trajton njerëzit me dashuri dhe respekt, ruan të drejtat e personit. Edhe njerëzit që nuk e çojnë në vend detyrën e robit ndaj Allahut, madje, ndjejnë respekt për njeriun që bën adhurim, i japin vlerë atij!

Të gjitha urdhrat fetare janë moralisht të mira e të bukura. Zbatimi i urdhrave fetare lidhur me adhurimet e maturon moralin, e mban personin larg shprehive dhe sjelljeve të këqija. Për shembull, sjellje dhe veprime të tilla, si: ndihma ndaj të tjerëve, dhënia e sadakasë dhe zekatit, respektimi i të drejtave të personit janë adhurime që e zbukurojnë moralin e njeriut.

51 Kurani, El-Huxhurat:13.

52 Abdülmelik b. Hisham, es-Sîretü'n-Nebeviyye, vëll. 2., f. 350.

Besimi i njeriut që kryen adhurimet, forcohet, zemra i pastrohet prej qëllimeve, ndjenjave e mendimeve të këqija. Dhe kjo bëhet pretekst për zbukurimin e moralit të njeriut. Sepse njeriu që e beson Allahun dhe i bindet Atij, që e pastron zemrën prej të këqijave, shmanget prej fjalëve e sjelljeve moralisht të pakëndshme, priret ndaj të mirës, të bukurës e të drejtës.

**IV. Adhurimi siguron lartësimin shpirtëror dhe ideor të njeriut**

Njeriu që e adhuron Allahun, fiton të mira (sevap). Dhe njeriut që fiton të mira, i rritet vlera morale-shpirtërore para Allahut. Profeti ynë (a.s.) e ka bërë të ditur se adhurimi e lartëson nivelin moralo-shpirtëror të njeriut, me këtë hadith: *"Bëni sexhde (adhurim) shumë, sepse, kur ju bëni sexhde (adhurim), për secilën prej tyre Allahu jua rrit vlerën!"*[53]

Adhurimi e maturon personin mendërisht, e mban larg prej besimeve, opinioneve dhe mendimeve të gabuara. Sepse njeriu që adhuron Allahun, nuk u jep vend në zemër dhe në mendje gjërave të tjera, veç të vërtetave të treguara prej Tij.

Për të bërë adhurim, duhen njohur urdhrat fetare, sepse zbatimi i urdhrave fetare dhe respektimi i ndalimeve është i mundur duke i njohur ato. Myslimani i mëson urdhrat fetare mbi adhurimet, dobitë dhe vlerat e adhurimeve, sepse beson që adhurimi i Allahut është një urdhër dhe përgjegjësi e formës së prerë. Në përfundim të kësaj, ai njeri arrin një nivel të lartë dituror dhe ideor.

**V. Adhurimi e shtyn njeriun të jetojë me plan dhe disiplinë**

Kohët, format dhe kushtet e kryerjes së adhurimeve janë përcaktuar në Kuran dhe Sunnet. Për shembull, namazet falen në kohë të përcaktuara për secilin namaz dhe jashtë kësaj nuk mund të dilet. Gjithashtu, numri i namazeve është pesë dhe ky numër nuk mund të ndryshohet. Agjërimi farz mbahet vetëm në muajin e ramazanit. Edhe koha e haxhit është e ditur. Edhe shembuj të tjerë që mund të sjellim, tregojnë se adhurimet bëhen brenda një disipline dhe në bazë të parimeve të caktuara.

Adhurimet me vendin, kohën, kushtet dhe elementët përbërës të përcaktuar në këtë mënyrë, e drejtojnë njeriun të jetojë me plan dhe disiplinë. Njeriu që i kryen adhurimet pa mangësi dhe në kohën e duhur, e reflekton këtë qëndrim edhe në jetën e përditshme. Për shembull, një tregtar ngrihet herët, fal namazin dhe e fillon

53 Sahîhu'l-Muslim, Kitabu's-salat, 225; Sünenü't-Tirmidhi, Bâbu's-salat, 388.

punën në kohën e vet. Edhe nëpunësi shkon në punë në orar. Personi që fal namaz, duke kryer punët e përditshme, vepron me plan, sillet në mënyrë që as namazin e as punët të mos i lërë mangut, për rrjedhojë, edhe punët që kanë lidhje me këtë botë i kryen e i çon përpara në mënyrë të planifikuar e të programuar.

Adhurim s'do të thotë vetëm namaz, agjërim, haxh, etj. Edhe interesimi i personit për familjen, plotësimi i kërkesave të gruas dhe fëmijëve, është adhurim, sepse këto janë urdhra të fesë. Personi që u kushton kujdes këtyre çështjeve dhe që i çon në vend ato, kthehet në kohë në shtëpi. Në vend që ta kalojë kohën me gjëra boshe, merret me njerëzit e shtëpisë, interesohet për problemet e tyre. Dhe kjo siguron që jeta e familjes të jetë e rregullt dhe e lumtur.

Adhurimet kanë aspekte që ndikojnë mbi gjendjen ekonomike të njeriut, që e bëjnë njeriun, lidhur me këtë çështje, të disiplinuar. Për shembull, feja jonë ka urdhëruar që njeriu të jetë ekonomiqar dhe e ka ndaluar shpenzimin e tepërt dhe shpërdorimin. Personi që u përshtatet këtyre parimeve, e rregullon jetën e tij ekonomike në mënyrë të planifikuar e të programuar. Ai shpenzon aq sa duhet për gjërat e nevojshme, kurse nuk e shpërdoron paranë për gjërat që s'duhen. Dhe, kur vepron kështu, nuk bëhet as nevojtar për të tjerët.

Feja jonë ka bërë të qartë se duhet të mos u zgjatet dora të tjerëve dhe se duhet fituar me punë. Edhe puna duhet bërë në bazë të rregullave të caktuara. Për shembull, çështje të tilla si fitimi në rrugë të lejueshme (hallall), respektimi i të drejtave të personit, mospërdorimi i gënjeshtrës dhe mashtrimit, kryerja e detyrave ashtu siç duhet janë disa prej parimeve të fesë sonë në lidhje me marrëdhëniet e punës, të cilat sigurojnë disiplinën e duhur.

### VI. Adhurimi i jep njeriut shëndet shpirtëror dhe trupor

Njeriu përbëhet prej shpirtit dhe trupit. Këta dy elementë që përbëjnë njeriun, ndikojnë mbi njëri-tjetrin pozitivisht apo negativisht. Nëse njeriu nuk është i shëndoshë trupërisht, ndjen dhimbje shpirtërore dhe mund të bjerë në rënie shpirtërore. Edhe shëndeti fizik i njeriut të paqetë shpirtërisht, në stres e shqetësim, prishet. Për rrjedhojë, për të qenë i shëndetshëm, i qetë e i lumtur, njeriu duhet të jetë i shëndoshë edhe fizikisht, edhe shpirtërisht. Një faktor i rëndësishëm që i përfton njeriut shëndet fizik dhe shpirtëror, është adhurimi.

Besimi dhe adhurimet janë ushqimi ynë shpirtëror. Njeriu është përbërë prej trupit dhe shpirtit. Trupi është krijuar prej dheu, edhe ushqimi i tij del prej dheu. Kurse shpirti ynë ka burim hyjnor. Edhe ushqimi i tij hyjnor do të jetë. Ja, pra,

adhurimet i sigurojnë njeriut lidhjet me Zotin dhe i japin qetësi. Jeta që kalon pa adhurim, i përngjet ushqyerjes së kalit duke e lënë kalorësin pa ngrënë, furnizimit të makinës me benzinë, duke e lënë shoferin pa ushqyer. Sepse trupi ynë është kali, kurse kalorësi, shpirti. Trupi ynë është si një makinë, kurse shpirti, si një shofer. Ushqimi i secilit është i veçantë. Ushqimi i shpirtit tonë është besimi dhe adhurimi i Allahut. Kur të jetë kështu, shëndeti i trupit dhe shpirtit bëhet i përsosur dhe, njeriu, i lumtur!

Shpirti nuk ka lidhje vetëm me shëndetin e trupit, por edhe me gjendjen morale të njeriut. Shëndeti shpirtëror i njeriut që bën mëkat, që u bën padrejtësi të tjerëve, që nuk mundet të plotësojë nevojat e veta moralo-shpirtërore, me kohë prishet. Kurse njeriu që beson dhe ruhet nga mëkatet, që nuk vë dorë mbi të drejtat e personit, që ruhet nga shpenzimi i tepërt dhe shpërdorimi, që ka moral të bukur, nuk ndjen dhimbje shpirtërore, është i qetë në ndërgjegje.

Disa prej ngjarjeve që e shqetësojnë njeriun shpirtërisht, janë fatkeqësitë që i bien mbi kokë. Nëse njeriu që beson dhe i kryen adhurimet, i pret këto fatkeqësi me durim, beson se shqetësimet dhe fatkeqësitë do të bëhen shkak që t'i falen mëkatet. Në çdo gjë që i vjen prej Zotit, ai pranon se për të ka një të mirë dhe dobi në lidhje me këtë botë dhe me jetën tjetër. Prandaj i përballon me durim fatkeqësitë, nuk i stërmadhon për t'i kthyer në dëshpërim, pra dhe nuk e fut në rrezik shëndetin shpirtëror.

Adhurimi i përfton njeriut edhe shëndet shpirtëror. Për shembull, një prej urdhrave të fesë sonë është edhe shmangia nga gjëra të dëmshme të tilla si pijet alkoolike, drogat, etj. Personi që rri larg prej këtyre lëndëve të ndaluara nga feja jonë, mbron shëndetin e vet. Veçanërisht është me shumë rëndësi porosia e Profetit, *"Agjëroni që të gjeni shëndet!"*[54], sepse agjërimi ndihmon shumë për një shëndet të mirë. Agjërimi bëhet shkak që trupi i njeriut të pushojë, të mos bjerë shpejt dhe që njeriu ta ruajë shëndetin. Yndyrnat e grumbulluara në trup shkrihen në saje të agjërimit dhe trupi lehtësohet.

### VII. Adhurimi e largon njeriun nga të këqijat

Adhurimi buron nga besimi dhe e forcon besimin. Personi me një besim të fuqishëm shmanget, me të gjitha mundësitë, nga të këqijat. Sepse besimi dhe adhurimi e zbukurojnë moralin dhe e pengojnë njeriun nga të këqijat. Ajeti që thotë se

54 Sünenü't-Taberanî, Babü's-savm, 5.

**"...pa dyshim, namazi largon nga imoraliteti dhe të këqijat..."**[55] , flet për këtë. Personi që fal namaz, ka turp të dalë para Allahut si mëkatar dhe ruhet nga kryerja e gjërave të këqija të ndaluara nga Allahu. Si namazi, edhe agjërimi e largon njeriun nga të këqijat.

Me të vërtetë, Profeti ynë ka thënë kështu për agjërimin: "Agjërimi është mburojë (ndaj mëkateve e të këqijave)", sepse agjërimi nuk kërkon vetëm ndërprjerjen e ushqyerjes, por edhe lënien e mëkateve dhe të këqijave. Profeti porosit: "Allahu nuk ka nevojë për ndenjen pa ngrënë e pa pirë të një njeriu që nuk i lë gënjeshtrat dhe punën me gënjeshtra!" Me këtë, ai ka dashur të tërheqë vëmendjen se agjërimi duhet të ndikojë për mirë mbi sjelljet e njeriut. Personi që e kupton këtë veçori dhe rëndësi të agjërimit, shmanget prej të këqijave. Kjo veçori gjendet edhe në adhurimet e tjera. Fundja, edhe shmangia nga mëkatet dhe të këqijat është një adhurim më vete.

Njeriu që beson dhe i kryen adhurimet, është i vetëdijshëm se në jetën e pasme (áhiret) do të japë llogari për të gjitha veprimet dhe qëndrimet e tij në këtë botë. Ky besim e drejton njeriun te e mira, duke e larguar nga e keqja.



55 Kurani, El-Ankebut: 45.

# Lexim letrar
# Ne kemi nevojë për adhurim

Gjëja më e bukur është të tregosh bujari e të dhurosh pa shpërblim. Njerëzit e paaftë për ta kuptuar këtë, i peshojnë disa të vërteta me peshoret e tyre të prishura, për rrjedhojë, nxjerrin përfundime në kundërshtim me të vërtetën.

Një pjesë e këtyre pyesin: "Ç'nevojë ka Zoti ta krijojë këtë gjithësi për ta bërë veten të njohur e të dashur e të na urdhërojë ne të falim namaz e të kryejmë adhurime të tjera?"

Nëse, duke e bërë këtë pyetje, këta njerëz do të merrnin mundimin t'u hidhnin një sy qenieve përreth, do ta merrnin përgjigjen e pyetjes së tyre. Për shembull, ndërsa u jep dritë njerëzve, ç'pret dielli për këtë prej tyre? Ndërsa globi tokësor i shëtit njerëzit mbi shpinë, çfarë shpreson, vallë, për këtë, prej tyre? Megjithëse për vete s'ka nevojë për vitaminë C, pema e limonit prodhon frutin e limonit të ngarkuar plot me vitaminë C për njerëzit. Ç'kërkon për këtë të mirë pema e limonit nga njerëzit? Shembuj të tillë mund të jepen plot.

Kur edhe krijesat që ndodhen nën nivelin e njeriut, nuk kanë nevojë për asnjë gjë të njeriut, përkundrazi, njeriu ka nevojë për ta, me ç'mend mund të bëjë një pyetje të tillë njeriu për Zotin që është Krijuesi i gjithçkaje?

Nëse një mjek mjekon pa pagesë, me dëshirë dhe dhembshuri disa të varfër, ç'nevojë ka ai që vepron kështu? Një pyetje e tillë s'mund të bëhet. Nëse bëhet, është një pyetje e kotë. Sepse pikërisht pse s'ka nevojë e bën mjeku një mirësi të tillë!

I sëmuri që vë re se mjeku ngul këmbë që t'i përdorë ilaçet që ia ka dhënë, nuk pyet se pse mjeku ngul këmbë kështu.

Ja, pra, edhe Allahu i Lartë, ashtu siç e ka bërë me mirësinë e vet këtë gjithësi shërbyese për ne, edhe besimin, bindjen dhe adhurimin na i

urdhëron për mirësi në mënyrë që me to të arrijmë lumturinë e përjetshme! Le të përpiqemi ta shpjegojmë këtë të vërtetë me një shembull.

Supozoni se fëmija në mitrën e nënës është i vetëdijshëm. Meqë me sytë nuk sheh gjë në atë botë ku ndodhet, do të pyesë me kundërshtim: "More, po pse më janë vënë këta sy mua?" Dhe kur t'i thuhet se ata sy do t'i duhen në një botë tjetër, se, kur të shkojë në atë botë, do të shohë vepra arti të mrekullueshme, fëmija do të kundërshtojë duke thënë se nuk e beson një gjë që s'e ka parë! Po kështu, fëmija do të pyesë se pse i janë krijuar hunda që s'i duhet për asgjë, veshët, duart, këmbët, të cilat i duken se vetëm sa zënë vend kot. Vetëm një gjë do ta shohë me vend: kërthizën. Sepse me anë të kërthizës ai ushqehet, për këtë edhe gojën do ta quajë një gjë të kotë!

Ja, pra, Zoti ynë na ka mëshiruar në mitrën amësore, pa na lënë t'i zgjidhim gjërat me mendjen tonë, na ka pajisur me të gjitha mjetet e duhura për këtë botë e pastaj na ka dërguar këtu!

Kështu, Zoti ynë na ka vënë në provë në këtë botë dhe, me anë të Profetit tonë dhe Kuranit, na ka treguar se si duhet të veprojmë në mënyrë që të përfitojmë me të drejtë nga bota e áhiretit ku do të shkojmë pasi të largohemi që këtej.

Nëse në këtë provë, pa rënë në gabimin e treguar më lart, do t'i kryejmë adhurimet, si: namazin, agjërimin, zekatin, haxhin dhe do t'i zbatojmë të gjitha urdhrat dhe ndalimet një për një pa pyetur si e pse, në jetën e pasme (áhiret) do të përfitojmë përgjithmonë nga këto adhurime. Në të kundërt, kur të shkojmë në jetën tjetër pa gjë prej gjëje, siç mund të vinte në këtë botë një fëmijë pa sy, veshë, hundë, gojë, duar e këmbë, është e padiskutueshme se nuk do të na njihej e drejta për të jetuar!

Mbetet të themi se personi që largohet nga kjo botë pa besim dhe adhurim, në vend që të shkojë në áhiret me duar bosh, shkon me torbën plot me mëkate ngaqë me braktisjen e çdo urdhri dhe mosrespektimin e një ndalimi, ka bërë një mëkat. Dhe një udhëtim i tillë merr fund vetëm në xhehennem!



## PËRMBLEDHJE

1. Thoni kuptimin leksikor dhe terminologjik të fjalës "ibadet" (adhurim).

2. Shpjegoni llojet e adhurimit.

3. Pse bëjmë adhurim?

4. Cilat janë dobitë e adhurimit?

5. Tregoni vlerat e adhurimit.

# PJESA III
# PERSONI PËRGJEGJËS DHE DETYRAT E TIJ

## ÇËSHTJET

A. Përkufizimi i personit përgjegjës
B. Detyrat dhe përgjegjësitë e personit përgjegjës

## PUNË PËRGATITORE

1. Mësoni nga një libër fikhu kuptimin terminologjik të "personit përgjegjës".
2. Ç'kuptoni kur thuhet "detyrat e personit përgjegjës"?
3. Merrni të dhëna nga një libër ilmihali mbi farzin dhe nënndarjet e tij.
4. Mësoni nga një libër fikhu kuptimet e termave "vaxhib", "sunnet", "mustehab".
5. Merrni të dhëna nga një ilmihal mbi haramin dhe nënndarjet e tij.
6. Ç'do të thotë "i mençur" dhe "i formuar"? Mësoni mbi këtë nga të mëdhenjtë ose nga librat e fikhut.

# A. PËRKUFIZIMI I PERSONIT PËRGJEGJËS

Termi "person përgjegjës" i përgjigjet arabishtes "mukel'lef". Kjo fjalë që rrjedh nga folja (كلف) me kuptimin "e bëri përgjegjës", "e ngarkoi me detyrë", do të thotë "person i rritur i bërë përgjegjës, i ngarkuar me detyrë, i dhënë propozim".

Si një term i të drejtës Islame (fikh), "person përgjegjës" (مكلف mukel'lef) quhet personi i rritur e me zhvillim mendor normal, i ngarkuar me kryerjen e urdhrave fetare dhe respektimin e ndalimeve fetare si dhe përgjegjës për pasojat e veprimeve të veta.

Siç kuptohet nga ky përkufizim i personit përgjegjës, një njeri mund të quhet përgjegjës për të zbatuar urdhrat e fesë dhe për t'u ruajtur nga ndalimet, nëse është i mençur, domethënë ka zhvillim mendor normal dhe është i rritur, domethënë ka arritur moshën e pjekurisë seksuale që rregullisht ndodh në moshën e adoleshencës.

Në të drejtën Islame, personi i mençur ose me zhvillim mendor normal quhet akil (عاقل), kurse ai që është i rritur ose ka arritur moshën e pjekurisë seksuale, quhet balig (بالغ). Personi, që nuk bart këto dy cilësi, nuk është përgjegjës për kryerjen e urdhrave dhe respektimin e ndalimeve fetare që quhen "ef'alu mukel'lifin", "veprimet e personit përgjegjës".

Fillimi i periudhës së pjekurisë seksuale është i ndryshëm në zona të ndryshme gjeografike dhe klimatike, por ai varet edhe nga ndërtimi fizik i personit. Përgjithësisht, te djemtë kjo periudhë fillon në moshën 12-15 vjeç dhe, te vajzat, në moshën 9-12 vjeç.

Djemtë që, megjithëse kanë arritur moshën 15 vjeç nuk kanë fituar pjekurinë seksuale, quhen "murahik" (مراحق), "i rritur", kurse vajzat, "murahika" (مراحقة), "e rritur". Djemtë dhe vajzat në këtë gjendje pranohen si "person përgjegjës" duke filluar nga mosha 15 vjeç dhe mbajnë përgjegjësi për zbatimin e urdhrave dhe respektimin e ndalimeve fetare.

## B. DETYRAT DHE PËRGJEGJËSITE E PERSONIT PËRGJEGJËS

Detyra e një myslimani si person përgjegjës është të zbatojë urdhrat e fesë dhe të respektojë ndalimet, domethënë të ruhet nga gjërat e ndaluara. Konkluzionet dhe vendimet fetare që shprehin urdhrat dhe ndalimet e fesë, në të drejtën Islame emërtohen me termin "ef'alu mukel'lifin" (أفعال المكلفين), "veprimet e personit përgjegjës".

Veprimet e personit përgjegjës ndahen në shtatë nivele: farz, vaxhib, sunnet, mustehab, mubah, haram, mekruh. Nga këta, farzi ndahet në ajn dhe kifaje; sunneti ndahet në muekked dhe gajri muekked; harami ndahet në liajnihi dhe ligajrihi; mekruhi ndahet në tahrimi dhe tenzihi.




### I. Farz (ضرف), detyrim

Si term, farz quhen veprimet e urdhëruara me argumente fetare të formës së prerë.

Argumentet mbi farzet janë të formës së prerë në atë mënyrë, që nuk lënë vend

për asnjë dyshim dhe lëkundje. Edhe urdhrat e shprehura nga këto argumente janë të qarta e të prera. Këto argumente kanë marrë formë përfundimtare me Kuranin, Sunnetin dhe mendimin e njëzëshëm të dijetarëve (ixhmá). Për shembull, namazi si farz është bërë i ditur edhe në Kuran, edhe në Sunnet; për këtë ka edhe një mendim të njëzëshëm (ixhmá) të dijetarëve.

Sipas llojit të përgjegjësisë, farzi ndahet në:

*1) Farzi ajn* (فرض عين), detyrim i njëjtë: Janë detyra që duhet t'i zbatojë personalisht vetë çdo mysliman si person përgjegjës. Për shembull, falja e namazit të pesë kohëve, agjërimi në muajin e ramazanit, etj.

2) Farzi kifaje (فرض كفاية), detyrim i mjaftueshëm: Janë detyra për të gjithë myslimanët si persona përgjegjës, por që mund të kryhen edhe vetëm nga një pjesë myslimanësh të një grupi dhe, atëherë, përgjegjësia mbi myslimanët e tjerë hiqet. Për shembull, falja e namazit të të vdekurit, urdhërimi për të mirë dhe pengimi i së keqes.

Konkluzioni dhe vendimi i farzit: Zbatimi i farzit është kusht, moszbatimi është haram. Për personin që i zbaton farzet, jepet sevap, kurse për personin që nuk i zbaton pa pasur justifikim, jepen ndëshkime edhe në këtë botë, edhe në botën tjetër.

Mohimi i farzit ajn dhe i farzit kifaje është kufr. Personi që mohon ndonjërin prej këtyre, që tallet me ta ose që i nënvleftëson e i përbuz, del nga feja.

### II. Vaxhib (واجب), domosdoshmëri

Janë veprime të urdhëruara në formë të prerë mbështetur mbi një argument të diskutueshëm. Për shembull, falja e namazeve të vitrit dhe bajrameve, therja e kurbanit janë vaxhib.

Vaxhibi mbështetet mbi një argument, por ky argument, përsa i përket kuptimit dhe përfshirjes, është i hapur për interpretim. Prandaj vaxhibi nuk është i fuqishëm sa farzi. Për shembull, ndërsa ajetet që pohojnë dhe urdhërojnë detyrimin (farz) të namazit për çdo mysliman mashkull ose femër si person përgjegjës, janë të qartë në atë mënyrë që s'lënë shteg për dyshim dhe interpretim, ajeti "... pri kurban për Zotin tënd"[56], që urdhëron prerjen (therjen) e kurbanit është i diskutueshëm pasi nuk është e qartë nëse ky urdhër i drejtohet vetëm Profetit apo u drejtohet gjithë myslimanëve dhe nëse vetëm Profeti është përgjegjës për të therur kurban apo të gjithë myslimanët janë përgjegjës për të therur kurban. Meqë kjo nuk është e qartë, therja e kurbanit është pranuar për ummetin jo si farz, por si vaxhib.

56 Kurani, Keuther: 2.



Disa prej veprimeve vaxhib mbështeten në Sunnet. Për shembull, megji-thëse namazi i vitrit nuk urdhërohet në Kuran, Profeti ynë (a.s.) e ka falur gjatë gjithë jetës dhe e ka urdhëruar edhe ummetin për ta falur.

Konkluzioni dhe vendimi: Zbatimi i urdhrit vaxhib është kusht, moszbatimi është i ndaluar. Për personin që e zbaton vaxhibin, jepet sevap, kurse personi që nuk e zbaton, bën gjynah.

Personi që e mohon vaxhibin, nuk del nga feja, por quhet se ka kryer gjynah të madh.

### III. Sunnet (سنة), traditë, tradita profetike[57]

Si term i të drejtës Islame, sunnet janë veprimet jo farz dhe vaxhib të kryera nga Profeti dhe të këshilluara prej tij për ummetin. Si nivel, sunneti vjen pas farzit dhe vaxhibit.

Llojet e sunnetit:

*1. Sunneti muekked* (سنة مؤكدة), i fuqishëm. Janë veprimet, që Profeti i ka kryer vazhdimisht, por duke i lënë disa herë (shumë pak herë). Këndimi i ezanit para

57 Duke u nisur nga një kriter shkencor dhe duke u mbështetur edhe në anën semantike të çështjes, traditën profetike e kemi shkruar si në origjinal, "sunnet", për ta dalluar nga trajta "synet" që në traditën shqiptare emërton operacionin përkatës te djemtë (Përkthyesi).

namazeve, këndimi i ikametit për meshkujt para namazeve farze, falja e namazeve të pesë kohëve me xhemaat janë sunnete muekked. Sunnete muekked janë edhe sunnetet e namazeve të agimit, mesditës, perëndimit dhe xhumasë, sunneti i fundit i namazit të jacisë dhe namazi i teravisë.

*2. Sunneti jomuekked* (سنة غير مؤكدة), jo i fuqishëm. Janë veprime që Profeti disa herë i ka kryer e, disa herë, nuk i ka kryer. Për shembull, sunneti i namazit të iqindisë (pasdites) dhe sunneti i parë i namazit të jacisë janë jomuekked.

Sunneti jomuekked quhet edhe mendub (i përshtatshëm, i mirë).

Konkluzioni dhe vendimi. Personi që i kryen sunnetet, qofshin muekked, qofshin jomuekked, fiton sevap, meriton shefaatin (ndërmjetësimin për falje) të Profetit. Personi që e lë sunnetin pa kyer, mbetet pa sevap. Ndërkaq, lënia e vazhdueshme pa kryer e disa sunneteve që ka të bëjë me të gjithë myslimanët e që pranohen si tipare të Islamit, nuk është xhaiz (e lejueshme, e pranueshme).

Për shembull, nëse në qendrën e një vendbanimi myslimanësh, këndimi i ezanit, falja e namazeve të pesë kohëve me xhemaat braktisen në mënyrë të vazhdueshme, kjo kthehet në haram, sepse këto lloje sunnetesh janë sunnete që i përkasin shoqërisë dhe duhen kryer patjetër. Po ashtu siç ndodh me farzin kifaje, nëse këto sunnete i kryejnë në shoqëri (ose në grupin shoqëror përkatës) një pjesë e myslimanëve, edhe myslimanët e tjerë çlirohen prej përgjegjësisë. Nëse këto sunnete nuk i kryen askush, atëherë të gjithë myslimanët e asaj shoqërie (atij grupi shoqëror) mbajnë përgjegjësi për këtë.

Dijetarët kanë thënë se falja e namazeve sunnete mbështetur në hadith, mund të bëhen pretekst për faljen e disa gabimeve të namazeve farz dhe vaxhib. Prandaj sunnetet nuk duhen braktisur pa ndonjë justifikim.

### IV. Mustehab (مستحب), i pëlqyeshëm

Janë veprime të mira e të bukura që, po të kryhen, përftojnë sevap, po të mos kryhen, nuk janë haram. Veprimet mustehab quhen edhe mendub, nafile, tatavvu dhe edeb. Për shembull, shtimi i dy rekateve sunnetit të fundit të namazit të mesditës, duke e falur atë me katër rekate, ndjekja e shembullit të Profetit në veshje, ngrënie, gjumë, etj., falja e dy rekateve namaz para daljes për rrugë dhe pas kthimit është mustehab.

*Konkluzioni dhe vendimi:* Personi që kryen një veprim të quajtur mustehab, fiton sevap; personi që nuk e kryen, nuk bën gjynah.

**V. Mubah (مباح), normal.**

Janë veprime tek të cilat nuk ka sevap ose gjynah. Këto quhen edhe hallall ose xhaiz. Për shembull, ndenja, fjetja, ecja, ngrënia apo pirja e gjërave hallall, etj.

Për ta quajtur dhe pranuar një veprim si mubah, duhet të jetë e saktësuar me një argument të formës së prerë se ai veprim është hallall dhe se kryerja e tij nuk është gjynah ose nuk duhet të ketë një argument që të thotë se ai veprim është haram ose mekruh.

*Konkluzioni dhe vendimi:* Si kryerja, ashtu edhe moskryerja e një veprimi mubah janë normale e të pangarkuara me përgjegjësi; në ato nuk ka sevap ose gjynah. Ndërkaq, nëse, në kushte të caktuara, kryerja apo moskryerja e një veprimi në thelb mubah, pasohet me dëm, konkluzioni dhe vendimi për të ndryshojnë. Për shembull, ngrënia e një gjëje hallall është mubah. Ndërkaq, nëse, në kushte të caktuara, ngrënia e kësaj gjëje do të shkaktonte dëm në trup, nuk duhet ngrënë. Nëse, për shkak të ndonjë sëmundjeje në trupin e një pacienti, mjeku ia ndalon atij ngrënien e ndonjë ose disa ushqimeve, pacienti nuk duhet t'i hajë ato ushqime sepse trupi është një amanet dhënë njeriut dhe duhet mbrojtur.

Gjithashtu, megjithëse mosngrënia (relative, e përkohshme ose në një masë të caktuar) është mubah, nëse mosngrënia do të shkaktonte sëmurjen ose vdekjen e personit, ai e ka të detyruar (farz) të hajë. Nëse një person është duke vdekur nga uria, pranohet si mubah edhe ngrënia e një gjëje haram në një sasi të vogël sa për të mos vdekur. Sepse askush nuk ka të drejtë ta shkatërrojë jetën e vet ashtu si nuk ka të drejtë ta shkatërrojë jetën e një tjetri.

**VI. Haram (حرام), i palejuar, i ndaluar**

Janë veprimet ose gjërat e ndaluara me argumente fetare të formës së prerë. Të gjitha fjalët dhe veprimet për të cilat në Kuran dhe Sunnet ka argumente të qarta dhe të prera mbi kategorinë e gjërave të ndaluara, futen në nivelin e haramit. Për shembull, veprime të tilla si marrëdhënia seksuale e paligjshme (zina), vjedhja, bixhozi janë veprime haram, sepse në Kuran dhe Sunnet thuhet hapur se këto janë haram.

Ashtu siç është haram kryerja e veprimeve të ndaluara nga feja, është haram edhe moskryerja e veprimeve të detyruara prerazi nga feja për t'u kryer. Kështu, mosfalja e namazit, mosagjërimi janë haram.

**Llojet:**

*a. Haram liajnihi* (حرام لعينه), rregullisht haram. Janë veprimet dhe gjërat e quajtura në mënyrë të prerë haram në Kuran dhe Sunnet dhe për të cilat urdhërohet që të mos kryhen. Haram liajnihi është përkufizuar edhe kështu: "Janë veprime që dëmtojnë jetën, pasurinë, mendjen, fenë dhe brezin, mbrojtja e të cilave është urdhëruar fetarisht". Për shembull, vrasja pa të drejtë, luajtja bixhoz, vjedhja, pirja e pijeve alkoolike, kryerja e marrëdhënieve seksuale të paligjshme.

*b. Haram ligajrihi* (حرام لغيره), përjashtimisht haram. Janë veprimet dhe gjërat në thelb hallall, të quajtura haram për shkaqe të tjera dhe në mënyrë të përjashtuar. Për shembull, mishi i një deleje të therur pa bërë "Bismil'lah" me qëllim është haram. Të qenët (në këtë rast përjashtimues) i mishit të deles haram nuk rrjedh prej vetë atij (mishit të deles), por prej faktit që është therur pa thënë "Bismil'lah".

Edhe gjëja e fituar (e shtënë në dorë, e përftuar, e përvetësuar) me një mënyrë që nuk është hallalll, quhet haram ligajrihi. Për shembull, një frut nuk është haram. Ndërkaq, ngrënia e një fruti të përvetësuar me vjedhje është haram. Të qenët haram e ngrënies së frutit në fjalë nuk rrjedh nga vetë fruti (nga lloji i frutit), por prej faktit që është përvetësuar me anë të vjedhjes që është një veprim haram.

Konkluzioni dhe vendimi: Kryerja e veprimeve të quajtura haram është gjynah i madh; personi që i kryen, ndëshkohet edhe në këtë botë, edhe në botën tjetër. Kurse personi që nuk i kryen, fiton sevap.

Pranimi si hallall i një veprimi ose gjëje që quhet haram, është kufr dhe e nxjerr personin nga feja.

### VII. Mekruh (مكروه), i shëmtuar, i neveritshëm

Mekruh që do të thotë i pakëndshëm, i papëlqyeshëm, i shëmtuar, si term i të drejtës Islame, quhen fjalët dhe veprimet e ndaluara me një argument jo të prerë (i diskutueshëm) dhe që kërkohet të mos kryhen. Për shembull, Profeti ka thënë: "Allahu nuk e sheh me pëlqim që ju të bëni shumë pyetje."[58] Megjithëse ky hadith pohon se sjellja në fjalë (bërja e shumë pyetjeve) nuk është e mirë, kjo sjellje është quajtur mekruh dhe jo haram sepse hadithi nuk e pohon një gjë të tillë.

58 Sahihu'l-Buhari, Babü'l-istikrâz, 19.

**Llojet:**

*a. Mekruh tahrimen* (مكروه تحريما), afër haramit. Janë veprime të ndaluara nga feja në mënyrë të prerë e të kushtëzuar, me një argument të supozuar.

Ekziston një argument, sipas të cilit ndalohet veprimi mekruh i afërt me haramin. Ndërkaq, ky argument nuk është aq i qartë dhe i prerë si për haramin. Për rrjedhojë, një veprim i tillë është quajtur "jo haram, por mekruh afër haramit".

Ndërhyrja e një personi të tretë mes dy personash që janë duke diskutuar (bërë pazarllëk) mbi shitblerjen e një malli të caktuar, për ta blerë vetë atë mall, falja e namazit duke lindur dielli, duke perënduar ose kur ndodhet në zenit, lënia pa kryer e një adhurimi vaxhib janë shembuj të veprimeve mekruh afër haramit.

*b. Mekruh tenzihen* (مكروه تنزيها), afër hallallit. Janë veprime, kryerja e të cilave nuk shihet e këndshme, por që, nëse kryhen, nuk marrin sevap ose ndëshkim, si, p.sh., dhënia e ujit në gojë ose hundë me dorën e majtë, marrja abdest me ujë ku kanë pirë kafshë të tilla, si: macja, shqiponja, skifteri.

Edhe pse për kryerjen e mekruheve të tilla nuk ka gjynah dhe nuk jepet ndonjë ndëshkim, është më mirë të mos kryhen.

*Konkluzioni dhe vendimi:* Kryerja e veprimit mekruh të afërt me haramin pason ndëshkimin në áhiret, kurse moskryerja pason fitimin e sevapit. Kryerja e veprimit mekruh afër hallallit nuk pason ndëshkim, kurse moskryerja është mirësi dhe virtyt.



## Lexim letrar
## Adhurimet nuk na shkojnë kot

Hazreti Aliu kishte një komshi që adhuronte idhujt dhe nuk beson-te në ringjalljen dhe jetën e pasme. Ai thoshte se adhurimet që bënin myslimanët, agjërimet që mbanin dhe namazet që falnin, nuk do të kishin asnjë dobi. Sipas tij, pas vdekjes, njeriu do të bëhej dhé e do të asgjësohej. S'kishte ringjallje, s'kishte sevap për adhurimet! Prandaj njeriu duhej ta kalonte jetën si t'ia donte qejfi. Një ditë, komshiu ia tha këto mendime edhe Hz. Aliut.

Hz. Aliu e pyeti:

"O ti njeri që nuk e beson Allahun! Nëse, ashtu siç thua ti, nuk ka jetë tjetër, nëse njeriu që vdes bëhet dhé e asgjësohet, edhe unë bëhem dhé e asgjësohem, por gjë nuk humbas.

Por nëse, ashtu siç besoj unë, ka jetë tjetër dhe njerëzit do të ringjal-len pas vdekjes, se do të merren në pyetje për t'u kërkuar llogari, se pastaj do të shkojnë në xhennet ose xhehennem, dhe unë them se kështu ka për të ndodhur pa dyshim, atëherë unë do të marr shpërblimin e punëve të mia të mira në këtë botë. Po ti ç'do të bësh atëherë! Si do të mund ta durosh ndëshkimin e pafund të xhehennemit? Si do të shpë-tosh? A s'duhet menduar edhe kjo?

Njeriu vuri kokën mes pëllëmbëve e u mendua gjatë. Ai e kuptoi se nuk kishte zgjidhje tjetër veç besimit. Atëherë e ngriti kokën me një mendim të vendosur, tha Fjalën e Dëshmisë dhe u bë mysliman. Pastaj ai u bë shkak që edhe shumë njerëz mohues si ai të besonin!



## PËRMBLEDHJE

1. Bëni përkufizimin e personit përgjegjës.
2. Bëni përkufizimin e farzit.
3. Shpjegoni me nga një shembull llojet e farzit.
4. Thoni konkluzionin dhe vendimin e farzit.
5. Shpjegojeni vaxhibin me një shembull.
6. Thoni konkluzionin dhe vendimin e vaxhibit.
7. Shpjegoni me nga një shembull llojet e sunnetit.
8. Thoni konkluzionin dhe vendimin e sunnetit.
9. Përkufizoni mustehabin dhe mubahin.
10. Thoni konkluzionin dhe vendimin e mustehabit.
11. Thoni konkluzionin dhe vendimin e mubahit.
12. Përkufizoni haramin dhe thoni konkluzionin dhe vendimin e tij.
13. Shpjegoni me nga një shembull llojet e haramit.
14. Bëni përkufizimin e mekruhit.
15. Shpjegoni me shembuj llojet e mekruhit.

# PJESA IV
# PASTËRTIA

## ÇËSHTJET

A. Përkufizimi dhe rëndësia e pastërtisë
B. Llojet e pastrimit
C. Rëndësia që i ka dhënë Islami pastërtisë
D. Ujërat për pastrim
E. Hadeth dhe nexhaset
F. Abdesti dhe gusli
G. Tejemmumi
H. Mestet dhe fërkimi mbi meste

## PUNË PËRGATITORE

1. Diskutoni mbi rëndësinë e pastërtisë për shëndetin e njeriut.
2. Ç'mund të thoni mbi rëndësinë që i ka dhënë Islami pastërtisë?
3. Ç'do të thotë të jesh i pastër moralisht dhe shpirtërisht?
4. Nga një libër fikhu merrni të dhëna mbi rastet që kërkojnë bërjen e guslit.
5. Mësoni nga përkthimi i Kuranit kuptimin e një ajeti mbi pastërtinë.

# A. PËRKUFIZIMI DHE RËNDËSIA E PASTËRTISË

Për pastërtinë, në arabisht përdoren fjalët nedhafet (نظافة) dhe taharet (طهارة). Ndërsa fjala nedhafet përdoret me kuptimin pastërti materiale, fjala taharet shpreh edhe pastërtinë materiale, edhe pastërtinë moralo-shpirtërore.

## I. Kuptimi leksikor dhe terminologjik i fjalës "taharet"

Kuptimi leksikor i fjalës *taharet* është pastërti dhe pastrim. Kuptimi terminologjik i kësaj fjale është pastrim prej papastërtive materiale, si: zhuli, njollat, urina, etj. dhe papastërtive moralo-shpirtërore, si: fjalët, sjelljet dhe veprimet që quhen gjynah. Sipas një përkufizimi tjetër, tahareti është pastrimi prej të gjitha papastërtive materiale e moralo-shpirtërore të quajtura si të tilla fetarisht. Kurse disa juristë e kanë përkufizuar taharetin si "mënjanim i hadethit ose nexhasetit si pengesa për namaz". (shih "Hadeth dhe nexhaset").

## II. Natyra e pastrimit

Pastërtia ka rëndësi të madhe si për shëndetin e njeriut, ashtu edhe për kryerjen e adhurimeve. Në të drejtën Islame (fikh), kur flitet për pastrimin, bëhet fjalë për pastrimin prej papastërtive të quajtura hadeth dhe nexhaset. Pastrimi prej papastërtive të tilla si gjendja pas ejakulacionit ose marrëdhënieve seksuale, gjendja me të përmuajshme dhe në lehoni, quhet pastrimi prej hadethit, kurse pastrimi prej papastërtive materiale quhet pastrimi prej nexhasetit. Sipas fesë sonë (sipas fikhut, të drejtës Islame), disa adhurime nuk mund të bëhen pa u bërë të dy llojet e këtij pastrimi; për shembull, nuk mund të falet namaz, nuk mund të bëhet Qabeja tavaf, nuk mund të bëhet sexhdeja e tilavetit.

Sipas Islamit, pastrimi edhe prej papastërtive materiale, edhe prej sjelljeve e veprimeve të këqija, edhe prej mendimeve e besimeve të gabuara, përbën natyrën e vërtetë të pastrimit. Pastërtia shpirtërore, pastërtia trupore, pastërtia e mjedisit dhe çështjet e posaçme lidhur me këto zënë një vend me rëndësi në fenë tonë. Islami këshillon që personi të jetë i pastër nga çdo anë.

## III. Rëndësia e pastërtisë dhe pastrimit

Kushti i parë që njeriu të mund të çojë në vend adhurimin, si qëllim i krijimit të vet dhe që ky adhurim të jetë i vlefshëm e i pranueshëm te Allahu, është besimi i saktë

e i shëndoshë. Besimi është pastërti moralo-shpirtërore, kurse e kundërta e tij, mohimi (kufr), është papastërti moralo-shpirtërore. Edhe dyfytyrësia (nifak) dhe besimi në më shumë se një Zot, politeizmi (shirk), të cilët e bëjnë besimin të pavlefshëm, janë papastërti moralo-shpirtërore. Personi pa besim jo vetëm do të ketë shqetësime shpirtërore, por edhe në jetën e pasme (áhiret) nuk do ta arrijë lumturinë e përjetshme. Kusht i parë që njeriu të mund të fitojë lumturinë në këtë jetë dhe lumturinë e përjetshme të jetës tjetër, është pastrimi prej të këqijave dhe shtresimi në zemër i besimit në një Zot të vetëm (tevhid). Zoti urdhëron kështu në Kuran:

**"Ka shpëtuar ai që e pastron veten prej të këqijave dhe ka humbur ai që është zhytur në të këqija!"[59]**

Pastërtia dhe pastrimi material e moralo-shpirtëror bart një rëndësi të posaçme edhe për kryerjen e adhurimeve. Për shembull, falja e namazit kërkon pastrim edhe prej papastërtive moralo-shpirtërore të quajtura hadeth (gjendjeve që kërkojnë abdest dhe gjendjeve që kërkojnë gusl), edhe prej papastërtive materiale, të quajtura nexhaset.

Është detyra jonë që të mirat që na ka dhuruar Allahu, t'i përdorim në mënyrën më të mirë e më frytdhënëse. Edhe trupin tonë e kemi amanet nga Allahu dhe na duhet ta ruajmë. Sëmundjet janë një prej faktorëve, që e prishin shëndetin dhe e shkatërrojnë trupin. Shkaku kryesor që u hap rrugë sëmundjeve është mosvlerësimi i pastërtisë. Prandaj, për shëndetin tonë ka rëndësi të madhe të ruhemi prej sëmundjeve, duke i kushtuar kujdes pastërtisë së trupit dhe rrobave, ushqimeve, shtëpisë dhe mjedisit.



59 Kurani, Esh-Shems: 9-10.

Feja Islame i ka dhënë rëndësi të madhe edhe pastërtisë morale. Si domosdoshmëri e kësaj rëndësie, janë ndaluar sipas fesë gjendjet, veprimet dhe sjelljet, që bien në kundërshtim me moralin. Për shembull, gënjeshtra, përgojimi, mashtrimi janë disa prej veprimeve e sjelljeve të quajtura haram prej fesë sonë. Morali i mirë i dikujt që shmanget prej të këqijave, është pastërti morale. Kjo pastërti e bën njeriun të dashur te Allahu, të dashur e të respektuar nga njerëzit.

Nga ana tjetër, gjynahet (mëkatet) janë papastërti moralo-shpirtërore që e njollosin shpirtin e njeriut dhe ia ulin vlerën para Allahut. Duke urdhëruar dhe këshilluar shmangien prej gjynaheve, Islami ka treguar edhe rëndësinë që i jep pastërtisë moralo-shpirtërore.

Vënia e qëllimit (nijet) për të qenë i pastër nga ana materiale e moralo-shpirtërore i përfton njeriu sevap, sepse pastërtia është një nga urdhrat e fesë sonë. Sevabi është shpërblim për zbatimin e urdhrave të fesë sonë.

## B. Llojet e pastërtisë

### I. Pastërtia moralo-shpirtërore



*1. Pastërtia shpirtërore.* Pastërtia shpirtërore është zotërimi i një besimi të pastër prej bindjeve dhe opinioneve në kundërshtim me Islamin si dhe bartja e një qëllimi të mirë. Edhe dashuria për Allahun, Profetin dhe myslimanët, respektimi i njerëzve pa bërë dallim mes tyre dhe bartja vazhdimisht e qëllimit të mirë ndaj tyre janë elementë të rëndësishëm të pastërtisë shpirtërore.

*2. Pastërtia morale.* Pastërtia morale është shmangia prej të gjitha fjalëve, veprimeve, sjelljeve e qëndrimeve, të cilat feja i ka ndaluar, kurse morali nuk i sheh me sy të mirë. Sjellja e mirë ndaj njerëzve, pjesëmarrja në gëzimet dhe hidhërimet e njerëzve, vënia e drejtësisë dhe ndershmërisë si parim në fjalë dhe sjellje, përdorimi me vend i të mirave të Allahut, ruajtja për të mos u shkaktuar dëm qenive të tjera, shmangia nga të këqijat janë elementë të domosdoshëm të pastërtisë morale

Njeriun me moral të mirë edhe Allahu e do, edhe njerëzit e duan dhe e respektojnë. Njerëz të tillë zënë në shoqëri një vend të respektuar!

**II. Pastërtia materiale**

*1. Pastërtia trupore.* Pastërtia trupore arrihet dhe mbahet me anë të pastrimit të trupit prej të gjitha papastërtive e papastërtive. Kjo gjë është faktori më i rëndësishëm në mbrojtjen e shëndetit të njeriut. Mbajtja pastër e trupit, dhënia rëndësi pastërtisë së ushqimeve dhe ruajtja nga gjërat e dëmshme për trupin janë elementë të domosdoshëm të pastërtisë trupore. Sidomos pastërtia dhe mirëmbajtja e flokëve, prerja e thonjve, pastrimi i dhëmbëve, larja e duarve dhe gojës para dhe pas ngrënies si elementë të pastërtisë trupore, janë jo vetëm tregues të kësaj pastërtie, por edhe elementë përbërës të paraqitjes së jashtme të njeriut të pastër e të kulturuar!

*2. Pastërtia e veshjes.* Rëndësia që duhet t'i jepet pastërtisë së veshjes ka të bëjë me parandalimin e mbledhjes së mikrobeve në të dhe mbrojtjes së trupit. Rroba e pastër është element plotësues i pastërtisë së trupit.

Veshja pastër dhe e rregullt është detyrë e çdo njeriu para vetes, familjes dhe shoqërisë mes së cilës jeton. Si domosdoshmëri e kësaj detyre, duhen veshur rroba të pastra e kurrsesi rroba të ndotura në atë shkallë sa të bëhen shqetësuese për të tjerët, flokët duhen mbajtur të pastra e të rregullta. Personi i veshur pastër e bukur e me një paraqitje të rregullt pritet me kënaqësi e simpati nga shoqëria, duhet e respektohet.

Pastërtia e trupit dhe e veshjes është edhe kusht për kryerjen e disa adhurimeve.

*3. Pastërtia e mjedisit.* Në këtë lloj pastërtie futet pastërtia e shtëpive, shkollave, vendeve të punës, rrugëve, rrugicave e sheshеve, pastërtia e ajrit dhe ujit.

Pastërtia e mjedisit ka rëndësi të madhe edhe për shëndetin. Në mënyrë të veçantë, është krejtësisht e domosdoshme që ajri që thithet dhe uji që pihet të jenë pastruar prej çdo lloj gjërash të dëmshme për njeriun. Nëse uji që pijmë përmban mikrobe dhe ajri që thithim, është i ndotur, shëndeti ynë do të cenohet.

Llojet e pastërtisë materiale e plotësojnë njëri-tjetrin dhe përbëjnë një tërësi. Nëse trupi dhe veshja mbahen të pastra, por mjedisi është i ndotur, ai ndot edhe trupin dhe veshjen e njeriut. Nga ana tjetër, nëse i jepet rëndësi pastërtisë së mjedisit, por trupi dhe veshja nuk mbahen të pastra, njeriu përsëri jeton në papastërti.

Të mos e fëlliqim natyrën që Allahu e krijoi të pastër, ta mbajmë pastër atë!

**III. Pastërtia edhe materiale, edhe moralo-shpirtërore**

Gjendja pa abdest e pa gusl që përbën pengesë për kryerjen e disa adhurimeve e që emërtohet si hadeth, pranohet si papastërti moralo-shpirtërore. Për të shpëtuar prej tyre duhet marrë abdest ose duhet bërë gusl. Meqë abdesti dhe gusli mënjanon papastërtitë dhe papastërtitë e emërtuara si "hadeth", futet në pastërtinë moralo-shpirtërore; meqë siguron shëndetin e trupit, futet në pastërtinë materiale.

Pastrimi i njeriut nga papastërtitë materiale e moralo-shpirtërore dhe qenia e tij e pastër janë të rëndësishme dhe të dobishme për të dyja jetët e tij.

## C. RËNDËSIA QË I KA DHËNË ISLAMI PASTËRTISË

Pastërtia është një nga çështjet, të cilave Islami u ka dhënë rëndësi të veçantë. Islami u ka dhënë rëndësi të gjitha llojeve të pastërtisë, qoftë ato materiale, si pastërtia e trupit, veshjes dhe mjedisit, qoftë moralo-shpirtërore, si pastërtia e moralit dhe e shpirtit.

Fakti që Islami e ka urdhëruar pastërtinë materiale e moralo-shpirtërore është argumenti më i qartë i rëndësisë që i ka dhënë kësaj çështjeje. Çështje të tilla të veçanta si urdhërimi i abdestit si dhe i guslit, kur është i domosdoshëm, për çdo namaz, këshillimi me përparësi i larjes së duarve para dhe pas ngrënies tregojnë se ç'vend zë pastërtia në fenë tonë.

### I. Pastërtia rrjedh nga besimi

Pastërtia buron nga besimi. Hadithi profetik, "Tahareti (pastrimi material dhe shpirtëror) është gjysma e besimit"[60], tregon lidhjen e pastërtisë me besimin. Rëndësia që i jep e duhet t'i japë çdo besimtar pastërtisë, është domosdoshmëri e besimit.

Krahas pastërtisë së veshjes dhe trupit, për njeriun është e rëndësishme edhe pastërtia e shpirtit. Islami urdhëron shmangien dhe ruajtjen prej bindjeve e besimeve të gabuara, prej të këqijave dhe gjynaheve, të cilat e fëlliqin shpirtin, prej sjelljeve që bien në kundërshtim me moralin. Myslimani duhet t'i kushtojë kujdes edhe pastërtisë.

### II. Rëndësia e pastërtisë për mbrojtjen nga sëmundjet mikrobmbartëse

Pastërtia është kushti kryesor për t'u mbrojtur prej llojeve të ndryshme të sëmundjeve mikrobimbartëse, sepse papastërtia është shkaku kryesor i sëmundjeve. Njeriu që nuk i jep rëndësi pastërtisë së trupit, veshjes, ushqimeve dhe mjedisit, përgatit terren për sëmundjet. Mirëpo trupin e kemi amanet dhe dhuratë të çmuar prej Allahut. Të mos e mbrosh trupin, do të thotë ta tradhëtosh amanetin.

### III. Ajetet dhe hadithet mbi pastërtinë

Allahu (xh.xh.) urdhëron Profetin dhe, në emër të tij, të gjithë myslimanët, të mbajnë pastërti:

**"Mbaje të pastër rrobën dhe largohu prej të këqijave!"[61]**

Në një ajet tjetër, Allahu i Lartë urdhëron kështu:

**"O ju që keni besuar! ... Allahu nuk dëshiron t'ju shkaktojë vështirësi, por t'ju bëjë që të jeni të pastër dhe t'i plotësojë dhuntitë e Tij për ju!.."[62]**

Allahu i lavdëron kështu ata, që i kushtojnë kujdes pastërtisë materiale e shpirtërore:

**"... Dijeni se Allahu i do edhe ata që pendohen, edhe ata që pastrohen..."[63]**

60 Sahihu'l-Muslim, Kitabu't-tahare, 1.

61 Kurani, El-Muddeththir: 4-5.

62 Kurani, El-Muddeththir: 4-5.

63 Kurani, El-Bekare: 222.

**"... Allahu i do ata që pastrohen shumë!"[64]**

Hz. Muhammedi (a.s.), i cili është shembull për ne në çdo drejtim, është bërë shembull edhe në pastërti. Ai i ka dhënë rëndësi të madhe edhe pastërtisë materiale, edhe asaj moralo-shpirtërore dhe e ka këshilluar ummetin, bashkësinë e vet, për pastërtinë.

*"Kur ndonjëri prej jush ngrihet nga gjumi, t'i lajë duart tri herë!"* [65]

*"Allahu është i pastër dhe e do pastërtinë dhe ata që rrinë pastër!"* [66]

Këto dhe hadithe të tjera të Profetit tonë tregojnë rëndësinë që i jepte ai pastërtisë. Hadithi në vijim thekson vlerën dhe rëndësinë e pastërtisë së gojës dhe dhëmbëve:

*"Nëse s'do të druhesha se mos i shkaktoja vështirësi ummetit, do të urdhëroja pastrimin e dhëmbëve me misvak para çdo namazi!"* [67]

### IV. Gjërat e quajtura fetarisht të pastra e të papastra

Çdo gjë e pranuar hallall, sipas Islamit dhe për të cilën nuk ka një argument fetar që ta quajë të ndotur, është e pastër për deri sa të mos ndotet. Islami i ka pranuar si të pastra lëndët që nuk janë të dëmshme për mendjen dhe për shëndetin shpirtëror dhe trupor të njeriut.

## D. UJËRAT PËR PASTRIM

### I. Rëndësia e ujit për pastërtinë

Lënda më e rëndësishme për pastrim është uji. Me ujë pastrojmë trupin, rrobat, gjërat e tjera të përdorimit të përditshëm, etj. Sapuni dhe pastruesit e tjerë kimikë nuk mund të përdoren pa ujin; ata janë vetëm lëndë ndihmëse në procesin e pastrimit.

Uji përdoret edhe në pastrimin material, edhe në pastrimin e ndotjeve moralo-shpirtërore të quajtura hadeth, domethënë në abdest dhe gusl.

64 Kurani, Et-Teube: 108.

65 Sünenü't-Tirmidhi, Babu't-tahare, 24.

66 Sünenü't-Tirmidhi, Babu'l-edeb, 2950.

67 Sünenü't-Tirmidhi, Babu't-tahare, 22, 23.

Sa është nevoja për ujë për t'u pastruar nga papastërtitë, aq është edhe nevoja që uji që do të përdoret për pastrim, të jetë i pastër. Me ujë të papastër nuk mund të bëhet pastrim!

Sipas përbërjes, ujërat ndahen në "ujëra natyrore" dhe "ujëra të lidhura kimikisht", që do t'i quanim ndryshe, "lëngje të tjera".

## II. Uji i natyrshëm si pastrues dhe rëndësia e tij

Uji i natyrshëm është uji që e gjejmë në gjendjen e tij të natyrshme. Uji i shiut, i deteve, i liqeneve, i ujëmbledhësve, i lumenjve, i përrenjëve, i ujëvarave, i burimeve e i puseve është ujë natyral. Uji natyral ka këto veçori fiziko-kimike: është pa ngjyrë, pa shije, pa erë; është i hollë (joviskoz) dhe i rrjedhshëm.

Uji natyral, i cili nuk e ka humbur asnjërën prej këtyre veçorive, është i pastër dhe mund të përdoret në të gjitha llojet e pastrimit, për gatim dhe pije. Me këtë ujë merret abdest dhe bëhet gusl. Por nëse uji e humb të paktën njërën nga këto veçori (nga tri veçoritë kryesore), nuk është më ujë natyral dhe nuk mund të përdoret në abdest. Në lidhje me këtë çështje, Profeti (a.s.) ka thënë:

*"Uji është i pastër. Atë nuk mund ta ndotë gjë tjetër veç gjësë që i jep ngjyrë, erë dhe shije."* [68]

Kuptohet se uji, brenda të cilit ka rënë ose me të cilin është përzier çdo lloj papastërtie, çdo lloj gjëje që ia ndryshon njërën prej veçorive kryesore, s'është më i pastër.

## III. Llojet e ujit natyral

Uji i natyrshëm është katër llojesh:

*1. Uji i pastër dhe pastrues, përdorimi i të cilit nuk është mekruh.* Është uji pa ngjyrë, pa erë e pa shije, i hollë e i rrjedhshëm dhe që nuk është përdorur. Me një ujë të tillë mund të bëhet çdo lloj pastrimi, mund të merret abdest dhe të bëhet gusl. Gjithashtu, ky ujë mund të përdoret për gatim dhe pije.

*2. Uji i pastër dhe pastrues, përdorimi i të cilit është tenzihen mekruh.* Ky është uji i tepruar pasi kanë pirë macja, pula; shpendë grabitqarë si skifteri, shqiponja; kafshë që gjenden në mjedisin shtëpiak si akrepi, gjarpri. Kur gjendet ujë i pastër, përdorimi i të cilit nuk është mekruh, përdorimi i këtij uji, ku kanë pirë kafshët si

68 Nasbu'r-Râje, vëll. 1, f. 94.

më sipër, është tenzihen mekruh (mekruh pranë hallallit). Po s'u gjend ujë tjetër, me këtë ujë merret abdest, bëhet gusl. Ndërkaq, këtu ka një çështje që duhet bërë kujdes. Meqë kafsha që ka pirë ujë mund të jetë e sëmurë ose të bartë ndonjë sëmundje, me sa të jetë e mundur, ky ujë nuk duhet përdorur. Por nëse përdorimi i tij është i pashmangshëm, ai duhet dezinfektuar ose zier.

*3. Uji i pastër por jo pastrues.* Ky ujë është dy llojesh:

a. Uji brenda të cilit është përzier një gjë e pastër, por që e ka humbur njërën prej veçorive kryesore ose rrjedhshmërinë. Për shembull, i tillë është uji ku është përzier miell.

b. Uji pasi është përdorur për abdest ose gusl. Ky ujë është i pastër, por, nëse në trupin dhe organet e atij që ka marrë abdest ose ka bërë gusl, ka pasur ndonjë gjë papastërti, ky ujë e ka humbur pastërtinë.

*4. Uji i papastër.* Është uji ku është përzier një gjë e papastër çfarëdo dhe që e ka humbur të paktën njërën prej veçorive kryesore, domethënë, ka marrë erë, ngjyrë apo shije. Pavarësisht nga sasia në të cilën gjendet, uji që e ka humbur të paktën njërën prej veçorive kryesore, është i papastër.

Ujërat e pastër, por që s'bëjnë për pastrim si dhe ujërat e papastër nuk mund të pihen, nuk mund të përdoren për pastrim. Këto ujëra nuk mund të përdoren as për gatim.

**IV. Lëngjet e tjera dhe veçoritë e tyre**

Në lëngjet e tjera futen përbërjet fiziko-kimike të lëngshme, ku uji është pjesë përbërëse e lidhur me pjesët e tjera fizikisht ose kimikisht. Për rrjedhojë, uji si pjesë përbërëse e tyre si dhe vetë këto lëngje, me që nuk kanë asnjë prej veçorive fiziko-kimike tipike të ujit natyral, nuk janë ujë natyral.

Lëngjet e tjera janë dy llojesh:

1. Lëngu i përftuar nga shtrydhja e frutave.

2. Uji, ku një apo disa lëndë të huaja (për ujin) të përziera në të, përbëjnë masën më të madhe të përzjerjes. Këtu futen qumështi, uthulla, supa, uji me sapun me vizkozitet më të madh se të ujit natyral dhe uji i kripur.

Si një lëng i ndryshëm nga uji i natyrshëm pranohen edhe lëngu i fasules së zjerë si dhe i të gjitha rasteve të ngjashme. Edhe uji i natyrshëm ku është përzier një lëng tjetër dhe që e ka humbur të paktën njërën prej veçorive kryesore, s'është më ujë, por një lëng.



Nëse në një lëng bie një gjë e papastër, lëngu e humb pastërtinë. Me një lëng nuk mund të merret abdest e të bëhet gusl edhe sikur ai lëng të jetë i pastër, domethënë në të të mos jetë përzier ndonjë gjë e papastër. Ndërkaq, kur është e nevojshme, pastrim mund të bëhet edhe me ujë të kripur ose me sapun.

## E. HADETH DHE NEXHASET

### I. Përkufizimi dhe llojet e hadethit

*Hadeth* (حدث) do të thotë *gjë e freskët, e re, e porsadalë,* etj. Si term, hadethi është gjendja që përbën fetarisht pengesë për kryerjen e disa adhurimeve si dhe që quhet "nexhaset konvencional" (hukmí, itibarí). Ndahet në dy lloje: hadeth i vogël dhe hadeth i madh.

*1. Hadethi i vogël* (hadethul asgar - الحدث الأصغر). Është hadethi i formuar nga krijimi i një gjendjeje që e prish abdestin. Ky hadeth mënjanohet duke marrë abdest.

*2. Hadethi i madh* (hadethul ekber - الحدث الأكبر). Është hadethi i formuar pas ejakulacionit, marrëdhënieve seksuale si dhe në gjendjet me të përmuajshme ose lehoni. Ky hadeth mënjanohet duke bërë gusl.

**II. Rrugët e pastrimit nga hadethi**

Hadethi është dy llojesh. Njëri ka të bëjë edhe me meshkujt, edhe me femrat, kurse tjetri, vetëm me femrat.

*1. Hadethi që ka të bëjë edhe me meshkujt, edhe me femrat.* Kjo është gjendja pa abdest si dhe gjendja pas ejakulacionit dhe marrëdhënieve seksuale.

Kur një personi, qoftë mashkull, qoftë femër, i prishet abdesti, kjo gjendje e hadethit të vogël mënjanohet duke marrë abdest. Kurse hadethi i madh i formuar si pasojë e ejakulacionit dhe marrëdhënieve seksuale, mënjanohet duke bërë gusl.

*2. Hadethi që ka të bëjë vetëm me femrat.* Kjo është gjendja e femrave me të përmuajshme ose në lehoni. Hadethi i formuar si pasojë e të përmuajshmeve dhe lehonisë, mënjanohet duke bërë gusl.

**III. Përkufizimi dhe llojet e nexhasetit**

Si fjalë, nexhaset (نجاسة) do të thotë papastërtirë, ndyrësirë, etj. Kurse si term, *nexhaset* është gjëja e papastër (e ndotur, e ndyrë) në mënyrë të natyrshme dhe për të cilën ka një argument fetar se është e papastër, e ndotur, e ndyrë.



Nexhaseti ndahet në dy lloje:

*1. Nexhaseti konvencional* (hukmí). Është nexhaseti moralo-shpirtëror, i quajtur hadeth, i cili përbën pengesë për kryerjen e disa adhurimeve të tilla si namazi, tavafi i Qabes.

*2. Nexhaseti i vërtetë* (hakikí). Janë papastërti të tilla materiale si gjaku, urina, fekalet, të cilat përbëjnë pengesë për kryerjen e adhurimeve.

Nexhaseti i vërtetë është disa llojesh. Jashtëqitjet fekale shtazore dhe njerëzore dhe lëndët ku janë përzier papastërti e që e kanë humbur pastërtinë, quhen *nexhaset i thatë*. Kurse nexhaseti si urina dhe pijet alkoolike quhet *nexhaset i lëngshëm*. Lidhur me pengesën ndaj namazit, nexhaseti i vërtetë ndahet në *nexhaset të lehtë* dhe *nexhaset të rëndë*.

Nexhaseti masiv ose që, pasi të thahet, duket me sy (si gjaku), quhet "i dukshëm". Nexhaseti që largohet duke u avulluar e tharë vetvetiu ose që, pasi të ketë prekur diku e të thahet, nuk duket më (si urina, uji i papastër), quhet "i padukshëm". Edhe këto dy lloje nexhaseti, si pengesë për namazin, ndahen në dy grupe: të lehtë e të rëndë.

## IV. Sasia e nexhasetit, që përbën pengesë për namaz

Trupi dhe veshja e personit, që ka për të falur namaz si dhe vendi ku do të falet, duhet të jenë të pastër. Nëse në njërin prej këtyre ka ndonjë nexhaset, që përbën pengesë për namaz, ai duhet pastruar patjetër. Ky pastrim është kusht i namazit.

Sipas cilësisë së të qenit pengesë për namazin, nexhaseti ndahet në dy lloje:

*1. Nexhaseti i lehtë* (nexhasetul hafife). Është nexhaseti, për të cilin ka pikëpamje të ndryshme nëse është i tillë apo jo. E përkufizuar ndryshe, është nexhaseti, për të cilin nuk ka një argument të prerë se është i tillë. Sipas shkollës hanefite, urina dhe feçet e kalit e të kafshëve të ngrënshme, feçet e zogjve të pangrënshëm, të mushkës dhe gomarit janë nexhaset i lehtë, kurse sipas malikitëve dhe hanbelitëve këto pranohen si të pastra.

Kriteri në përcaktimin e masës së nexhasetit të lehtë që përbën pengesë për namaz: Nëse masa e nexhasetit të lehtë që prek veshjen (rrobës), zë një të katërtën e sipërfaqes së saj si dhe nëse masa e nexhasetit të lehtë që prek një organ (këmbë,

shalë, trung, etj), zë një të katërtën e tij, përbën pengesë për namaz. Nexhaseti në sasi më të paktë se kjo nuk përbën pengesë për namaz.

*2. Nexhaseti i rëndë* (nexhasetul galidha). Është nexhaseti për të cilin ka argument të prerë se është i tillë. Këtu futen gjaku, urina dhe feçet e dala nga trupi i njeriut, gjaku i rrjedhur i të gjitha kafshëve, urina dhe feçet e kafshëve të pangrënshme, jashtëqitjet e shpendëve si pula, rosa, pata, kërmat dhe pijet alkoolike. Këto janë pranuar nga të gjithë dijetarët si papastërti.

Nëse sasia e nexhasetit të rëndë që ka prekur një organ apo veshjen, është e paktë, nuk përbën pengesë për namaz.

Islami është një fe që u jep rëndësi të gjitha llojeve të pastërtisë, që i urdhëron myslimanët të jenë të pastër nga çdo drejtim. Sado që sasia e përcaktuar si e paktë e nexhasetit nuk përbën pengesë për namaz, duhet t'i jepet përparësi, duhet t'i tregohet kujdes i veçantë faljes së namazit me veshje krejtësisht të pastër. Meqë myslimani, me besimin, adhurimet, moralin, fjalët dhe sjelljet e veta është njeri-model, duhet të tregohet posaçërisht i vëmendshëm edhe në pastërti. Konkluzioni i juristëve Islamë se "mund të falet namaz me rrobën mbi të cilën ka papastërtirë të rëndë në sasi shumë të paktë ose papastërtirë të lehtë në më pak se një të katërtën e sipërfaqes së saj", nuk do të thotë se "duhet falur namaz me një rrobë të tillë". Kuptimi i këtij konkluzioni është ky: "Nëse nuk mund të ruheni nga këto papastërti dhe nuk keni rrobë tjetër, ose, nëse, për ndonjë shkak tjetër, jeni të detyruar të falni namaz me një rrobë të ndotur, mund të falni namaz me një rrobë të tillë nëse papastërtia mbi rrobën ose një organ të trupit është më e paktë se masa minimale e përcaktuar si pengesë për faljen". Dhe ky lejim është njohur vetëm për rastet që përbëjnë forcë madhore.

Myslimani nuk duhet të harrojë se namazi është për të një miraxh, se, duke falur namaz, ndodhet para Zotit. Para Zotit duhet dalë me rrobë, me veshje të pastër e të rregullt. Sepse në Kuran urdhërohet:

**"O ju të bijtë e Ademit! Sa herë që të bini në sexhde, vishni rroba të bukura e të pastra..."**[69]

### V. Rrugët për t'u pastruar nga nexhaseti

Papastërtitë materiale pastrohen me njërën prej këtyre rrugëve:

69 Kurani, El-A'raf: 31.

* Papastërtitë materiale pastrohen me anë të ujërave dhe lëngjeve të pastra e pastruese. Nuk mund të bëhet pastrim me ujëra të papastra, me lëngje vajore e ngjitëse si dhe me ujëra që e kanë humbur dendësinë normale dhe rrjedhshmërinë. Këto nuk e heqin papastërtinë.

* Papastërtitë e dukshme me sy pastrohen, duke i larë me ujë gjersa t'u fshihen gjurmët (ngjyra, era dhe lëndët përbërëse).

* Gjërat e forta që nuk mund të shtrydhen, pastrohen duke i larë tri herë. Ndërkaq, këto, pas çdo larjeje varen dhe pritet gjersa të kullojnë plotësisht (të ndërpritet pikimi).

* Meqë në ditët tona përdoren në pastrim sapun dhe lëndë kimike larëse, larja dhe pastrimi i gjërave është bërë më i lehtë.

* Pulat dhe shpezët e tjera të ngjashme të therura sipas rregullave Islame, pasi t'u shkulen pendët, t'u pastrohen gjakrat e rrjedhura sipër dhe t'u nxirren organet e brendshme, pastrohen duke i larë me ujë të nxehtë që u hidhet sipër.

* Enët, tullat dhe tjegullat, etj. të bëra prej balte (argjile) të papastër, pasi të piqen në zjarr, pastrohen. Edhe gurët, sendet e hekurta, etj. mbi të cilat ka gjurmë gjaku, pasi të skuqen në zjarr, pastrohen. Gjithashtu, kokat e përgjakura të kafshëve të therura pastrohen duke i tymosur (përcëlluar) në zjarr.

* Gjëra të tilla si thikat, qelqet, mermeret e sheshta, tepsitë dhe sinitë pastrohen kur fshihen në mënyrë që sipër të mos u mbetet gjurmë prej papastërtisë. Plaçkat e qëndisura e të thurura nuk pastrohen me të fshirë; ato duhen larë.

* Nëse mbathje si këpucët dhe mestet etj., të tilla që nuk thithin, janë prekur prej një papastërtie të dukshme e cila është tharë, pastaj, kjo papastërti hiqet duke e kruar. Por po të jenë prekur prej një papastërtie të lëngshme si urina, mund të pastrohen vetëm duke i fshirë me ujë me sapun.

* Nëse një papastërti që ka prekur një gjë të palëvizshme që qëndron mbi sipërfaqen e tokës apo mbi një sipërfaqe tjetër të hapur, thahet nën veprimin e shiut, diellit dhe erës dhe nuk i mbeten gjurmë, është pastruar.

* Sot, në ditët tona, bëhen teste për të përcaktuar nëse një ujë është i pij-shëm apo jo dhe ujërat pastrohen me dezinfektantë. Megjithëkëtë, në lidhje me pastrimin e ujëmbajtësve të tillë si depot, hauzet, puset dhe burimet ku kanë rënë papastërti, është e dobishme të njihet se ç'thonë librat e fikhut.

* Siç thuhet në librat e fikhut, nëse duke u zbrazur uji i ujëmbajtësit, ku ka rënë papastërti, në anën tjetër futet ujë i pastër, ujëmbajtësi pastrohet. Pusi ku kanë rënë papastërti, kafshë e gjallë, kufomë, kërmë, etj., pastrohet duke ia zbrazur ujin. Nëse në pus vjen ujë vazhdimisht, parashikohet me afërsi se sa ujë mban dhe aq sasi uji zbrazet. Për shembull, nëse parashikohet se pusi mban njëqind kova ujë, kjo sasi zbrazet. Kështu pusi pastrohet.

* Lëkurët e të gjitha kafshëve të vdekura pa u therur, pastrohen duke u shtrirë e tharë. Këtu nuk përfshihet lëkura e derrit.

* Pas urinimit ose defekimit, organet e jashtëqitjes pastrohen me ujë.

### VI. Situatat e posaçme të hadethit te femrat dhe rrugët e pastrimit

*1. Të përmuajshmet.* Kur vajza hyn në moshën e pubertetit, te ajo nis një dukuri fiziologjike periodike që quhet "të përmuajshme" (zakone, menstruacione).

* Të përmuajshmet shfaqen me rrjedhje gjaku të posaçme. Kjo rrjedhje gjaku është e ndryshme prej një gjakrrjedhjeje (hemoragjie) normale si pasojë e dëmtimit të enëve të gjakut dhe prej gjakrrjedhjes së lehonisë. Kohëzgjatja e të përmuajshmeve është më e pakta tri ditë të plota, më e shumta, dhjetë ditë. Gjakrrjedhja që zgjat më pak se tri ditë ose më shumë se dhjetë ditë, nuk është të përmuajshme, por një gjakrrjedhje normale.

* Femra me të përmuajshme nuk mund të falë namaz, nuk mund të bëjë sexhde të tilavetit, nuk mund të këndojë Kuran, nuk mund të agjërojë, nuk mund ta bëjë Qaben tavaf, nuk mund të hyjë në marrëdhënie seksuale me të shoqin. Veçanërisht, nuk mund të hyjë në faltoret, nuk mund të bëjë itikaf, nuk mund ta prekë Kuranin. Por mund të bëjë lutje dhe dhikër.

* Nuk kërkohet kazaja e namazeve të pafalura gjatë periudhës me të përmuajshme, por është farz kazaja e ditëve të ramazanit të paagjëruara.

* Hadethi i krijuar si rrjedhojë e të përmuajshmeve, mënjanohet duke bërë gusl. Është farz që femra të bëjë gusl në mbarim të të përmuajshmeve.

*2. Lehonia.* Është periudha pasi femra ka bërë lindje dhe gjaku i posaçëm që rrjedh gjatë kësaj periudhe.

* Lehonia fillon që nga çasti i lindjes. Lehonia nuk ka periudhë më të shkurtër. Ajo zgjat gjer në dyzet ditë. Gjakrrjedhja pas dyzet ditësh nuk është më gjakrrjedhje lehonie, por një gjakrrjedhje normale. Femra lehonë bën gusl pasi t'i jetë ndërprerë

plotësisht gjakrrjedhja brenda dyzet ditësh dhe fillon të kryejë adhurimet. Edhe sikur gjakrrjedhja të vazhdojë pas ditës së dyzetë, lehonia quhet e mbyllur në ditën e dyzetë dhe femra bën gusl e fillon të kryejë adhurimet.

* Edhe gruaja lehonë nuk mund të falë namaz, nuk mund të bëjë sexhde të tilavetit, nuk mund të agjërojë, nuk mund të këndojë Kuran dhe nuk mund ta prekë Kuranin, nuk mund ta bëjë Qaben tavaf, nuk mund të hyjë në ma-rrëdhënie seksuale me të shoqin, nuk mund të hyjë në faltore, nuk mund të hyjë në itikaf, por mund të bëjë lutje.

* Nuk kërkohet kazaja e namazeve të pafalura gjatë lehonisë, por është farz kazaja e ditëve të ramazanit të paagjëruara.

* Pastrimi nga lehonia bëhet me gusl pasi të ketë marrë fund periudha e lehonisë. Është farz që femra të bëjë gusl sapo lehonia të marrë fund.



## Lexim letrar
## Paraqitja pastër dhe bukur para njerëzve është sunnet i të Dërguarit të Allahut

Ishte mbledhur një grup nga sahabet për të shkuar për vizitë te Profeti. Kur kishin arritur te banesa e Profetit ngjitur me Faltoren Profetike, kishin kërkuar leje të hynin në grup.

Profeti brenda po pushonte. Kur e njoftuan se i kishin ardhur vizitorë, u vesh menjëherë dhe eci drejt derës për t'i pritur. Pranë derës ndodhej një enë plot me ujë. Para se ta hapte derën, Profeti u pa te uji, rregulloi mirë e mirë flokët dhe mjekrën dhe i dha një formë të bukur çallmës që kish në kokë.

Këto veprime të Profetit për t'i pritur myslimanët që i kishin ardhur për vizitë, rishikimi dhe rregullimi i veshjes, krehja e flokëve dhe mjekrës tërhoqën vëmendjen e Hz. Aishesë, e cila edhe u çudit dhe nuk e përmbajti dot veten pa e pyetur:

"Edhe ti zbukurohesh dhe ndjen nevojën për t'u dukur, o i Dërguari i Allahut?"

Shihni, tani, se ç'përgjigje i dha pyetjes së Hz. Aishesë Profeti që e jetonte kuptimin e vërtetë të Islamit te vetja e tij, duke u bërë shembull për ne:

"Po, o Aishe! Kur një mysliman është duke dalë para vëllezërve të tij, duhet ta rishikojë e rregullojë veten për të mos komunikuar me ta me një pamje të shëmtuar! Allahu është i bukur dhe e do atë që është i pastër e i bukur brenda e jashtë! Ai kërkon që myslimani të duket i bukur para vëllezërve të tij myslimanë!"



# F. Abdesti dhe gusli

## I. Abdesti

Abdest (آب دست) është një fjalë persishte e përbërë nga fjala *ab* që do të thotë ujë dhe fjala *dest* që do të thotë dorë. Kuptimi i saj është ujë duarsh (ujë për të larë duart). Kurse në arabisht abdestit i thuhet vudu (وضوء).

Si term, "abdest" do të thotë përdorimi i ujit të pastër në katër gjymtyrë në mënyrën e përcaktuar në fe dhe me qëllim adhurimi. Me një tjetër përkufizim, abdesti është larja me ujë të pastër e fytyrës, duarve e këmbëve si dhe fërkimi i kokës me qëllim adhurimi. Sipas këtij përkufizimi të dytë, meqë me larjen e fytyrës, duarve e këmbëve si dhe me fërkimin e kokës zbatohen farzet e abdestit, ky quhet i plotësuar. Ndërkaq, meqë braktisja e sunneteve të abdestit është mekruh, duhen zbatuar edhe sunnetet e abdestit.

### a. Farzet e abdestit

Farzet e abdestit që quhen edhe "shtyllat e abdestit", përcaktohen në këtë ajet të Kuranit:

**"O ju që keni besuar! Kur të ngriheni për namaz, lani fytyrën, duart gjer në bërryla dhe fërkojeni kokën. Lani edhe këmbët me thembrat (gjer në nyje)..."**[70]

Sipas kësaj, abdesti ka katër farze:

1. Larja e fytyrës (nga kufiri i flokëve mbi ballë e gjer poshtë nofullës dhe anash gjer te veshët) një herë.

2. Larja e duarve dhe e parakrahëve nga majat e gishtave gjer në bërryla (bashkë me bërrylat), një herë.

3. Fërkimi një herë i një të katërtës së kokës. (Në abdest, koka nuk fërkohet më shumë se një herë).

4. Larja e këmbëve bashkë me thembrat, një herë.

Këto katër farze duhen kryer në mënyrë që abdesti të jetë i plotë e i vlef-shëm. Nëse njëri prej farzeve lihet pa u kryer ose në një nga organet, larja e të cilave është farz, mbetet vend i thatë, abdesti quhet i pakryer.

70 Kurani, El-Maide: 6.

**b. Sunnetet e abdestit**

Sunnetet e abdestit janë këto:

* Fillimi i abdestit me Besmele dhe bërja nijet.

* Larja e duarve tri herë.

* Dhënia ujë gojës tri herë (madmadá, shpëlarje goje, gargarë)

* Tërheqja ujë me hundë tri herë (istinshak).

* Pastrimi i dhëmbëve me misvak ose duke i fërkuar me gishta.

* Njeriu i paagjëruar të bëjë gargarë kur merr ujë në gojë dhe ta tërheqë ujin mirë në hundë.

* Duke larë duart dhe këmbët, të fillohet nga e djathta dhe nga majat e gishtave, të pastrohen hapësirat mes gishtave.

* Larja nga tri herë e fytyrës, duarve e këmbëve.

* Duke larë fytyrën, çuarja e ujit gjer nën mustaqe e nën vetulla, përshkimi me duar të lagura i mjekrës së dendur duke e çuar ujin gjer në rrënjë të qimeve.

* Fërkimi i kokës të fillohet nga para e të bëhet i plotë.

* Veshët të fërkohen një herë.



* Duke larë gjymtyrët, të respektohet radha e veprimeve pa lënë pauza mes tyre.

* Fërkimi i organeve duke u derdhur ujë sipër.

* Këndim lutjesh pas abdestit.

**c. Mekruhet e abdestit**

Gjatë marrjes së abdestit është mekruh:

* Përplasja e ujit në fytyrë.

* Përdorimi i ujit në sasi më të paktë ose më të shumtë se sa duhet.

* Të folurit e pavend.

* Kërkimi i ndihmës prej një tjetri pa pasur nevojë.

* Lënia pa kryer e njërit prej sunneteve të abdestit.

* Shtimi i numrit të larjeve ose fërkimeve të organeve. Për shembull, larja e fytyrës katër herë, fërkimi i kokës dy herë, etj.

* Marrja abdest në një vend të papastër.

* Shfryrja me dorën e djathtë e ujit të tërhequr në hundë.

* Personi që agjëron, kur merr ujë në gojë, të bëjë gargarë të thellë sa t'i kalojë ujë poshtë; tërheqja e tepërt e ujit në hundë.

Kryerja e këtyre mekruheve e pakëson sevapin e abdestit, prandaj nuk duhen kryer veprime mekruh pa justifikim.

**d. Marrja e abdestit dhe lutjet e abdestit**

Abdesti duhet marrë në përputhje me farzet, sunnetet dhe etikën e tij. Ky lloj abdesti është abdesti i parë dhe i mësuar prej Profetit tonë. Respektimi i sunneteve dhe etikës së abdestit dhe shmangia nga mekruhet e rrisin virtytin dhe vlerën e abdestit.

Abdesti merret kështu:

* Po qe e mundur, qëndrohet në një vend të ngritur ku uji të mos spërkatë rrobat dhe kthehet kah kiblja. Pastrohen dhëmbët me misvak ose duke i fërkuar me gishta. Pasi thuhet *Eudhubesmele*, bëhet nijet duke thënë: *Bëra nijet, për pëlqim të Allahut, të marr abdest!* Lahen duart tri herë. Duke larë duart, pastrohen hapësirat mes gishtave dhe, kur ka unazë, lëvizet unaza që të lahet edhe vendi i saj.

* Duke u larë duart, bëhet kjo lutje:

"Lavdi Allahut që e ka bërë ujin pastrues dhe Islamin, dritë!"

* Me pëllëmbën e djathtë i jepet tri herë ujë gojës dhe për çdo herë shpërlahet goja dhe bëhet gargarë. Duke u shpërlarë goja, këndohet kjo lutje:

"Allahu im, më ndihmo të këndoj Kuran, të të kujtoj Ty, të të falënderoj Ty dhe të të adhuroj bukur Ty!"

* Me dorën e djathtë tërhiqet mirë ujë në hundë tri herë dhe çdo herë uji shfryhet me dorën e majtë. Personi që agjëron, duke larë gojën dhe hundën bën kujdes për të mos e tepruar që të mos i kalojë ujë në grykë e në hapësirat e kockës së hundës. Duke tërhequr ujë në hundë, këndohet kjo lutje:

"Allahu im! Më bëj të thith aromën e xhennetit e jo të xhehennemit!"

* Merret tri herë ujë me të dy pëllëmbët dhe të tri herët lahet fytyra mes rrënjës së flokëve mbi ballë dhe pjesës së poshtme të nofullës, kurse anash, gjer te veshët. Uji çohet gjer në lëkurën nën mustaqe e mjekër; mjekra e dendur përshkohet me gishta duke bërë kujdes të laget plotësisht gjer në lëkurë. Duke u larë fytyra, këndohet kjo lutje:

"Allahu im! Zbardhma fytyrën atë ditë, kur disa fytyra do të zbardhen e, disa, do të nxihen!"

* Lahet tri herë parakrahu i djathtë së bashku me bërrylin duke e fërkuar me dorën e majtë. Duke u larë parakrahu i djathtë, këndohet kjo lutje:

"Allahu im! Jepma librin tim nga ana a djathtë dhe ma bëj të lehtë llogarinë!"

* Lahet tri herë parakrahu i majtë së bashku me bërrylin duke e fërkuar me dorën e djathtë. Duke u larë parakrahu i majtë, këndohet kjo lutje:

"Allahu im! Mos ma jep librin tim nga e majta e nga prapa dhe mos më vër para një llogarie të vështirë!"

Nëse në pulsin e dorës e në parakrahët ka gjëra si byzylykë që nuk e lejojnë ujin të kalojë poshtë tyre, këto duhet të lëvizen gjersa uji të përshkojë çdo vend.

* Lagen duart dhe e gjithë koka fërkohet me të dyja duart një herë. Fërkimi i kokës fillon nga para dhe gjatë këtij veprimi këndohet kjo lutje:

"Allahu im! Atë ditë kur të mos ketë hije tjetër veç hijes së Arshit, më bëj të rri nën hijen e Arshit!"

* Duart lagen përsëri dhe fërkohet një herë veshi i djathtë me dy gishta të dorës së djathtë dhe një herë veshi i majtë me dy gishta të dorës së majtë. Vrima e brendshme e veshit me gishtin tregues dhe pjesa e jashtme e llapës së veshit me gishtin e madh fërkohen një herë dhe gjatë kësaj këndohet kjo lutje:

"Allahu im! Më bëj mua të dëgjoj fjalën e vërtetë dhe të bëhem nga ndjekësit e saj!"

* Menjëherë pas fërkimit të veshëve, fërkohet një herë zverku me pjesën e prapme të gishtave të mesëm, të unazës e të vogël. Gjatë kësaj këndohet kjo lutje:

"Allahu im! Ma mbaj zverkun larg prej zjarrit!"

* Duke hedhur ujë me dorën e djathtë ose duke i mbajtur këmbët nën çezëm, lahen në fillim këmba e djathtë, pastaj e majtë bashkë me thembrat nga tri herë duke filluar nga majat e gishtave. Këmbët fërkohen me dorën e majtë, pastrohen edhe hapësirat mes gishtave.

Duke u larë këmba e djathtë, këndohet kjo lutje:

"Allahu im! Atë ditë kur këmbët do të rrëshqasin, m'i mbaj këmbët fort mbi Sirat!"

Duke u larë këmba e majtë, këndohet kjo lutje:

"Allahu im! M'i fal gjynahet, m'i shpërble përpjekjet, ma prano adhurimin dhe ma bëj tregtinë të mos ketë dëm!"

Pas përfundimit të abdestit, këndohet kjo lutje:

"Dëshmoj se s'ka zot tjetër veç Allahut, se Ai është një dhe i pashok! Dëshmoj se Muhammedi është robi dhe i dërguari i Tij! Allahu im! Më bëj prej atyre që pendohen e që pastrohen (prej gjynaheve)!"

Pas kësaj lutjeje, ai që dëshiron, mund të këndojë edhe suren e Kadrit. Falja pas abdestit - nëse s'është kohë keraheti - e dy rekateve namaz falënderimi është sevap.

Gjatë çdo larjeje, gjymtyrët e abdestit duhet të fërkohen e të lahen pa krijuar pauza mes veprimeve, por edhe pa u nxituar. Uji nuk duhet të shpërdorohet, por edhe nuk duhet përdorur më pak se ç'duhet. Gjatë këndimit të lutjeve, duhet menduar mbi kuptimin e tyre dhe abdesti duhet marrë, po qe e mundur, pa hyrë koha e namazit përkatës.

**e. Veprimet e palejueshme pa abdest**

Personi që s'ka abdest, nuk mund të falë asnjë namaz, nuk mund të bëjë sexhde tilaveti, nuk mund ta bëjë Qaben tavaf, nuk mund ta prekë Kuranin apo një vend ku ka ajete të shkruar.

**f. Vlera e abdestit**

Abdesti ka vlera dhe sevap moralo-shpirtëror si dhe dobi materiale. Abdesti është adhurim dhe bindje sepse është zbatim i urdhrave të Allahut, por është edhe pastërti. Personi që merr abdest disa herë në ditë për namaz, njëkohësisht edhe i pastron nga ndotjet organet që i lan dhe i fërkon duke marrë abdest.

Meqë është një adhurim, abdesti i përfton njeriut sevap. Veçanërisht abdesti bëhet pretekst për faljen e disa gjynaheve. Këtë çështje të veçantë, Profeti (a.s.) e ka pohuar në këto hadithe:

*"Nuk ka njeri që të marrë abdest mirë e mirë, pastaj ta falë namazin (farz) e të mos i falen gabimet e bëra mes atij namazi e namazit tjetër!"*[71]

*"Kush merr abdest si unë, i falen gjynahet (e vogla) të bëra në të kaluarën!"*[72]

*"Kur myslimani merr abdest, gjatë larjes së fytyrës i largohen bashkë me ujin e abdestit që rrjedh, edhe çdo gabim që ka bërë me sy. Gjatë larjes së krahëve, çdo gjynah i vogël i bërë me duar derdhet bashkë me pikat e ujit. Kështu, ai e plotëson abdestin e vet i pastruar prej gjynaheve të vogla!"*[73]

Abdesti ka një rëndësi të veçantë sepse e largon njeriun prej të këqijave dhe sepse është një ndër kushtet e faljes së namazit, i cili është *"veprimi (adhurimi) më i dobishëm"*.[74] Lidhur me këtë çështje, Profeti (a.s.) ka thënë: *"Çelësi i xhennetit është namazi, kurse çelësi i namazit është abdesti!"* [75]

**g. Gjërat që e prishin abdestin**

Veprimet e mëposhtme e prishin abdestin:

* Kryerja e nevojës së madhe (defekimi) ose i nevojës së vogël (urinimi) dhe lëshimi i gazrave.

71 Sahîhu'l-Muslim, Kitabu't-tahare, 6.

72 Sahîhu'l-Muslim, Kitabu't-tahare, 8.

73 Sünenü't-Tirmidhi, Bâbu't-tahare, 2.

74 Sahîhu'l-Muslim, Kitabu'l-iman, 137.

75 Sünenü't-Tirmidhi, Bâbu't-tahare, 4.

* Dalja nga organi gjenital i spermës, mbeturinave të urinës apo i një lëngu tjetër.

* Gjaku, qelbi apo një lëng tjetër si ujë i verdhë të dalin nga një pjesë çfarëdo e trupit dhe të mos mbeten në vend por të përhapen përreth, duke prekur edhe vende të tjera të trupit.

* Vjellja me plot gojën.

* Dalja e gjakut si rrjedhë nga goja ose mishrat e dhëmbëve ose dalja nga goja e gjakut përzier me pështymë në të njëjtën masë me të ose në masë më të madhe se pështyma.

* Dehja, të fiktit duke e humbur vetëdijen.

* Çmendja për një çast, kalimi i një krize epilepsie.

* Gjatë namazit, qeshja sa ta dëgjojë personi pranë.

* Për femrën, fillimi i të përmuajshmeve, lindja.

* Fjetja shtrirë, ulur këmbëkryq, ulur me këmbët shtrirë mënjanë. Kurse personit që fle mbështetur mbi një gjë, i prishet abdesti nëse gjumi që e ka zënë është aq i thellë sa, po të largohet mbështetësja, të rrëzohet.

* Për personat me anomali e të justifikuar, kur del koha e namazit përkatës.

**h. Abdesti i personit me anomali e të justifikuar**

Personi që vuan nga një anomali e vazhdueshme, për shkak të së cilës nuk mundet të qëndrojë me abdest, quhet "person me anomali dhe i justifikuar". Edhe personi, anomalia e të cilit është e përkohshme dhe vazhdon gjatë gjithë kohës së një namazi (gjersa të hyjë koha e namazit pasardhës), quhet me anomali dhe i justifikuar për këtë gjatësi kohe ose për deri sa gjendja e tij me anomali të marrë fund. Për shembull, personi të cilit i rrjedh gjak pandërprerë nga hyrja e kohës së namazit të mesditës e gjer sa të hyjë koha e namazit të pasdites (iqindisë), quhet me anomali dhe i justifikuar për namazin e mesditës. Në qoftë se këtij personi vazhdon t'i rrjedhë gjak qoftë edhe për një kohë të shkurtër brenda kohës së namazit të iqindisë, quhet i justifikuar gjersa ndërprerja e gjakrrjedhjes të jetë sa një kohë e plotë namazi. Shkurt, nëse një anomali zgjat, në fillim, një kohë namazi të plotë dhe vazhdon, pastaj, edhe për pak kohë në kohën e namazit pasardhës ose shfaqet sërish pas ndërprerjes, personi quhet i justifikuar gjersa ndërprerja e anomalisë të vazhdojë sa një kohë namazi e plotë.

Anomalitë që quhen justifikim, janë këto: gjakrrjedhja e vazhdueshme, rrjedhja (apo pikimi) pamundësisht për t'u ndërprerë e urinës, heqja e barkut (diareja, dispepsia) dhe dalja e gazrave, një rrjedhë nga një organ për shkak sëmundjeje, rrjedhë e cila e prish abdestin. Veçanërisht edhe disa situata te femrat futen te anomalitë dhe justifikimet. Kur gjakrrjedhja te femra shtatzënë, gjakrrjedhja jashtë të përmuajshmeve te femra joshtatzënë dhe gjakrrjedhja pas dyzet ditëve të lehonisë zgjasin, quhen anomali dhe femra quhet e justifikuar.

* Personi me anomali dhe i justifikuar merr abdest për namazin e çdo kohe kur t'i ketë hyrë koha. Ai nuk mund të falë dy namaze me një abdest. Ndërkaq, brenda kohës së një namazi, ashtu siç mundet ta falë atë namaz, mund edhe të falë namaz kaza dhe namaze nafile si dhe të këndojë Kuran.

* Vazhdimësia e anomalisë nuk e prish abdestin e personit me atë anomali. Por abdesti i këtij personi prishet nëse shfaqet një situatë tjetër që e prish abdestin ose kalon koha e namazit për të cilin është marrë ai abdest.

* Për femrën me anomali e të justifikuar nuk është haram (e ndaluar) asnjë prej gjërave që janë haram për gjatë periudhave të të përmuajshmeve dhe lehonisë. Sepse vendimet juridiko-fetare mbi situatat e të përmuajshmeve dhe lehonisë nuk janë të vlefshme për situatat me anomali e të justifikueshme.

* Gjendja ose situata e anomalisë dhe e justifikimit merr fund kur anomalia ndërpritet gjatë gjithë kohës së një namazi. Në këto kushte, personi del së qeni me anomali dhe i justifikuar dhe hyn nën veprimin e konkluzioneve dhe vendimeve juridiko-fetare që u përkasin personave të shëndoshë.

## II. GUSLI OSE LARJA TRUPORE E PLOTË

Fjala arabishte gusl (غسل) do të thotë larje. Si term, gusl do të thotë larje e plotë e trupit pa lënë asnjë vend të thatë. Sipas shkollës hanefite, në gusl përfshihet edhe larja e gojës dhe hundës ose, e thënë ndryshe, edhe goja dhe hunda përfshihen në pjesët që duhet të lahen në gusl ose në larjen e plotë trupore.

Gusli quhet edhe "taharetul kubra" që do të thoë "pastrimi i madh".

### a. Rastet që kërkojnë gusl

*1. Gjendja pas ejakulimit dhe marrëdhënieve seksuale.* Ejakulimi (derdhja) i spermës me epsh mund të ndodhë në gjumë ose zgjuar.

Nëse personi që zgjohet nga gjumi, sheh në trup ose në veshje një lagështirë të ngjashme me spermën, duhet të lahet edhe nëse nuk i kujtohet të ketë parë ëndërr. Nga ana tjetër, nëse në trup ose veshje nuk ka ndonjë lagështirë të tillë, edhe nëse ka parë ëndërr, nuk është nevoja të lahet. Nëse personi që vjen në vete pas dehjes ose pas kalimit të një gjendjeje të fikti, sheh në trup ose në veshje një lagështirë, duhet të lahet për çdo rast.

*2. Përfundimi i periudhës së të përmuajshmeve ose lehonisë te femrat.* Është farz gusli (larja) për femrat në përfundim të periudhës së të përmuajshmeve ose lehonisë.

Përgjithësisht, kur shfaqet një situatë që e bën farz (detyrim) guslin, duhet bërë gusl pa u vonuar dhe pa kaluar një kohë namazi.

Larja (gusli) i një myslimani të vdekur është farz kifaje. Kurse larja (gusli) për namazet e xhumasë e të bajrameve, për ihramin në haxh ose në umre dhe për vakfe në ditën e Arifesë, janë sunnet.

Larja edhe jashtë situatave të përshkruara më sipër si dhe në çdo kohë është gjithmonë e dobishme me kusht që të mos e dëmtojë shëndetin.

**b. Farzet e guslit**

Gusli ka tri farze:

* Dhënia ujë gojës dhe shpëlarja e saj gjer në grykë nëse personi nuk është me agjërim. Po qe me agjërim, personi duhet të bëjë kujdes të mos i kalojë uji poshtë.

* Tërheqja ujë me hundë dhe pastrimi i hundëve.

* Larja e të gjithë trupit pa lënë vend të thatë.

Nëse në trupin e një personi ndodhet një gjë që s'e lejon ujin të kalojë nën të, është kusht që më parë të lahen dhe pastrohen vendet e këtyre gjërave. Ndërkaq, nëse bëhet fjalë për një mbështjellëse (bandazh, fasho) plage, nga zgjidhja e së cilës uji do ta dëmtojë plagën, plaga nuk zbulohet por vetëm fërkohet mbi mbështjellëse.

Nëse njëri prej farzeve të guslit, të përshkruara si më sipër, nuk zbatohet, gusli është i pavlefshëm.



**c. Sunnetet e guslit**

* Para se të fillohet gusli, të thuhet Eudhubesmele, të bëhet nijet dhe të lahen duart.

* Nëse në trup ka ndonjë papastërti, të pastrohet.

* Të lahet zona e organeve gjenitale e të jashtëqitjes.

* Të merret abdest.

* Të derdhet uji nga tri herë, me radhë, mbi kokë, mbi shpatullën e djathtë e të majtë dhe të fërkohet trupi çdo herë.

Gjatë guslit, të mos kthehesh kah kiblja, të mos i kthesh shpinën kibles, të mos flasësh e të bisedosh, të mos bësh lutje, ta mbash të mbuluar zonën e organeve gjenitale e të jashtëqitjes, të mos e shpërdorosh ujin, të thahesh pas guslit, të gjitha këto janë elementë të etikës së guslit.

Gjatë guslit nuk këndohet lutje, sepse këndimi i lutjes gjatë guslit është mekruh.

Është me vlerë që, pas guslit, po qe koha e përshtatshme, të falen dy rekate namaz falënderimi.

**d. Kryerja e guslit në përputhje me farzin, sunnetin dhe etikën e tij**

Gusli duhet bërë në një vend ku të mos shohë kush. Nëse larja bëhet e detyrueshme në një mjedis të përbashkët si hamamet, zona e organeve gjenitale e të jashtëqitjes përfshi gjithë hapësirën që konsiderohet intime, duhet të mbulohet patjetër me një peshqir ose mbulesë tjetër të përshtatshme e cila, njëkohësisht, nuk duhet të tregojë vijat dhe formën e trupit. Jashtë kushteve të detyrueshme, nuk duhet kthyer me gjoks kah kiblja dhe nuk i duhet kthyer shpina asaj.

Para se të fillohet gusli, po të ketë dhëmbë proteza, hiqen. Nëse flokët e femrës janë gërshet, gërsheti nuk shthuret. Kurse gërsheti tek meshkujt duhet zgjidhur sepse thurja gërshet e flokëve nga meshkujt nuk është zakon i përgjithësuar. Nëse në flokë ose në trup ka ndonjë gjë që e pengon kalimin e ujit, ajo duhet hequr ose lëvizur nga vendi. Por nëse nga heqja e mbësh-tjellëses së plagës, plaga dëmtohet, mbështjellësja nuk hiqet por vetëm fërkohet mbi të.

Gusli fillon duke bërë Eudhubesmele dhe duke bërë nijet për gusul për pëlqim të Allahut. Lahen mirë e mirë duart dhe zona e organeve gjenitale e të jashtëqitjes edhe nëse mbi to s'ka ndonjë papastërti. Pastaj merret abdest por nuk këndohen lutje. Personi që agjëron, bën kujdes që të mos e përcjellë ujin poshtë. Nëse në vendin, ku po bëhet gusl mblidhet ujë, larja e këmbëve lihet për në fund. Pas marrjes së abdestit, derdhet ujë nga tri herë me sasi të mjaftueshme dhe me radhë mbi kokë, mbi supin e djathtë e të majtë dhe fërkohet trupi për çdo herë. Uji çohet brenda llapës së veshit, nën flokë, vetulla, mustaqe e mjekër, në hapësirën e thonjve, në vrimat e pambyllura të vathëve, në gropën e kërthizës dhe në pjesët e tjera të trupit. Bëhet kujdes që në trup të mos mbetet pa u larë vend as sa maja e gjilpërës. Nëse në vendin ku bëhet gusl është mbledhur ujë, duke dalë, lahet këmba e djathtë, pastaj e majta dhe pastaj trupi thahet.

Pas guslit, nëse gjatë tij ose pas tij nuk ka dalë ndonjë situatë që e prish abdestin, falen dy rekate namaz falënderimi nëse e lejon koha (ka kohë ose nuk është kohë kerahet).

Përdorimi i ujit në sasi më të madhe ose më të vogël se e domosdoshmja, përplasja e ujit syve, të folurit ose biseda, lutja, kërkimi i ndihmës së tjetërkujt pa justifikim, janë mekruhe të guslit.

**e. Veprimet e palejueshme pa gusl**

Personi që duhet të bëjë gusl, nuk mund të falë namaz, nuk mund të bëjë sexhde tilaveti, nuk mund të këndojë Kuran përmendsh ose duke parë në të, nuk

mund ta prekë Kuranin ose ndonjë tekst ku ka të shkruara ajete të Kuranit, nuk mund ta bëjë Qaben tavaf, nuk mund të hyjë në faltore pa qenë i detyruar për një gjë të tillë, nuk mund të bëjë itikaf. Mashkulli i papastër pas ejakulacionit, mashkulli dhe femra të papastër pas marrëdhënieve seksuale, femra me të përmuajshme ose lehonë mund t'i këndojnë ajetet e falënderimit dhe lutjes me qëllim lutjeje. Po qe e detyrueshme, Kurani mund të kapet me një beze ose një gjë tjetër të ngjashme.

Nuk ka ndonjë pengesë që personi i papastër të flejë, me kusht që të mos e kalojë kohën e namazit, të hajë ushqim pasi të ketë larë duart e gojën e të pijë ujë. Në mënyrë të veçantë, papastërtia e personit që gdhin i papastër, nuk ia dëmton agjërimin.

**f. Dobitë dhe vlerat e guslit**

Gusli është i rëndësishëm sepse mënjanon situatat që përbëjnë pengesë për adhurimet. Zoti urdhëron në Kuran: **"O ju që keni besuar!.. Nëse jeni të papastër, pastrohuni!.."**[76] Kurse për femrat me të përmuajshme ose lehona, urdhëron: **"Rrini larg prej grave me të përmuajshme dhe mos iu afroni atyre gjersa të pastrohen!.."**[77] Pastrimi për të cilin bëhet fjalë në këtë ajetin e dytë, është gusli që duhet të bëjë femra në përfundim të të përmuajshmeve, gjë që është e vlefshme edhe për lehonat. Meqë larja (gusli) i meshkujve pas ejakulacionit, i meshkujve dhe femrave pas marrëdhënieve seksuale, i femrave në përfundim të të përmuajshmeve dhe lehonisë është urdhër i Zotit, personi që e zbaton këtë urdhër, domethënë që bën gusl, fiton sevap adhurimi. Edhe gusli sunnet i përfton njeriut sevap sepse çuarja në vend e sunnetit është sevap.

Pastërtia është nga kushtet kryesore të shëndetit të njeriut. Mikrobet që u hapin rrugë sëmundjeve, strehohen në mjediset e papastra. Rruga për t'i bërë këta të padëmshëm e për ta ruajtur shëndetin, është kujdesi për pastërtinë. Edhe gusli, duke mënjanuar hadethin, siguron pastërtinë moralo-shpirtërore dhe, duke e pastruar trupin prej papastërtisë, siguron pastërtinë materiale. Gusli gjithashtu ndihmon që lëkura të marrë frymë më mirë. Fakti që gusli qetëson trupin, nxit qarkullimin e gjakut, ndikon pozitivisht mbi sistemin nervor, shkurt që është i dobishëm për trupin dhe shëndetin e njeriut, është provuar nga mjekësia.

76 Kurani, El-Maide: 6.

77 Kurani, El-Maide: 6.

# G. TEJEMMUMI

Fjala tejemmum (تيمم) që do të thotë synim, si term fetar emërton veprimin e fërkimit të fytyrës dhe parakrahëve me dhé ose një gjë me përbërje dheu me qëllim (nijet) pastrimin nga hadethi kur nuk gjendet ujë ose kur përdorimi i ujit është i pamundur.

Tejemmumi që është njëri prej lehtësive të krijuara nga feja jonë për adhurimet, është legalizuar në vitin e gjashtë të hixhretit të Profetit nga Meka në Medine. Gjatë betejës me të bijtë Mustalik, Profeti (a.s.) me sahabet e patën kaluar një natë jashtë. Kur qenë ngritur në agim për të falur namazin, nuk patën gjetur ujë për abdest. Në këtë mes, Allahu i Lartë, duke i zbuluar Profetit ajetin si më poshtë, pati dhënë leje për tejemmum:

**"O ju që keni besuar! ... Nëse jeni të sëmurë ose në udhëtim ose njëri prej jush vjen nga kryerja e nevojës ose keni prekur gratë dhe nuk gjeni ujë, përdorni dheun duke fërkuar me të fytyrën dhe parakrahët gjer në bërryla..."**[78]

Ka rivajete që tregojnë se Profeti ka bërë tejemmum. Sipas njërit prej tyre, Ammar b. Jasir (r.a.) ka thënë: *"Profeti (a.s.) preku dheun me pëllëmbë dhe, pasi u fryu, fërkoi me to fytyrën dhe të dy duart."*[79]

### a. Situatat që e bëjnë tejemmumin mubah

Personi që i duhet të marrë abdest ose të bëjë gusl, bën tejemum në një nga rastet e mëposhtme:

1. Kur nuk ndodhet ujë i mjaftueshëm për të marrë abdest ose për të bërë gusl. Nëse pranë personit nuk ndodhet ujë në sasi të mjaftueshme ose uji ndodhet më e pakta 1848 m. (4000 hapa) larg tij ose edhe më tepër, personi bën tejemmum.

2. Kur uji ndodhet më afër se 1848 m., por personi është i sëmurë ose i gjymtuar ose në rrugën për te uji ndodhen kafshë të egra.

3. Nëse personi gjatë shkuarjes për të marrë ujë, s'mund të arrijë namazin e të vdekurit ose të bajramit ose do t'i vihen në rrezik atij vetë ose njerëzve që lë pas, jeta, nderi, pasuria apo shëndeti.

---

78 Kurani, El-Bekare: 222.

79 Sahîh-i Buharî Muhtasari Tecrid-i Sarih Tercümesi ve sherhi, vëll. 2, f. 251.

4. Kur abdesti ose gusli paraqesin rreziqe për personin. Kur, gjatë abdestit, prekja e ujit në organet e abdestit dhe, gjatë guslit, prekja e ujit në gjysmën e trupit janë të dëmshëm për shëndetin, bëhet tejemmum.

5. Kur, pas përdorimit të ujit që ndodhet në atë çast, personi apo personat do të mbeten pa ujë.

6. Kur, për ta përdorur ujin, personi ka nevojë për ndihmën e një personi tjetër dhe ky person tjetër nuk gjendet.

7. Kur për ujin që do të sigurohet duke e blerë, kërkohet një çmim më i madh se dyfishi i vlerës reale të atij uji.

**b. Farzet e tejemmumit**

Tejemmumi ka dy farze:

1. Nijeti për tejemmum.

2. Pëllëmbët e shtrira fërkohen mbi dhé të pastër ose mbi një gjë të pastër prej dheu dhe fërkohet me to fytyra; pastaj fërkohen sërish dhe fërkohen me to parakrahët së bashku me bërrylat.

Nëse njëri prej këtyre dy farzeve ose një pjesë e farzit të dytë nuk zbatohen, tejemmumi është i pavlefshëm.

**c. Kushtet e vlefshmërisë së tejemmumit**

Kushtet e vlefshmërisë së tejemmumit janë këto:

1. Duhet të krijohet një situatë që kërkon tejemmum.

2. Duhet të jenë bërë kërkime për të gjetur ujë nëse ekziston mundësia e gjetjes së ujit në mjedisin e afërt.

3. Formulimi i nijetit duhet bërë në mënyrë të qartë. Kjo do të thotë që në nijet të shprehet qartë se për ç'adhurim dhe për ç'lloj pastrimi bëhet tejemmum; për shembull, "Bëra nijet, për pëlqim të Allahut, të bëj tejemmum për t'u pastruar prej hadethit!" ose, "Bëra nijet, për pëlqim të Allahut, të bëj tejemmum për të falur namazin e mesditës së sotme!"

Me tejemmumin e bërë pa përcaktuar qartë pastrimin prej hadethit ose për të kryer një adhurim që kërkon pastrim, nuk mund të kryhet një adhurim, i cili vë si kusht pastrimin prej hadethit. Për shembull, nëse një person bën tejemmum duke

thënë vetëm, "Bëra nijet, për pëlqim të Allahut, për tejemmum", pa shprehur në mënyrë të përcaktuar qëllimin e pastrimit prej hadethit që përbën pengesë për namaz, me këtë lloj tejemmumi nuk mund të falë namaz.

Gjithashtu, nëse një person pa abdest bën nijet për të kënduar Kuran përmendsh, duke thënë, "Bëra nijet, për pëlqim të Allahut, të bëj tejemmum për të kënduar Kuran", dhe ta bëjë tejemmumin, me këtë tejemmum nuk mund të falë namaz, sepse këndimi përmendsh i Kuranit nuk kërkon abdest.

4. Tejemmumi duhet të bëhet me dhé të pastër ose me materiale prej dheu, si: rërë, çakëll, allçi, etj.

5. Duhet të hiqen nga organet që do të fërkohen, gjërat që e pengojnë fërkimin, si unazë, byzylyk, mbeturinë qiriri, boje vaji, etj.

6. Tejemmumi duhet të bëhet duke përplasur lehtë dy herë mbi dhé ose mbi një gjë prej dheu pjesën e brendshme të pëllëmbëve të shtrira ku të marrë pjesë më shumë se gjysma e sipërfaqes së pëllëmbëve. Nëse personi me dorë të prerë ose cung që nuk mund ta përdorë dorën, kërkon ndihmën e një tjetri dhe, po s'e gjeti, bën tejemmum duke i fërkuar fytyrën dhe parakrahët për dheu.

7. Fërkimi duhet të bëhet me të paktën tre gishtërinj. Fërkimi me dy gishta është i pavlefshëm.

8. Duhet të fërkohen krejt fytyra dhe parakrahët.

9. Tejemmum nuk mund të bëhet kur as abdest nuk mund të merret ose kur, edhe po të merret abdest, ky ka për t'u prishur. Për shembull, kur gjakrrjedhja eventuale nga një pjesë e trupit vazhdon për një kohë që s'përfshihet në situatat e quajtura anomali e të justifikuara, tejemmum nuk mund të bëhet gjersa gjakrrjedhja të pushojë. Ndërkaq, nëse gjakrrjedhja vazhdon gjer afër mbarimit të kohës së namazit përkatës, atëherë ajo futet në situatat anomali e të justifikuara, për rrjedhojë, personi bën tejemmum dhe e fal namazin.

**d. Sunnetet e tejemmumit**

* Të fillohet tejemmumi me Eudhubesmele.

* Pëllëmbët e hapura me gishtat të shtrirë e të hapur të përplasen lehtë për dhé, të shkojnë para e të kthehen pas.

* Nëse pëllëmbët kanë marrë pluhur, të shkundet pluhuri duke i përplasur lehtë me njëra-tjetrën.

*Të mbahet radha e veprimeve, domethënë, të fërkohet më parë fytyra, pastaj parakrahu i djathtë e, në fund, i majti.

* Të kryhen veprimet një pas një pa krijuar pauza mes tyre.

Lënia e njërit prej këtyre sunneteve ose fërkimi i një organi, p.sh., i fytyrës, më se një herë, është mekruh.

**e. Kryerja e tejemmumit në përputhje me etikën e tij**

Duke filluar tejemmumin, në fillim thuhet Eudhubesmele dhe bëhet nijet. Pëllëmba e shtrirë me gishta të hapur e të shtrirë mbështetet duke u përplasur lehtë mbi dhé ose një material prej dheu dhe fërkohet mbi të me një lëvizje para-pas. Nëse pëllëmbët kanë marrë shumë pluhur, shkunden duke i përplasur lehtë me njëra-tjetrën. Pastaj fërkohet me to fytyra një herë. Pas kësaj, pëllëmbët fërkohen sërish mbi dhé si radhën e parë dhe shkunden nëse kanë marrë shumë pluhur dhe fërkohet në fillim parakrahu i djathtë në këtë mënyrë: duke mbajtur të larguar gishtin e madh të dorës së majtë, me pjesën e brendshme të gishtave të tjerë të shtrirë fërkohet parakrahu i djathtë duke filluar nga majat e gishtave gjer në bërryl (përfshi bërrylin); harkohen gishtat e dorës së majtë dhe fërkohet pjesa e brendshme e dorës së djathtë gjer në bërryl (përfshi bërrylin). Pastaj, në të njëjtën mënyrë, fërkohet parakrahu i majtë me pëllëmbën e djathtë.

**f. Gjërat që e prishin tejemmumin**

* Tejemmumi prishet me mënjanimin e justifikimit që e bën normal dhe legal (mubah) tejemmumin. Për shembull, nëse personi që ka marrë tejemmum, sepse s'ka gjetur ujë, pastaj gjen ujë, tejemmumi i tij prishet.

* Tejemmumi i bërë për t'u pastruar prej hadethit të vogël, pra, në vend të abdestit, prishet sapo të krijohet një situatë që e prish abdestin. Kurse tejemmumi i bërë me nijet gusli (në vend të guslit) për t'u pastruar prej papastërtisë pas ejakulimit, marrëdhënieve seksuale, të përmuajshmeve dhe lehonisë, nuk prishet kur krijohen situata që e prishin abdestin, por prishet vetëm kur krijohet një situatë që kërkon gusl.

Për rrjedhojë, personi që bën tejemmum për t'u pastruar prej papastërtisë pas ejakulimit, marrëdhënieve seksuale, të përmuajshmeve dhe lehonisë, kur krijohet një situatë që e prish abdestin, nuk bëhet sërish i papastër, por vetëm i paabdest. Që të mund të falet e të këndojë Kuran nga teksti, personi duhet të bëjë sërish tejemmum.

Lidhur me prishjen e tejemmumit, është mirë të njihet edhe kjo veçanti. Nëse justifikimi i personit që fal namaz me tejemmum, mbaron (ndërpritet së vepruari) gjatë kohës që është duke u falur, namazi i prishet. Ai duhet të marrë abdest dhe ta fillojë namazin përsëpari. Për shembull, nëse personi që është duke falur namaz me tejemmum për shkak se s'ka pasur ujë për të marrë abdest, sheh ujë, namazi i prishet në çast, sapo ta shohë ujin. Ai duhet ta ndërpresë namazin, të marrë abdest dhe ta rifillojë namazin nga e para. Por po ta shohë ujin pasi ta ketë mbaruar namazin e falur me tejemmum, nuk është i detyruar ta rifalë nga e para.

## H. MESTET DHE FËRKIMI MBI MESTE

Mestet janë mbathje këmbësh të qëndrueshme që e mbulojnë këmbën së bashku me themrat, qëndrojnë në këmbë pa u lidhur dhe që s'e përshkojnë ujin. Mestet ndryshojnë nga shapkat, të quajtura ndryshe, edhe heqje, sheshje, që janë lloje pantoflash të hapura prapa, pra që mbulojnë vetëm gjysmën e përparme të shputës së këmbës. Mestet janë si këpucë me qafa, të lehta e pa tabanin e rëndë karakteristik të këpucëve të zakonshme.

Feja jonë ka krijuar disa lehtësi në kryerjen e disa adhurimeve. Nga këto lehtësi është edhe tejemmumi kur nuk gjendet ose nuk mund të përdoret ujë si dhe fërkimi mbi meste dhe mbështjellëset e plagëve.



**a. Kushtet që fërkimi mbi meste të jetë xhaiz (i lejueshëm)**

Mestet mbi të cilat do të bëhet fërkim gjatë marrjes së abdestit, duhet të kenë këto cilësi:

* Mestet duhet të mbulojnë të gjithë shputën e këmbës bashkë me thembrën. E thënë ndryshe, mestet duhet ta mbulojnë plotësisht atë pjesë të këmbës që lahet kur merret abdest.

* Mestet duhet të jenë aq të qëndrueshme sa me to të mund të bëhet një rrugë më e pakta 3 milje tokësore (5544 m).

* Mestet nuk mund të jenë, në pjesën e tabanit, me të çarë, vrimë apo shqepje më të madhe se sa të nxërë tre gishta sa gishti i vogël i këmbës. Gjithashtu, në qoftë se janë të çara, me vrima apo të shqepura në vende të ndryshme dhe të gjitha të marra së bashku përbëjnë një dëmtim sa ai i përshkruar më lart, mbi këto meste nuk mund të bëhet fërkim.

* Mestet duhet të jenë aq të trasha sa të mund të qëndrojnë vetë (jashtë këmbës) në pozicion vertikal pa u përmbysur.

* Mestet duhet të kenë cilësinë që të mos e përcjellin menjëherë ujin që hyn në takim me to.

* Në meste nuk duhet të ketë ndonjë papastërti që të bëhet pengesë për namaz.

* Mestet duhet të jenë mbathur pasi të jenë larë këmbët me abdest, pasi të jetë bërë fërkimi mbi mbështjellje në qoftë se në këmbë ka mbështjellje si dhe pa u prishur abdesti.

Veç këtyre cilësive dhe kushteve të përgjithshme që kërkohen për mestet, fërkimi mbi meste është xhaiz (i lejueshëm) nëse këmba e cunguar për ar-sye të ndryshme e personit është e madhe të paktën sa gjatësia e gishtit të vogël të dorës duke nisur nga nyja. Nëse një person nuk e ka njërën prej shputave të këmbëve (pjesa nga nyja gjer te majat e gishtave) që nga lindja ose të prerë, ai nuk mund të bëjë fërkim mbi mestet që ka mbathur.

Pas mbathjes së mesteve me lidhëza ose zinxhir, këto duhen mbajtur të mbuluara.

**b. Mënyra e kryerjes së fërkimit dhe periudha e vlefshmërisë së tij**

Është farz fërkimi një herë mbi pjesën e përparme të sipërme të mesteve në një sipërfaqe të paktën sa gjatësia e gishtit të vogël të dorës. Kurse është sunnet fërkimi

një herë me gishtat e dorës të shtrira dhe pa i ngritur nga vendi, duke filluar nga zona e gishtave të këmbës e gjer sipër.

Fërkimi mbi meste bëhet kështu: Kur po merret abdest dhe u vjen radha këmbëve, duart lagen sërish dhe me pëllëmbën e djathtë për këmbën e djathtë dhe me pëllëmbën e majtë për këmbën e majtë, fërkohet mbi meste me anë të pjesës së brendshme të gishtave të shtrira duke përshkuar një sipërfaqe më e pakta sa gishti i vogël i dorës duke filluar nga zona e gishtave në drejtim lart.

Tabani i mesteve nuk fërkohet.

Periudha e vlefshmërisë së fërkimit për personin që është vendas (jo udhëtar) është një ditë e plotë, domethënë 24 orë, kurse për udhëtarët, tri ditë të plota, domethënë 72 orë. Kjo periudhë fillon nga çasti kur prishet abdesti i marrë duke u veshur mestet.

Për shembull, nëse abdesti që ka marrë një person në orën 06.00 duke veshur edhe mestet, i prishet në orën 09.00, periudha e vlefshmërisë së fërkimit mbi meste për këtë person fillon në orën 09.00. Nëse ky person nuk është udhëtar, periudha e vlefshmërisë së fërkimit mbi meste për të mbaron të nesërmen në të njëjtën orë në qoftë se gjatë kësaj kohe nuk krijohet ndonjë situatë që e prish fërkimin mbi meste, kurse nëse ky person është udhëtar, pas tri ditësh në të njëjtën orë. Ndërkaq, edhe sikur të ketë mbaruar periudha e vlefshmërisë së fërkimit, nëse ekziston rreziku i ngrirjes së këmbëve nëse zbathen dhe lahen, mund të vazhdojë të fërkojë mbi meste gjersa ky rrezik të mënjanohet.

### c. Gjërat që e prishin fërkimin

Gjërat që e prishin fërkimin, janë këto:

* Krijimi i një situate që e prish abdestin. Gjërat që e prishin abdestin, e prishin edhe tejemmumin. Ndërkaq, në këto raste, nëse s'është mbushur afati i vlefshmërisë së tejemmumit, nuk kërkohen të hiqen mestet e të lahen këmbët, por, gjatë marrjes së abdestit, vetëm të fërkohet mbi meste.

* Krijimi i një situate që kërkon bërjen e guslit. Në këtë rast duhen nxjerrë mestet për të bërë gusl.

* Kur njëra prej mesteve del nga këmba. Nëse del jashtë më shumë se gjysma e këmbës, quhet se ka dalë e gjitha. Në këtë rast, nëse personi është me abdest, nuk kërkohet të marrë sërish abdest; për ta veshur mesten mjafton të lahet këmba.

* Kur merr fund periudha e vlefshmërisë së fërkimit mbi meste. Edhe në këtë rast, nëse personi është me abdest, nuk kërkohet të marrë sërish abdest, por vetëm t'i lajë këmbët.

* Kur njëra nga këmbët të mbathura me meste laget në më se gjysmën e saj.

* Kur mesteja humbet njërën prej cilësive të domosdoshme të saj. Për shembull, nëse në meste ka një vrimë ose grisje sa për të nxënë tre gishta ose shuma e hapësirave të vendeve të hapura është sa për të nxënë tre gishta, mesti prishet dhe mbi ato meste nuk mund të bëhet fërkim.

Namazi i një personi, periudha e vlefshmërisë së fërkimit të të cilit mbaron gjatë atij namazi, prishet. Në këtë rast, nëse personi vazhdon të jetë me abdest, mjafton të lajë vetëm këmbët, të mbathë mestet dhe ta përsërisë namazin.

Lidhur me çështjen e prishjes së fërkimit dhe abdestit, ka një rregull të përgjithshëm: çdo situatë që e prish abdestin, e prish edhe fërkimin. Kurse një situatë e tillë si dalja e mesteve nga këmba e prish vetëm fërkimin, por jo abdestin. Rimarrja e abdestit pas një situate që e prish abdestin, është kusht. Ndërkaq, vetëm kur krijohet një situatë që e prish vetëm fërkimin, personi që ndodhet me abdest s'kërkohet të marrë abdest sërish. Ky person lan vetëm këmbët, vesh mestet dhe bën fërkimin mbi to.

### d. Fërkimi mbi mbështjellëse ose mbi plagë

Nëse larja e një plage që ndodhet mbi trup, është e dëmshme, kjo plagë, gjatë marrjes së abdestit apo bërjes së guslit, fërkohet me dorë të lagur. Nëse edhe fërkimi e dëmton plagën, atëherë ajo zonë nuk fërkohet.

Nëse mbi plagë ka mbështjellëse, ilaç dhe lëndë të tjera të ngjashme, edhe këto fërkohen me dorë të lagur. Nuk është kusht që mbështjellësja të jetë lidhur kur personi ka qenë me abdest. Është e mjaftueshme që, duke marrë abdest ose duke bërë gusl, plaga ose mbështjellësja të fërkohen një herë.

Duhet që plagët dhe mbështjellëset të fërkohen në çdo marrje abdesti e në çdo bërje gusli e tejemmumi. Nëse mbështjellësja mbi të cilën është bërë fërkim ndërrohet ose, për nevojë, mbi të hidhet një mbështjellëse tjetër, mbi mbështjellësen e re nuk kërkohet të bëhet fërkim përsa kohë që abdesti nuk është prishur ose nuk lind nevoja e guslit.

Me hapjen e mbështjellëses së plagës ende të pashëruar, fërkimi nuk prishet. Jo vetëm mbështjellëset mbi plagë, por edhe mbështjellëset mbi thyerjet, ndrydhjet,

daljet përfshihen në kuadrin e të njëjtave konkluzione e vendime në kushtet kur heqja e tyre është e dëmshme për shëndetin.

Periudha e vlefshmërisë së fërkimit mbi mbështjellëset dhe plagët vazhdon gjer në shërimin e plagës ose përmirësimit të saj sa të mos dëmtohet prej ujit. Kur anomalia dhe justifikimi marrin fund, mbaron edhe leja për fërkim mbi mbështjellëse dhe kjo hiqet.



# PËRMBLEDHJE

1. Flisni shkurt për rëndësinë e pastërtisë.
2. Thoni kuptimin e një ajeti dhe hadithi mbi pastërtinë.
3. Ç'do të thotë pastërti moralo-shpirtërore?
4. Jepni të dhëna mbi llojet e ujit natyror.
5. Bëni përkufizimin e hadethit dhe nexhasetit.
6. Thoni sasinë e nexhasetit të lehtë që përbën pengesë për namaz.
7. Thoni cilat janë rrugët e pastrimit nga nexhaseti.
8. Thoni farzet e abdestit.
9. Thoni sunnetet e abdestit.
10. Thoni mekruhet e abdestit.
11. Thoni rastet kur prishet abdesti.
12. Kush quhet person i justifikuar?
13. Thoni gjërat që nuk janë hallall (që nuk lejohet) të bëhen pa abdest.
14. Thoni farzet e guslit.
15. Shpjegoni gjërat e palejueshme pa gusl.
16. Jepni njohuri të shkurtra mbi rastet që kërkojnë gusl.
17. Thoni farzet e tejemmumit dhe tregoni zbatimin e tyre.
18. Thoni sunnetet e tejemmumit.
19. Thoni rastet kur prishet tejemmumi.
20. Përcaktoni kushtet e fërkimit mbi meste.

# PJESA V
# NAMAZI

## ÇËSHTJET

A. Rëndësia, vlera dhe vendi i namazit në jetën tonë të përditshme

B. Kohët e namazit

C. Farzet e namazit

D. Vaxhibet dhe sunnetet e namazit

E. Etika e namazit, mekruhet dhe gjërat që e prishin namazin

F. Ezani dhe ikameti

G. Llojet e namazit

## PUNË PËRGATITORE

1. Pse namazi vjen në krye të adhurimeve tona të përditshme?
2. Ç'duhet të bëjë njeriu për namazin, ç'gjërave duhet t'u kushtojë kujdes?
3. Jepni të dhëna mbi adhurimet që bëhen në shtëpinë tuaj.
4. Kërkoni të mësoni nëse ka ndonjë lidhje mes ezanit që këndohet gjatë 24 orëve dhe ndërtimit të globit tokësor.
5. Kërkoni të mësoni kuptimin e hadithit, "Namazi është shtylla e fesë!

# A. RËNDËSIA, VLERA DHE VENDI I NAMAZIT NË JETËN TONË TË PËRDITSHME

## I. Ç'adhurim është namazi?

Fjala namaz është persishte, kurse përgjegjësja e saj në arabisht është salat. Kuptimi i fjalës salat është *lutje*. Në Islam, kur thuhet namaz, kuptohet se bëhet fjalë për adhurimin sipas elementëve përbërës të caktuar dhe formës sipas të cilës është kryer nga Hz. Muhammedi (a.s.).

Adhurimet na e mbrojnë dhe forcojnë besimin. Në krye të tyre vjen namazi. Namazi është shtylla e fesë, adhurimi kryesor që siguron afërsinë ndaj Allahut dhe niveli më i lartë i bindjes.

Namazi është adhurimi mbi të cilin qëndrohet më shumë në Kuran dhe hadithe, që ka më shumë vlerë. Namazi zë vend në krye të punëve të mira (amelu salihin). Në Kuran urdhërohet kështu:

"(O i Dërguar!) **Këndoji bukur ajetet që të janë zbuluar dhe fal namaz. Pa dyshim, namazi pengon prej të gjitha të këqijave. Përmendja e Allahut është, pa dyshim, gjëja më e madhe. Allahu di gjithçka që bëni!"**[80]

**"Faleni namazin drejt dhe jepni zekatin. Ç'të dërgoni për vete nga dobitë, keni për ta gjetur te Allahu!"**[81]

Edhe Profeti ka thënë se *"namazi është shtylla e fesë"*[82] . Gjithashtu, ai ka thënë: *"Namazi është një dritë në zemrën e njeriut! Tani, prej jush, kush të dojë, të ndriçohet me të, të përpiqet ta shtojë dritën në zemrën e vet!"*[83]

80 Kurani, El-Ankebut: 45.

81 Kurani, El-Ankebut: 45.

82 Tirmidhi, Iman, 8.

83 Muslim, Tahare; Tirmidhi, Daavat, 85, etj.

Namazi i pesë kohëve është bërë farz (detyrim) Natën e Miraxhit më 27 Rexhep, një vit e gjysëm para hixhretit të Hz. Muhammedit (a.s.) nga Meka në Medine. Vendimi i farzit është i mbështetur nga Kurani, Sunneti dhe mendimi i njëzëshëm (ixhmá). Në Kuran urdhërohet:

**"Pa dyshim, namazi është bërë farz për besimtarët në kohë të caktuara."**[84]

**"Atëherë, lartësojeni Allahun kur të vijë mbrëmja** (falni namazin e mbrëmjes dhe jacisë) **dhe kur të agojë dita (falni namazin e agimit)."**[85]

**"Lavdia dhe falënderimi në tokë e në qiej i takojnë vetëm Atij, pra lartësojeni Atë edhe në fund të ditës, edhe gjatë ditës** (falni namazet e mesditës dhe pasdites-iqindisë)."[86]

Këto ajete së bashku me ajetin 114 të sures Hud janë argumentet e farzit (detyrimit) të namazit.

Edhe Profeti (a.s.) ka porositur kështu: *"Allahu i Lartë i ka bërë farz pesë kohë namaz, ditën dhe natën, për myslimanët dhe myslimanet!"* Edhe në shumë ajete dhe hadithe veç këtyre theksohet farzi (detyrimi) dhe rëndësia e namazit.

Siç kuptohet edhe nga këto konkluzione dhe urdhra, namazi është një adhurim që çdo person nën përgjegjësi është i detyruar ta kryejë me të gjitha kushtet e tij. Me këtë, personi fiton edhe pastërti trupore, edhe pastërti shpirtërore. Namazi është një adhurim me trup (fizik) që duhet kryer me përshpirtje (hushu) dhe rregullisht në pesë kohë të ndryshme të ditës. Allahu i Lartë thotë kështu për disa nga cilësitë e besimtarëve lidhur me namazin:

**"Ata që e vazhdojnë namazin."**[87]

**"Ata që e mbrojnë namazin** (që e kryejnë atë me të gjitha kushtet dhe pjesët përbërëse)."[88]

**"Ata që në namaz marrin pjesë me përshpirtshmëri** (me thjeshtësi dhe frikë)."[89]

84 Kurani, En-Nisa: 103.

85 Kurani, Er-Rum: 17.

86 Kurani, Er-Rum: 18.

87 Kurani, El-Mearixh: 23.

88 Kurani, El-Mearixh: 34

89 Kurani, El-Muminun: 2.

### II. Urtësia dhe vlera e namazit

Urtësia dhe vlera e namazit qëndrojnë mbi çdo vlerësim. Adhurimi i namazit që Allahu e ka bërë farz (detyrim), bart kuptimin e respektit ndaj tij dhe e falënderimit për të mirat e pafundme të Tij. Te ky adhurim ka dobi të panumëruara për njeriun.

Duke e edukuar vetveten (nefsin, egon), duke e pastruar prej veseve dhe shprehive të këqija, namazi e pajis dhe stolis atë me shprehi të bukura. Namazi mënjanon indiferentizmin, mbron prej të gjitha lëkundjeve të nxitura nga shejtani. Duke siguruar bashkimin, unitetin dhe solidaritetin kombëtar, e çon shoqërinë drejt lumturisë.

Në shumë ajete urdhërohet falja e namazit pa ndërprjerje, ashtu siç duhet dhe me përshpirtje (hushu).

Ka shumë myslimanë që falin namaz, sjelljet jo të rregullta të të cilëve ose pak ndryshojnë, ose vazhdojnë të mbeten të tilla, sepse ata nuk e falin namazin ashtu siç e ka përshkruar Profeti. Për atë person që, duke e kryer namazin në përputhje me rregullat e tij, e fal pa të meta, i bën rukutë dhe sexhdet të plota, ka premtim nga Allahu se ka për t'u falur. Profeti ynë thotë:

*"Më thoni, a mbetet më papastërti mbi trupin e atij që i kalon lumi para shtëpisë dhe ai lahet në të pesë herë në ditë? Ja, pra, i tillë është namazi! Me këtë namaz, Allahu i fshin të gjitha gjynahet!"*[90]

### III. Rëndësia e namazit në jetën tonë të përditshme

Namazi e disiplinon jetesën private të personit gjatë gjithë jetës. Në shoqërinë e përbërë prej individëve që falin namaz, jeta me adhurime i jep kahje jetesës së përditshme, siguron bashkimin dhe unitetin mes myslimanëve. Disa prej rëndësive të namazit mbi jetën tonë të përditshme mund të radhiten kështu:

1. Namazi është pastrim material. Allahu (xh.xh.) nuk e pranon adhurimin e atij që s'është i pastër. Nuk ka dyshim se namazi është pastërtia më e përsosur. **"O ju që keni besuar! Kur ngriheni për të falur namaz, lani fytyrat dhe duart gjer në bërryla, fërkojeni kokën dhe lani këmbët bashkë me thembrat. Nëse jeni të papastër, lahuni plotësisht!"**[91]

---

90 Buharî, Mevakit, 6; Neseî, Salat, 7.

91 Kurani, El-Maide: 6.

Në hadith thuhet: *"Allahu nuk e pranon namazin pa u pastruar!"*[92]

2. Namazi është pastërti moralo-shpirtërore. Allahu i Lartë ka kërkuar ta mbrojë robin e vet prej papastërtive të mëkatit moralo-shpirtëror, ka dashur që robi të mos bjerë në imoralitet dhe krizë shpirtërore. Në Kuran thuhet:

**"... Ka shpëtuar ai që e pastroi veten (shpirtin nga papastërtitë e mëkatit) dhe ka humbur ai që e fëlliqi atë..."**[93]

3. Namazi është adhurim fizik (që kryhet me trup). Namazi që fillon me tekbir dhe, pas qëndrimit në këmbë (kijam), përkuljes (ruku), vënies së ballit në tokë (sexhde) dhe qëndrimit ndenjur, mbaron me përshëndetje (selam), ka një ndërtim që i përfton njeriut personalitet shpirtëror dhe fizik. Gjatë faljes së një namazi me katër rekate, ndërsa trupi bën lëvizje, gjuha flet, mendja mendon kuptimin dhe urtësinë e adhurimit, zemra ndjek fitimin e pëlqimit të Zotit.

4. Namazi siguron qetësinë dhe paqen shoqërore. Namazi është një adhurim që duhet kryer patjetër për lumturinë e kësaj bote e të jetës së pasme (áhiret), sepse individi, familja dhe shoqëria në këtë adhurim do ta gjejnë qetësinë, paqen dhe shpëtimin. Kur namazi të falet me të vërtetë drejt e saktë, Allahu (xh.xh.) do t'ia hapë robit dyert e qetësisë dhe shpëtimit pa e kursyer ndihmën për të.

Si përfundim, mund të themi se dëshira e Allahut, namazi i falur siç e përshkruan i Dërguari i Tij, i përfton jetës sonë të përditshme të mira të rëndësishme materiale e morale, si:

* pastrimin e përgjithshëm,

* bukurinë e shprehive,

* vëllazërinë dhe ndihmën reciproke,

* jetesën në mënyrë të planifikuar,

* vetëdijen e rregullit dhe rregullsisë,

* qetësinë shoqërore, etj.

92 Buhari, Hijel, 2; Tirmidhi, Taharet, 56, etj.

93 Kurani, Esh-Shems, 9-10.

**Si bëhet përshpirtja në namaz?**

E pyetën një dijetar Islam:

- Si e arrin robi përshpirtshmërinë në namaz?

Dhe ai u përgjegj:

- Me katër gjëra:

1. Me bukën hallall.

2. Duke u ruajtur nga indiferentizmi dhe mungesa e vëmendjes (gjatë namazit).

3. Duke bërë tekbirin e parë, ta dijë se ndodhet para Allahut.

4. Duke mos e harruar Allahun as jashtë namazit, domethënë, duke e vazhduar qetësinë, prehjen dhe largimin prej gjërave të kota (vaniteteve) edhe pas namazit.



# Lexim letrar
# Namazi i Mevlanës

Mevlana është mënyra e respektit të veçantë me të cilën thirret poeti dhe mistiku i shquar persian Xhelaleddin Er-Rumi (1207-1273).

Namazi është çasti, kur robi ndodhet para Allahut dhe më afër Tij se çdo herë tjetër. Ejani ta dëgjojmë përmasën shpirtërore të këtij adhurimi të bukur nga fjala e Hz. Mevlanës:

"Ashtu siç i duket dashnorit një çast larg të dashurës sa mijëra vjet dhe mijëra vjet pranë saj, sa një çast, ashtu dhe ai që e do Allahun, meqë namazi është i vetmi pretekst për të për të qenë pranë e pranë me Zotin e vet, e ndjen veten vazhdimisht në namaz me dëshirën që të ndodhet pranë Tij! Mijëra rekate të falura i duken si një rekat i vetëm. Dhe po të mbetet edhe një rekat pa falur, zemra i copëtohet sikur të mos kish falur mijëra rekate!

O ti që ke mend! Mendja kurrë nuk mund të arrijë ta kuptojë se ç'është bashkësia në namaz! Prandaj, mendja duhet të flijohet për të dashurin për ta ringjallur botën e ndjenjave. Dhe kjo varet se kah cila kible do të kthehet robi!

Kiblja e mbretërve janë kurora dhe mbretëria; kiblja e atyre që janë të dhënë pas interesit material, janë ari dhe argjendi; kiblja e atyre që janë të dhënë pas pamjes së jashtme, është trupi i bukur që s'është tjetër veçse ujë dhe dhé; kiblja e atyre që janë të dhënë pas kuptimit, janë shpirti dhe ndjenjat; kiblja e atyre që i janë përkushtuar adhurimit, është pranimi i adhurimeve; kiblja e dembelëve janë gjumi dhe ngrënia; kiblja e njerëzve është të ushqehen me dije e kulturë.

Kiblja e ashikut (të dashuruarit) pas Zotit është bashkimi i përjetshëm me Të, kurse kiblja e njohësit (arif) të Zotit është Bukuria e Zotit!

Kiblja e atyre që janë dhënë pas kësaj bote, janë pasuria dhe pozita; kiblja e ambicjes dhe dëshirës janë dëshirat dhe pasionet. Kurse kiblja e atyre të kënaqurve është dorëzimi te Allahu! Dhe ta dini se kiblja kah e cila ktheheni në namaz, s'është ndërtesa e Qabes, por mjedisi ku ndodhet ajo, sepse po të bartej ndërtesa Qabeja në një vend tjetër, s'do të ishte më kible!"

# B. KOHËT E NAMAZIT

## I. Pesë kohë namaz farz

Namazi farz i pesë kohëve dhe sunnetet e tij, namazi i vitrit, i xhumasë dhe bajrameve kanë kohë të caktuar. Namazet farze janë namazi i agimit (feksjes), namazi i mesditës, namazi i pasdites (iqindi), namazi i mbrëmjes (perëndimit) dhe namazi i jacisë. Namazi i xhumasë falet në kohën e mesditës.

1. *Koha e namazit të agimit ose feksjes (fexhr)*: fillon me agimin ose feksjen e vërtetë që quhet *fexhru's-sadik* ose *fexhri i dytë* dhe mbaron me lindjen e diellit. Namazi quhet salatul fexhr, falja e agimit.

2. *Koha e namazit të mesditës (zeval)*: fillon nga çasti kur dielli del nga pika e zenitit dhe fillon perigjeu i tij drejt perëndimit (kur objektet vertikalë nisin të bëjnë hije mbi tokë) dhe vazhdon gjersa hija e çdo objekti vertikal të bëhet sa dyfishi i lartësisë së saj. Namazi quhet *salatu'dh-dhuhr, falja e drekës*.

3. *Koha e namazit të pasdites (iqindi)*: fillon me mbarimin e kohës së namazit të mesditës dhe mbaron me perëndimin e diellit. Namazi quhet salatul asri, falja e pasdites.

4. *Koha e namazit të mbrëmjes (garb)*: fillon me perëndimin e diellit (pasi të ketë perënduar dielli) dhe mbaron pasi të jetë zhdukur kuqëlimi (ndriçimi) që shfaqet në perëndim. Namazi quhet *salatul garb, falja e perëndimit*.

5. *Koha e namazit të jacisë (ishá, koha kur nxihen ujërat)*: fillon me zhdukjen e kuqëlimit (ndriçimit) dhe vazhdon gjer në agimin (feksjen) e dytë. Namazi quhet *salatu ishá, falja e kohës kur nxihen ujërat, kur nata bie e plotë*.

Në kohën e namazit të jacisë falet edhe namazi i vitrit. Vitër do të thotë vetmi, prehje, qetësi. Namazi quhet salatul vitër. Ky namaz falet pas namazit të jacisë.

## II. Kohët e namazeve të bajramit dhe teravive

1. *Koha e namazit të bajramit*: fillon pasi dielli të jetë ngjitur 1-2 hostenë në horizont (afërsisht 3-5 m) ose 40-50 minuta pas lindjes së diellit dhe vazhdon gjer në kohën e mesditës.

2. *Koha e namazit të teravive*: fillon pas faljes së namazit të jacisë dhe vazhdon gjer në kohën e namazit të agimit. Ndërkaq, ky namaz falet para vitrit.

**III. Kohët kerahet**

Janë kohët kur falja e namazit është e ndaluar. Në disa prej këtyre kohëve nuk falet asnjë lloj namazi. Ka edhe kohë, kur namazi kaza mund të falet, por namazi nafile, jo. Kohët kerahet janë gjashtë:

1. Koha nga lindja e diellit e gjersa dielli të ngjitet 1-2 hostenë (gjer në pesë metra) në horizont. Kjo kohë zgjat afërsisht 40-50 minuta.

2. Koha e mesditës kur dielli ndodhet në zenit ose në pikën e mesme ndërmjet lindjes dhe perëndimit të diellit. Kjo kohë vazhdon pak çaste.

3. Koha e perëndimit të diellit, nga çasti kur dielli zverdhet aq sa për të mos i vrarë sytë e gjersa të perëndojë në horizont plotësisht.

4. Koha duke lindur dhe duke perënduar dielli.

5. Koha mes fexhrit të dytë (fexhrit të vërtetë) dhe kohës së lindjes së diellit.

6. Koha pas faljes së farzit të iqindisë gjersa të perëndojë dielli.

Në tri kohët e para (1, 2, 3) nuk mund të falet asnjë namaz. Ndërkaq, falja e farzit të iqindisë së asaj dite duke perënduar dielli është lejim i papëlqyeshëm (xhaiz mekruh). Në kohët e tjera, namazet e tjera përveç namazeve nafile janë të lejueshme (xhaiz). Kurse falja e një namazi nafile është mekruh.



## Lexim letrar
## Ngrihu, koha e namazit po të kalon!

Njerëzit e mëdhenj të Islamit silleshin me mjaft ndjeshmëri ndaj çështjes së mbetjes së namazit kaza. Lënien e një kohe namazi kaza ata e quanin gjynah të madh dhe bënin pendesë ditë me radhë.

Një natë, Bajazid Bistamiun e pati zënë një gjumë aq i thellë sa s'qe ngritur dot për në namazin e agimit. Namazin e fali kaza dhe aq shumë qau e rënkoi me pendesë pas kësaj, saqë dëgjoi një zë që po i thoshte: "O Bajazid, ky gjynah t'u fal! Dhe kjo pendesë e këta lot t'u kthyen në sevap sa për shtatëdhjetë mijë namaze nafile!"

Pasi kaluan disa muaj pas kësaj ngjarjeje, përsëri një natë e zuri një gjumë i rëndë. Por kësaj radhe u zgjua. Atë e zgjoi shejtani që erdhi, e zuri për këmbe dhe e zgjoi duke i thënë: "Ngrihu se po të kalon koha e namazit!" Hz. Bajaziti i tha shejtanit: "O i mallkuar! Ti s'ke bërë më parë kështu! Gjithmonë ke dashur që njerëzve t'u kalojë koha e namazit e t'u mbetet për kaza. Si ndodhi tani që më zgjove mua?"

Shejtani iu përgjigj kështu: "Disa muaj më parë, kur të iku koha e namazit të agimit, u pendove, qave e rënkove shumë e, kështu, fitove sevape sa për shtatëdhjetë mijë namaze nafile. Sot, duke menduar këtë, të zgjova me qëllim që të fitosh vetëm sevapin e namazit të kësaj kohe e jo sevapin e pendesës!"



# C. FARZET E NAMAZIT

Farzet e namazit janë 12: gjashtë jashtë namazit, të cilat quhen *kushtet e namazit;* gjashtë brenda namazit, të cilat quhen *shtyllat e namazit ose elementët përbërës të namazit*. Nëse mbetet pa kyer edhe njëri prej kushteve ose shtyllave, namazi është i pavlefshëm.

Kushtet që duhen zbatuar para fillimit të namazit, janë këto:

1. Pastrim nga hadethi.

2. Pastrim nga nexhaseti.

3. Mbulimi i pjesëve intime të trupit.

4. Kthimi kah kiblja.

5. Hyrja e kohës së namazit.

6. Qëllimi (nijeti) i namazit.

**1. Pastrimi nga hadethi.** Personi që ka për të falur namaz, duhet të pastrohet edhe prej papastërtive të mëdha, edhe prej papastërtive të vogla.

**2. Pastrim prej nexhasetit.** Duhen pastruar trupi, veshja, vendi ku ka për t'u falur namaz, duhet bërë pastrimi prej papastërtive që duken e që ndjehen, të cilat i bëhen pengesë namazit.

**3. Mbulimi i pjesëve intime të trupit.** Kjo do të thotë të mbulohen pjesët e trupit, zbulimi i të cilave përbën turp. Për meshkujt, pjesa intime e trupit fillon te kërthiza e mbaron te kupa e gjurit. Gjuri është pjesë intime. Te femrat duhen mbuluar të gjitha pjesët e trupit me përjashtim të fytyrës, duarve dhe shputave të këmbëve. Mbulimi duhet të jetë i tillë, që të mos nxjerrë në pah formën e organeve dhe linjat e trupit.

**4. Kthimi kah kiblja.** Është kthimi me gjoks kah Qabeja. Por kible (vendorientim) nuk është vetëm Qabeja. Kulmi i qiellit, qendra e thellësive tokësore janë, gjithashtu, kible, vendorientime. Kible nuk është ndërtesa e Qabes, por vendi ku ndodhet ajo. Për ata që ndodhen jashtë Mekës, kible është orientimi kah Qabeja. Kiblja e personit që s'ka asnjë mundësi për t'u kthyer kah Qabeja, është drejtimi kah ka mundësi të kthehet. Detyrimi (farz) i kthimit kah kiblja është i mbështetur në ajetin, **"Kudo që të ndodheni, fytyrën andej (kah Qabeja) kthejeni!"**[94]

94 Kurani, El-Bekare: 44.

**5. Hyrja e kohës së namazit.** Namazi nuk mund të falet para kohës së vet. Koha e namazit është bërë shkak dhe kusht për namazin pasi namazi është bërë farz me anë të Kuranit. Allahu urdhëron:

**"Namazi është bërë farz për besimtarët në kohë të caktuara!"**[95]

Myslimanët që ndodhen në vendet me ditë dhe natë të gjatë, për faljen e namazeve, marrin për bazë kalendarët e vendeve më pranë, që i kanë të rregullta intervalet mes namazeve. Edhe agjërimin sipas tyre e mbajnë.

**6. Qëllimi (nijeti) i namazit.** Nijeti është vendimi që merr zemra me sinqeritet dhe dëshirë për të bërë një gjë. Është më mirë që nijeti me zemër të përforcohet duke e shprehur edhe me fjalë. Nijeti në namaz është falja e namazit për pëlqim të Allahut dhe përcaktimi i namazit që do të falet.

Është më mirë që nijeti të bëhet afër tekbirit. Nuk është mirë që mes nijetit dhe tekbirit të kryhen veprime si ngrënia, biseda, etj. që nuk përshtaten me namazin. Pas tekbirit nuk mund të bëhet nijet.

* * *

Shtyllat ose elementët përbërës të namazit janë veprime të detyrueshme (farz) të namazit. Këto janë gjashtë. Mungesa e një shtylle ose elementi përbërës e bën namazin të pavlefshëm. Shtyllat e namazit janë këto:

1. Tekbiri i fillimit (iftitah).
2. Qëndrimi në këmbë (kijam).
3. Këndimi i Kuranit (kiraat).
4. Përkulja (ruku).
5. Vënia e ballit në tokë (sexhde).
6. Qëndrimi i fundit ndenjur.

**1. Tekbiri i fillimit (tahrime).** Namazi fillon me tekbirin (apoteozën) Allahu ekber (ألله أكبر), Allahu është më i madhi! Me thënien e kësaj ndërpritet interesimi për botën dhe hyhet në namaz. Me ngritjen e duarve, bota hidhet pas. *Tahrime* do të thotë t'i quash haram gjërat që mund të bëhen normalisht (mubah) para namazit. Tekbiri bëhet, për meshkujt, duke i ngritur duart gjer te bulëzat e veshëve, kurse, për femrat, duke i ngritur duart gjer në lartësinë e supeve.

95 Kurani, En-Nisa: 103.

Për farzin e tekbirit është e mjaftueshme që, në vend të shprehjes "Allahu ekber" të thuhet edhe Allah, Allahu'l- kebir, etj. Me një fjalë, është kusht që në tekbirin e fillimit të përmendet emri i Allahut.

**2. Qëndrimi në këmbë (kijam).** Është qëndrimi në këmbë në namazet farz dhe vaxhib. Në namazet nafile, qëndrimi në këmbë nuk është i detyrueshëm (farz). Ata që kanë mundësi të falen në këmbë, nuk duhet të falin namaz ulur. Në Kuran urdhërohet:

**"Para Allahut qëndroni plotësisht të përulur e të bindur!.."**[96]

Baza e qëndrimit në këmbë është pozicioni vertikal me krahët të lëshuar lirisht.

**3. Këndim nga Kurani (kiraat).** Për atë që fal namaz në mënyrë individuale, është farz të këndojë me zë të ulët, sa për ta dëgjuar vetë, më e pakta tre ajete të shkurtra nga Kurani ose një ajet me atë gjatësi. Detyrimi (farz) i këndimit të Kuranit mbështetet në ajetin dhe hadithin si më poshtë:

**"Nga Kurani këndoni atë që e keni më lehtë!"**[97]

*"Pa këndim nuk bëhet namaz!"*[98]

Mësimi përmendsh nga Kurani i një pjese të mjaftueshme e të lejueshme (xhaiz) për namaz është farz i njëjtë për të gjithë myslimanët. Mësimi përmendsh i Fatihasë dhe një sureje është vaxhib, mësimi përmedësh i gjithë Kuranit është farz me përjashtim. Është parim që fjalët nga Kurani të këndohen duke menduar mbi kuptimin e tyre.

Allahu i Lartë thotë:

"(O i Dërguar!) **Lexoji ato që të janë zbritur nga Libri! Dhe fal namaz ashtu siç duhet! Pa dyshim, namazi pengon nga punët e këqija! Përmendja e Allahut** (falja e namazit) **është më e madhja** (e adhurimeve)! **Pa dyshim, Allahu e di se ç'bëni!"**[99]

Nga ky pohim i Allahut kuptohet se ç'ndikim të madh mund të ushtrojë Kurani mbi myslimanët nëse e këndojnë sipas parimit të mësipërm duke menduar mbi kuptimin e fjalëve të tij. Prandaj çdo mysliman duhet të përpiqet të falë namaz duke i ndjerë me zemër ato që këndon, duke arritur, kështu, t'i afrohet cilësisë së namazit të përshkruar nga Allahu në Kuran dhe të vlerësuar nga Profeti.

96 Kurani, El-Bekare: 238.

97 Kurani, El-Muzzemmil: 20.

98 Muslim, Salat, 42; Tirmidhi, Salat, 1/16, etj.

99 Kurani, El-Ankebut: 45.

**4. Përkulja (ruku).** Si term, rukuja është përkulja në mes me shpinën dhe kokën që sheh para në nivel horizontal, me gjunjët të papërthyera dhe duart që mbërthejnë gjunjët. Kjo është rukuja e plotë.

Ajeti **"Bëni ruku me ata që bëjnë ruku"**[100] është argument i detyrimit (farz) të rukusë. Rukuja afër qëndrimit në këmbë është e pavlefshme.

**5. Vënia e ballit në tokë (sexhdeja).** Pas rukusë, sexhdeja është, për ta madhëruar Allahun, një formë përuljeje mbi shtatë eshtra.

Me ajetin, **"bëni sexhde"**[101], këtë shtyllë të namazit Allahu e ka urdhëruar. Sipas besimit Islam, nuk mund t'i bëhet sexhde tjetërkujt veç Allahut. Si fjalë, sexhde do të thotë përkulje para Allahut, ulje e kokës dhe nënshtrim para Tij, sexhdeja shpreh përshpirtje, thjeshtësi, ajo është shenjë e madhërimit të Allahut. Kurse si term, sexhdeja është mbështetja në tokë së bashku e ballit, hundës, duarve, gjunjëve dhe këmbëve.

Balli duhet ta ndjejë fortësinë e vendit ku bëhet sexhde.

**6. Qëndrimi i fundit ndenjur.** Është, në fund të namazit, qëndrimi sa për teshehhud. Teshehhud është koha e mjaftueshme për të kënduar lutjen "Ettehijjatu" gjer në fund. Qëndrimi i fundit është i detyrueshëm për të dalë nga namazi. Me hadithet e mëposhtme, Profeti ka shpjeguar se qëndrimi i fundit është një shtyllë e namazit:

*"Kur të uleni pas çdo dy rekatesh, këndoni lutjen "Ettehijjatu."*

*"Kur ta ngrini kokën pas sexhdes së fundit e të rrini ndenjur sa për teshehhud, namazi i juaj plotësohet!"*[102]

100 Kurani, El-Haxh: 77.

101 Kurani, El-Haxh: 77.

102 Buhari, Ezan, 43; Muslim, Misafirin, 74.

# Lexim letrar
# E fshehta e namazit

Për të realizuar dhe siguruar vazhdimësinë e përshpirtshmërisë në namaz, duhet që, në radhë të parë, shprehja e qëllimit (nijetit) të bëhet në përshtatje me frymën e namazit, me një ndjenjë të plotë, ashtu siç e kërkon hadithi profetik, *"punët varen nga qëllimet"!* Dhe kjo bëhet e mundur duke qenë i vetëdijshëm se ç'namaz po fal dhe para kujt ndodhesh. Duke qëndruar në namaz, robi duhet t'i kontrollojë gjërat që po ndjen me zemër dhe duhet të zhvishet nga të gjitha synimet e tjera veç pëlqimit hyjnor.

Me anë të tekbirit duhet ndjerë në zemër lartësia dhe madhështia e Allahut. Duke i hedhur plotësisht pas shpine punët e kësaj bote me ngritjen e duarve gjer te veshët, zemrën duhet ta mbështjellë vetëdija dhe kënaqësia e ndodhjes para Allahut dhe duhet filluar namazi me një gjendje shpirtërore sikur po del nga kjo botë e vdekshme dhe po zbret për në botën e pasme të amëshuar.

Duke parë vetëm kah vendi i sexhdes, pa u shkëputur për asnjë çast, madje, nga ndjenja se ke qëndruar para Allahut, duhet bartur zemra në kulmin e dobësisë, nevojtarisë dhe nënshtrimit para Zotit. Kështu, duhet përpjekur për t'u bashkuar me grupin e njerëzve të mirë të lavdëruar nga Zoti ynë i Lartë para engjëjve duke u thënë atyre: "Ç'rob i mirë!"

Në këndim, duke i kënduar ajetet drejt e saktë dhe një për një, duhet bërë përpjekje, me sa të jetë e mundur, të ndiqet plotësisht kuptimi i tyre dhe të vihet ai kuptim në jetë. Meqë gjatë këndimit do të shfaqet e fshehta e hadithit profetik, *"ai që këndon Kuran, do të thotë se ka biseduar me Allahun"*, duke i shqiptuar suret dhe ajetet, bashkë me gjuhën duhet të jetë e zgjuar, e qetë dhe e kënaqur edhe zemra!

Tesbihet në ruku duhen kënduar me ndjenjë serioziteti dhe madhështie duke menduar për kuptimet e tyre.

Edhe tesbihet në sexhde duhen kënduar duke menduar për madhështinë e Allahut. Mes ndjenjës se çasti i sexhdes është çasti kur robi ndodhet më

afër ndaj Zotit, së bashku me trupin, duhet ta ulim në sexhde edhe shpirtin, gjë që është thelbësore dhe duhet të marrim pjesë nga e fshehta e ftesës, **"bëj sexhde dhe afrohu!"**[103] Kështu, duke u kredhur në lumturinë dhe kënaqësinë shpirtërore të shijes së bashkimit me Allahun, duhet jetuar jeta në rrugën e plotësimit të saj, duke u bashkuar me karvanin e të dashurve të Allahut që digjen e përvëlohen me dashurinë për Të duke thirrur, *"për te miku i madh, për te miku i madh"!*

Kurse në ndenjen e fundit të namazit, duke hyrë në atmosferën e kuptimit dhe të të fshehtës së tehijjatit, duhet qëndruar para Zotit me drojtje, me kokën përkulur si një i mjerë dhe, ashtu, duhet lutur e përgjëruar.

Më në fund, duke dhënë selam në dalje nga namazi, edhe ky veprim duhet bërë sikur të dëshirohej me një entuziazëm të madh të ndahej me engjëjt në të djathtë e në të majtë gëzimi i robit dhe kënaqësia e lartë e bashkimit e përjetuar me pretekstin e namazit, që do ta çojë robin në Portën e Paqes, në Xhennet!

Në qoftë se namazi është falur në një mënyrë të pranueshme e të pëlqyeshme në lartësinë e Allahut, përgjigjja e selamit të dhënë engjëjve është, sipas deklaratës hyjnore, kështu:

**"Paqe juve që keni duruar** (shqetësimet e jetës së kësaj bote në rrugën e adhurimit të Allahut dhe duke mos u larguar nga rruga e drejtë)! **Sa i bukur është fundi i kësaj bote** (xhenneti, si favor për ju)!"[104]

Përshpirtshmëria, etika dhe ndjenja e bashkimit me Zotin në namaz, për të cilat u bë fjalë këtu, nuk janë gjëra të paarritshme dhe shumë mbi mundësitë njerëzore. Kënaqësinë e lartë shpirtërore në namaz nuk duhet ta mendojmë thjesht një shprehje që stolis fjalët dhe imagjinatën, sepse namazet e falura nga Profeti ynë (a.s.) që na e ka mësuar ne namazin neve, bartin një cilësi edhe mbi këto përshkrime. Edhe namazet e sahabeve që kanë pasur fatin të meritojnë edukatën e tij shpirtërore, dhe të të urtëve të Zotit që ecin në gjurmët e tyre, janë nga një pishtar drite për ne!

103 Kurani, El-Alak: 19.

104 Kurani, Er-Rad: 24.

# D. VAXHIBET DHE SUNNETET E NAMAZIT

Namazi ka, ashtu si farzet, edhe vaxhibet dhe sunnetet e tij. Duke i respektuar këto, namazi quhet i plotësuar. Lënia e qëllimshme e vaxhibeve e prish namazin. Por kur lihen për harresë ose vonohen, duhet të bëhet sexhdeja e gabimit të harresës (sehv). Kurse sunnetet e namazit sigurojnë faljen e namazit në atë mënyrë siç e ka përshkruar këtë adhurim Profeti. Kur farzet mbështeten me vaxhibet dhe vaxhibet me sunnetet, namazi merr formën e një adhurimi të përsosur.

### I. Konkluzioni i vaxhibeve të namazit

Veç konkluzioneve të përmendura më sipër, përgjithësisht, mes konkluzioneve të vaxhibit janë edhe këto: Nga lënia e vaxhibit, personi merr ndëshkim, kurse nga kryerja, sevap. Mohimi i vaxhibit nuk konsiderohet kufr, por bëhet shkak që personi të hyjë në gjynah të madh.

### II. Vaxhibet e namazit

1. Fillimi i namazit me thënien "Allahu ekber!"

2. Këndimi i Fatihasë në dy rekatet e para, këndimi i një sureje ose tre ajeteve në dy rekatet e para të farzeve dhe në çdo rekat të vaxhibeve dhe nafileve, këndimi i Fatihasë para sures ose ajeteve.

3. Në sexhde, vënia në tokë edhe e hundës së bashku me ballin.

4. Respektimi i të gjitha rregullave të namazit, domethënë kryerja në qetësi dhe kënaqësi e të gjitha shtyllave të namazit, si qëndrimin në këmbë (kijam), përkuljen (ruku) dhe sexhden. Qëndrimi në kijam drejt; qëndrimi në kijamin mes rukusë dhe sexhdes, përsëri drejt dhe aq kohë sa për të thënë "Subhane Rabbijel adhim". Qëndrimi në ruku me shpinën horizontalisht. Qëndrimi mes dy sexhdeve për aq kohë sa duhet për të bërë një tesbih.

5. Në ndenjen e parë të rrihet sa për teshehhud. Në çdo ndenje të këndohet lutja "Ettehijjatu". Në ndenjen e fundit të jepet selam.

6. Në namazet me më shumë se dy rekate, ngritja pas ndenjes së parë menjëherë, pa pritur, për në rekatin e tretë.

7. Në namazin e vitrit të këndohet lutja e Kunutit, të bëhet tekbiri i Kunutit. Të bëhet tekbiri shtesë i namazeve të bajrameve me tekbirin e rukusë së rekatit të dytë.

8. Këndimi me zë nga imami në çdo rekat të namazeve të agimit, xhumasë, bajramit, vitrit dhe teravive, në dy rekatet e para të namazeve të mbrëmjes dhe jacisë. Këndimi pa zë nga imami në të gjitha rekatet e namazeve të mesditës dhe pasdites (iqindisë), në rekatin e tretë të namazit të mbrëmjes dhe në dy rekatet e fundit të namazit të jacisë.

9. Personi që e fal namazin individualisht, në namazet e mesditës, iqindisë dhe namazet nafile të falura ditën, këndon në heshtje, kurse personi që lidhet pas imamit, nuk këndon asgjë.

10. Të bëhet sexhdeja e gabimit të harresës (sehv) kur harrohet. Të bëhet sexhde brenda namazit kur në namaz këndohet një ajet sexhdeje.

**III. Sunnetet e namazit**

1. Në tekbire, meshkujt t'i ngrenë duart gjer në bulëzat e veshëve, kurse femrat, gjer në nivelin e supeve. Duke u ngritur duart, gishtat të mbahen hapur në mënyrë të natyrshme kurse pëllëmbët të kthehen kah kiblja.

2. Tekbiri i xhemaatit ta pasojë nga afër tekbirin e imamit.

3. Meshkujt t'i lidhin duart mbi kërthizë duke e vënë dorën e djathtë mbi të majtën duke e mbërthyer këtë në puls me gishtin e madh dhe të voglin, kurse femrat t'i lidhin mbi gjoks gjithashtu me dorën e djathtë mbi të majtën.

4. Pas tekbirit të parë, të këndohet pa zë lutja "Subhaneke". Para Fatihasë të këndohet "Bismil'lah".

5. Për namazet e pesë kohëve dhe të xhumasë të këndohet ezan dhe ikamet.

6. Imami t'i thotë me zë tekbiret, shprehjen "Semiallahu limen hamideh" duke u ngritur nga rukuja dhe selamin në fund të namazit. Xhemaati t'i thotë pa zë shprehjen "Rabbena lekel hamd" duke u ngritur nga rukuja, tekbiret dhe selamin.

7. Përsëritja të paktën tri herë e lutjeve të kënduara në ruku dhe sexhde.

8. Në ruku, meshkujt t'i mbërthejnë gjunjët me pëllëmbët me gishtat të hapur, kurse femrat t'i vendosin pëllëmbët afër gjunjëve.

9. Në ndenje, meshkujt të rrinë mbi këmbën e majtë duke e mbajtur pingul të djathtën, kurse femrat, duke i mbledhur të dyja këmbët në anë të djathtë.

10. Në ruku, meshkujt të qëndrojnë me gjunjët të pathyera dhe shpinën horizontalisht, kurse femrat duke i thyer pak gjunjët dhe me shpinën pak të pjerrët.

11. Duke rënë në sexhde, të vihen në tokë me radhë gjunjët, duart, fytyra dhe, duke u ngritur, të ngrihen me radhë fytyra, duart dhe gjunjët.

12. Në ndenjet, duart të vendosen mbi gjunjë në drejtim të kibles.

13. Në këndimet ndenjur, duke u thënë "la ilahe", të ngrihet gishti i dëshmisë i dorës së djathtë dhe të ulet ky duke thënë "il'lallah".

14. Në ndenjet e fundit të farzeve, të vitrit, të sunneteve muekked dhe në çdo ndenje të sunneteve jomuekked e të namazeve nafile, pas lutjes "Tehijjat" të këndohen lutjet "Sal'li" dhe "Barik" për Profetin (a.s.) dhe, pas tyre, lutja "Rabbena"ose një lutje e ngjashme me këtë.

15. Të përdoret në namaz mbulesë sipas vendit.

Kur të respektohen sunnetet e mësipërme, namazi është falur sipas përshkrimit të Profetit (a.s.). Kurse lënia e këtyre bëhet shkak për pakësimin e sevapit të namazit.



# Lexim letrar
# Namazi i Profetit (a.s.)

Kur i Dërguari i Allahut qëndronte në namaz, gjithmonë prej gjoksit të tij vinte një zë i ngashëryer si zhurma e rrotullimit të gurit të mullirit të dorës. Lidhur me këtë, Hz. Aliu (r.a.) e tregon kështu një mbresë të tij:

"Në luftën e Bedrit e pashë të Dërguarin e Allahut që po falte namaz nën një pemë duke qarë. Dhe ashtu e gjeti mëngjesi..."

Veç kësaj gjendje qarjeje, herë pas here, gjatë namazit, nga gjoksi i Hz. Muhammedit (a.s.) dëgjoheshin ca zhurma si një enë që zien. Hz. Aisheja tregon:

"Kur i Dërguari i Allahut (a.s.) qëndronte në namaz, herë pas here nga zemra e tij vinte një zë si kazani kur zien!"[105]

Në lidhje me mënyrën e faljes së namazit të Profetit, Hz. Aisheja thoshte veçanërisht këto:

"I Dërguari i Allahut bisedonte me ne dhe ne bisedonim me të. Por, kur vinte koha e namazit, ndryshohej e bëhej sikur s'na njihte dhe me të gjithë qenien e vet drejtohej kah Allahu!.."[106]

Ja, pra, përpjekja për të marrë pjesë nga kjo situatë e lartë e namazeve, duhet të jetë qëllimi më i madh i zemrës. Edhe nëse kjo nuk është e mundur plotësisht, të paktën të bëjmë përpjekje drejt saj. E thënë ndryshe, gjendja e Profetit në namaze është në përmasat e yjeve. Sa më shumë t'i afrohemi, aq më shumë pjesë marrim nga begatia e tij!

Duhet të themi edhe këtë që ashtu si asnjë lëvizje nuk arrin përsosmërinë menjëherë, edhe adhurimet fillojnë me një trajtë imitimi sipërfaqësor. Ashtu siç kërkon kohë artisti me përvojë për të nxjerrë nga

105 Ebu Davud, Salat, 157; Nesaî, Sehv, 18.

106 Fezâil-i a'mal, 303.

dora një vepër të përsosur, edhe përparimi i njeriut në adhurim kërkon kohë. Duke e mbajtur parasysh këtë të vërtetë, ata që s'mundin ende ta falin namazin në një formë të përsosur, duhet të vazhdojnë në këtë udhë pa rënë në pesimizëm. Ashtu siç duhen situr tonelata dhé për të nxjerrë një gram ar, edhe për të arritur përsosmërinë në namaz duhet vazhduar me qëndresë e vendosmëri për të arritur përshpirtshmërinë dhe kënaqësinë e kërkuar. Dhe për këtë duhet jetuar ky hadith profetik:

*"Kur të qëndrosh në namaz, fale sikur po fal namazin tënd të fundit! Mos e thuaj atë për të cilën nesër ke për t'u penduar dhe mos shko pas dëshirave të njerëzve që s'dinë se ç'kërkojnë!"*[107]

Gjendja e sahabeve të përgatitur në kuvendet e bekuara të Profetit dhe të njerëzve të Allahut që ecin në gjurmët e tyre kanë qenë gjithmonë brenda përmbajtjes së këtij hadithi profetik!



107 Ibni Mace, Zuhd, 15.

# Lexim letrar
# Namazi i burrave të mëdhenj të Islamit

Hz. Omerin (r.a.) e pati plagosur me hanxhar një adhurues i zjarrit. Ai po humbte gjak pandërprerë. Pas një kohe i humbi ndje-njat. Kjo ishte një humbje ndjenjash vdekjeje. Por, kur erdhi koha e namazit dhe i folën në vesh, u përmend me një vullnet të çuditshëm dhe u ngrit për t'u falur duke përsëritur:

"Kush nuk fal namaz, nuk ka vend në Islam!"

Pastaj Hz. Omeri ra sërish në gjendjen e mëparshme. Kjo u përsërit edhe në namazin tjetër. Pastaj ai e dha jetën si dëshmor!

Kur Hz. Aliu qëndronte në namaz, fytyra i zverdhej dhe ai zhvi-shej prej çdo gjëje, edhe prej trupit të vet, madje! Gjatë një beteje i qe ngulur një heshtë në thembër dhe ai pati kërkuar t'ia hiqnin gjatë namazit. Dhe s'e pati kuptuar aspak se ia kishin hequr!

E patën pyetur Hz. Aliun:

"O udhëheqësi i myslimanëve! Kur vjen koha e namazit, pse të ndërron ngjyra e fytyrës dhe fillon të dridhesh?"

Dhe ai qe përgjigjur:

"Sepse vjen koha e çuarjes në vend të një amaneti që s'mundën ta mbajnë toka e qielli, që s'e bartën dot malet! Sepse nuk e di, a do të mundem ta çoj në vend pa të metë?"

Të gjithë sahabeve, kur qëndronin në namaz, zemra u mbushej me drojtjen dhe frikën ndaj Allahut.

Duke marrë abdest, Hz. Hasanit (r.a.) i ndryshonte ngjyra e lëkurës. Një ditë, dikush që e kishte vënë re këtë, e pyeti:

"O Hasan, pse zverdhesh e zbehesh kështu kur merr abdest?"

Ai iu përgjigj kështu:

"Sepse ka ardhur koha për të dalë para Allahut të Lartë, që është zotëruesi i vetëm i fuqisë!"

Duke hyrë në faltore, Hz. Hasani (r.a.) lutej kështu:

"Zoti im! Robi të ka ardhur në derë! Allahu im bujar! Të ka ardhur robi yt mëkatar! Ti i ke urdhëruar robtë e tu të mirë t'i falin të këqijat e njerëzve të këqinj, sepse Ti je falës dhe bujar! Allahu im! M'i fal edhe mua të këqijat, ki mëshirë edhe për mua!"

Kur ngrihej për të marrë abdest, Zejnelabidin zbehej e, kur do të fillonte namazin, nisnin t'i dridheshin gjunjët. Atyre që e pyesnin, u përgjigjej:

"A s'e dini se para kujt kam për të dalë?"

Një radhë, kur po falej, në shtëpi pati rënë zjarr. Por ai nuk mori vesh gjë. Pasi dha selam, e njoftuan dhe e pyetën:

"Ç'gjë të pengoi të mos e marrësh vesh se në shtëpi të ka rënë zjarr?"

Ai u përgjigj:

"Zjarri që i pret njerëzit në áhiret më bëri të mos e dalloj dot këtë zjarrin e vogël në këtë botë!"

I tillë qe edhe namazi i Muslim bin Jesarit. Ai po falej në një xhami të Basras. Në atë mes, një pjesë e xhamisë u shemb me një uturimë të madhe. Kurse Muslim bin Jesari, sikur të mos kishte marrë vesh gjë, vazhdonte të falej. Pasi dha selam, e pyetën:

"Xhamia u shemb, kurse ty s'të lëvizi as qimja! Si është e mundur kjo?"

Ai iu drejtua atyre me habi:

"A u shemb xhamia?"

Hz. Sufjan Thevri kishte hyrë në një gjendje shpirtërore dalldie. U mbyll shtatë ditë e shtatë net në shtëpi. As hëngri e as piu. E njoftuan për këtë gjë mësuesin e vet. Mësuesi pyeti:

"A i ndjek kohët e namazit?"

"Pa dyshim! I ndjek dhe i fal namazet rregullisht!"

Atëherë mësuesi tha:

"Lavdi Allahut që nuk e la shejtanin t'i binte në qafë!"

Një nga miqtë e Zotit tregon:

"Fala një namaz iqindie pas Zunun Misriut. Kur ai prijës i madh tha "Allahu ekber", përmendja e Allahut ushtroi një ndikim aq të madh mbi të, sa dukej se s'kishte mbetur më jetë në atë trup! Ashtu mbeti, i ngrirë! Dhe, pastaj, kur tha "ekber", nga madhështia e tekbirit të tij zemra ime u bë copë-copë!"

Kur Amir bin Abdullah qëndronte në namaz, priste çdo lloj lidhjeje me botën e jashtme dhe asgjë e kësaj bote nuk mundej t'ia prishte atij përshpirtjen e namazit. Dhe thoshte:

"Më mirë do të desha të më ngulej një shigjetë në trup se sa të dalloja se ç'thonë e ç'bëjnë të tjerët!"

Sot, ata që nuk munden të hyjnë në atmosferën e namazit të falur prej sahabeve dhe tabiinëve, aq të huaj kanë mbetur ndaj shijes dhe kënaqësisë së namazit, saqë arrijnë, madje, të kenë dyshim për këtë cilësi të tij të lartë! A nuk mendojnë se, kur ndodh që ta gdhijnë natën ata që merren me kënaqësi të ulëta e boshe, pse të mos e gdhijnë zemrat e mbushura me kënaqësi të larta? Por sigurisht që është mjaft e vështirë t'u tregohet kjo atyre që s'e kanë shijuar këtë kënaqësi!

Indiferentët, ata që s'dinë gjë, e besojnë se përballë kënaqësisë së dashurive kalimtare dhe bisedës me të dashur të vdekshëm, njeriu harron çdo gjë dhe mbeten larg njohjes së kënaqësisë së namazit të nivelit të bisedës me Zotin. Ç'indiferentizëm dhe padituri e madhe, ç'izolim i hidhur!

Namazi i vërtetë e bën robin të arrijë përsosmërinë në afërsinë hyjnore, në falënderim dhe sinqeritet. Për këtë arsye, kryerja e namazit u vjen e lehtë njerëzve me zemrën mbushur plot me dashurinë për Allahun, të cilët kanë arritur nivelin e besimit të palëkundur, namazi u jep mundësi atyre të përjetojnë një shije dhe kënaqësi krejt të veçantë. Prandaj ndodh që ata nuk ndahen nga namazi qoftë në formë, qoftë në përmbajtje!

Kur qëndronte në namaz, Vejsel Karaniu nuk donte të shkëputej më prej tij dhe e ndërpriste vetëm për nevoja njerëzore. Një radhë, dikush që i kish shkuar për vizitë, pasi priti më kot që ai t'i jepte fund namazit, tha me vete:

"O zemër! Erdhe për ta vizituar këtë njeri të mirë për të përfituar prej tij. Ja se kush është ai! Ç'është nevoja për fjalë? Po munde të nxjerrësh mësimin e duhur prej gjendjes së këtij njeriu, ka për të të mjaftuar për të gjithë jetën!"

Kjo situatë u bë për atë njeri një bisedë e begatë e pafjalë, e heshtur dhe plot fshehtësi. Në përfundim të këtij ndikimi moralo-shpirtëror, i mjaftuar dhe i kënaqur me kënaqësinë dhe qetësinë që ia kishin mbushur zemrën, ky njeri u largua që aty.

Kurse për gjendjen e atyre që mbeten të izoluar e të mangët nga ky realitet, Zoti thotë kështu:

**"... pa dyshim, ai** (namazi) **u vjen i rëndë të tjerëve veç atyre që e kanë frikë Allahun!"**[108]

Këtu duhet bërë e qartë kjo e vërtetë:

Edhe nëse s'është e mundur të arrihet niveli i lartë i arritur në namaz nga njerëzit e mirë dhe miqtë e Allahut, ne duhet të tregohemi të sinqertë e të bëjmë përpjekje me sa mundësi të na ketë zemra. Disa herë, shejtani, duke e lëkundur njeriun me idenë se "është më mirë të mos falesh se sa të falësh një namaz të dobët, pa u përqendruar në të", e shtyn njeriun në rrezik, e hedh në lak. Për rrjedhojë, një mendim i tillë bëhet shkak për shkatërrim. Nuk duhet menduar se është më mirë të mos falesh se sa të falesh kështu apo ashtu. Ndryshimi është i madh. Ai që s'fal namaz, është vazhdimisht me dëm. Por njeriu që falet rregullisht, qoftë edhe me të meta, vjen një çast kur meriton favorin hyjnor dhe arrin të falë një namaz cilësor. Ja, pra, sikur edhe një herë në jetë të mund të falim një namaz të ti-llë duke u çliruar nga kjo botë, kemi fytyrë për t'iu drejtuar Zotit!

108 Kurani, El-Bekare: 45.

# E. ETIKA E NAMAZIT, MEKRUHET DHE GJËRAT QË E PRISHIN NAMAZIN

## I. Përkufizimi i etikës së namazit, etika e namazit dhe konkluzioni i saj

**a. Përkufizimi i etikës.** Në kuadrin e çështjes së fesë, besimit dhe adhurimeve, etika është shmangia nga gjërat e papëlqyeshme për të kryer veprime të moralshme e të bukura.

Praktikisht, kjo etikë përfaqësohet prej veprimeve dhe sjelljeve të kryera disa herë prej Profetit (a.s.), për të cilat ai s'ka dhënë urdhër të kryhen. Ky quhet edhe "sunnet shtesë i pëlqyeshëm" (zaid, mendub). Respektimi i etikës ka rëndësi për përsosjen e namazit.

### b. Etika e namazit

* Në kijam, vështrimi të mbahet aty ku do të vihet balli në sexhde; në ruku, te këmbët; në sexhde, te maja e hundës; në ndenje, mbi prehër; duke dhënë selam, mbi supe.

* Të tregohet kujdes për të mos gogësitur, për të mos e hapur gojën, për të mos kollitur.

* Kur muezini thotë "hajje alel felah" imami dhe xhemaati të ngrihen për në namaz dhe, kur të thotë "kadkametisalah", imami të fillojë namazin.

* Tesbihet e rukusë dhe sexhdes të përsëriten më shumë se tri herë.

* Namazi të falet me thjeshtësi dhe frikë.

**c. Konkluzioni dhe vendimi i etikës.** Lënia pas dore e etikës, nuk e bën personin mëkatar, kurse mohimi i etikës nuk e bën mohues. Respektimi i etikës është pretekst për arritjen e përsosmërisë në namaz dhe për fitim sevapi.

## II. Mekruhet e namazit dhe gjërat që e prishin namazin

**a. Mekruhet e namazit.** Kryerja e disa veprimeve dhe moskryerja e disa veprimeve të tjera në namaz janë quajtur mekruh. Mekruhet e namazit janë dy llojesh:

* Lënia pa kryer e vaxhibit është mekruh tahrimen (pranë haramit).

* Lënia pa kryer e vaxhibit është mekruh tenzihen (pranë hallallit).

Përshkrimi dhe konkluzionet e këtyre mekruheve janë bërë në kapitullin mbi aktet e personit përgjegjës.

Mekruhet e namazit janë këto:

* Luajtja në namaz me trupin dhe veshjen, rregullimi i vendit të sexhdes, kthimi i qafës për të parë diku tjetër, mbyllja e syve, vënia në sexhde e krahëve në tokë nga meshkujt, mbështjellja rreth kokës e një shamie ose sarëku duke e lënë pjesën e sipërme zbuluar.

* Plotësimi i këndimit të Kuranit në ruku dhe lënia e tekbireve të ndër-mjetme e të dhikreve për më pas kohës së vet. Për shembull, ta thuash tekbirin në ruku.

* Këndimi më i gjatë në rekatin e dytë të të gjitha namazeve nafile e të namazit të vitrit se në rekatin e parë.

* Përsëritja e të njëjtës sure në dy rekate të namazeve farz, këndimi me vetëdije i të njëjtës sure në dy rekate edhe pse dihen përmendsh sure të tjera, këndimi në rekatin pasardhës i një sureje ose ajeti që vjen në radhë para sures apo ajetit të kënduar në rekatin paraardhës, kapërcimi i një sureje të shkurtër mes dy sureve të njëpasnjëshme të kënduara në dy rekate.

* Prishja e mënyrës së mbajtjes së duarve në përputhje me sunnetin, kotja, gogësitja, vënia në sexhde vetëm e ballit, kur për mosvënien e hundës nuk ka ndonjë justifikim, falja e namazit në vende të papërshtatshme si në rrugë, hamam (banjo), etj.

* Falja e namazit me rroba të papastra por që s'përbëjnë pengesë fetarisht për namazin, falja e namazit me barkun bosh, kur buka është e shtruar.

* Falja e namazit kur shtrëngon nevoja e madhe ose e vogël, qëndrimi në namaz i veçuar duke pasur vend në radhë, mospërdorimi i një shenje penguese para vetes kur ekziston mundësia e kalimit para të tjerëve.

**b. Gjërat që e prishin namazin.** Namazi prishet jo vetëm kur lihet pa kryer njëri prej farzeve të tij, por edhe kur bëhen disa gjëra. Kryesoret prej këtyre janë këto:

* Biseda në namaz, thirrja apo lëshimi i tingujve që s'kanë të bëjnë me namazin, si: "he", "hu", etj.

* Bërja e një lutjeje mbi interesa materiale në një mënyrë të papërshtatshme me etikën e namazit, si "O Zot, ma mundëso mua këtë gjë..."

* Rënkimi me "ah", "uh" për shkak dëshpërimi; fryrja e pluhurit; nën ndikimin e pjesës që këndohet, klithja për t'u dukur; qeshja e personit sa për ta dëgjuar vetë; teshtitja pa justifikim; shmangia e gjoksit nga drejtimi i kibles; kur personi që falet me tejemmum, sheh ujë; kur mbaron afati i vlefshmërisë së fërkimit mbi meste.

* Thirrja në namaz, "Allah! Allah!", nën ndikimin e disa gjërave që kanë të bëjnë me këtë botë.

* Preokupimi i shumtë; p.sh., kruarja e një vendi të trupit tri herë radhazi.

* Krijimi në namaz i një situate që e prish namazin.

* Gëlltitja e një gjëje të huaj (jashtë goje) qoftë edhe sa një kokërr susami.

* Gëlltitja e një gjëje të mbetur mes dhëmbëve qoftë edhe sa një kokërr qiqërr.

* Goditja e kuptimtë e personit pranë; prekja e personit pranë; përtypja çamçakiz; këndimi për dikë i një pjese sa një ajet me qëllim për t'i dhënë një përgjigje; personi që falet me xhemaat, t'i bëjë rukunë dhe sexhdet para imamit dhe të ngrihet para imamit.

* Këndimi i pjesës nga Kurani në atë mënyrë që t'ia prishë kuptimin.

## F. EZANI DHE IKAMETI

### I. Përkufizimi, konkluzioni, vlera dhe fjalët e ezanit dhe ikametit

Si fjalë, ezan do të thotë lajmërim, njoftim. Si term i fikhut, ezani është një tekst i caktuar, i bekuar, që këndohet për të lajmëruar namazet farze në një mënyrë të caktuar.

Ai që këndon ezanin quhet muezzin. Ezani është i mbështetur me Kuran, Sunnet dhe mendimin e njëzëshëm (ixhmá). Në Kuran urdhërohet:

**"... kur të thirreni për namaz..."**[109]

Ky është miratim i ezanit.

Për meshkujt, ezani është sunnet muekked i nivelit të vaxhibit. Ezani është sunnet jo i kohës, por i namazit përkatës. Është legalizuar në vitin e parë hixhri. Fakti që me anë të ezanit të thirrur në kohët e namazit që janë të ndryshme në

109 Kurani, El-Maide: 58.

vende të ndryshme me një vijueshmëri të suksesshme, lajmërohet ekzistenca dhe njësia e Allahut dhe se Ai është i vetmi krijues e sundues i gjithësisë, lajmërohet profetësia e Hz. Muhammedit (a.s.) dhe se namazi është pretekst për shpëtim, është një lumturi e madhe për popujt që besojnë!

Siç dihet, për shkak të përbërjes së globit tokësor, kohët e namazit janë të ndryshme në vende të ndryshme. Ezani i kënduar për namaz bëhet pretekst që emri i Allahut të përmendet në çdo çast. Edhe ikameti është njëlloj si ezani. Vetëm se në ikamet shtohet shprehja "kadkametisalat".

### a. Konkluzioni dhe vendimi i ezanit dhe ikametit

Ezani dhe ikameti janë sunnet muekked me përjashtim (kifaje). Respektimi i ezanit dhe ikametit me fjalë dhe veprim është sunnet. Lënia pa kryer e tyre ngarkon me përgjegjësi dhe lë pa sevap.

### b. Vlera e ezanit dhe ikametit

Janë disa hadithe që theksojnë vlerën e ezanit dhe ikametit.

"Po ta dinin njerëzit vlerën e ezanit, do të viheshin në radhë për ta kënduar!"[110]

"Në ditën e kiametit, muezinët do të jenë njerëzit më trupgjatë!"

"Kur ta dëgjoni ezanin, përsëritni fjalët e muezinit!"

Në çdo fe ka dhe përdoren fjalë dhe zëra paralajmërues për anëtarët e fesë për adhurim. Me ato fjalë dhe zëra, besimtarët përkatës të një feje dallohen nga të tjerët. Edhe ezani është shenjë dalluese e Islamit

### c. Fjalët e ezanit

Në çdo fe ka dhe përdoren fjalë dhe zëra paralajmërues për anëtarët e fesë për adhurim. Me ato fjalë dhe zëra, besimtarët përkatës të një feje dallohen nga të tjerët. Edhe ezani është shenjë dalluese e Islamit

اَللهُ اَكْبَرُ اَللهُ اَكْبَرُ اَللهُ اَكْبَرُ اَللهُ اَكْبَرُ

اَشْهَدُ اَنْ لاَ اِلَهَ اِلاَّ اللهُ اَشْهَدُ اَنْ لاَ اِلَهَ اِلاَّ اللهُ

110 Buhari, Ezan, 7; Müsned-i Ahmed, vğll. 3/29.

اَشْهَدُ اَنَّ مُحَمَّدًا رَسُولُ اللهِ اَشْهَدُ اَنَّ مُحَمَّدًا رَسُولُ اللهِ

حَيَّ عَلَى الصَّلَوةِ حَيَّ عَلَى الصَّلَوةِ

حَيَّ عَلَى الْفَلاَحِ حَيَّ عَلَى الْفَلاَحِ

اَللهُ اَكْبَرُ اَللهُ اَكْبَرُ لاَ اِلَهَ اِلاَّ اللهُ

Në namazin e agimit, pas fjalëve "Hajje alel felah" (حَيَّ عَلَى الْفَلاَح) shtohen fjalët "Essalatu hajrun minenneum" që përsëriten dy herë. Edhe në ikamet, pas fjalëve "Hajje alel felah" shtohen fjalët (قَدْ قَامَتِ الصَّلَوة) "Kadkametissalat" që përsëriten dy herë. Ezani këndohet ngadalë-ngadalë, kurse ikameti, pothuajse radhaz, pa bërë ndonjë pauzë të dukshme mes pjesëve të tekstit.

## II. Gjërat duhen pasur kujdes në ezan, cilësitë dhe vlerat e muezinit, mekruhet e ezanit dhe ikametit

### a. Gjërat duhen pasur kujdes duke kënduar ezan

* Të këndohet në vend të ngritur (të lartë) dhe me zë të lartë. Të këndohet duke qëndruar kthyer kah kiblja me duart ngritur te veshët me gishtat tregues në vrimat e veshëve ose mbi veshë.

* Është e pëlqyeshme (mustehab) që, kur të këndohet "hajje ales salah", fytyra të kthehet kah e djathta, kurse, duke kënduar "hajje alel felah", fytyra të kthehet kah e majta.

* Gjatë këndimit duke u rrotulluar në minare, të këndohet pa ia kthyer shpinën kibles.

* Ezani dhe ikameti të këndohen me abdest dhe gjatë këndimit të tyre të mos bisedohet.

* Fjalët e ezanit të këndohen me kujdes, me sinqeritet, drejt, saktë dhe ngadalë-ngadalë.

**b. Cilësitë dhe vlerat e muezinit**

Cilësitë që duhet të ketë muezini, janë këto: të jetë mashkull, me zhvillim mendor normal dhe i devotshëm; të ketë të gjitha njohuritë mbi ezanin dhe ikametin.

Profeti (a.s.) ka dhënë shumë porosi mbi vlerat e muezinit. Disa prej tyre janë kështu:

*"Muezini meriton falje për aq sa t'i arrijë zëri. Për xhemaatin që fton për namaz, fiton sevapin e 25 namazeve dhe i falen gjynahet mes dy namazeve!"*

*"Nuk ka njeri, xhind dhe, madje, pa përjashtim, asgjë, që ndodhen në hapësirën ku arrin zëri i muezinit dhe që e kanë dëgjuar ezanin, të cilët të mos dëshmojnë për mirë për muezinin në ditën e kiametit!"*

**c. Gjërat që duhet të kenë kujdes dëgjuesit kur këndohet ezan**

Kur këndohet ezan, duhet që myslimanët ta dëgjojnë me respekt të thellë dhe ta ndjekin. Madje, është më mirë që edhe personi që po këndon Kuran, ta ndërpresë këndimin për ta ndjekur ezanin. Në lidhje me këtë, Profeti thotë:

"Kur ta dëgjoni ezanin, përsëritini fjalët e muezinit. Pastaj bëni salat dhe selam për mua. Kush përsërit në të njëjtën mënyrë fjalët e muezinit veç "hajje ales-salah", hyn në xhennet. Kurse në "hajje alessalah" thoni "La havle ve la kuvvete il'la bil'lah".

**d. Mekruhet e ezanit dhe kametit**

Janë mekruh:

* Këndimi i ezanit dhe ikametit para kohe.

* Këndimi i ezanit dhe ikametit nga personi i sëmurë mendërisht, nga fëmija i pazhvilluar mendërisht, nga femra, nga personi me perversitet seksual, nga personi i papastër që i duhet të bëjë gusl si dhe nga ai që s'ka abdest si dhe nga pozicioni ndenjur.

* Këndimi i ezanit nga muezini duke ecur ose biseduar.

* Këndimi i fjalëve përbërëse të ezanit dhe ikametit me të njëjtin ton të zërit.

# G. LLOJET E NAMAZIT

Namazet që falen siç i ka përshkruar feja, janë tre llojesh: farz, vaxhib dhe sunnet. Namazet farze quhen "Salavatu mektube". Të dhënat e shkurtra për të tre llojet e namazit janë këto:

## I. Namazet farz dhe llojet e tyre

Pesë kohët namaz në Islam janë bërë detyrim (farz) 18 muaj para hixhretit, natën e Miraxhit. Detyrimi i tyre mbështetet në Kuran, sunnet dhe mendimin e njëzëshëm (ixhmá). Veç këtyre, edhe namazi i xhumasë është farz i njëjtë (pa përjashtim), kurse namazi i të vdekurit është farz me përjashtim (kifaje).

Kështu, namazi i pesë kohëve është i detyruar (farz) për çdo mysliman mashkull ose femër me zhvillim mendor normal dhe që ka arritur moshën e pubertetit. Ndërkaq, Profeti ka porositur që, për një adhurim të tillë të rëndësishëm, fëmijët të fillojnë të përgatiten qysh në moshën shtatë vjeç.

Ata që megjithëse e besojnë farzin e namazit të pesë kohëve, për dembelizëm ose për ndonjë arsye tjetër e lënë pa falur, mbajnë një përgjegjësi shumë të rëndë.

Namazi i xhumasë është i detyuar vetëm për meshkujt.

Përbërja e namazeve sipas rekateve është kështu:

| Emri i namazit | Gjithsej | Sunneti para farzit | Farzi | Sunneti pas farzit |
|---|---|---|---|---|
| Agim (fexhr) | 4 | 2 | 2 | - |
| Mesditë (dhuhr) | 10 | 4 | 4 | 2 |
| Pasdite, iqindi (asr) | 8 | 4 (jomuekk.) | 4 | - |
| Mbrëmje (magrib) | 5 | - | 3 | 2 |
| Jaci (isha) | | 4 (jomuekk.) | 4 | 2 |
| Vitr | 3 (vaxhib) | | | |
| **Gjithsej** | **40** | **14** | **17** | **6** |

**II. Namazet vaxhib dhe llojet e tyre**

Siç na kujtohet prej përkufizimit të vaxhibit, namazet vaxhib janë një nivel më poshtë se namazet farze, por më të fuqishme se sunnetet. Të tillë janë namazi i vitrit dhe namazet e bajrameve. Namazet e bajramit të ramazanit dhe kurbanit janë nga dy rekate.

Namazi i vitrit quhet "Salatu vitr" sepse është një namaz i vetëm unik. Në ramazan, ky namaz falet me xhemaat nëse teravitë falen me xhemaat, kurse në kohët e tjera falet në mënyrë individuale pas namazit të jacisë.

Namazet e bajrameve mund të falen vetëm me xhemaat. Personat që janë të ngarkuar për faljen e namazit të xhumasë, janë të ngarkuar edhe për faljen e namazeve të bajrameve.

Vaxhib është edhe falja e të gjitha namazeve nafile dhe sunnet të filluar por të prishur si dhe namazet nedhër të kushtuar.

**III. Namazet nafile dhe llojet e tyre**

Njohuritë e dhëna mbi llojet dhe konkluzionet e sunneteve duke bërë fjalë për detyrat e personit nën përgjegjësi, në një farë mase vlejnë edhe këtu. Termi *nafile përdoret si sinonim i termit sunnet*, por, përsa i përket përfshirjes, është më i gjerë se termi "sunnet". Shumësi i fjalës "nafile" është "nevafil". Të gjitha namazet që s'janë të nivelit farz dhe vaxhib, quhen nafile. Në këto përfshihen edhe sunnetet që falen brenda namazeve të pesë kohëve. Llojet e namazeve nafile janë: a) revatib; b) regaib.

**a. Namazet revatib**

Janë sunnetet muekked dhe jomuekked që falen para ose pas farzeve në namazet e pesë kohëve. Është e pëlqyeshme (mendub) që sunnetet dyrekatëshe të falura pas farzeve në namazet e mesditës dhe jacisë të plotësohen në katërrekatëshe si dhe të falen edhe gjashtë rekate sunnet të tjerë pas sunnetit dyrekatësh të mbrëmjes. Sunneti më i fuqishëm revatib është sunneti i namazit të agimit. Ky sunnet nuk është mirë të lihet.

**b. Namazet regaib**

Janë namazet e mbetura jashtë namazeve sunnet të treguara më lart e të quajtura ndryshe, tatavvu. Janë namaze të llojit mustehab ose mendub. Me faljen e këtyre namazeve, personi fiton sevap dhe afërsi te Allahu. Kryesoret janë këto:

Namazi i respektit për faltoren (tehijjetul mesxhid): Është namazi dyrekatesh që falet pasi hyhet në xhami me qëllim për ta përshëndetur atë.

Namazi i paradites (duha): Është namazi 2-12 rekatesh që falet para dite, në kohën e paradites që është koha prej afër një orë pas lindjes së diellit gjer në një orë para mesditës.

Namazi i natës (tehexhxhud): Është namazi 2-8 rekatesh i natës që falet gjatë kohës prej pas namazit të jacisë e gjer pa hyrë koha e namazit të agimit.

Veç këtyre ka edhe një sërë namazesh nafile, si namazi 2 rekatesh i falur menjëherë pas abdestit ose guslit, namazet e falura në netët e shënuara, namazi i udhëtimit, namazi i tesbihve, namazi istihare, namazi istiska, namazet e eklipseve të hënës dhe diellit, namazi i frikës, namazi i falënderimit, etj.

Siç shihet, namazet revatib falen së bashku me farzet duke pasur lidhje të ngushta me ta. Kurse namazet regaib nuk kanë lidhje me namazet farze dhe nuk falen bashkë me ta. Ai që ka për të falur namaze kaza, nuk është e drejtë të lërë pa falur sunnetet përkatëse revatib. Por është më mirë që në vend të namazeve regaib të falen namazet kaza.



## PËRMBLEDHJE

1. Duke përkufizuar namazin, thoni ajetet mbi detyrimin (farz) e tij.
2. Cilat janë çështjet e detyrueshme për t'u kryer duke falur namaz?
3. Përcaktoni anët e epërsisë së namazit ndaj adhurimeve të tjera.
4. A mund ta mbajë pastër zemrën dikush pa falur namaz?
5. Ç'dobi ka namazi për shoqërinë?
6. Ç'do të thotë namaze farz, vaxhib dhe sunnet?
   Përcaktoni dallimet mes tyre.
7. Si bëhet nijeti për namaz?
8. Shpjegoni ezanin dhe ikametin.
9. Thoni veçoritë që duhen zbatuar gjatë ezanit dhe ikametit.
10. Cilat janë namazet nafile që falen për të fituar sevap?

# PJESA VI
# FALJA E NAMAZEVE

## ÇËSHTJET

A. Namazet e pesë kohëve dhe falja e tyre
B. Namazi i vitrit dhe falja e tij
C. Namazi i xhumasë dhe falja e tij
D. Namazi i të vdekurit dhe falja e tij
E. Namazet e bajrameve dhe falja e tyre
F. Namazi i teravive
G. Namazi i udhëtarit dhe i të sëmurit
H. Kazaja e namazeve të kaluara

## PUNË PËRGATITORE

1. Cili është adhurimi që bëhet më shumë në Islam? Mendoni për shkakun e kësaj.
2. Pse një ditë të javës meshkujt shkojnë në xhami në numër më të madh? Mendoni për dobitë fetare, kulturore dhe shoqërore të kësaj.
3. Mendoni për dobitë morale, shkencore dhe fetare të formimit më të madh të këtij xhemaati dy herë në vit.
4. Cilat janë shërbimet që u kryhen të vdekurve? Kërkoni dhe mendoni.
5. Kërkoni të dini se si mund të krijohet lidhje mes ngrënies së iftarit dhe namazit të teravive.
6. Ç'lehtësi na janë krijuar për adhurimet tona në udhëtimin me autobuz, gjatë sëmundjes dhe në justifikime të ngjashme?
7. Ç'ndryshime në pastërti mund të ketë mes atyre që e falin namazin rregullisht me ata që e falin rallë dhe që s'e falin?

# A. NAMAZET E PESË KOHËVE DHE FALJA E TYRE

## I. Namazet e pesë kohëve dhe falja e tyre

### a. Cilët janë namazet e pesë kohëve?

Janë namazet që falen brenda periudhës kohore 24-orëshe, nga të cilët, 2 namaze falen në pjesën e ditës, kurse 3 namaze falen në pjesën e natës. Namazet e pesë kohëve falen edhe në zonat me ditë apo natë të gjatë, në të cilat merret për bazë kalendari i vendeve më të afërta të të njëjtit meridian që kanë cikël 24-orësh të rregullt.

### b. Namazi i agimit dhe falja e tij

Para namazit zbatohen kushtet përkatëse. Merret abdest dhe shihet nëse vendi ku do të bëhet falja është i pastër. Mbulohet trupi sipas rregullave. Kthehet kah kiblja. Meqë në fillim do të falet sunneti, shprehet qëllimi (nijeti) për sunnetin: "Bëra qëllim (nijet) për pëlqim të Allahut, të fal sunnetin e agimit të ditës së sotme!"

Qëllimi, i cili është një fakt i brendshëm i njeriut, mund të shprehet në çdo gjuhë. Meshkujt i ngrenë duart te veshët duke mbështetur gishtin e madh në bulëzën e veshit, kurse femrat i ngrenë gjer në lartësinë e supeve dhe thonë, "Allahu Ekber!" (اَللهُ اَكْبَرُ) Pastaj lidhen duart duke vendosur dorën e djathtë mbi të majtën dhe vendosen, nga meshkujt, mbi kërthizë, kurse nga femrat, mbi gjoks. Te meshkujt, gishti i madh me gishtin e vogël të dorës së djathtë e mbërthejnë dorën e majtë në puls. Ky është qëndrimi në këmbë, kijam. Në qëndrimin në këmbë shihet te vendi i sexhdes. Meshkujt i mbajnë këmbët të hapura rreth katër gishtërinj, kurse femrat i mbajnë të bashkuara.

Në qëndrimin në këmbë, pasi thuhet tekbiri dhe lidhen duart, këndohet lutja "Subhaneke" që ka këtë kuptim:

*"I madh je, Allahu ynë, dhe i lavdëruar! Emri yt është i bekuar, qenia jote është mbi gjithçka, zot tjetër veç Teje s'ka!"*

Menjëherë pas kësaj këndohet Eudhubesmele, këndohet e plotë sureja Fatiha, në fund të së cilës thuhet "Amin!". Në vijim këndohet një sure ose një ajet i gjatë ose tre ajete të shkurtra (suretu damm).

Pastaj thuhet "Allahu ekber" dhe kalohet në qëndrimin përkulur, ruku. Duart mbërthejnë gjunjët, shpina shtrihet horizontalisht. Në ruku thuhet të paktën tri herë "Subhane Rabbijel adhim". Duke thënë "Semiallahu limen hamideh", rikthehet në qëndrimin drejt ku thuhet "Rabbena lekel hamd".

Duke thënë "Allahu ekber", bihet në sexhde. Sexhdeja është vendi ku personi është më afër ndaj Allahut. Në sexhde mbështeten në tokë balli, hunda, gjunjët dhe majat e këmbëve. Koka vendoset mes duarve. Gishtat e duarve dhe këmbëve rrijnë të drejtuara kah kiblja. Në sexhde thuhet të paktën tri herë, "Subhane Rabbijel a'la". Pastaj, duke thënë "Allahu ekber", ngrihet për në qëndrimin ndenjur që zgjat aq kohë sa për të thënë tri herë "Subhanallah". Në qëndrimin ndenjur, këmba e djathtë qëndron mbi gishtat të kthyer kah kiblja, kurse këmba e majtë shtrihet nga brenda. Duart vendosen mbi gjunjë. Pastaj, duke thënë "Allahu ekber", bihet prapë në sexhde ku thuhet të paktën tri herë "Subhane Rabbijel a'la". Pastaj, duke thënë "Allahu ekber", ngrihet në këmbë.

Në rekatin e dytë, në këmbë këndohet vetëm Besmele. Këndohet Fatihaja dhe një sure. Gjatësia e tekstit kur'anor që këndohet në rekatin e dytë, duhet të jetë sa e rekatit të parë ose pak më e shkurtër. Sureja që këndohet në raqatin e dytë duhet të jetë ose pasuese e sures së rekatit të parë, ose nëse këto sure janë të shkurtra, duhet të jetë të paktën dy sure më tej se e rekatit të parë. Sapo mbaron këndimi i sures, thuhet "Allahu ekber" dhe kalohet në qëndrimin përkulur, ruku. Përsëriten në të njëjtën formë si në rekatin e parë rukutë dhe sexhdet. Pas sexhdes së dytë kalohet në ndenjen e fundit (të këtij namazi), e cila e ka formën si ndenjet e tjera. Në këtë ndenje, në fillim këndohet lutja "Tehijjat" që ka këtë kuptim:

التَّحِيَّاتُ لِلَّهِ وَالصَّلَوَاتُ وَالطَّيِّبَاتُ السَّلاَمُ عَلَيْكَ أَيُّهَا النَّبِيُّ وَ رَحْمَةُ اللهِ وَ بَرَكَاتُهُ السَّلاَمُ عَلَيْنَا وَ عَلَى عِبَادِ اللهِ الصَّالِحِينَ اَشْهَدُ اَنْ لاَ اِلَهَ اِلاَّ اللهُ. وَ اَشْهَدُ اَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهُ وَ رَسُولُهُ

"Gjithë adhurimet e bëra me gojë, trup e pasuri i kushtohen vetëm Allahut! Mëshira, paqja, bekimi dhe shpëtimi qofshin mbi ty, o i Dërguari i Allahut! Paqja shpëtimi i Allahut qofshin edhe mbi ne e mbi të gjithë robtë e mirë! Dëshmoj se s'ka

zot tjetër veç Allahut dhe dëshmoj se Muhammedi është robi dhe i dërguari i Allahut!"

Në vijim këndohen lutje-salavatet "Allahumme sal'li" dhe "Alahumme barik" me kuptimin si më poshtë:

اللَّهُمَّ صَلِّ عَلَى مُحَمَّدٍ وَعَلَى آلِ مُحَمَّدٍ كَمَا صَلَّيْتَ عَلَى إِبْرَهِيمَ وَ عَلَى آلِ إِبْرَاهِيمَ إِنَّكَ حَمِيدٌ مَجِيدٌ.

اللَّهُمَّ بَارِكْ عَلَى مُحَمَّدٍ وَعَلَى آلِ مُحَمَّدٍ كَمَا بَارَكْتَ عَلَى إِبْرَهِيمَ وَ عَلَى آلِ إِبْرَاهِيمَ إِنَّكَ حَمِيدٌ مَجِيدٌ

"Allahu ynë! Mëshiroje Muhammedin dhe familjen e tij siç e mëshirove Ibrahimin dhe familjen e tij! Pa dyshim, Ti je i madh e i denjë për lavdërim!"

"Allahu ynë! Bekoje Muhammedin dhe familjen e tij siç e bekove Ibrahimin dhe familjen e tij! Pa dyshim,Ti je i madh e i denjë për lavdërim!"

Në vijim dhe, si të fundit, këndohen lutjet "Rabbena atina" dhe Rabbenagfirli" që kanë këtë kuptim:

"Allahu ynë! Na jep të mira në këtë botë dhe të mira në jetën tjetër dhe na ruaj prej ndëshkimit të zjarrit!

"Allahu ynë! Na fal mua, prindët e mi dhe të gjithë besimtarët ditën kur do të japim llogari!"

Pastaj duke e kthyer kokën më parë djathtas, e, pastaj, majtas, jepet selam: "Esselamu alejkum ve rahmetullah!" "Esselamu alejkum ve rahmetullah!" Në këtë mënyrë, janë përshëndetur edhe engjëjt djathtas e majtas.

Farzi i namazit të agimit përbëhet prej dy rekatesh që falen njëlloj si sunnetet, me ndryshimin që, para se të fillohet falja, këndohet ikamet dhe, në nijet përcaktohet se po falet farzi i namazit të agimit.

**c. Namazi i mesditës dhe falja e tij**

Në fillim shprehet qëllimi për katër rekatet e sunnetit të parë: "Bëra qëllim (nijet), për pëlqim të Allahut, të fal sunnetin e parë të namazit të mesditës!" Falen

dy rekatet e para si sunneti i agimit dhe bëhet ndenja e parë ku këndohet vetëm lutja "Tehijjat". Pastaj, duke bërë tekbir, ngrihet për në rekatin e tretë.

Edhe rekatet e tretë e të katërt falen në të njëjtën mënyrë dhe rrihet ndenjur që është, kësaj radhe, ndenja e fundit ku këndohen me radhë lutja "Tehijjat", salavatet, lutjet "Rabbena" dhe jepet selam. Në sunnetet me katër rekate, në rregullin e sureve shtesë (pas Fatihasë), rekatet 1-2 trajtohen më vete dhe, rekatet 3-4, më vete. Sipas kësaj veprohet.

Në faljen e farzit të mesditës, në fillim këndohet ikamet, pastaj shprehet qëllimi për faljen e farzit dhe bëhet falja si në katër rekatet e sunnetit të parë me ndryshimin që në rekatet 3-4 nuk këndohen sure shtesë pas Fatihasë.

Sunneti i fundit i namazit të mesditës është me dy rekate që falen njëlloj me sunnetin e namazit të agimit, duke përcaktuar qëllimin e faljes së sunnetit të fundit të mesditës.

**d. Namazi i iqindisë dhe falja e tij**

Edhe për namazin e iqindisë, në fillim zbatohen kushtet parapërgatitore të namazit. Pastaj kalohet në faljen e sunnetit prej katër rekatesh.

Në këmbë, shprehet qëlllimi: "Bëra qëllim (nijet), për pëlqim të Allahut, të fal sunnetin e namazit të iqindisë së ditës së sotme!" Përgjithësisht, falja e këtij sunneti bëhet si falja e sunnetit të parë të namazit të mesditës, me ndryshimin që në ndenjen e parë, në vijim të "Tehijjatit", këndohen edhe salavatet. Pastaj, duke bërë tekbir ngrihet për në rekatin e tretë ku këndohet "Subhaneke", thuhet "Eudhubesmele", falen dy rekate si rekatet 3-4 të sunnetit të mesditës dhe, në fund, jepet selam.

Farzi prej katër rekatesh i namazit të iqindisë falet njëlloj si farzi i namazit të mesditës. Pas ikametit, shprehet qëllimi: "Bëra qëllim (nijet), për pëlqim të Allahut, të fal farzin e namazit të iqindisë së ditës së sotme!" Pastaj falen katër rekate si farzi i mesditës.

**e. Namazi i mbrëmjes dhe falja e tij**

Namazi i mbrëmjes është i pari i namazeve që falen natën. Kur hyn koha e tij, për faljen e farzit prej tre rekatesh këndohet ikamet dhe shprehet qëllimi: "Bëra qëllim (nijet), për pëlqim të Allahut, të fal farzin e namazit të mbrëmjes së ditës së sotme!" Pas dy rekateve të para që falen si farzi i agimit, rrihet ndenjur ku këndohet

vetëm lutja "Tehijjat" dhe ngrihet për në rekatin e tretë. Në këtë rekat, pas Besmelesë, këndohet Fatiha, bëhen rukuja dhe sexhdet dhe rrihet ndenjur. Pas këndimit të Tehijjatit, salavateve dhe lutjes Rabbena, jepet selam.

Sunneti prej dy rekatesh i namazit të mbrëmjes falet si sunneti i agimit. Në fillim shprehet qëllimi: "Bëra qëllim (nijet), për hir të Allahut, të fal sunnetin e namazit të mbrëmjes!" Bëhet falja si sunneti i agimit dhe përfundohet me dhënien e selamit.

**f. Namazi i jacisë dhe falja e tij**

Është i dyti i namazeve që falen natën. Kur hyn koha e tij, kryhen, në fillim, kushtet paraprake të namazit.

Për faljen e sunnetit të parë prej katër rekatesh të namazit të jacisë, më parë shprehet qëllimi: "Bëra qëllim (nijet), për pëlqim të Allahut, të fal sunnetin e parë të namazit të jacisë së sotme!" Falja e këtij sunneti bëhet krejt si falja e sunnetit prej katër rekatesh të namazit të iqindisë.

Për të falur farzin prej katër rekatesh të namazit të jacisë, shprehet qëllimi: "Bëra qëllim (nijet), për pëlqim të Allahut, të fal farzin e namazit të jacisë së sotme!" Edhe falja e farzit të jacisë bëhet krejt si falja e farzit të mesditës.



Për të falur sunnetin e fundit prej dy rekatesh të namazit të jacisë, shprehet qëllimi: "Bëra qëllim (nijet), për pëlqim të Allahut, të fal sunnetin e fundit të namazit të jacisë së sotme!" Dhe falet krejt si sunneti dy rekatesh i namazit të agimit.

Në namaze, pas rekateve 2, 3, 4, para Fatihasë bëhet vetëm Besmele, kurse në sunnetet jomuekked të namazeve të iqindisë dhe jacisë, kur ngrihet për në rekatin e tretë, pas Subhaneke-së bëhet Eudhubesmele.

Natyrisht, falja e namazeve të pesë kohëve dhe e namazeve të tjerë duhet bërë larg hipokrizisë, duke menduar mbi kuptimin e gjërave që këndohen dhe me sinqeritet e përshpirtshmëri, duke shpresuar fitimin e pëlqimit të Allahut. Kështu falet namazi, në përshtatje me dëshirën e Allahut dhe siç e ka përshkruar i Dërguari i Tij!

## B. NAMAZI I VITRIT DHE FALJA E TIJ

### I. Reqatet dhe konkluzioni i namazit të vitrit

Namazi i vitrit falet në kohën e namazit të jacisë. Përbëhet prej tre rekatesh. Përgjithësisht falet në mënyrë individuale dhe vetëm në ramazan, pas teravive, falet me xhemaat. Personi që nuk e fal vitrin, nuk shpëton dot prej borxhit të tij. Namazi i vitrit i pafalur në kohë, duhet të falet kaza. Ai që e lë pa falur, quhet mëkatar. Ai që mohon namazin e jacisë, nuk cilësohet si qafir, por si njeri që ka kryer një mëkat (gjynah) të madh.

Mbi namazin e vitrit ka shumë hadithe. Dy prej tyre janë kështu:

"... Pastaj i Dërguari i Allahut fali tre rekate namaz të vitrit."[111]

"Ebu Hurejre thotë: "Miku im, i Dërguari i Allahut, më këshilloi tri gjëra: të fal namazin e vitrit në fillim të natës, të fal dy rekate të namazit të agimit dhe të agjëroj tri ditë në muaj!"[112]

### II. Falja e namazit të vitrit

Shprehet qëllimi: "Bëra qëllim (nijet), për pëlqim të Allahut, të fal namazin e vitrit të natës së kësaj nate!" Fillohet me tekbir dhe, pasi falen dy rekate si sunneti

111 Muslim, Misafirin, 137; Ebu Davud, Tatavvu, 26, etj.

112 Muslim Tirmidhi, Vitr, 1, 3; Nesei, Sijam, 81, etj.

i namazit të agimit, rrihet ndenjur. Pasi këndohet Tehijjati, ngrihet për në rekatin e tretë, bëhet Besmele, këndohen Fatihaja dhe një sure tjetër dhe, para se të kalohet në ruku, pa i lëshuar një herë duart poshtë, nga pozicioni lidhur ngrihen dhe thuhet tekbiri "Allahu ekber!". Meshkujt i ngrenë duart gjer te veshët, kurse femrat, gjer në lartësinë e supeve. Lidhen prapë duart dhe këndohen lutjet e quajtura të Kunutit:

اللَّهُمَّ اِنَّا نَسْتَعِينُكَ وَ نَسْتَغْفِرُكَ وَ نَسْتَهْدِيكَ وَ نُؤْمِنُ بِكَ وَ نَتُوبُ اِلَيْكَ وَ نَتَوَكَّلُ عَلَيْكَ وَ نُثْنِي عَلَيْكَ الْخَيْرَ كُلُّهُ نَشْكُرُكَ وَلاَ نَكْفُرُكَ وَ نَخْلَعُ وَ نَتْرُكُ مَنْ يَفْجُرُكَ * اللَّهُمَّ اِيَّاكَ نَعْبُدُ وَلَكَ نُصَلِّي وَنَسْجُدُ وَ اِلَيْكَ نَسْعَى وَ نَحْفِدُ وَ نَرْجُو رَحْمَتَكَ وَ نَخْشَى عَذَابَكَ اِنَّ عَذَابَكَ بِالْكُفَّارِ مُلْحِقٌ

*"Allahu ynë, prej teje e kërkojmë ndihmën, prej teje e kërkojmë faljen dhe prej teje e kërkojmë udhëzimin! Ty të besojmë dhe ty ta shfaqim pendimin tonë! Te ti mbështetemi dhe ty të lavdërojmë për të mirat që na ke falur! Ne nuk i mohojmë të mirat e tua dhe largohemi prej atij që të kundërshton dhe mohon ty!*

*Allahu ynë, vetëm ty të adhurojmë, namazin vetëm për ty e falim dhe vetëm para teje biem në sexhde! Vetëm te ti vrapojmë dhe vetëm ty të adhurojmë! I frikësohemi ndëshkimit tënd dhe shpresojmë në mëshirën tënde! Pa dyshim, ndëshkimi yt do t'i kapë mosbesimtarët!"*

Kur vitri falet në ramazan me xhemaat, imami i këndon në të tre rekatet me zë Fatihanë dhe suren shtesë. Pas tekbirit të Kunutit, secili këndon me vete pa zë. Këndimi i lutjeve të Kunutit është vaxhib.

Personi që nuk i di lutjet e Kunutit, gjersa t'i mësojë, këndon lutjet Rabbena atina dhe Rabbenagfirli.

## C. NAMAZI I XHUMASË DHE FALJA E TIJ

### I. Vlera dhe urtësia e xhumasë

Islami i ka nxitur gjithmonë myslimanët për namaz në bashkësi dhe adhurime shoqërore. Për disa adhurime, kryerja e tyre në bashkësi (xhemaat) është vënë si

kusht. Prandaj namazi i xhumasë është më i vlefshëm se namazet e përditshme. Namazi i xhumasë bëhet pretekst për bashkimin, unitetin dhe afrimin mes myslimanëve. Dita e xhuma është festa javore e shoqërisë myslimane.

Çdo njeri që plotëson kushtet e xhumasë, shkon për në xhamitë e mëdha dhe atje, vënë në radhë me të tjerët, ku të ketë vend, kryen faljen e caktuar. Të gjithë së bashku, të radhitur pas imamit, falin namazin e xhumasë. Ditën e xhumasë, njerëz që ndoshta nuk kanë asnjë lloj marrëdhënieje materiale mes tyre, njerëz që nuk e njohin njëri-tjetrin, vihen në radhë përkrah dhe gjejnë mjedisin për t'u njohur.

Kur muezini këndon ezanin e xhumasë, besimtarët bëjnë siç i urdhëron Allahu:

"O ju që keni besuar! Ditën e xhuma, kur të këndohet ezan për namaz, vraponi për ta përmendur Allahun! Dhe lërini shitblerjen dhe punët e tjera! Ta dini se kjo është më e dobishme për ju!"[113]

Nga këshillat e vaizit dhe hutbeja e hatibit, besimtarët mësojnë për ngjarjet e ditës e të javës dhe për ditët dhe mjedisin ku ndodhen, plotësojnë mangësitë fetare, morale e kulturore. Atë ditë nuk bëhet fjalë për mbyllje gjithë ditën nëpër shtëpi apo faltore. Allahu, dhënësi i mundësive materiale e shpirtërore, ka urdhëruar t'i kushtohet Atij një adhurim në bashkësi vetëm një kohë prej 1-2 orësh një herë në javë!

Në një hadith thuhet:

"Kur ta dëgjoni ezanin për namaz, shkoni menjëherë në namaz. Rrugës ecni rëndë-rëndë. Mos vraponi. Mos nxitoni për të vrapuar. Po ta arrini xhemaatin, faleni xhumanë. Kush nuk e arrin xhumanë, të falë namazin e mesditës."

Jo të gjithë janë përgjegjës për xhumanë. Siç do të bëhet e ditur më tej, ky detyrim (farz) është për myslimanët meshkuj, të lirë, të shëndoshë, vendas (jo udhëtarë).

Namazi i xhumasë është bërë detyrim (farz) gjatë hixhretit (emigrimit) të Profetit nga Meka në Medine, në luginën Rauna në afërsi të Medines. Aty, në faltoren Beni Salim e ka mbajtur Profeti hutben e parë të xhumasë dhe ka drejtuar faljen.

"Profeti (a.s.) e ka ndaluar agjërimin ditën e xhuma."[114]

113 Kurani, El-Xhuma: 9.

114 Buhari, Saum, 63; Muslim, Sijam, 145, 146.

dhe:

*"Për çdo njeri të rritur është vaxhib të bëjë gusl ditën e xhuma dhe, po të gjejë mundësi, të lajë dhëmbët e të lyhet me erëra të mira!"*[115]

**II. Kushtet e detyrimit dhe vlefshmërisë së xhumasë**

**a. Kushtet e detyrimit (farz) të xhumasë**

Kushtet që duhet të plotësohen që një njeri të quhet i detyruar për ta falur xhumanë duke mbajtur përgjegjësi për këtë, janë:

* Personi duhet të jetë mashkull. Xhumaja nuk është detyrim (farz) për femrat.

* Personi duhet të jetë i lirë, të mos i jetë hequr apo kufizuar liria.

* Personi duhet të jetë vendas dhe të ndodhet në një zonë administrative ku falet xhumaja. Namazi i xhumasë nuk është detyrim për udhëtarët dhe nomadët.

* Personi duhet të jetë i shëndoshë. Pleqtë, njerëzit e dobët fizikisht, të sëmurët, përgjithësisht ata që druhen se, pasi të dalin nga namazi, gjendja do t'u rëndohet si dhe personat që kujdesen për të sëmurët rëndë, nuk e kanë të detyruar xhumanë.

* Personi duhet të shohë me të dy sytë ose edhe vetëm me njërin. Të tjerët nuk janë të detyruar për ta falur xhumanë.

* Personi duhet t'i ketë këmbët. Personi që ka mundësi të ecë, e ka të detyruar xhumanë, kurse paralitikët nuk janë të detyruar të shkojnë në xhuma.

* Nuk duhet të ketë ndonjë pengesë për personin që i duhet të shkojë në xhuma. Shembuj pengesash janë qenia nën vërejtje, frika nga armiku ose piratët, shiu dhe dëbora e fuqishme, etj. Personi para të cilit ndodhen këto pengesa, nuk e ka të detyruar xhumanë.

**b. Kushtet e vlefshmërisë së xhumasë**

Kushtet që kërkohen për vlefshmërinë e namazit të xhumasë janë shtatë.

1. Vendi ku do të falet namazi i xhumasë duhet të jetë qytet ose periferi qyteti ose zona fqinje. Në ditët tona, namazi i xhumasë falet edhe në fshatra si qendra urbane ose vende të tjera.

---

115 Buhari, Xhuma, 4, 6; Muslim, Xhuma, 10, 26.

2. Duhet të jetë i pranishëm kryetari i shtetit ose një person tjetër i ngarkuar për ta falur xhumanë. Personat e ngarkuar me këtë detyrë mund t'ia kalojnë detyrën një personi tjetër pavarësisht nëse emri i tij shkruhet apo jo në autorizimin përkatës. Në vend të kryetarit të shtetit, namazin e xhumasë mund ta drejtojë një imam i zgjedhur nga mesi i bashkësisë myslimane përkatëse.

3. Vendi ku do të bëhet falja e namazit të xhumasë duhet të jetë i hapur për të gjithë. Kjo quhet "lejë e përgjithshme". Për xhumanë, xhamia duhet të jetë e hapur për të gjithë.

4. Xhumaja të falet në kohën e mesditës.

5. Duhet të ketë xhemaat. Siç kuptohet edhe nga emri, namazi i xhumasë falet në grup. Xhemaati duhet të përbëhet më e pakta prej tre vetësh veç imamit. Sipas shafiitëve, numri më i vogël i xhemaatit duhet të jetë 40 vetë.

6. Duhet të mbahet hutbe. Kur të ketë hyrë koha e namazit të xhumasë, imami duhet të mbajë një hutbe para xhemaatit.

7. Hutbeja duhet mbajtur para farzit të xhumasë.

**III. Shtyllat, kushtet dhe sunnetet e hutbes**

**a. Shtyllat dhe kushtet e hutbes**

Fjala "hutbe" do të thotë "bisedë", "ligjëratë". Vaazi ose predikimi është këshillë. Parimeve bazë që kërkohen në hutbe, u thuhet "shtylla" (rukn) ose "elementë themelorë".

Parimisht, hutbeja është dy pjesësh, mes të cilave hatibi ulet pak. Në hutben e parë, pas Hamd-it dhe Salavat-it, trajtohet çështja më e rëndësishme e javës, çështje që u interesojnë nga afër myslimanëve, këndohen ajete e hadithe dhe xhemaatit i jepen informacion dhe njohuri për çështjet që trajtohen. Në hutben e dytë i bëhen lutje Zotit për shtetin dhe për të gjithë myslimanët.

Kushtet e hutbes janë këto:

1. Hutbeja të mbahet para namazit. Duhet të ekzistojë që më parë qëllimi për të mbajtur hutbe.

2. Hutbeja duhet të mbahet brenda kohës së namazit të xhumasë dhe duhet të jenë të pranishëm më e pakta tre vetë.

3. Mes hutbes dhe namazit nuk duhet të ketë pauzë ose të kryhet ndonjë veprimtari tjetër. Namazi duhet ta ndjekë hutben.

**b. Sunnetet e hutbes**

* Para se të vijë koha e hutbes, hatibi ulet në anën ku ndodhet minberi.

* Pasi të ngjitet në minber, hatibi të ulet e ta dëgjojë ezanin.

* Ezani i brendshëm i xhumasë të këndohet në prani të hatibit. Pas ezanit, hatibi të ngrihet në këmbë për të mbajtur hutbet. Që të dyja hutbet hatibi i mban në këmbë.

* Të dyja hutbet të fillojnë me shprehjen "Elhamdulil'lah", pas saj të thuhen fjalët e dëshmisë, të shprehet salat dhe selam për Profetin (a.s.). Në vijim, të këndohen ajete dhe hadithe lidhur me çështjen përkatëse, të shprehet Eu-dhubesmele. Popullit t'i jepen këshillat e duhura.

* Përfundimi i hutbes me një ajet.

* Ndarja e hutbeve nga njëra-tjetra; mes dy hutbeve, hatibi ulet pak ku këndon lutje. Në hutben e dytë të bëhen lutje për të gjithë botën Islame. Hutbet të mbahen normalisht. Hutbet të mbahen me zë të lartë sa për ta dëgjuar xhemaati. Në fund të hutbes këndohet ikameti dhe fillohet falja e farzit të xhumasë.

**IV. Falja e xhumasë**

Për faljen e sunnetit të parë katër rekatesh të xhumasë, bëhet qëllim kështu: "Bëra qëllim (nijet), për pëlqim të Allahut, të fal sunnetin e parë të xhumasë!" Ky falet si sunneti i parë katër rekatesh i mesditës. Pas selamit, personi ndjek hutben.

Për faljen e farzit dy rekatesh të xhumasë që bëhet në vijim të hutbes, personi lidhet pas imamit për dy rekate farz të xhumasë, kurse imami bën qëllim në këtë mënyrë: "Bëra qëllim (nijet), për pëlqim të Allahut, të fal farzin e namazit të xhumasë dhe të drejtoj faljen e xhemaatit të lidhur pas meje!" Imami fillon duke bërë tekbir dhe e fal këtë namaz krejt si farzi dy rekatesh i agimit. Suret shtesë zgjidhen jo të gjata. Imami këndon me zë, kurse xhemaati ndjek në heshtje.

**Sunneti pas farzit**

Pas farzit falen individualisht edhe katër rekate sunnet si katër rekatet e para. Qëllimi bëhet kështu: "Bëra qëllim (nijet), për hir të Allahut, të fal sunnetin e fundit të xhumasë!" Këto sunnete të xhumasë janë muekked dhe nuk duhen lënë pa falur.

### V. Dhuhri ahir dhe sunneti i kohës

Hadithet ekzistuese në lidhje me vlefshmërinë e xhumasë janë bërë mbështetje për dasitë ideore mes juristëve në tre çështje:

1. Ku mund të falet xhumaja?

2. Me sa vetë mund të falet xhumaja?

3. A duhet marrë leje shtetërore për të falur xhumanë, apo jo?

Përgjigjet për këto pyetje janë shumë të gjera. Këtu do të përcaktojmë disa pika pa hyrë në hollësi.

Në një qytet ku falet xhumaja, është parim që xhumaja të falet vetëm në një vend. Nuk është xhaiz të falet xhumaja në disa vende pa pasur për këtë ndonjë shkak me vlerë. Në kushte të tilla, xhumaja që falet e para quhet e vlefshme, të tjerat, të pavlefshme.

Ndërkaq, a është një vend i caktuar me madhësi të mjaftueshme për të falur xhuma? Ky dyshim është quajtur ndikues mbi vlefshmërinë e xhumasë.

Kështu, që myslimanët, të ndodhur para shumë e shumë pyetjeve, dyshimeve e lëkundjeve si këto, të mos mbeten borxhlinj, juristët e mëvonshëm e kanë parë me vend që të falet namazi i mesditës së pasme, dhuhri ahir.

Qëllimi për këtë bëhet kështu: "Bëra qëllim (nijet) të fal katër rekate namaz për mesditën e pasme që e arrita!" Pastaj falen edhe dy rekate sunnet i kohës. Ky është një namaz nafile i falur si shenjë respekti dhe vlerësimi për kohën e xhumasë.

Si përfundim, falja e ditës së xhumasë përbëhet nga këto namaze: 4 rekate sunnet para hutbes, 2 rekat farz pas hutbes, 4 rekat sunnet i fundit, 4 rekate zuhri ahir dhe 2 rekate sunnet i kohës.

### VI. Një shembull hutbeje e xhumasë

اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ نَحْمَدُهُ وَنَسْتَعِينُهُ وَنَسْتَغْفِرُهُ وَنَعُوذُ بِاللّٰهِ مِنْ شُرُورِ أَنْفُسِنَا وَمِنْ
سَيِّئَاتِ أَعْمَالِنَا* مَنْ يَهْدِاللّٰهُ فَلاَمُضِلَّ لَهُ وَمَنْ يُضْلِلْهُ فَلاَ هَادِيَ لَهُ* نَشْهَدُ
أَنْ لآإِلَهَ إِلاَّ اللّٰهُ وَحْدَهُ لاَشَرِيكَ لَهُ وَنَشْهَدُ أَنَّ سَيِّدَنَا مُحَمَّدًا عَبْدُهُ وَرَسُولُهُ*

اَللّٰهُمَّ صَلِّ وَسَلِّمْ عَلٰى سَيِّدِنَا مُحَمَّدٍ وَعَلٰى آلِهِ وَأَصْحَابِهِ أَجْمَعِينَ* أَمَّا بَعْدُ فَيَاعِبَادَاللهِ, إِتَّقُوااللهَ وَأَطِيعُوهُ* إِنَّ اللهَ مَعَ الَّذِينَ اتَّقَوْا وَالَّذِينَ هُمْ مُحْسِنُونَ.

قَالَ اللهُ تَعَالٰى فِى كِتَابِهِ الْكَرِيمِ

أَعُوْذُ بِاللهِ مِنَ الشَّيْطَانِ الرَّجِيمْ بِسْمِ اللهِ الرَّحْمَنِ الرَّحِيمْ

((مَنْ يُطِعِ الرَّسُولَ فَقَدْ اَطَاعَ اللهُ)) صَدَقَ اللهُ الْعَظِيمُ.

Vëllezër myslimanë! Tema e hutbes sonë të sotme janë këshillat që u ka dhënë myslimanëve i Dërguari i Allahut në hutben e tij të lamtumirës. Zoti ka thënë: **"Kush i tregon bindje të Dërguarit, pa dyshim, i ka treguar bindje Allahut!"**[116] Si domosdoshmëri e kësaj bindjeje, dëgjimi me kujdes i kësaj hutbeje të Profetit ka për ne urtësi dhe dobi të mëdha. Në hutben e tij, Profeti thotë kështu:

O njerëz! Ma dëgjoni mirë fjalën! Ndoshta nuk do të takohem më me ju këtu! O njerëz! Ashtu siç është kjo ditë një ditë e shenjtë për ju, ashtu siç është ky muaj një muaj i shenjtë për ju, ashtu siç është Meka një qytet i shenjtë për ju, ashtu janë të shenjta edhe jeta, pasuria dhe nderi juaj që janë të mbrojtur nga çdo dhunim!

Shokë të mi! Nesër do të takoheni me Zotin tuaj dhe do të jepni llogari për punët dhe sjelljet tuaja të këtushme. Kujdes, pas meje të mos bini në zvetënimin tuaj të vjetër e të vrisni njëri-tjetrin! Këtë porosi, ata që ndodhen këtu t'ua përcjellin atyre që s'ndodhen. Mund të ndodhë që një tjetër ta kuptojë më mirë se ai që e dëgjon!

Shokë të mi! Kush të ketë një amanet, t'ia japë të zotit. Çdo lloj i fajdes është hequr, e kam vënë nën këmbë. Mjafton të jepni borxhin bazë. As mos dëmtoni të tjerët, as mos u dëmtoni vetë! Me urdhrin e Allahut, fajdeja është ndaluar! Çdo lloj të këtij zakoni të mbetur nga koha e injorancës, e kam vënë nën këmbë. E para fajde që hoqa, është fajdeja e Abbasit, birit të Abdylmuttalibit!

Shokë të mi! Edhe gjakmarrjet e ndjekura në kohën e injorancës, janë ndaluar. Gjakmarrja e parë që ndalova, është gjakmarrja e Rabiait, nipit të Abdylmuttalibit!

116 Kurani, En-Nisa: 80.

O njerëz! Sot shejtani i ka humbur përgjithmonë fuqinë për të rivendosur pushtetin në këto tokat tuaja. Por nëse ju do ta dëgjoni atë në gjëra të tjera veç këtyre që ndalova unë, që mund t'ju duken të vogla, kjo do ta kënaqte shumë atë. Për ta mbrojtur fenë, duhet të ruheni edhe prej gjërave të tilla!

O njerëz! Ju këshilloj të respektoni të drejtat e grave dhe, në këtë gjë, të keni frikë Allahun! Ju i morët gratë si amanet nga Allahu dhe u bekuat me nderin e tyre. Ju keni të drejta mbi to dhe ato kanë të drejta mbi ju. E drejta juaj mbi gratë është që ato të mos pranojnë në folenë tuaj familjare askënd që ju s'e dëshironi. Nëse ato e bëjnë një gjë të tillë, mund t'i shtrëngoni duke i goditur lehtë. Kurse e drejta e grave mbi ju është që t'i vishni e t'i ushqeni në një mënyrë të lejuar.

O besimtarë! Po ju lë një amanet që, po të mbaheni fort mbas tij, kurrë nuk e ngatërroni rrugën. Ky amanet është Kurani, libri i Allahut!

O besimtarë! Ma dëgjoni mirë fjalën! Myslimani me myslimanin janë vëllezër. Kështu, të gjithë myslimanët janë vëllezër! Vënia dorë mbi të drejtën e një vëllai tuaj nuk është hallall. Veç në e dhëntë vetë me dëshirën e tij!

Shokë të mi! As veten mos e dëmtoni! Mbi ju ka të drejta edhe vetja juaj!

O njerëz! Zoti i ka dhënë në Kuran secilit të drejtën që i takon. Nuk është nevoja për testament. Fëmija i përket atij, në shtratin e të cilit ka lindur. Mbi atë që pretendon prejardhje tjetër veç të atit dhe skllavin mosmirënjohës që njeh për zotëri dikë tjetër veç zotërisë së vet, rëntë ndëshkimi i Allahut, mallkimi i engjëjve e i të gjithë myslimanëve!

O njerëz! Zoti juaj është një. Edhe ati juaj është një. Të gjithë jeni të bijtë e Ademit. Kurse ai është prej dheu. Më i vyeri prej jush para Allahut është ai që e respekton më shumë Atë. Arabi nga joarabi nuk ka asnjë përparësi veç devocionit.

O njerëz! Nesër do t'ju pyesin për mua. Si do të përgjigjeni?

"Detyrën e kreve, fenë na e kumtove, na porosite e na këshillove!"

(Atëherë Profeti ngriti drejt qiellit gishtin e dëshmisë dhe tha me zë të lartë:

"Ji dëshmitar, o Zot! Ji dëshmitar, o Zot! Ji dëshmitar, o Zot!")

التَّائِبُ مِنَ الذَّنْبِ كَمَنْ لاَ ذَنْبَ لَهُ اَسْتَغْفِرُ اللهَ الْعَظِيمَ وَ اَتُوبُ اِلَيْهِ وَ اسْأَلُ اللهَ لِي وَلَكُمُ التَّوْفِيْقَ.

Pastaj hatibi ulet dhe këndon këtë lutje:

بَارَكَ اللهُ وَلَكُمْ وَلِسَائِرِ الْمُؤْمِنِيْنَ وَالمُؤْمِنَاتِ وَالْمُسْلِمِيْنَ وَالْمُسْلِمَاتِ ٱلأَحْيَاءِ مِنْهُمْ وَٱلأَمْوَاتِ إِنَّهُ سَمِيْعٌ قَرِيْبٌ مُجِيْبُ الدَّعَوَاتِ

Pas kësaj lutjeje, ngrihet në këmbë dhe, me zë pak më të ulët, këndon si më poshtë:

اَلْحَمْدُ لِلَّهِ حَمْدَ الْكَامِلِينَ وَالصَّلاَةُ وَالسَّلاَمُ عَلَى رَسُوْلِنَا مُحَمَّدٍ ٱلأَمِينُ* وَعَلَى آلِهِ وَأَصْحَابِهِ اَجْمَعِينَ* تَعْظِيمًا لِنَبِيِّهِ وَتَكْرِيمًا لِصَفِيِّهِ فَقَالَ عَزَّ وَجَلَّ مِنْ قَائِلٍ مُخْبِرًا وَآمِرًا* إِنَّ اللهَ وَمَلَئِكَتَهُ يُصَلُّونَ عَلَى النَّبِيِّ* يَاآيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا صَلُّوا عَلَيْهِ وَسَلِّمُوا تَسْلِيمًا.

اَللَّهُمَّ صَلِّ عَلَى مُحَمَّدٍ وَعَلَى آلِ مُحَمَّدٍ كَمَا صَلَّيْتَ عَلَى إِبْرَاهِيمَ وَعَلَى آلِ إِبْرَاهِيمَ إِنَّكَ حَمِيدٌ مَجِيدٌ* اَللَّهُمَّ بَارِكْ عَلَى مُحَمَّدٍ وَعَلَى آلِ مُحَمَّدٍ كَمَا بَارَكْتَ عَلَى إِبْرَاهِيمَ وَعَلَى آلِ إِبْرَاهِيم إِنَّكَ حَمِيدٌ مَجِيدٌ.

اَللَّهُمَّ وَارْضَ عَنِ ٱلأَرْبَعَةِ الْخُلَفَاءِ* سَيِّدِنَا أَبِىْ بَكْرٍ وَعُمَرَ وَعُثْمَانَ وَعَلِيٍّ ذَوِى الصِّدْقِ وَالْوَفَاءِ وَبَقِيَّةِ الْعَشَرَةِ الْمُبَشِّرِينَ وَآلِ بَيْتِ الْمُصْطَفَى وَعَنِ ٱلأَنْصَارِ وَالْمُهَاجِرِينَ وَالتَّابِعِينَ إِلَى يَوْمِ الْجَزَاءِ*اَللَّهُمَّ اغْفِرْ لِلْمُؤْمِنِينَ وَالمُؤْمِنَاتِ وَالْمُسْلِمِينَ وَالْمُسْلِمَاتِ ٱلأَحْيَاءِ مِنْهُمْ وَٱلأَمْوَاتِ بِرَحْمَتِكَ يَاارْحَمَ الرَّاحِمِينَ* وَسَلاَمٌ عَلَى الْمُرْسَلِينَ وَالْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ الْعَالَمِينَ.

Hatibi bën Besmele dhe këndon këtë ajet:

إِنَّ اللهَ يَأْمُرُ بَالْعَدْلِ وَالْإِحْسَانِ وَإِيتَاءِ ذِىالْقُرْبَى وَيَنْهَى عَنِ الْفَحْشَاءِ وَالْمُنْكَرِ وَالْبَغْيِ يَعِظُكُمْ لَعَلَّكُمْ تَذَكَّرُونَ

**"Pa dyshim, Allahu urdhëron drejtësinë, mirësinë dhe ndihmën për të afërmin dhe i ndalon të keqen, padrejtësinë dhe imoralitetin. Dhe ju këshillon ju që të merrni mësim!"**[117]

Pastaj hatibi zbret nga minberi dhe drejton faljen e farzit të xhumasë.

## D. Namazi i të vdekurit dhe falja e tij

### I. Disa njohuri mbi të vdekurin, larja dhe qefinosja e tij

#### a. Disa njohuri mbi të vdekurin

Në literaturën fetare, për njeriun e vdekur përdoret emërtimi "xhenaze" (shumës: xhenaiz). Personi që është duke vdekur, po qe e mundur, kthehet me anën e djathtë kah kiblja, i thuhen Fjala e Njësisë dhe Fjala e Dëshmisë, këndohen pjesë nga Kurani.

Është me vend që të afërmit e besimtarit që po vdes, t'i ndodhen te koka. Pasi të japë shpirt, i lidhen nofullat që të mos i mbeten hapur, i mbyllen sytë, i vihen lëndë aromatike pranë, krahët i shtrihen ngjatë trupit.

Në hadithe thuhet:

*"Nëse e shihni të dobishme për të vdekurin, shpejtoni ta varrosni. Ndryshe, kohën e varrimit vetëm të merituarit e xhehennemit e shtyjnë!"*[118] Profeti e ka porositur Hz. Aliun: *"O Ali! Tri gjëra mos i vono: namazin që i hyn koha, varrimin e të vdekurit të përgatitur dhe aktin e martesës mes djalit dhe vajzës, mes të cilëve ka drejtpeshim!"*

Kështu, i vdekuri i përgatitur duhet të varroset menjëherë.

117 Kurani, En-Nahl: 90.

118 Buhari, Xhenaiz, 52; Muslim, Xhenaiz, 50, 51.

### b. Larja dhe qefinosja e të vdekurit

I vdekuri vendoset mbi një vend të lartë. Duke iu zhveshur të gjitha rrobat, vendet e turpshme i mbulohen me një copë. Në gojë dhe në hundë i bëhet një abdest por pa i futur ujë. Pastaj i lahet gjithë trupi me ujë të vakët e me sapun duke bërë kujdes të mos mbetet vend pa u larë. Pastaj personi që e lan të vdekurin, e kthen atë nga vetja, ia fërkon barkun dhe, po t'i dalë gjë prej atje, e lan edhe atë. Por nuk i bën abdest tjetër.

Të vdekurin mashkull e lan një mashkull, kurse të vdekurin femër e lan një femër. Personi që lan të vdekurin duhet të jetë vetë i pastër dhe këtë punë ta dijë mirë.

Koka, flokët dhe mjekra e të vdekurit lyhen me erëra të mira. Flokët s'i krihen, thonjtë s'i priten. Të vdekurit i vishet në fillim një këmishë kambriku e gjatë gjer në këmbë. Pastaj mbështillet me qefinin e parë (izar) dhe me qefinin e dytë (lifafe) që zgjaten nga koka gjer në fund të këmbëve. Pastaj i vdekuri lidhet nga koka dhe këmbët. Kjo është qefinosja e mashkullit.

Qefini i femrave përbëhet prej pesë copash, sepse u shtohen edhe mbulesa e kokës dhe mbulesa e gjoksit. Flokët e femrës thuren dy pjesësh dhe shtrihen mbi gjoks mbi mbulesën e gjoksit.

Këto dy forma dhe mënyra qefinosja janë në përshtatje me sunnetin. Larja dhe qefinosja e të vdekurit është farz me përjashtim (kifaje).

## II. Konkluzioni, kushtet, falja dhe lutjet e namazit të të vdekurit

### a. Konkluzioni dhe kushtet e namazit të të vdekurit

Edhe namazi i të vdekurit është farz me përjashtim (kifaje). Allahu (xh.xh.) urdhëron:

**"Pa dyshim, Ne i kemi bërë të bijtë e Ademit të merituarit e një nderi dhe dinjiteti të lartë!"**[119]

Pra, detyrë tjetër ndaj të vdekurit është falja e namazit për të. Është lutja për të mirë për të. Nëse namazin e një të vdekuri s'e fal askush, të gjithë myslimanët që kanë lidhje me të bëhen përgjegjës dhe mëkatarë.

119 Kurani, El-Isra: 70.

Nuk është kusht që në namazin e të vdekurit të ketë xhemaat. Mjafton vetëm një grua apo një burrë. Mund të falet namaz i përbashkët për disa të vdekur, por edhe namaz i veçantë për secilin të vdekur.

Kushtet që kërkohen për trajtimin e të vdekurit janë pastrimi, mbulimi i vendeve intime, kthim kah kiblja dhe shprehja e qëllimit. Në mënyrë të posaçme:

1. I vdekuri të jetë mysliman. Nuk u falet namazi personave të deklaruar si jomyslimanë dhe hipokritë (munafik). Në Kuran thuhet: **"Mos fal namaz për asnjë të vdekur prej tyre dhe mos rri në kokë të varrit të tyre, sepse ata i mohuan Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe vdiqën si heretikë!"**[120]

2. I vdekuri të jetë i pastër, i larë e i qefinosur.

3. I vdekuri duhet të jetë i vendosur para xhemaatit.

4. Nga i vdekuri duhet të jetë trupi i plotë ose pjesa më e madhe e trupit ose gjysma e trupit së bashku me kokën.

5. Namazi i të vdekurit duhet të falet në këmbë.

6. I vdekuri duhet vendosur për tokë ose mbi një gur të lartë.

b. Falja e namazit të të vdekurit dhe lutjet

Personi farefis më i afërt i të vdekurit ose imami i ngarkuar me këtë detyrë shkon pranë tabutit dhe qëndron para gjoksit të të vdekurit. Qëllimi bëhet veç për femër e veç për mashkull. Edhe xhemaati bën nijet dhe lidhet pas imamit. Në fillim bëhet një tekbir. Duart lidhen si në namaz, mbi kërthizë. Lutja "Subhaneke" këndohet pa zë duke iu bërë shtesa (سبحانك اللهم), që do të thotë "Lavdërimi i yt është i lartë!" Bëhet tekbiri i dytë pa ngritur duart. Këndohen lutjet "Allahumme sal'li dhe "Allahumme barik". Bëhet tekbiri i tretë prapë pa ngritur duart dhe këndohet lutja e të vdekurit.

اَللّٰهُمَّ اغْفِرْ لِحَيِّنَا وَمَيِّتِنَا وَشَاهِدِنَا وَغَائِبِنَا وَصَغِيرِنَا وَذَكَرِنَا وَأُنْثَانَا. اَللّٰهُمَّ مَنْ أَحْيَيْتَهُ مِنَّا فَأَحْيِهِ عَلَى الْإِسْلَامِ. وَمَنْ تَوَفَّيْتَهُ مِنَّا فَتَوَفَّهُ عَلَى الْإِيمَانِ. وَخُصَّ هٰذَا الْمَيِّتَ بِالرَّوْحِ وَالرَّاحَةِ وَالرَّحْمَةِ وَالْمَغْفِرَةِ وَالرِّضْوَانِ. اَللّٰهُمَّ

120 Kurani, Et-Teube: 84.

إِنْ كَانَ مُحْسِنًا فَزِدْ فِى إِحْسَانِهِ. وَإِنْ كَانَ مُسِيئًا فَتَجَاوَزْ عَنْهُ. وَلَقِّهِ الْأَمْنَ وَالْبُشْرَى وَالْكَرَامَةَ وَالزُّلْفَى بِرَحْمَتِكَ يَاأَرْحَمَ الرَّاحِمِيْنَ.

"Allahu ynë! Fali të gjallët tanë, të vdekurit tanë, ata që ndodhen e që s'ndodhen këtu, burra e gra për gjynahet e vogla e të mëdha!

O Zot! Të gjallët nga ne bëji të jetojnë si myslimanë, kurse ata që ke për t'i marrë, merri me besim! Veçanërisht për këtë të vdekur të lutemi t'i japësh lehtësi, qetësi, falje, pëlqim! O Zot! Nëse ky i vdekur ka qenë i mirë, shtoja mirësinë; nëse ka qenë i keq, fale! Jepi siguri dhe bujari! Ti je më mëshiruesi i mëshiruesve!"

Ai që s'e di këtë lutje, këndon lutjet e Kunutit. Po nuk i diti as këto, këndon lutjen "Rabbena atina".

Pas kësaj, bëhet tekbiri i katërt dhe jepet selam në të dy anët. Në shkollën shafiite, në tekbire duart ngrihen lart gjer te veshët dhe ulen e lidhen përsëri.

Pas larjes, qefinosjes dhe faljes së namazit, i vdekuri varroset. Nëse s'ka ndonjë arsye të fortë, varrimi nuk bëhet natën. Për të vdekurin e futur në të, varri bëhet, sipas besimit që ka patur dhe punëve të tij në këtë botë, ose një lulishte xhenneti, ose një gropë xhehennemi.

Vdekja është një ligj hyjnor i pamënjanueshëm. Zitë e formave të ndryshme, vajtimet, teprimet e ndryshme, në përgjithësi, gjërat që s'janë në fe nuk janë të drejta e me vend. Të afërmit e të vdekurit ngushëllohen, u shkohet për kryeshëndoshë. Të vdekurit janë për çdo çast nevojtarë për lutjen e të gjallëve. Prandaj varret vizitohen herë pas here.

### III. Vendi dhe konkluzioni i dëshmorit dhe fitimtarit në fe

Dëshmori (shehid) dhe rënia dëshmor është një formë vdekjeje dhe posti shpirtëror. Kurse fitimtari (gazi) dhe fitorja në luftë për fjalën hyjnore është një formë lufte për ideale të larta shpirtërore në rrugën e Zotit dhe gatishmëria për ta dhënë jetën në këtë luftë.

Për dëshmorin, Allahu (xh.xh.) ka thënë: **"Mos u thoni të vdekur atyre që vriten në udhën e Allahut sepse ata janë të gjallë, por ju nuk e kuptoni!"**[121]

Ashtu siç marrin shpërblime të mëdha në jetën tjetër, dëshmorët privilegjohen

121 Kurani, El-Bekare: 154.

edhe në këtë jetë, duke mos u larë e duke u varrosur së bashku me rrobat e gjakosura.

Vlera e dëshmorit është e disa niveleve:

1. *Dëshmori i kësaj jete dhe i jetës tjetër (áhiretit).* Ky quhet akt i plotë dëshmori. Fundja, kur thuhet dëshmor, ky kuptohet. Ky ka shpërblime të mëdha në áhiret dhe trajtim të privilegjuar në këtë botë. I falet namazi pa e larë dhe varroset së bashku me rroba. Por i hiqen rrobat e trasha nëse ka. Profeti thotë:

*"Dëshmorët varrosini së bashku me gjakrat; ata nuk lahen dhe namazi nuk u falet."*[122]

2. *Dëshmori i áhiretit.* Janë të vdekurit nga vdekja e natyrshme. Ata janë dëshmorë të vërtetë por, meqë s'bartin kushtet e një dëshmori të rënë në luftë, quhen vetëm dëshmorë të áhiretit. Të tillë janë të vrarët me atentat, në pusi, të vdekur, pas plagosjes në luftë, në prapavijë, nga ndonjë sëmundje ose fatkeqësi. Ata lahen, qefinosen, u falet namazi dhe varrosen. Por Profeti ka thënë se këta do të trajtohen njëlloj si dëshmorët e rënë në luftë.

3. *Dëshmori i kësaj bote.* Janë të vrarët në luftë për fenë, vatanin, familjen, të cilët kanë marrë pjesë me dëshirë të madhe në të si dhe rënia në këto luftëra e hipokritëve. Edhe pse në pamje nuk ndryshojnë nga dëshmorët e tjerë të rënë në luftë, meqë qëllimet i kanë të ndryshme, nuk quhen dëshmorë të vërtetë. Në këtë botë trajtohen si dëshmorët e tjerë, kurse çështja e tyre në jetën tjetër është në dorë të Allahut.

Edhe fitimtari ka hyrë në luftë për ta mbrojtur dhe përhapur Islamin duke qenë i gatshëm për t'u flijuar për të. Prandaj, vlera dhe pozita e tij te Allahu është e lartë.

### IV. Fusha e detyrës së shërbimit ushtarak dhe vlerësimi i saj sipas fesë

Ky vend është vatani ynë, atdheu ynë. Të gjithë njerëzit që jetojnë në këtë vatan, janë pjesëtarë të pandarë të tij. Edhe mbrojtja e atdheut është detyrë e të gjithëve dhe që duhet të kryhet ashtu siç urdhëron feja jonë. Detyra e mbrojtjes së atdheut është më e madhja e detyrave. Asnjë pengesë nuk e ndalon njeriun që e do atdheun për ta kryer detyrën e shërbimit ushtarak!

Kurani urdhëron:

**"Me sa të keni mundësi, përgatitni forcën kundër armikut. Kështu ju frikësoni armiqtë e Allahut dhe tuajët si dhe armiqtë e tjerë që Allahu i njeh por ju s'i njihni!"**[123]

122 Muvatta, Xhihad, 37; Ibn Mace, Xhenaiz, 28, etj.

123 Kurani, El-Enfal: 60.

Vlera dhe madhështia e detyrës ushtarake njihen vetëm në atë masë që i vlerëson feja: **"Luftoni në rrugën e Allahut me ata që ju hapin luftë, por mos e teproni. Allahu nuk i do ata që e teprojnë!"**[124]

**"Atyre që janë vrarë në rrugën e Allahut, mos u thoni të vdekur. Ata janë të gjallë, por ju këtë s'arrini ta kuptoni!"**[125]

**"Betohem se nëse vrisni ose vriteni në rrugën e Allahut, shpërblimi juaj te Allahu është mbi çdo gjë që të tjerët kanë mble-dhur e grumbulluar!"**[126]

Veç ajeteve si më sipër, rreth kësaj çështjeje ka edhe shumë ajete dhe hadithe të tjerë. Disa nga këto hadithe janë:

*"Nuk ka veç dëshmorëve që të hyjnë në xhennet e që të mos kërkojnë të kthehen sërish në botë e ta kenë çdo gjë të vetën. Kurse dëshmori, për shkak të favorit që i jepet, kërkon të kthehet dhjetë e herë e të vritet edhe dhjetë herë të tjera!"*[127]

Rrëfehet se Ebu Musa el-Esh'ariu ka thënë kështu:

"Një herë, erdhi i Dërguari i Allahut dhe ai e pyeti: "O i Dërguari i Allahut, disa luftojnë për pré, disa për t'u lavdëruar para njerëzve, kurse disa të tjerë, për t'ë rënë në sy për pozitën e tyre. Kush është ai që lufton për Allahun?" Dhe Profeti iu përgjigj kështu:

*"Ai që lufton vetëm për ta ngritur lart emrin, ekzistencën dhe njësinë e Allahut!"*[128]

Në një hadith, Profeti (a.s.) ka thënë kështu:

*"Ai që përgatit paisjet e një ushtari që do të shkojë për të luftuar në udhë të Allahut, merr sevap sikur të kishte marrë pjesë vetë në atë luftë. Gjithashtu, ai që e zëvendëson me nder një ushtar që lufton në udhën e Allahut dhe kujdeset për punët dhe familjen e tij, quhet se ka luftuar!"* (Rrëfim i Zejd b. Hahd Xhuheni)

124 Kurani, El-Bekare: 190.

125 Kurani, El-Bekare: 154.

126 Kurani, Al-i Imran: 157.

127 Davudoglu, A. , Sahihi Muslim Tercemesi, Hadis no. 1877.

128 Miras, K., Tecrid tercemesi, hadis no. 1190.

# Lexim letrar
# Makthi

Qysh në fëmini nuk i duroja dot mjediset e ngushta dhe largohesha me tmerr prej tyre. Me kalimin e viteve, e kuptova se kjo ishte një sëmundje por nuk arrita dot të shpëtoja prej saj. Kurse do të vinte koha që, dashje pa dashje të hyja në to!

...

Më kishin futur në një tabut të gjatë pa më mbështjellë. Unë i dëgjoja fare mirë zërat përreth dhe, megjithëse i kisha sytë të mbyllur, i shihja ata që shkonin e vinin.

"Vdiq i ri i shkreti!" - thoshin. "Mirëpo kishte gjithëato punë për të bërë!"

Me të vërtetë, më kishin mbetur gjithëato punë pa bërë. Për shembull, djalit s'i kisha hapur dot ende një vend pune dhe s'i kisha mbaruar këstet e automobilit dhe televizionit me ngjyra. Tani kishte mbetur ëndërr ajo që pata menduar të themeloj një firmë e t'i mbledh aty të gjithë miqtë! Për më tepër, nuk kisha marrë qymyr për dimër dhe s'ia kisha zënë pikat çatisë. Duke radhitur, kështu, punët që kisha lënë pas, më shurdhoi veshët një tingull i mprehtë që më rënqethi. Ky zë që dukej se flitej në mikrofon, më jehonte në qelizat më të largëta të trurit dhe thoshte:

"Kaloi, më në fund, kaloi!"

Me vete thosha: "Më mirë të mos kish kaluar!" S'e di se nga më kishte rënë në kokë ai aksident! Dhe sa mirë që e ngisja makinën!

Duke u përpjekur të kujtoja gjithë ç'kishin ndodhur, dallova se përreth më kishin rrethuar miqtë që përpiqeshin të mbyllnin kapakun e tabutit. Megjithëse desha të bërtisja sa më hante zëri për t'i penguar, as lëvizja dot, as nxirrja dot ndonjë zë. Pas pak kisha mbetur në errësirë me sytë të kthyer kah drita që përvidhej nëpër të çarat e dërrasave të tabutit.

I tmerruar thashë: "Aman. o Zot! Si do të bëhet halli im tani?" S'mendoja dot asgjë nga frika. Në këtë mes, më kishin ngritur në supe dhe po më çonin duke u tundur. Nga zërat kuptohej se jashtë kishte filluar shiu dhe zhurma e pikave përzihej me gërvimën e dërrasave të tabutit. Siç duket po shkonim në xhami për faljen e namazit të të vdekurit. Menjëherë më shkoi mendja te xhamia që, megjithëse e kishim afër, kurrsesi s'më qe bërë mbarë të gjeja kohë e të shkoja. Por, siç thosha gjithmonë, kur të vija në të pesëdhjetat, do të filloja dhe do të hiqja dorë nga veset e këqija prej të cilave ankoheshin të gjithë.

Po, po të mos kishte ndodhur ky aksident, ç'njeri i mirë do të isha bërë!

Zëri që pata dëgjuar pak më parë e që s'e kuptoja se nga vinte, u përsërit sërish:

"Kaloi, më në fund, kaloi!"

Kaloi më në fund! Ishte falur namazi dhe më kishin vënë prapë mbi supe. Duke kaluar para kafenesë së mëhallës, dëgjova të qeshurat e gëzuara të shokëve me të cilët luanim çdo ditë domino dhe mendova se, siç duket, s'do ta kishin marrë vesh lajmin e vdekjes sime. Kur zërat ishin larguar mirë, kuptova se po bartesha pjerrtas dhe se po hipnim të përpjetën e varrezave. Po e ndjeja edhe se vende-vende isha lagur nga shiu që kish hyrë nëpër të çarat e tabutit. Megjithatë, veshët i kisha jashtë te bisedat. Një pjesë e shokëve po bisedonin për nga plogështia e tregut, kurse disa të tjerë lavdëronin ndeshjen e fundit të ekipit kombëtar. Ndërkaq, njëri prej atyre që bartnin tabutin, i pëshpëriti shokut pranë në vesh:

"Terslleku i të ndjerit duket nga moti! U bëmë qull, o byrazer!"

Siç duket, duhej të kisha dëgjuar gabim. A s'ishin këta shokët e mi për të cilët kisha bërë fli gjumin?

Pas pak, udhëtimi mbaroi dhe tabuti u vendos përdhe. Kapaku u hap dhe duart që ma mbërthyen trupin, më zbritën në një gropë që kishte mbledhur ujë në fund.

Hodha vështrimin rreth e rrotull prej aty ku shtrihesha.

"Aman, o Zot! Ky ishte varri! Pse s'e kisha menduar gjer më sot se kisha për të hyrë këtu? Bërtitjet e mia pa tingull askush s'i dëgjonte dhe dëgjoja se si të gjithë bënin garë për të më mbuluar sa më shpejt.

Përsëri kisha mbetur në errësirë të plotë! Fillova të lutesha me gjithë dobësinë time:

"O Zot, a s'ka mundësi të kthehem prapë, të bëhem njeri i mirë si do Ti e ta kthej varrin në një lulishte xhenneti?"

I njëjti zë, por kësaj here më i fortë, u përsërit:

"Mbaroi, më në fund!"

Çdo gjë mbaroi! Dheu që më kishin hedhur sipër, lëshonte një zë që të kujtonte zhurmën e shtrëngatës, gjë që ma mbështillte plotësisht veten...

...

Me një përpjekje të fundit, u vërtita nga vendi dhe i hapa sytë. Ndodhesha shtrirë në shtratin e qetë të dhomës sime, por isha nën veprimin e një makthi të tmerrshëm. Mjeku që banonte në dhomën fqinjë, përpiqej të më sillte në vete duke thënë:

"Mbaroi, më në fund, mbaroi! S'ke më gjë!"

U ngrita duke u drejtuar ngadalë. Isha bërë qull në djersë dhe më dukej se kisha rënë menjëherë 20 kg në peshë. Jashtë binte shi me shtrëngatë dhe gjithë shtëpia gjëmonte e dridhej nga rrufetë e bubullimat.

Duke u përpjekur ta mblidhja veten mes shikimeve të hutuara të njerëzve përreth, po mendoja:

"O Zot, të faleminderit pa fund Ty! Po sikur të mos më jepje edhe një mundësi tjetër për t'u bërë njeri i mirë?



# E. NAMAZET E BAJRAMEVE DHE FALJA E TYRE

### I. Namazet e bajrameve, konkluzioni dhe urtësia e tyre

Islami nuk i ka prekur traditat, që s'kanë rënë në kundërshtim me parimet dhe rregullat e veta të përgjithshme, kurse të tjerat i ka ngritur. Kështu, janë hequr festat paraIslamike të festuara në kundërshtim me Islamin. Në vend të tyre janë vënë festat e bajrameve të ramazanit dhe kurbanit që janë më të dobishme e më të bukura.

Është e drejta më e natyrshme e atij që ka bërë sakrifica të mëdha duke agjëruar një muaj me radhë, për ta festuar këtë sukses dhe gëzim. Të njëjtat motive vlejnë edhe për festën e bajramit të kurbanit. A s'duhet të shpenzojë njeriu për hir të Allahut për të gjitha ato të mira materiale që i ka dhënë? A s'duhet të përfitojë nga rasti për t'u dhënë personave dhe familjeve myslimane që nuk gjejnë dot mundësi për të blerë mish edhe një herë në vit? Ndërsa Ismaili qe shtrirë i gatshëm për t'u bërë kurban dhe i ati qe gati për ta sakrifikuar të birin, ç'duhet të bëjë një mysliman i sinqertë? Sa do të jetë në gjendje të japë ai nga malli i tij?

Namazet e bajrameve janë vaxhib. Për çdo njeri që e ka farz faljen e xhumasë, bajrami është vaxhib. Farzet, vaxhibet dhe sunnetet e namazeve të pesë kohëve janë të tilla edhe në këtë rast. Kurse hutbet e mbajtura pas faljes së namazit të bajrameve janë sunnet.

### II. Falja dhe tekbiret e namazit të bajrameve

Pasi të hyjë koha e namazit të bajramit, imami ose muezini e ftojnë xhemaatin për namaz duke i thënë "të bëjnë nijet për nëntë tekbire dhe dy rekate vaxhib". Kthehet nga kiblja dhe vihet në radhë. Imami shkon në mihrab dhe çdo person bën nijet më vete.

Edhe imami bën nijet ta falë namazin e bajramit dhe t'i prijë xhemaatit si imam. Si në namazet e tjera, bëhet tekbiri i fillimit dhe lidhen duart. Secili këndon më vete Subhaneke. Pastaj, së bashku me imamin, xhemaati, duke thënë Allahu ekber, i ngre duart gjer te veshët dhe i lëshon poshtë. Herën e tretë ngrihen përsëri duart duke thënë Allahu ekber dhe lidhen mbi kërthizë. Imami bën Eudhubesmele, këndon me zë Fatihanë dhe një sure shtesë dhe, të gjithë së bashku, bëjnë rukunë dhe sexhdet si në namazet e tjera. Pastaj ngrihet për në rekatin e dytë. Imami bën Besmele pa zë, kurse me zë këndon Fatihanë dhe një sure shtesë. Pasi mbaron

këndimi, imami bashkë me xhemaatin thonë tri herë Allahu ekber duke ngritur duart gjer te veshët e duke i lëshuar poshtë. Herën e katërt, me duart të lëshuara, bihet në ruku, bëhen sexhdet dhe ulet ndenjur. këndohen lutjet sipas rregullit dhe jepet selam.

Numri i përgjithshëm i tekbireve:

| | |
|---|---|
| Tekbiri i fillimit | 1 |
| Tekbiret e rekatit të parë | 3 |
| Tekbiri i rekatit të parë duke rënë në ruku | 1 |
| Tekbiret e rekatit të dytë | 3 |
| Tekbiri i rekatit të dytë duke rënë në ruku | 1 |
| Gjithsej | 9 |

**III. Hutbeja e bajramit dhe konkluzioni i saj**

Pas faljes së namazit të bajramit, imami ngjitet në minber dhe, pa u ulur, fillon të mbajë hutben. Kjo hutbe është sunnet.

Ndryshe nga hutbeja e xhumasë, këtë hutbe imami e fillon me tekbir dhe falënderime për Allahun. Tekbiret janë kështu:

اَللهُ اَكْبَرُ اَللهُ اَكْبَرُ لاَ اِلَهَ اِلاَّ اللهُ وَ اللهُ اَكْبَرُ اللهُ اَكْبَرُ وَ لِلَّهِ الْحَمْدُ

Edhe xhemaati bashkohet me hatibin në këto tekbire duke kënduar me zë harmonik. Në hutben e parë, në bajramin e ramazanit, hatibi flet për rëndësinë e ramazanit, fitrave dhe bajramit, tregon për urdhrat e fesë, dobitë dhe urtësitë e tyre. Kurse në bajramin e kurbanit flet për bajramin, konkluzionet juridike të tekbireve të teshrikut, dobitë dhe urtësitë e tyre.

Hutbeja e dytë u kushtohet lavdërimeve dhe falënderimeve për Allahun, përshëndetjeve për Profetin dhe lutjeve për myslimanët.

Në mëngjesin e bajramit të ramazanit, para se të niset për në xhami, hahet ndonjë ëmbëlsirë. Kurse në bajramin e kurbanit fillohet ngrënia me mishin e atij kurbani.

### IV. Tekbiret e teshrikut dhe konkluzioni i tyre

Janë tekbiret që bëhen duke filluar pas farzit të namazit të agimit të ditës arife të bajramit të kurbanit e përfundojnë në namazin e iqindisë së ditës së katërt. Tekbiret bëhen në 23 kohë namazi pas farzeve. Tekbiret janë kështu:

اَللهُ اَكْبَرُ اَللهُ اَكْبَرُ لاَ اِلَهَ اِلاَّ اللهُ وَ اللهُ اَكْبَرُ اللهُ اَكْبَرُ وَ لِلَّهِ الْحَمْدُ

Allahu është më i madhi! Allahu është më i madhi! Allahu është më i madhi! Nuk ka zot tjetër veç Allahut! Allahu është më i madhi! Allahu është më i madhi! Çdo falënderim është vetëm për Allahun!

Ky tekbir është vaxhib për çdo person që është i ngarkuar të falë namaz, sepse në Kuran është urdhëruar:

**"Dhe përmendeni Allahun në ditë të caktuara dhe bëni tekbir!"**[129]

Prandaj, sapo jepet selam pas farzeve, këndohet ky tekbir një herë. Tekbiret e teshrikut të harruara ose të pakryera bëhen kaza të nesërmen në të njëjtën kohë pas farzit ose, nëse namazi i pakryer bëhet kaza gjatë ditëve të bajramit, bëhet kaza menjëherë pas farzit. Tekbiret bëhen me zë ose pa zë, kurse femrat i bëjnë pa zë.

## F. NAMAZI I TERAVIVE

Fjala "teravih" është shumësi i fjalës "tervihatun" që do të thotë "pushim". E ka marrë këtë emër ngaqë, gjatë faljes, pas çdo katër rekatesh bëhet një ndenje pushimi e zgjatur sa katër rekate.

Namazi i teravive është sunnet muekked për çdo mysliman mashkull ose femër gjatë netëve të ramazanit. Mbështetet në fjalët dhe veprimet e Profetit (a.s.)

Kalifi i dytë, Hz. Omeri, e pati urdhëruar për herë të parë faljen e teravive në xhami me xhemaat me 20 rekate dhe kështu ka ardhur ky namaz gjer në ditët tona. Falja me xhemaat është sunnet kifaí. Atyre që e falin në shtëpi, u quhet, por sevapi është më i pakët se falja me xhemaat.

Koha e këtij namazi shtrihet nga mbarimi i faljes së farzit të jacisë gjer në hyrjen e kohës së namazit të agimit. Vitri falet edhe para, edhe pas teravive. Më e mirë është falja pas.

---

129 Kurani, El-Bekare: 203.

Është sunnet që gjer në fund të ramazanit, imami ta ketë bërë një herë hatme Kuranin. Nëse kjo e lodh xhemaatin, këndohet aq sa të mos largohet xhemaati.

Pas çdo teshehhudi këndohet salat për Profetin. Imami duhet ta bëjë tilavetin siç duhet duke i zbatuar rregullat plotësisht. Gjatë këndimit duhet bërë Besmele. Imami nuk mund t'i lërë pa kryer ndenjen pas selamit, tesbihet e rukusë dhe sexhdeve dhe lutjen Subhaneke.

Teravitë nuk bëhen kaza as me xhemaat, as individualisht. Teravitë janë sunnet i kohës përkatëse në ramazan.

Ndërsa forma më e mirë e faljes është një selam pas çdo dy rekatesh, falja mund të bëhet edhe duke dhënë selam pas 4, 8, 10 dhe 20 rekatesh. Por është mekruh. Sipas shafiitëve, selam jepet pas dy rekatesh, format e tjera nuk janë xhaiz. Po të jepet selam pas dy rekatesh, falet si sunneti i agimit; po të jepet selam pas katër rekatesh, falet si sunneti i iqindisë.

## G. Namazi i udhëtarit dhe i të sëmurit

### I. Udhëtimi dhe udhëtari, masa e përcaktimit të largësisë së udhëtimit

#### a. Udhëtimi dhe udhëtari

Si term fetar, udhëtimi është kapërcimi i një largësie. Sipas mendimit hanefit, kjo largësi është tri ditë e tri net. Kurse sipas mendimit të shumicës (shafiite, malikite dhe hanbelite), është afërsisht 90 km. Kjo largësi quhet "largësi udhëtimi".

Udhëtimi fillon nga çasti kur personi i rritur vë si qëllim të udhëtojë dhe lë pas vendbanimin e tij të përhershëm dhe përfundon kur personi vendos të qëndrojë në vendmbërritje të paktën për pesëmbëdhjetë ditë me radhë ose kur arrin në vendnisje, domethënë në vendbanimin e përhershëm të tij.

Vendbanimi i përhershëm është vendi, ku personi banon së bashku me familjen dhe ku punon e jeton regullisht. Kurse vendbanimi i përkohshëm është vendi ku personi si udhëtar qëndron me banim më e pakta pesëmbëdhjetë ditë dhe vendbujtje quhet vendi, ku personi udhëtar qëndron më pak se pesëmbëdhjetë ditë.

**b. Masa e përcaktimit të largësisë së udhëtimit**

Sipas juridiksionit hanefit, masa e përcaktimit të udhëtimit tri ditë e tri net është shpejtësia normale më këmbë ose me mjet për një rrugë të caktuar. Shpejtësitë shumë të ngadalta ose shumë të mëdha nuk janë marrë parasysh.

Largësia e arritur për tri ditë e tri net me një ecje mesatare është pranuar si etalon për largësinë e udhëtimit. Ecja mesatare është ecja e këmbësorit ose e karvanit të deveve. Ecja e shpejtësuar ose e ngadalësuar nuk merret në konsideratë. Sipas masave të sotme, kjo largësi është 80, 640 km. Sipas shumicës, kjo largësi pranohet 81 km.

**II. Udhëtimi, nijeti për të bujtur (qëndruar), konkluzionet e udhëtimit dhe përfundimet e tyre**

**a. Udhëtimi dhe nijeti për të bujtur ose qëndruar**

Lëvizja që bën udhëtari gjatë udhëtimit është tre llojesh:

1. Udhëtari bun në vendbujtje. Ky është qëllimi për të qëndruar më pak se pesëmbëdhjetë ditë. Edhe sikur udhëtari me këtë qëllim (nijet) të mbetet në vendbujtje muaj e vite, prapë është udhëtar, nuk e humbet cilësinë e udhëtarit.



2. Udhëtari bën si qëllim të qëndrojë në vendbanimin e përkohshëm. Qëllimi bëhet për të qëndruar më shumë se pesëmbëdhjetë ditë jashtë vendbanimit të përhershëm.

3. Udhëtimi mbaron kur udhëtari kthehet në vendbanimin e përhershëm. Për këtë s'është nevoja të bëhet qëllim (nijet). Mjafton që ai të kthehet fizikisht në vendbanimin e përhershëm.

**b. Konkluzionet dhe vendimet juridike të udhëtimit**

Përgjithësisht, udhëtim do të thotë shqetësim. Është vështirë të mendohet një udhëtim pa shqetësime. Profeti (a.s.) ka thënë:

*"Udhëtimi është pjesë mundimi. Të bëhet pengesë për ngrënien, pirjen, gjumin. Udhëtari që mbaron punë, të nxitohet për t'u kthyer te njerëzit e vet, te vendbanimi i mëparshëm!"*[130]

Islami i ka marrë parasysh të gjitha këto dhe ka siguruar disa lehtësi:

1. Udhëtari mund të bëjë fërkim tri ditë e tri net mbi mesten që ka veshur.

2. Në ramazan udhëtari mund ta shtyjë agjërimin për një kohë më tej për ta bërë kaza.

3. Udhëtari i fal namazet katër rekatesh me dy rekate. Mund të mos i falë sunnetet; sipas një mendimi, përveç sunneteve të agimit dhe mbrëmjes. Namazi i vitrit falet siç është.

4. Për udhëtarin, namazi i xhumasë nuk është farz dhe namazet e bajramit me prerjen e kurbanit nuk janë vaxhib.

**c. Përfundimet e konkluzioneve të udhëtimit**

1. Udhëtari ka leje për të mos agjëruar.

2. Gjatë kohës si udhëtar, qoftë kur ndodhet në rrugë, qoftë në qëndrim, namazet me katër rekate të mbetura kaza, i bën kaza me nga dy rekate.

Gjatë faljes së namazit farz, udhëtari mund të bëjë sipas vendasit dhe jep selam bashkë me të. Gjithashtu, edhe vendasi mund të lidhet pas udhëtarit, vetëm se vendasi nuk jep selam bashkë me të, por vazhdon të falet gjersa ta plotësojë namazin. Falja e namazeve katër rekatesh në mënyrë të plotë (në vend të 2, me 4 rekate), konsiderohet edhe xhaiz, edhe mekruh tenzihen.

130 Buhari, Umre, 19; Muslim, imare, 179.

### III. Namazi i të sëmurit

#### a. I sëmuri dhe gjendjet e tij

I sëmurë është personi që vuan në trup aq sa për të mos falë dot namaz në këmbë ose, po të falet, do të sëmuret, sëmundja do t'i rëndohet, shërimi do t'i zgjatet. Persona të tillë, nëse mund të rrinë ndenjur, pavarësisht se si rrinë, mund të falin namaz ndenjur aty ku janë. Po s'qe e mundur kjo, mund të falen shtrirë në shpinë në shtrat. Edhe nëse nuk falen dot shtrirë në shpinë, mund të falen kthyer në krah të djathtë. Po s'qe e mundur as kjo, falen kthyer në krah të majtë. Po s'qe e mundur as kjo, për ata namazi s'është më vaxhib.

#### b. Namazi i të sëmurit në gjendje të ndryshme

1. Personi që mund të falet duke qëndruar në këmbë, duhet ta shfrytëzojë këtë mundësi. Personi që nuk mund të bëjë normalisht ruku dhe sexhde, mund të falet me shenja koke.

2. Falja ndenjur. Rukuja bëhet duke u përkulur, sexhdeja duke rënë në sexhde. I sëmuri që nuk mund t'i bëjë rukunë dhe sexhden duke u përkulur, i bën me shenja.

I sëmuri në fillim provon të falet ndenjur pa u mbështetur në ndonjë objekt. Po s'e bëri dot këtë ose nëse kjo e dëmton, falet me shenja duke u mbështetur diku.

3. Personi që nuk mund të falet duke u mbështetur, falet me shenja shtrirë në shpinë. Të sëmurit i vihet një jastëk nën kokë për t'ia kthyer kokën kah kiblja e jo kah qielli. Po të mundet, këmbët nuk i shtrin drejt kibles, por i mbledh.

I sëmuri që nuk falet dot shtrirë, falet me shenja i kthyer në krah të djathtë. Po s'qe e mundur as kjo, falet me shenja i kthyer në krah të majtë.

4. Personi me gjendje mendore normale, dobësia e të cilit zgjat më pak se koha e gjashtë namazeve, duhet t'i bëjë kaza këto namaze pasi të ketë kaluar gjendja e dobësisë.

#### c. Kiblja në namazin e të sëmurit

Për t'u falur, i sëmuri duhet kthyer kah kiblja vetë ose me ndihmën e të tjerëve nëse kjo është e mundur. Po s'qe e mundur, ai falet në atë drejtim që është më i lehtë për të.

## H. Kazaja e namazeve të kaluara

### I. Të përgjithshme

Namazi duhet të falet në kohën e vet! Falja më pas e namazit të pafalur në kohën e vet quhet kaza. Qysh nga çasti kur hyn në moshën e pubertetit ose pjekurisë seksuale, personi duhet t'i falë namazet në kohën e vet. Nëse myslimani i pjekur nuk i ka falur në kohë namazet farze, duke filluar nga hyrja në moshën e pubertetit, për justifikime legale, si: gjumë, harresë, mosdije, etj. ose për justifikime jolegale, krijohen dy situata:

a. Nëse numri i këtyre namazeve është 5 ose më pak, ky person quhet i rregullt.

b. Nëse numri i namazeve të pafalura është 6 e lart, ky person quhet i parregullt.

### II. Përgjegjësia e lënies së namazit, namazet e falura kaza dhe mënyra e faljes kaza

#### a. Përgjegjësia e lënies së namazit

Mosfalja e namazit është nga gjynahet e mëdha. Profeti (a.s.) ka thënë:

*"Namazi e ndan personin (ose besimin) prej mohimit!"*[131]

Kuptimi i kësaj është se falja e namazit është gjëja që e pengon myslimanin të bëhet mohues (qafir). Kur një person e lë namazin, te ai s'mbetet gjë mes shirkut dhe kufrit, besimi i tij rrezikohet.

Në një hadith tjetër thuhet: *"Kush e lë pa falur një namaz, është sikur të ketë humbur pjesëtarët e familjes dhe pasurinë!"* Prandaj namazet duhen falur në kohë.

#### b. Cilat namaze bëhen kaza?

1. Kazaja e farzeve të namazeve të pesë kohëve është farz, kurse kazaja e vitrit është vaxhib.

2. Nga namazet sunnet, sunneti i namazit të agimit mund të bëhet kaza gjer në mesditën e asaj dite. Sunnetet e para të mesditës dhe xhumasë mund të bëhen kaza pas farzeve përkatëse, para sunneteve të fundit ose më pas. Kurse kazaja e sunneteve të tjera s'kërkohet.

131 Muslim, iman, 134; Ebu Davud, sunnet.

**c. Kazaja e namazeve**

Bëhen përpjekje që namazet e mbetura kaza të falen sa më parë, sepse s'dihet se kur mund të vijë vdekja. Kazaja e namazeve duhet bërë veç e veç. Nuk u duhet besuar fjalëve të pabazuara se falja e namazit në ditë apo vende të bekuara bën që të falen namazet e pafalura për një kohë të gjatë ose namazi i braktisur. Personi i rregullt i fal namazet kaza që ka për të falur, sipas radhës së tyre në kohë. Ky person nuk mund ta falë namazin e kohës përkatëse pa përfunduar kazanë e namazeve kaza që ka filluar. Në fillim duhet të falë kazatë, pastaj namazin e kohës përkatëse. Kurse personi i parregullt nuk është i detyruar të ndjekë rregull mes kazave ose kazave dhe namazeve të kohëve përkatëse. Nëse namazet kaza janë shumë dhe të paqarta, personi bën qëllim "të falë namazin e parë të mbetur kaza".

Meqë, sipas fesë sonë, është parim që gjynahet të mos u tregohen të tjerëve, është e dobishme që namazet kaza të falen mundësisht larg syve të njerëzve.

Veç tri kohëve për të cilat nuk falet namaz, namazet mund të bëhen kaza në çdo kohë. Nuk ka ndonjë kohë të caktuar për kaza. Kazaja e namazeve të mbetura kaza është, për personin, më e dobishme se falja e namazeve nafile.



## PËRMBLEDHJE

1. Thoni sunnetet dhe farzet e namazit të pesë kohëve sipas numrit të rekateve.
2. Shpjegoni faljen e namazit të mbrëmjes.
3. Ku dhe kur këndohen lutjes Subhaneke, salavat, Rabbena atina, Rabbenagfirli?
4. Ç'është vitri? Thoni konkluzionin e tij.
5. Si falet një namaz i përsosur?
6. Thoni dobitë individuale, shoqërore dhe kulturore të namazit të xhumasë.
7. Ç'është hutbeja? Kur mbahet?
8. Sa rekate falen në namazin e xhumasë?
9. Cilat janë shërbimet e fundit fetare e njerëzore për të vdekurin?
10. Kush quhet dëshmor? Sa lloje dëshmorësh janë?
11. Cili është konkluzioni i fesë sonë mbi shërbimin ushtarak dhe ushtarin?
12. Përshkruani faljen e namazit të bajramit dhe jepni të dhëna mbi tekbiret e teshrikut.
13. Thoni konkluzionin dhe faljen e namazit të teravive.
14. Ç'do të thotë udhëtim dhe udhëtar? Thoni ç'dini rreth kësaj çështjeje.
15. Cilat janë lehtësitë fetare për udhëtarin dhe të sëmurin?
16. Ç'janë falja dhe kazaja?

# PJESA VII
# ÇËSHTJE TË TJERA TË NAMAZIT

## ÇËSHTJET

A. Imamet dhe xhemaat
B. Sexhdet e gabimit të harresës (sehv), e tilavetit dhe falënderimit
C. Lutjet dhe ajetet që këndohen pas namazit

## PUNË PËRGATITORE

1. Mendoni dhe kërkoni të mësoni se cilat janë vlerat e faljes së namazit me xhemaat.
2. Përcaktoni ndërtimin e xhamive dhe faltoreve, ajetet dhe hadithet mbi rëndësinë e tyre.
3. Mendoni për dobitë fetare, morale, kulturore dhe shoqërore të këtyre objekteve.
4. Ç'dini mbi rëndësinë dhe vlerën e imametit?
5. Cili është kuptimi i sexhdes? Kujt i bëhet sexhde?
6. Kush quhet muezin? Kërkoni të mësoni rëndësinë dhe vlerat e muezinit.

# A. IMAMËT DHE XHEMAAT

## I. Vlera dhe konkluzioni i xhemaatit. Disa terma lidhur me xhemaatin

### a. Vlera dhe konkluzioni i xhemaatit

Thelbësore në namazet janë farzet. Në parim, farzi falet në bashkësi. Në bashkësi, sevapi i tij është 27 herë më i madh. Siç u tha edhe më parë, namazi i xhumasë falet vetëm në bashkësi. Edhe namazet vaxhib të të dy bajrameve falen vetëm në bashkësi. Edhe namazi i vitrit mund të falet në ramazan në bashkësi. Nga namazet sunnet, namazi i teravive mund të falet në bashkësi.

Islami i ka dhënë një vend të rëndësishëm faljes në bashkësi. Profeti ynë (a.s.) porosit:

*"Ai që e fal jacinë me xhemaat, sikur e ka kaluar gjysmën e natës me adhurim. Edhe ai që e fal namazin e agimit me xhemaat, sikur e ka kaluar gjithë natën me adhurim!"*[132]

*"Er-Radha e parë e xhemaatit është si radhë engjëjsh. Po t'ia dinit vlerën, do të vraponit për në radhën e parë! T'i bëhesh imam një personi është më e dobishme se të falesh vetëm. T'u bëhesh imam dy personave është më e dobishme se t'i bëhesh imam një personi. Allahu e do shtimin e xhemaatit!"*[133]

Si rrjedhojë e kësaj rëndësie, falja e farzeve të pesë kohëve namaz me xhemaat është sunnet muekked, kurse falja e xhumasë është farz.

### b. Disa terma lidhur me xhemaatin

Fjala xhemaat do të thotë "grup" ose "bashkësi", kurse në terminologjinë e fikhut do të thotë "personi apo personat që në namaz lidhen pas imamit". Xhemaati përbëhet prej më e pakta një person. Më e shumta nuk është e kufizuar.

132 Muslim, Mesaxhid, 260; Tirmidhi, Salat, 51, etj.

133 Buhari, Ezan, 73; Nesei, imamet, 45, etj.

Fjala imam do të thotë prijës, udhëheqës, kurse si term i fikhut, do të thotë "person pas të cilit është lidhur xhemaati në namaz". Imamet quhet detyra dhe pozita e imamit. Kurse muktedi quhet çdo pjesëtar i xhemaatit i lidhur pas imamit dhe ka kuptimin "i lidhur pas dikujt", "që bën siç bën dikush tjetër".

**II. Situatat pa xhemaat**

Thelbësore për meshkujt është t'i falin farzet me xhemaat. Por në situatat e mëposhtme mund t'i falin edhe vetë individualisht në shtëpi:

1. Kur ekziston frika nga dhuna, kur i sëmuri mund të dëmtohet, kur është errësirë dhe rrugët janë me baltë, kur koha është me reshje të fuqishme dhe bën shumë ftohtë, etj.

2. Kur përgatitja për të dalë jashtë e për të ecur e cenon rëndë shëndetin e personit.

3. Kur personi është i mplakur sa e ka të vështirë të ecë, kur është pjesërisht i paralizuar, etj.

4. Kur personi ka të meta e cungime në shikim.

**III. Detyra e imamit dhe cilësitë e tij**

Profeti ynë (a.s.) sa qe gjallë pati qenë imami i myslimanëve në namaz. Pas tij, imam u bënë katër kalifët rashidinë. Në periudhat e para të Islamit, te personat që bënin detyrën e imamit, krahas dijeve vlerësohej edhe mënyra e tij e jetesës. Imamët e asaj kohe nuk merrnin shpërblim për detyrën që kryenin. Shpërblimi me rrogë i imamëve filloi më vonë.

Që një person të bëhet imam për xhemaatin, duhet:

1. Të jetë mysliman, të ketë zhvillim mendor normal, të jetë mashkull dhe të ketë arritur moshën e pjekurisë seksuale.

2. Ta njohë Kuranin përmendsh aq sa të mund të drejtojë faljen.

3. Është kusht që personi të mos ketë të meta që e bëjnë person të justifikuar.

Personat që nuk plotësojnë këto kushte, nuk mund të bëhen imamë. Xhemaati i mbledhur zgjedh për imam një njeri të denjë mes vetes.

Në namazin që do të falet në shtëpi, imameti i të zotit të shtëpisë, nëse është kompetent për këtë, është më me vend. Është mekruh që si imam të jetë një njeri me anormalitete psiko-seksuale ose i verbër.

Edhe personat si më poshtë nuk është e lejueshme (xhaiz) t'i bëhen imam njëri-tjetrit:

1. Femrat për meshkujt dhe fëmijët e tyre të pjekur. 2. Personat me konfuzione mendore për personat normalë. 3. Personi jokompetent për personin kompetent. 4. Memeci për analfabetin. 5. Personi i justifikuar për personin pa të meta.

**IV. Disa situata para dhe pas lidhjes së xhemaatit pas imamit dhe konkluzionet e tyre**

a. Nijeti. Imami duhet të bëjë nijet për imam dhe xhemaati duhet të bëjë nijet për t'u lidhur pas atij imami.

b. Uniteti i namazit. Namazi që fal imami duhet të jetë i njëjtë me namazin që fal xhemaati. Për shembull, ndërsa imami ka bërë nijet për farzin e mesditës, nuk është e drejtë që xhemaati të bëjë nijet për një namaz tjetër.

c. Vendi i imamit dhe personit (personave) të lidhur pas tij. Është e përshtatshme që vendi i imamit dhe i personit të lidhur pas tij të jenë në një nivel. Është mekruh që disniveli mes vendeve të imamit dhe personit të lidhur pas tij të jetë gjer në 45 cm. më lart ose më poshtë. Nuk është xhaiz që mes imamit dhe personit të lidhur pas tij të ketë pengesa pamjeje ose dëgjimi serioze si mur, largësi, etj. Mund të nxirret përfundim, që vendi i imamit dhe i personit të lidhur pas tij të jenë një.

d. Kudo që të falet namaz, nëse mes imamit dhe personit të lidhur pas tij ose mes dy radhëve ka një hapësirë ujore ku mund të kalojë edhe një varkë e vogël ose një rrugë ku mund të kalojë mjeti më i vogël, kjo situatë është pengesë për lidhjen pas imamit.

e. Numri i xhemaatit. Xhemaati quhet i qenë edhe po të përbëhet prej vetëm një femre ose një fëmije të rritur dhe fitohet sevapi i xhemaatit.

f. Rregulli i radhëve. Nëse xhemaati përbëhet prej një personi, është kusht që ai të qëndrojë në të djathtë të imamit, me thembrat më pas se thembrat e imamit. Nëse numri i xhemaatit është më i madh se dy, ata lidhen në radhë pas imamit. Rregulli i radhës bëhet me sjelljen e thembrave në një vijë. Er-Radha më me vlerë është radha e parë pas imamit. Pastaj, për të tjerat, një pas një.

g. Kalimi para xhemaatit apo personit që fal namaz individualisht. Në rastin kur falet namaz në një xhami të madhe ose truall në natyrë të hapur, kalimi para atij që fal namaz nga pranë duke e parë vendin ku ka për të rënë rë sexhde, është

mekruh, kurse kalimi nga larg nuk është mekruh. Në rastin kur falet namaz në një xhami të vogël ose mjedise të ngushta si shtëpia, kalimi para personit që fal namaz, qoftë edhe nga larg, është mekruh.

h. Zgjatja e namazit ose përfundimi i shpejtë. Drejtimi i faljes së namazi duhet bërë në përputhje me sunnetin. As duhet shpejtuar duke i nënvleftësuar sunnetet, as duhen zgjatur shumë këndimi, tesbihet dhe teshehhudet. Të dyja mënyrat janë mekruh. Në namaz, pas rukusë dhe mes dy sexhdeve duhet respektuar rregulli i duhur.

i. Gabimi i imamit gjatë këndimit. Nëse imami bën gabim gjatë këndimit ose e ka të vështirë ta kujtojë pjesën dhe, ndërkaq, nëse pjesa që ka kënduar gjer në atë çast është e mjaftueshme për namaz, më e mira është që ta ndërpresë aty dhe të shkojë në ruku. Ai nuk duhet të presë që t'ia kujtojë xhemaati. Por nëse pjesa nuk është e mjaftueshme, njëri prej atyre që falen pas tij duhet t'ia kujtojë.

k. Imami nuk ka zë të mjaftueshëm. Në kushtet kur xhemaati është aq i madh sa zëri i imamit nuk arrin te të gjithë, muezini ose njëri prej xhemaatit i përsërit tekbiret e imamit në mënyrë që të dëgjojnë të gjithë. Përdorimi në ditët tona i altoparlantëve është e njëjta gjë.

l. Selami i imamit, individëve dhe xhemaatit. Është sunnet që në selamin e parë, në të djathtë, imami ta ngrejë zërin, kurse selamin e dytë, në të majtë, ta bëjë me zë më të ulët dhe me intonacion të përfunduar.

### V. Falja e namazit me xhemaat

Kur muezini që po këndon ikametin, thotë "hajje alel felah", imami dhe xhemaati ngrihen në këmbë. Xhemaati bën qëllim për namaz dhe për t'u lidhur pas imamit. Imami ia kujton xhemaatit që radhët të jenë të ngjeshura, të rregullta e të drejta, kthehet kah kiblja dhe bën nijet për namaz dhe për imamet, domethënë, për të drejtuar faljen. Imami ngre duart dhe bën tekbir me zë. Edhe xhemaati bën tekbir. Të gjithë këndojnë pa zë Subhaneke. Imami e thotë Eudhubesmelenë pa zë dhe, në vazhdim, me zë në namazet e agimit, mbrëmjes dhe jacisë, këndon Fatihanë dhe suren shtesë, kurse xhemaati dëgjon dhe mendon për kuptimet e tyre. Në namazet e mesditës dhe të pasdites (iqindisë), imami këndon pa zë. Kurse xhemaati në asnjë rast nuk këndon, sepse këndimi i imamit do të thotë këndim i xhemaatit.

Në namazet ku këndohet me zë, pasi imami mbaron Fatihanë, xhemaati thotë në heshtje "amin", (ashtu qoftë). Pasi mbaron këndimin, imami bën tekbir me zë

dhe shkon në ruku. Edhe xhemaati bën ruku. Imami dhe xhemaati thonë në ruku pa zë më e pakta tri herë "Subhane Rabbijel adhim". Duke thënë me zë "Semiallahu limen hamideh", imami kthehet në qëndrimin drejt. Edhe xhemaati kthehet në qëndrimin drejt ku thotë pa zë "Rabbena lekel hamd".

Imami bën tekbir me zë dhe bie në sexhde duke vënë në tokë me radhë duart, gjunjët, ballin dhe hundën. Xhemaati e ndjek në të gjitha veprimet duke bërë tekbir pa zë. Në sexhde, imami dhe xhemaati thonë pa zë të paktën tri herë "Subhane Rabbijel a'la". Imami bën tekbir me zë dhe ngrihet për në qëndrimin ndenjur ku qëndron mbi këmbën e majtë të kthyer nga brenda të shtrirë, kurse këmbën e djathtë e mban pranë vetes në pozicion vertikal me gishtat të kthyera kah kiblja. Edhe xhemaati, duke bërë tekbir pa zë, ulet si imami.

Imami bën tekbir me zë dhe bie në sexhden e dytë ku përsërit të njëjtat veprime të sexhdes së parë. Xhemaati përsërit veprimet e imamit duke bërë tekbir dhe duke thënë lutjen pa zë. Pastaj imami duke bërë tekbir me zë, kurse xhemaati, në ndjekje të tij duke bërë tekbir pa zë, ngrihen për në rekatin e dytë. Imami këndon pa zë Besmele dhe përsërit veprimet e rekatit të parë, por duke kënduar sure ose ajete të tjerë. Edhe xhemaati përsërit veprimet e rekatit të parë. Pastaj të gjithë së bashku bëjnë rukunë dhe sexhdet. Në ndenjet veprohet siç u përshkrua më lart. Imami dhe xhemaati këndojnë pa zë lutjen "Tehijjat".

Pas "Tehijjatit", në namazet e mesditës, pasdites (iqindisë), mbrëmjes dhe jacisë ngrihet për në rekatin e tretë. Kurse në namazin e agimit, pas "Tehijjatit", këndohen pa zë lutjet "Sal'li barik", "Rabbena atina" dhe "Rabbenagfirli". Imami me zë dhe xhemaati pa zë japin selam djathtas e majtas.

Në namazet e tjera veç agimit, pasi këndon "Tehijjatin", imami bën tekbir me zë dhe ngrihet për në rekatin e tretë, kurse xhemaati e ndjek duke bërë tekbir pa zë. Imami e këndon Besmelenë pa zë, këndon Fatihanë dhe duke u ndjekur nga xhemaati, i bën rukunë dhe sexhdet si në dy rekatet e para. Në namazin e mbrëmjes, në ndenjen në fund të rekatit të tretë që është ndenja e fundit e këtij namazi, imami dhe xhemaati bëjnë po ato gjëra që bënë në namazin e agimit në ndenjen pas rekatit të dytë. Pastaj jepet selam djathtas e majtas.

Kurse në namazet e mesditës, të pasdites (iqindisë) dhe jacisë, bëhet tekbir dhe ngrihet për në rekatin e katërt, ku përsëriten të gjitha veprimet e rekatit të tretë dhe, në fund, imami, i ndjekur nga xhemaati, ulen për në ndenjen e fundit si në namazin e agimit. Pasi këndohen lutjet përkatëse dhe jepet selam, muezini thotë:

اللَّهُمَّ أَنْتَ السَّلاَمُ وَمِنْكَ السَّلاَمُ تَبَارَكْتَ يَاذَا الْجَلاَلِ وَالْإِكْرَامِ.

(Allahu ynë! Ti je paqja, paqja është vetëm tek Ti! O Zot i madh e bujar, Ti je i bekuar!)

Falen sunnetet përkatëse. Pas faljes së sunneteve ose, po s'pati sunnet për të falur, si në namazet e agimit dhe iqindisë, këndohet salat dhe selam për Profetin (a.s.). Imami dhe xhemaati pa zë ose vetëm muezini me zë këndojnë ajetin 255 të sures El-Bekare (Ajeti Kursi). Në vijim, thuhen pa zë nga 33 herë dhikret "Subhanallah", "Elhamdulil'lah" dhe "Allahu Ekber" duke menduar për kuptimet e tyre.

Pastaj muezini, me zë, thotë:

لآإِلَهَ إِلاَّ اللهُ وَحْدَهُ لاَشَرِيكَ لَهُ* لَهُ الْمُلْكُ وَلَهُ الْحَمْدُ وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرُ. اللَّهُمَّ احْشُرْنَا فِي زُمْرَةْ الصَّالِحِينَ.

(Nuk ka zot tjetër veç Allahut! Ai është një! Ai s'ka shok! Sundimi është vetëm i Tij! Falënderimi është vetëm për Të! Ai ka fuqi për çdo gjë! Allahu ynë, na bashko ne në ditën e kiametit si një bashkësi njerëzish të mirë!) Imami dhe xhemaati ngrejnë duart për lutje, i luten Allahut dhe, në fund, fërkojnë fytyrën.

Kjo formë namazi dhe mënyrë e faljes së namazit janë forma dhe mënyra e Profetit (a.s.). Ai ka thënë:

*"Faleni namazin siç më keni parë mua ta fal!"*[134] (101)

### VI. Vendosja e femrave në një radhë me meshkujt (muhazat)

Menjëherë pas imamit vendosen meshkujt burra, pas tyre meshkujt fëmijë e, pas tyre, janë radhët e xhemaatit të përbërë prej femrash. Pavarësisht nga vendosja e fëmijëve pas burrave si sunnet, femrat (gra dhe vajza) është kusht të vendosen në radhë pas meshkujve. Nëse ky kusht nuk zbatohet, nëse femrat vendosen, pa asnjë pengesë (ndarje) përkrah meshkujve në një radhë ose në radhë para tyre, namazi i meshkujve që kanë në të djathtë apo në të majtë apo mu përpara femra, prishet.

134 Tecrid-i Sarih Tercümesi, vëll. 2, f. 592, 645.

# Lexim letrar
# Veshja jeshile

Kur u takuam në rrugë, po këndohej ezan.

- Eja të të çoj në xhami, sot është e xhuma, besoj se e di! - I thashë.

Meqë m'i kishte kthyer prapë propozimet edhe herë të tjera, më tha:

- Edhe ti e di se unë nuk shkoj në xhami!

- E di, e di, - i thashë, - po përse?

- Ku ta di, ja që s'më bëhet mbarë, - m'u përgjigj aty për aty, pa u menduar. - Ndoshta është edhe ndikimi i mjedisit. Pastaj, e kam hallin te pantollonat se më prishet hekuri e më hollohen te gjunjët!

- Siç duket, e ke me shaka. A lihet xhamia për këtë?

- E kam seriozisht! Ti e di, jam shumë i dhënë pas veshjes së bukur e të rregullt. Veçanërisht më pëlqen jeshilja...

Ashtu ishte! Përpiqej të vishej sa më mirë, të mbahej i rregullt e i paraqitshëm, kurse nga ngjyrat, parapëlqente tonet e ndryshme të jeshiles.

- Mirë, po kurrë nuk ke shkuar në jetën tënde në xhami? - e pyeta.

- I vogël, pata shkuar disa herë me gjyshin. Por tani s'e besoj se do të mund të shkoj!

Fjalët e tij më habitën shumë dhe u pendova që e hapa atë temë. Megjithatë, i dhamë dorën njëri-tjetrit dhe u ndamë secili në udhë të vet.

Kaluan dy muaj pa u parë pas asaj dite kur dikush më tha se ndodhej në xhami. Shkova menjëherë. Ai ndodhej para radhëve të para të vendosura në bahçen e xhamisë dhe përsëri mbi vete kishte një rrobë jeshile.

I shkova ngadalë pranë dhe, me një zë shumë të dobët, i pëshpërita:

- More, po ti sikur s'kishe për të ardhur asnjëherë në xhami! Si u bë që erdhe?

Ai s'nxori fare zë. Dhe as që mund të nxirrte! Ai vërtet kishte ardhur, më në fund, në xhami, por ama jo vetë dhe ndodhej i mbyllur në tabut. Dhe mbi tabut ishte hedhur një copë jeshile!

# B. SEXHDET E GABIMIT TË HARRESËS (SEHV), E TILAVETIT DHE FALËNDERIMIT

## I. Sexhdeja e gabimit të harresës

Fjala *sehv* do të thotë harresë, gabim, mosditje, indiferentizëm, etj. Sexhdeja në fjalë është sexhdeja e gabimit për shkak të harresës. Si çështje e fikhut, sexhdeja e harresës është sexhdeja që bëhet në fund të namazit, kur për shkak të harresës ose të mungesës së vëmendjes, njëri nga farzet e namazit kryhet më pas ose më parë duke iu ndërruar vendi, një shtyllë e namazit përsëritet, një vaxhib lihet për më pas, i ndryshohet cilësia ose lihet pa bërë. Kjo sexhde përbëhet prej dy sexhdesh, këndimeve të ndenjes së fundit dhe selamit.

Nëse njëri prej farzeve të namazit lihet pa kryer me vetëdije ose për harresë, namazi duhet të përsëritet. Një mangësi e tillë nuk mund të plotësohet me sexhden e harresës. Kjo sexhde mund të bëhet vetëm kur farzi vonohet.

Kurse moskryerja ose kryerja më parë ose më pas e një vaxhibi për shkak të mungesës së vëmendjes, përbën një të metë të namazit, gjë që rregullohet me anë të sexhdes së gabimit të harresës. Për shembull, harrimi i këndimit të lutjes "Tehijjat" në ndenjet e namazit plotësohet me sexhden e gabimit të harresës.

Që personi të mund të vendosë se kur duhet ta bëjë sexhden e gabimit, duhet t'i njohë mirë shtyllat, vaxhibet dhe sunnetet e namazit.

### a. Konkluzioni i sexhdes së gabimit të harresës (sehv), koha dhe mënyra e kryerjes së saj

Kjo sexhde bëhet në fund të namazit kështu:

Në ndenjen e fundit të namazit, këndohet Tehijjati dhe, pa u kënduar salavatet dhe lutjet Rabbena, jepet selam vetëm djathtas, thuhet "Allahu ekber" dhe bihet në sexhde. Në sexhde këndohet tri herë Subhane Rabbijel a'la dhe ngrihet për në qëndrimin ndenjur ku rrihet një sure tesbihi. Thuhet "Allahu ekber" dhe bihet për në sexhden e dytë ku përsëriten gjërat e sexhdes së parë. Pastaj, duke thënë "Allahu ekber", ngrihet për në qëndrimin ndenjur. Këndohen Tehijjati, lutjet Sal'li, barik dhe Rabbena dhe jepet selam djathtas e majtas.

**b. Elementët e sexhdes së gabimit të harresës**

Elementët përbërës të kësaj sexhdeje janë, me radhë, këto:

1. Tekbiret. 2. Sexhdet. 3. Tesbihet që këndohen në sexhdet. 4. Ndenjja mes dy sexhdeve. 5. Këndimi i Tehijjatit. 6. Këndimi i lutjeve Sal'li dhe Barik. 7. Këndimi i lutjes Rabbena. 8. Dhënia selam.

**c. Kryerja e sexhdes së harresës në namazin me xhemaat**

Në namazin me xhemaat, gabimi i imamit që do të thotë edhe gabim i xhemaatit, kërkon bërjen e kësaj sexhdeje edhe nga imami, edhe nga xhemaati. Në anën tjetër, gabimi i individit apo i xhemaatit nuk sjellin si rrjedhojë nevojën e bërjes së sexhdes së gabimit të harresës as për vete, as për imamin. Kur imami e lë pa kryer sexhden e gabimit të harresës, edhe xhemaati e lë pa kryer. Lënia pa kryer e kësaj sexhdeje nga imami kur xhemaati është shumë i madh, gjë që do të shkaktonte konfuzion, është më e dobishme se kryerja.

Personi i lidhur pas imamit me vonesë, nëse imami ka bërë ndonjë gabim para se të lidhej ai, dhe, për rrjedhojë, bën sexhden e gabimit, është i detyruar ta ndjekë imamin në kryerjen e kësaj sexhdeje.

**II. Sexhdeja e tilavetit**

**a. Ç'është sexhdeja e tilavetit?**

Tilavet do të thotë këndim. Sexhde e tilavetit do të thotë sexhde e këndimit. Si çështje e fikhut, sexhdeja e tilavetit është sexhdeja që është vaxhib për t'u bërë nga ana e personit nën përgjegjësi kur këndon vetë ose dëgjon të këndohet njëra prej 14 ajeteve të Kuranit ku përmendet sexhdeja. Këndimi duhet të jetë me një zë të lartë aq sa ta dëgjojë vetë personi që këndon.

Edhe këndimi apo dëgjimi i tekstit përkatës të përkthyer të Kuranit kërkon kryerjen e sexhdes së tilavetit. Po kështu, sexhde duhet bërë edhe kur teksti përkatës i Kuranit dëgjohet i regjistruar, nga radioja ose televizori.

**b. Konkluzioni i sexhdes së tilavetit, kur dhe si bëhet ajo**

Kryerja e sexhdes së tilavetit është vaxhib për çdo mysliman si person nën përgjegjësi. Është vaxhib kryerja në namaz (aty për aty) e sexhdes që është vaxhib, kur në namaz përmendet një ajet i sexhdes. Por jashtë namazit nuk kërkohet që sexhdeja të bëhet menjëherë.

Shtylla ose elementi përbërës i sexhdes së tilavetit është vendosja e ballit në tokë.

Ky element i sexhdes quhet i kryer me anë të shenjës për të sëmurin dhe me anë të rukusë për personin në namaz. Është mustehab që personi në këmbë që ka për të bërë sexhden, të bjerë në sexhde e të ngrihet përsëri në këmbë, gjatë ngritjes të këndojë vetëm غُفْرَانَكَ رَبَّنَا وَإِلَيْكَ الْمَصِيرُ (Të lutem të më falësh! Kthimi është vetëm tek Ti) si dhe, duke rënë rë sexhde e duke u ngritur nga sexhdeja, të thotë "Allahu ekber". Kurse vetë sexhdeja është vaxhib.

Kur në namaz këndohet ajeti i sexhdes, situata paraqitet kështu: Nëse pas ajetit të sexhdes do të këndohen tre ose më pak ajete të tjera, sexhdeja e tilavetit mund të bëhet menjëherë ose të kryhet me rukunë dhe sexhdet në vijim. Për sexhden e tilavetit mund të bëhet ose mund të mos bëhet qëllim (nijet). Por nëse do të këndohen më shumë se tre ajete, sexhdeja e tilavetit duhet të bëhet menjëherë.

Sexhdeja e tilavetit për ajetin e sexhdes të menduar në namaz, nuk mund të bëhet pas namazit. Sepse kjo sexhde e tilavetit është bërë pjesë e pandarë e namazit. Ajo duhet kryer brenda namazit.

### III. Sexhdeja e falënderimit

Sexhdeja e falënderimit është sexhdeja e bërë me ndjenjën e falënderimit për Allahun për një ngjarje ose lajm të gëzuar, për kapërcimin e një fatkeqësie. Bëhet si sexhdeja e tilavetit. Mund të bëhet edhe jashtë namazit. Personi kthehet kah kiblja, bëhet tekbir dhe bihet në sexhde. Falënderon Allahun dhe këndon tesbihe për Të. Nga sexhdeja ngrihet me tekbir. Kjo sexhde është mustehab. Profeti (a.s.) e ka bërë këtë sexhde pas ngjarjeve të gëzuara.

## C. LUTJET DHE AJETËT QË KËNDOHEN PAS NAMAZIT

### I. Qëllimi i lutjes dhe lutjet e kënduara në fund të namazit

#### a. Qëllimi i lutjes

Lutjet nuk këndohen vetëm për t'u kënduar; përkundrazi, lutjet janë urdhëruar të këndohen (të thuhen, të bëhen) duke i kuptuar dhe ndjekur kuptimin e tyre në mënyrë të vetëdijshme. Lutjet tona nuk janë mjete magjie apo mrekullie. Ato janë

koncepte që i drejtohen mendjes dhe ndërgjegjes së çdo myslimani të aftë për të kuptuar, që tregojnë për të vërtetat e jetës, që kërkohet nga feja të mbahen gjallë në zemër. Nëse lutja thuhet me gojë e ndihet në ndërgjegje, do të thotë se me të personi i është drejtuar Allahut me fjalë.

Myslimanët duhet të bëjnë lutje duke e ditur se ç'kërkojnë prej Allahut.

Është e vërtetë se, disa herë, bëhen lutje pa ua ditur kuptimin. personi e bën lutjen për Allahun me ndjenja të sinqerta. Për më tepër, sytë i mbushen me lot, emocionohet, trupi i dridhet, bie në dalldi. Në këtë rast personi i është drejtuar Allahut me ndjenja.

**b. Lutjet që këndohen në fund të namazit**

Kur përfundon namazi, personi thotë tri herë اَسْتَغْفِرُ الله (I kërkoj falje Allahut). Pastaj këndon lutjen:

اَللّٰهُمَّ أَنْتَ السَّلاَمُ وَمِنْكَ السَّلاَمُ تَبَارَكْتَ يَاذَا الْجَلاَلِ وَالْإِكْرَامُ

(Allahu ynë Ti je shpëtimi, shpëtimi është tek Ti! Ti je i lartë e i bekuar, Ti je i madh e bujar).

Pastaj i drejtohet Profetit salavat. Ashtu siç u bë e qartë edhe më lart, te çështja e faljes së namazit me xhemaat, pasi mbaron falja, mes të tjerash, është sunnet të bëhen tesbihet: 33 herë Subhanallah, 33 herë Elhamdulil'lah dhe 33 herë Allahu Ekber.

Pas këtyre tesbihve, thuhet shprehja, teksti dhe kuptimi i së cilës është dhënë edhe më parë dhe pas së cilës secili bën lutjen që di vetë dhe që e thotë me gjithë zemër:

لآإِلَهَ إِلاَّ اللهُ وَحْدَهُ لاَشَرِيكَ لَهُ* لَهُ الْمُلْكُ وَلَهُ الْحَمْدُ وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ. اللّٰهُمَّ احْشُرْنَا فِي زُمْرَةِ الصَّالِحِينَ

Disa prej lutjeve të bëra nga Profeti pas namazit janë kështu:

*Allahu im! Nuk ka kush ta pengojë atë që jep Ti dhe që ta japë atë që e pengon Ti! Po të mos japësh Ti, pasuria dhe mundësitë nuk i sjellin dobi të zotit!*

*Allahu im! Mbështetem tek Ti nga mohimi, nga varfëria dhe nga ndëshkimi i varrit!*

*Allahu im! M'i fal të metat e gabimet e mia të dukshme e të padukshme që di Ti!*



Profeti (a.s.) i ka këshilluar disa myslimanë të këndojnë dy suret e fundit të Kuranit, El-Felek dhe En-Nas që quhen edhe "Dy mbrojtësit" (muavvidhetejn).

Disa herë Profeti këndonte lutjen si më poshtë:

أَللّٰهُمَّ اِنِّي اَعُوذُ بِكَ مِنَ الْبُخْلِ وَاَعُوذُ بِكَ مِنَ الْجُبْنِ وَاَعُوذُ بِكَ مِنْ اَنْ اَرُدَّ اِلَى اَرْذَلِ الْعُمُرِ وَاَعُوذُ بِكَ مِنْ فِتْنَةِ الدُّنْيَا وَاَعُوذُ بِكَ مِنْ عَذَابِ الْقَبْرِ

(Allahu im! Mbështetem tek Ti nga koprracia, nga frika, nga jeta e turpshme, nga intrigat e kësaj bote dhe nga ndëshkimi i varrit!)

Si dhe:

أَللّٰهُمَّ اَعِنِّي عَلَى ذِكْرِكَ وَشُكْرِكَ وَ حُسْنِ عِبَدَتِكَ

(Allahu im! Më ndihmo të të kujtoj Ty, të të falënderoj Ty, të të adhuroj ashtu siç duhet Ty!)

**c. Vlera e lutjeve**

Profeti (a.s.) ka pohuar se personi që bën nga 33 herë tesbih, tahmid dhe tekbir, do të marrë shumë sevape dhe se në nivelin e virtytit të tij nuk do të mund të arrijnë ata që nuk i bëjnë ato dhe se ato do të bëhen pretekst që t'i falen gjynahet.

**II. Ajetet që këndohen pas namazit**

Është rregull (zakon) që para tesbihve të këndohet ajeti 255 i sures El-Bekare, i quajtur Ajeti Kursi. Për këtë ajet, Profeti (a.s.) ka thënë kështu: *"Ajeti më i madh i Kuranit është Ajeti Kursi" si dhe, "Ajeti Kursi është zotëria i ajeteve të Kuranit".*

Kurse pas namazeve të agimit dhe mbrëmjes është këshilluar të këndohen ajetet 22, 23 dhe 24 të sures El-Hashr. Lidhur me këtë çështje, Profeti (a.s.) ka thënë kështu:

اَعُوْذُ بِاللهِ السَّمِيعِ الْعَلِيمِ مِنَ الشَّيْطَانِ الرَّجِيمُ

"Nëse personi që del në dritë, thotë: (Mbështetem te Allahu që dëgjon dhe di, nga shejtani i mallkuar) dhe këndon tre ajetet e fundit të sures El-Hashr, Allahu ngarkon shtatëdhjetë mijë engjëj që bëjnë lutje për mirë për të gjer në mbrëmje. Po të vdesë para mbrëmjes, është dëshmor. Allahu jep të njëjtat gjëra edhe për ata që i këndojnë këto ajete në mbrëmje.

Kurse pas namazit të jacisë është sunnet të këndohen dy ajetet e fundit të sures El-Bekare (185-286). Lidhur me këtë, Profeti ynë ka thënë kështu:

*"Atij që këndon dy ajetet e fundit të sures El-Bekare në një natë, ato i mjaftojnë atij për atë natë. Në shtëpinë ku këto dy ajete këndohen tri ditë, shejtani nuk afrohet. Këndojini dy ajetet e fundit të sures El-Bekare. Zoti im m'i dha mua ato nga poshtë Arshit. Këto ajete janë nga një thesar poshtë Arshit. Dhe asnjë profeti para meje nuk i janë dhënë. Mësojini vetë këto ajete dhe ua mësoni edhe grave e fëmijëve, sepse këto janë edhe Kuran, edhe namaz, edhe lutje!"*



## Lexim letrar
## Nuk merr me vete tjetër gjë veç qefinit

Komandanti i madh Salahuddin Ejjubiu, i cili, me një sakrificë të shenjtë, e pati bërë gjoksin e tij të mbushur plot besim, mburojë për ta mbrojtur Islamin nga ushtritë e kryqtarëve, në shtratin e vdekjes kur po jetonte çastet e fundit të jetës, u qe lutur kështu njerëzve përreth:

"Më sillni një shkop të gjatë..."

Megjithëse ata që i rrinin te koka nuk e kuptuan, kërkesën ia plotësuan.

Salahaddin Ejjubiu që një kohë ishte një trim i madh, tani me vështirësi e nxori nga poshtë mbulesës dorën e pafuqishme, mori shkopin dhe, duke bërë me të, shenjë te dollapi në qoshe, tha:

"Aty rri fshehur qefini im. Nxirreni atë dhe vareni në majën e këtij shkopi!"

Njerëzit plot kërshëri dhe emocion ia plotësuan edhe këtë kërkesë. Dhe atëherë, trimi i madh që pa në fund të këmbëve të valëvitet një qefin i bardhë mbi majën e shkopit, la këtë porosi:

"Merreni tani këtë shkop, shëtisni me të në dorë të gjitha rrugët e Damaskut dhe, ngado që të kaloni, thoni kështu:

"O njerëz! E njihni sundimtarin tuaj, Salahuddin Ejjubiun! Ja, pra, sundimtari juaj po shkon duke i lënë këtu të gjitha thesaret, të gjithë pasurinë! Ai po merr me vete vetëm këtë qefin prej dy arshi, që shihni majë këtij shkopi!"

Populli që po përcillte sundimtarin e tij që vdiq po atë ditë, këndoi lutje, përcolli hatme për të! Dhe derdhi lot për sundimtarin e vet të shquar që u kishte kujtuar, se njeriu nuk merr me vete për në botën tjetër, veçse një copë bezeje!



## PËRMBLEDHJE

1. Shpjegoni kuptimin leksikor dhe terminologjik të fjalëve të fikhut, iktida, muktedi, munferid, mudrik, mesbuk dhe lahik.

2. Ç'kuptoni me shprehjen vënie përkrah e meshkujve me femrat?

3. Kush mund të mos shkojë në namazet e falura me xhemaat?

4. Cilat janë rastet kur bëhet e s'bëhet sipas imamit?

5. Ç'është sexhdeja e gabimit të harresës (sehv)? Në ç'raste dhe në ç'pjesë të namazit bëhet?

6. Si bëhen sexhdet e gabimit, tilavetit dhe falënderimit? Thoni konkluzionet e tyre.

7. Cilat janë ajetet dhe lutjet që këndohen në fund të namazit? Thoni vlerat e tyre

# PËRMBAJTJA

## PJESA I

## PJESA II



## PJESA III

## PJESA IV

## PJESA V

## PJESA VI

## PJESA VII